# PARATHENIE

*Lavdi Allahut Mëshirues e Shpërblyes që na ka nderuar ne, robtë e Tij të ngratë, me dhuntinë e besimit!*

*Paqja qoftë mbi Krenarinë e Përjetshme të gjithësisë, profetin Muhammed, të dërguar si mëshirë për botët!*

Thelbi shpirtëror i Islamit është, në besim, tevhidi, domethënë uniteti i Allahut, kurse në veprim, edukata, orientimi dhe mëshira. Mëshira është fryti i parë i besimit. Një zemër larg mëshirës nuk mund të quhet e gjallë. Besmele-ja që është kreu i çdo pune dhe Fatiha-ja, kreu i parë i Kur'anit, fillojnë me emrat **Rahman** (mëshirues) dhe **Rahim** (shpërblyes) të Allahut që shprehin mëshirën, mirëbërësinë dhe shpërblimin e Tij. Edhe historitë e jetës së profetëve dhe të prijësve shpirtërorë janë plot me akte legjendare mëshire. Ndërkaq, njëra nga shfaqjet më të plota të mëshirës është **dhurimi** që në terminologjinë përkatëse shprehet me fjalën **infak.**

Krijimi i një mjedisi shoqëror të qetë e të kënaqur duke rritur e formuar njeriun delikat, të mirë e të thellë, është një prej synimeve bazë të fesë. Ky formim është i mundur vetëm me mbushjen e zemrave me ndjenjat e mëshirës dhe dhembshurisë dhe me anë të zeqatit, dhurimit dhe shërbimit që janë shfaqjet më të bukura të mëshirës dhe dhembshurisë. Sepse të gjitha këto janë një detyrim falenderimi nga më të rëndësishmit të robit ndaj Zotit të vet.

Shenja më e madhe e dashurisë së vërtetë është sakrifica. Ai që do dikë, sakrificën për atë që do e kupton, në masën e dashurisë që ndjen, si kënaqësi dhe detyrë. Prandaj, do të duhej që zemra besimtare t'i rrokë, t'i dojë e t'i trajtojë tërë krijesat me mëshirë dhe dhembshuri për hir dhe respekt të Krijuesit!

Në kohën tonë kur ndjenjat e vëllazërisë janë dobësuar, kur qetësia dhe prehja shoqërore janë humbur dhe kur urrejtja dhe armiqësia janë

shtuar, është nevoja e një bashkëpunimi serioz për dhurim, ndihmë dhe shërbim. Por sa keq që në shoqërinë ku ndodhemi sot, për shkak të krizave shoqërore e ekonomike, nga njëra anë, dhe faktit që shumica e individëve janë shtënë pas interesit material, nga ana tjetër, aspekti zbatues i fesë me anë të sakrificave materiale është ndër specifikat më të shumta të nënvleftësuara e të harruara, nga të cilat, ato që vijnë në mendje të parat, janë detyrimet fetare të zeqatit, dhurimit dhe ndihmës si dhe institucionet mirëbërëse mbështetur mbi ndjenjën e dhembshurisë, siç janë vakfet.

Temat islamike që e rregullojnë jetën nga djepi gjer në varr, duhet të ritrajtohen në përputhje me nevojat, kërkesat dhe domosdoshmëritë e çdo periudhe. Po të mos bëhet kjo, ndodh që, në rrjedhën e kohës dhe baticë-zbaticat e jetës, as të mos vihet re se sa mund të largohemi nga bukuritë e sjelljes të Islamit dhe se gjer në ç'gradë mund të dobësohen këto ndjenja të larta ndër zemrat! Për shembull, njëra nga këto, siç e kemi prekur shkurt në librin tonë, është "çështja e të dhjetës".

Prandaj edhe ne ndjemë nevojën për ta shkruar këtë vepër me qëllim për t'i kujtuar parimet themelore të disa çështjeve lidhur me aspektin material-financiar të fesë sonë dhe për t'i vlerësuar me anë të atyre parimeve të vërtetat e shoqërisë brenda së cilës jetojmë. Synimi ynë është që të përpiqemi që, në shoqërinë tonë që po përjeton në nivelin më të lartë një shqetësim materialo-shpirtëror, me pretekstin e bashkëpunimit në fushën e vakfit, zeqatit dhe dhurimit, të sigurojmë arritjen e një gjendjeje dëshirimi, entuziazmi dhe vetëdijshmërie.

Në librin tonë deshëm që, të vërtetat shkencore lidhur me çështjen, t'i përdorim si kriter për të bërë një vetëllogari ndërgjegjeje. Me të vërtetë, njëri prej motiveve themelore të sukseseve historike të qytetërimit islam, në përgjithësi, dhe shtetit osman, në veçanti, i cili, duke marrë përsipër apologjinë dhe mbrojtjen para gjithë botës të një botëkuptimi të ndryshëm, pati qëndruar gjashtë shekuj e gjysmë në këmbë dhe u pati dhënë mundësi të bashkëjetonin dhjetra shoqërive me fe, gjuhë dhe raca të ndryshme, ka qenë, pa dyshim, "institucionaliteti i mirëbërësisë" dhe rëndësia që u kushtoi vakfeve mes institucioneve të mirëbërësisë.

Meqë i erdhi vendi, duhet thënë se historia si manual përvojash kombëtare, është kujtesa e kombeve. Prandaj nuk mund të përfytyrohet ndonjë komb që s'është nevojtar për funksionin udhëzues të historisë me qëllim për ta orientuar drejt e saktë të ardhmen, sidomos po qe se ajo histori është e mbushur plot me suksese dhe fitore materiale e shpirtërore të pashembullta që do të siguronin një besim e siguri për brezat e ardhshëm!

Njëra prej faqeve më të shkëlqyera të trashëgimit tonë historik nga pikëpamja njerëzore dhe qytetërimore është edhe ringjallja morale dhe përsosja e njeriut me anë të vakfeve, dhurimit, mirëbërësisë dhe edukimit shpirtëror, janë veprimtaritë që bëhen pretekst për ta pajisur njeriun me veti morale-shpirtërore që do ta realizonin në mënyrën më të përsosur qëllimin e krijimit të tij.

Me të vërtetë, ashtu siç do të përshkruhet në këtë vepër kur t'i vijë vendi, etërit tanë të bekuar, duke ua zgjidhur çështjet njerëzve nevojtarë, e patën shtrirë dhe përgjithësuar mëshirën, dashurinë dhe shërbimin gjer te kafshët e dobëta e të sëmura si krijesa të Allahut! Ky nivel nuk është arritur gjer më sot në asnjë vend të botës. Prandaj kemi shumë mësime për të marrë nga historia jonë e famshme. Ata patën arritur një nivel mëshire, dashurie dhe qytetërimi të pamundur për t'u arritur gjer tani, siç ka qenë, për shembull, ushqyerja me mish gjahu dhe mjekimi me muzikë i të sëmurëve mendorë që etërit tanë i quanin me një edukatë dhe respekt të lartë, **"të sëmurët e nderuar"!**

Në qytetërimin islam-osman të vakfeve, leprozëve të izoluar nga shoqëria për shkak të sëmundjes së tyre ngjitëse e të rrezikshme u është zgjatur dora e dhembshurisë, për ta janë ngritur institucione ku atyre u bëheshin të gjitha llojet e shërbimeve.

Eshtë jashtëzakonisht e rëndësishme që t'i mësojmë ashtu siç duhet praktikat dhe veprimtaritë e osmanëve që bënin fole të ashtuquajtura **"shtëpitë e zogjve"** nën strehët e ndërtesave për strehimin e zogjve dhe që ngrinin vakfe për lejlekët e plagosur që nuk shtegtonin dot kur

vinte koha e shtegtimit, në mënyrë që ta vlerësojmë veten me kriteret e tyre!

Nga ana tjetër, etërit tanë që e reflektonin mëshirën dhe dashurinë me përmasat më ideale në shërbimet vakfnore dhe mirëbërëse të tyre, kanë treguar edhe vëmendjen, delikatesën dhe përpjekjen më të madhe për ruajtjen e nderit dhe dinjitetit të të mjerëve, të të vobektëve, të vejushave dhe jetimëve. Delikatesa të tilla si krijimi dhe caktimi nëpër xhami i **"gurëve të sadakasë"** (gurët e lëmoshës ku liheshin lëmoshat) me qëllim për të siguruar që dhënësi i lëmoshës dhe marrësi i lëmoshës të mos e shihnin njëri-tjetrin, si shpërndarja në errësirën e natës nëpër shtëpi e ushqimeve për nevojtarët me qëllim për të mos e dëmtuar dinjitetin e tyre, janë një mënyrë sjelljeje shembullore përmes së cilës mëshira dhe dashuria realizoheshin në përmasa ideale. Madje ngritja e një vakfi që kompensonte dëmet e bëra pa dashje nga shërbëtorët për të mos ua lënduar zemrën, është një thellësi ndjesore shembullore e tej çdo përfytyrimi! Edhe të gjitha këto janë parime jetësore që duhen kujtuar dhe ripërftuar me përparësi në ditët e sotme me qëllim për të vlerësuar denjësisht nderin dhe dinjitetin e njeriut.

Këto njohuri, bukurinë dhe vlerën e të cilave mund ta kuptojmë me aq sa t'i reflektojmë në jetën, sjelljet dhe ndjenjat tona, duke u nisur nga shembujt e mëshirës dhe delikatesës ideale në përmbajtjen e tyre, janë mjete paralajmërimi dhe orientimi të shkundjes dhe zgjimit për të cilin jemi jashtëzakonisht nevojtarë sot!

Fakti që në librin tonë u kemi dhënë kaq shumë vend shembujve të tillë nuk është thjesht për të larë borxhin e "besës dhe miratimit" që na takon si ndërgjegje ndaj etërve tanë të bekuar, por, në të vërtetë, për t'i marrë si shembull bukuritë e tyre me qëllim për t'i zbatuar.

Në bartjen në shoqëri të kësaj dashurie, dhembshurie dhe mëshire, sidomos siç e patën bërë etërit tanë, vakfet janë, për njeriun tonë të ditëve të sotme, vende ku ekspozohet shembulli, modeli dhe ku merret mësim. Në këtë vepër ne, bashkë me lexuesit tanë, kemi dalë për të vi-

zituar një ekspozitë historike asistence sociale e mirëbërësie. Zoti ynë na e mundësoftë që të frymëzohemi siç duhet nga kjo ekspozitë mirëbërësie!

Të gjitha këto shërbime të begata, të larta e të bukura, disa shembuj të të cilave i dhamë gjer këtu, sigurisht që, para së gjithash, mund të realizohen në sajë të njerëzve shembullorë të shërbimit që janë gati të sakrifikojnë për t'i çuar në vend ato. E thënë ndryshe, të gjitha veprimet dhe shërbimet e bukura të bëra japin rezultat sipas zemrës dhe nivelit të përgatitjes së njerëzve që i marrin përsipër. Ndërsa punët e lëna në duar të një njeriu të aftë, të përgatitur mirë dhe të përkryer përfundojnë në mënyrë të përsosur, punët nën përgjegjësinë e njerëzve të paaftë e të papërgatitur mirë përfundojnë me mijëra pendime e dëshpërime! Duke u mbështetur mbi këtë të vërtetë, veprës sonë i shtuam një kapitull të veçantë mbi shërbimin dhe etikën e tij, ku trajtuam etikën dhe kriteret e domosdoshme për personat prijës në rrugën e shërbimit shoqëror që të arrijnë aftësimin dhe vetitë e duhura në shërbimet që do të kryejnë.

Etika dhe kriteret përkatëse të klasifikuara në dymbëdhjetë pika përmbajnë pjekurinë e dyanshme që përbën fushën materialo-shpirtërore të anës së jashtme e të brendshme, të diturisë dhe kulturës, të mendjes dhe zemrës, të kësaj bote dhe përjetësisë, të domosdoshme për njeriun e shërbimit shoqëror. Synimi ynë është që personat kandidatë për të arritur cilësi të bukura e sublime, të jenë dhe të bëhen persona cilësorë e të denjë, të zgjedhur e të përkryer, të përgatitur në të dy anët, si zogjtë me dy flatra!

Zoti ynë, falna ne këtë përgatitje!

Me këtë rast, i falenderoj M. Akif Gynajn dhe vëllezërit akademicienë që kanë kontribuar në shkrimin e kësaj vepre dhe lutem që shërbimi i tyre të pranohet në lartësinë e Allahut (xh.xh.) si një mirëbërësi me veprim të pashtershëm!

**Allahu im, zotëruesi i vërtetë i pasurisë dhe pushtetit! Të gjitha shfaqjet e dhurimit, shërbimit, mëshirës dhe dhembshurisë në udhën Tënde u bëfshin thesari i pashtershëm i jetës sonë ndjesore!**

**Amin, ashtu qoftë!**

Osman Nuri TOPBASH

YSKYDAR, 2002

# VAKFI

Vakfi është institucionalizimi me qëllim për t'u dhënë vazhdimësi dhurimit, ndihmës dhe mirëbërësisë si shfaqje të mëshirës, dhembshurisë dhe dashurisë ndaj krijesave për hir të Krijuesit. Institucionalizimi në fjalë është kushtimi i një pasurie Allahut, domethënë heqja dorë nga pronësia mbi një pasuri duke siguruar që ajo të përdoret përjetësisht për një qëllim shpirtëror. Ky qëllim shpirtëror është, duke i trajtuar nevojtarët përkatës me dhembshuri dhe mëshirë, duke i ndihmuar ata, fitimi i pëlqimit të Zotit. Në esencë, sakrifikimi i pasurisë dhe, po të duhet, edhe i jetës në rrugën e Allahut (xh.xh.) si një kusht i përkryerjes së besimit, është një urdhër hyjnor që duhet ta zbatojë çdo besimtar. Në Kur'an thuhet kështu:

**"Besimtarë të vërtetë janë vetëm ata që u besojnë Allahut dhe të Dërguarit dhe pastaj, pa rënë në dyshim, luftojnë me pasurinë dhe jetën e tyre në rrugën e Allahut! Ja, këta janë besnikët!"** (el-Huxhurat, 15)

**"Ata të devotshmit që japin (në rrugën e Allahut) nga çdo gjë që u kemi dhënë si pjesë të mirash!"** (el-Bakara, 3)

**"Allahu ka blerë nga besimtarët jetët dhe mallrat e tyre në shkëmbim të xhennetit..."** (et-Tevbe, 111)

**"Nga njerëzit ka të tillë që e sakrifikojnë veten dhe pasurinë për të fituar pëlqimin e Allahut..."** (el-Bakara, 207)

Islami që e konsideron këtë botë si mjedis përgatitjeje për përjetësinë dhe përjetësinë, si vazhdimin e kësaj bote, ka ngritur drejtpeshimin më të bukur e më të përsosur mes këtyre dy botëve për sa u përket raporteve trup-shpirt dhe materie-ide, kështu, ka siguruar truallin më të shëndoshë për një shoqëri të qetë, harmonike dhe në mirëqenie.

Vakfet e përhapura në një fushë të gjerë që kryejnë shërbime, janë institucionet më të përsosura të dhënies, dhurimit, ndihmës dhe mirëbërësisë. Vakfi është forma më e përsosur e shfaqjes së dhembshurisë dhe mëshirës që janë shenjë treguese e Islamit ndaj çdo krijese. Në Kur'an është urdhëruar që, si besimtarë të formuar, të japim, të dhurojmë nga gjërat më të dashura në mënyrë që të arrijmë pëlqimin hyjnor.

Për njeriun, gjërat më të larta e më të rëndësishme për nga vlera janë shpirti (jeta) dhe malli (pasuria). Blerja e xhennetit dhe fitimi i pëlqimit të Allahut janë të mundura me anë të dhurimit në rrugën e Allahut. Është për këtë arsye që njerëzve që e dhurojnë bujarisht



*"Zemrat e mbytura në varfëri e nevojtari i përngjajnë një shtëpie të mbytur në tym. Dhe ti, duke ia vënë veshin mjerimit të tyre, hap një dritare për atë shtëpi plot tym që të largohet tymi, kurse shpirti yt të bëhet më i ndjeshëm!"*

*Mevlana Xhelaleddin Rumi.*



pasurinë dhe jetën, pra, çdo gjë që kanë, në rrugën e Allahut, u është thënë **"njerëz vakëf".** Me të vërtetë, njerëz të tillë janë të denjë të kujtohen dhe përmenden në këtë mënyrë ngaqë ia kanë kushtuar (e kanë bërë vakëf) veten bashkë me të gjitha mundësitë e veta për mirëbërësi dhe dobi!

Njerëz të tillë marrin përsipër një detyrë jashtëzakonisht me rëndësi në sigurimin e qetësisë dhe kënaqësisë së shoqërisë. Sepse veprimtaritë dhe shërbimet e tyre, përgjithësisht, duke mos qenë të posaçme për jetën e përkohshme të kësaj bote, me anë të institucioneve të ngritura prej tyre, paraqesin vazhdimësi në mënyrë përfshirëse edhe për kohët e ardhshme. Ata që ndodhen më në krye të njerëzve vakëf janë profetët, prijësit dhe besimtarët që kanë arritur përkryerjen nën edukimin e tyre. Ata e kanë bartur në të katër anët e botës entuziazmin e besimit të zemrave të tyre dhe prapë ata janë që kanë mbushur faqet e arta më të zgjedhura të historisë!

Fakti që koha jonë është skenë e një mijë e një shqetësimeve për shkaqe shoqërore dhe ekonomike, është rrjedhojë, deri diku, edhe e faktit që vakfet e vjetra e të pasura janë rrënuar tejet, ndërkaq që të rejat mbeten të pamjaftueshme përballë nevojave. Për kompensimin e kësaj pamjaftueshmërie duhet që njerëzit e kamur të ditëve të sotme të tregojnë zellin dhe përpjekjet e duhura, sepse përgjegjësia në këtë çështje u bie, para së gjithash, atyre.

Në hadithin profetik porositet kështu:

*"Kur vdes njeriu, bashkë me të merr fund edhe veprimi dhe mirësia e akteve dhe punëve të tij me përjashtim të: 1) sadakasë rrjedhëse; 2) diturisë nga e cila vazhdojnë të përfitojnë njerëzit; 3) fëmija i dobishëm që lutet pas tij për të!"*

*(Muslim, Vasijje, 14)*

*"Kur vdes personi, mirësitë e të gjitha akteve të tij ndërpriten (bashkë me ndërprerjen e akteve), me përjashtim të sadakasë (lëmoshës, mirëbërësisë) që vazhdon të veprojë, të diturisë së lënë prej tij, nga e cila vazhdojnë të përfitojnë njerëzit, dhe të fëmijës së dobishëm i cili lutet pas tij për të!"* (Muslim, Vasijje, 14)

Dijetarët islamë kanë deklaruar se me sadakanë (lëmoshën, mirëbërësinë) që vazhdon të veprojë, e cila, në terminologjinë përkatëse, quhet sadakatu'l-xharije (mirësi rrjedhëse), përgjithësisht bëhet fjalë për vakfin. Sadakatu'l-xharije ose mirësi rrjedhëse quhet lënia, për pëlqim të Allahut, e një vepre që kryen shërbim të vazhdueshëm, të pandërprerë.

Ka lumenj dhe çezma që vazhdojnë të rrjedhin të kthjellta qysh kur është krijuar bota. Ja, këtyre ujrave të rrjedhshme ua përngjason Profeti një sërë dobish të bëra në rrugën e Allahut. Ndërkaq, "uji i rrjedhshëm" për të cilin aludon Profeti, është diçka më e ndryshme, është një çezëm që do të rrjedhë jo vetëm gjer në kiamet, por gjer në përjetësi, duke i sjellë vazhdimisht personit lutje dhe shpërblim, dhe kjo çezëm është sadakaja rrjedhëse me veprim të vazhdueshëm që do ta kredhë personin në dritë të përjetshme.

Duke i vënë gjithësinë me gjithë çka brenda në dispozicion të njeriut, Allahu i Lartë e ka bërë njeriun përgjegjës. Fëmijët, malli, pasuria, shëndeti janë amanete të lëna njeriut brenda kësaj përmbajtjeje. Njeriu është i detyruar t'i mbrojë këto me rreptësi. Përdorimi i amanetit duke e respektuar atë ashtu siç duhet dhe duke pasur për orientim pëlqimin e Allahut, është nga



*Thonë i zoti i mallit, i zoti i pasurisë;*

*Kush është i zoti i parë i pasurisë?*

*Malli, gënjeshtër; pasuria, gënjeshtër...*

*Merru dhe ti pak me to në s'paç punë tjetër!*

*(Junus Emre)*

pretekstet më me rëndësi për tërheqjen e mëshirës dhe begatisë hyjnore.

Ashtu siç shprehet poeti Junus Emre në vargjet e mëposhtme, pasuria në kuptim të vërtetë i përket Allahut. Njeriut i është dhënë e drejta e përdorimit dhe administrimit të saj vetëm për një fragment kohe të caktuar:

*Thonë i zoti i mallit, i zoti i pasurisë;*
*Kush është i zoti i parë i pasurisë?*
*Malli, gënjeshtër; pasuria, gënjeshtër...*
*Merru dhe ti pak me to në s'paç punë tjetër!*

Prandaj, një nga kushtet për të mund të qenë një besimtar i përkryer, është të jetosh me vetëdijen se "pasuria është amanet"! Nisur nga kjo, përdorimi i pasurisë ose kapitalit jashtë kritereve të dhënies, dhurimit dhe ndihmës konsiderohet si tradhti ndaj amanetit. Jo vetëm llogaria e kësaj tradhtie do të jetë e rëndë në jetën tjetër, por është e qartë edhe se kjo do të shkaktojë në këtë botë kriza në planin individual e shoqëror. Ndërkaq, zelli dhe bashkëpunimi në fushën e dhënies, dhurimit dhe ndihmës janë shprehje të një falenderimi konkret ndaj Allahut të Lartë për të mirat që na ka dhënë!

❖

Bereqeti ose begatia e vërtetë e mirësive të bëra në rrugën e Allahut dhe për pëlqim të Tij varet nga qëllimi dhe principialiteti e sinqeriteti i personit. E rëndësishme është që aktet dhe veprimet të kryhen me principialitet, sinqeritet dhe devocion. Edhe për mirësinë

*"Gjendja e atij që e shpenzon pasurinë në rrugën e Allahut dhe për pëlqim të Tij, është si gjendja e farës së grurit nga e cila del një kalli me njëqind kokrra gruri. Allahu i jep me shumëfish atij që dëshiron. Allahu është dhurues i madh dhe që di me të vërtetë!"*

*(el-Bakara, 261)*



më të vogël të bërë për pëlqimin e Tij, Allahu i Lartë dhuron begati të mëdha. Në Kur'an theksohet:

**"Gjendja e atij që e shpenzon pasurinë në rrugën e Allahut dhe për pëlqim të Tij, është si gjendja e farës së grurit nga e cila del një kalli me njëqind kokrra gruri. Allahu i jep me shumëfish atij që dëshiron. Allahu është dhurues i madh dhe që di me të vërtetë!"** (el-Bakara, 261)

Profeti (s.a.s.) porosit:

*"Kush ndërton një faltore për hir të Allahut, Allahu ngre për të një pallat në xhennet!"* (Muslim, Mesaxhid, 24)

Një prej dobive më të rëndësishme të vakfeve është edhe pengimi i pronarëve të pasurive nga rrëshqitja në shpenzim të kotë, shpërdorim dhe dëfrim.

Synimi kryesor në ngritjen e vakfeve është fitimi i pëlqimit të Allahut dhe arritja e shpëtimit në jetën tjetër, ahiret. Kështu, ky synim është përmbledhur në shprehjen koncize "et-takarrub il'lallah" (pretekst për afrim ndaj Allahut) dhe është pranuar si një nga kushtet e vlefshmërisë së vakfit.

Prandaj është e domosdoshme të tregohet ndjeshmëri e lartë në çështjen e vakfit dhe respekt i veçantë për këtë amanet hyjnor. Gjatë gjithë historisë është qëndruar me rreptësi mbi këtë çështje dhe, kur ky amanet është shkelur, fundi i asaj shoqërie ose i shkelësve të amanetit ka qenë i dhimbshëm. Për shembull, deveja e dhënë profetit Salih (a.s.) s'ka qenë pronë e askujt, por vetëm një lloj malli vakëf i ofruar njerëzve nëpërmjet profetit Salih që të përfitojnë prej saj. Pronari i saj ishte

*Vakëfi është forma e institucionalizuar e dhembshurisë dhe dashurisë për krijesat për hir të Krijuesit.*



Zoti. Por fisi i tërbuar e vrau devenë duke e shkelur atë amanet dhe, si përfundim, u shkatërrua.

Dialogu mes profetit Sulejman (a.s.) dhe trumcakut që ka arritur gjer tek ne nëpërmjet gojës së popullit, është shumë domethënës.

Një ditë, Sulejmani (a.s.) e pati qortuar rëndë trumcakun, prandaj dhe trumcaku e pati kërcënuar:

"Ta shkatërroj mbretërimin!"

Profeti Sulejman, duke e nënvleftësuar, e pati pyetur:

"E ku ke ti fuqi për të ma shkatërruar mua mbretërimin?"

Dhe trumcaku i vogël i qe përgjigjur kështu:

"I lag krahët dhe pastaj i fërkoj pas tokës së një vakëfi dhe dheun e ngjitur pas krahëve e lëshoj, pastaj, mbi çatinë e pallatit tënd. Kështu, dheu i vakëfit mjafton për të ta shkatërruar pallatin tënd!.."

Nga ky rrëfim nxjerrim si mësim se me sa ndjeshmëri dhe kujdes duhet sjellë ndaj mallit të vakëfit!

Kështu, të parët tanë kanë thënë: "Ruhuni nga **vav**-et (nga shkronjat v: nga betimi i kotë me **vallahi**, nga pozita e valiut-qeveritarit të papërgjegjshëm, nga të qenët **vasi**-trashëgimtar që nuk i zbaton të drejtat e të tjerëve dhe nga malli i **vakëfit** të shpenzuar jo sipas qëllimit që sjell një dënim të rëndë) dhe nga përgjegjësia!.."

*Meqë nuk do të jetë i mundur pajtimi me mirëbërësin nëse malli i vakëfit shpenzohet nga drejtuesit e tij në mënyrë të padenjë, më në fund, llogaria dhe vendimi do t'i mbeten gjykatës hyjnore!*



Thelbi i kësaj thënieje është jo heqja dorë nga detyrat dhe përgjegjësitë, por domosdoshmëria e marrjes përsipër të detyrave dhe përgjegjësive duke i kryer ato siç duhet dhe duke i mbrojtur të drejtat e secilit. Për shembull, në lidhje me vakfet, malli i dhuruar si vakëf del nga pronësia e ish pronarit të tij, nuk mund të shitet, nuk mund të falet dhe nuk mund të lihet si trashëgim. Prandaj, në krye të vakëfnameve (akt-dhurimeve) shkruhen edhe lutje, edhe mallkime. Lutja u kushtohet atyre që nuk e lënë mangut shërbimin për vakfin, kurse mallkimi u kushtohet atyre që i shkelin kushtet e vakfit dhe bëhen pengesë për shërbimin dhe plotësimin e qëllimit të vakfit. Si mallkim, përdoren, përgjithësisht, këto fjali:

*"Mbi atë që i prish ose i ndryshon kushtet e këtij vakfi, rëntë mallkimi i Allahut, i profetëve, i engjëjve, i njerëzve dhe i të gjitha krijesave!.."*

Edhe Fatih Sulltan Mehmeti II e ka shkruar të njëjtin mallkim në akt-dhurimin e tij të shën Sofisë.

Këto lloj mallkimesh që ndodhen në vakëfnamet ose akt-dhurimet, janë një lloj kërcënimi moralo-shpirtëror.

Ndjeshmëria në administrimin dhe mbrojtjen e vakfit ka fituar në Islam rëndësi të atij niveli, sa thënia «شَرْطُ الْوَاقِفِ كَنَصِّ الشَّارِعِ» , "Kushti i vënë në vakëf është ligj (i Zotit)". Ashtu siç nuk mund të mendohet që një ajet i Kur'anit të ndryshohet, ashtu dhe nuk mund të mendohet që kushtet e vëna nga aktdhuruesi të ndryshohen. Fakti që shumica e vakfeve të bëra shekuj më parë kanë arritur gjer tek ne pa pësuar ndryshim në

*"Mbi atë që i prish ose i ndryshon kushtet e këtij vakëfi, rëntë mallkimi i Allahut, i profetëve, i engjëjve, i njerëzve dhe i të gjitha krijesave!"*

*(Nga akt-dhurimi i Fatih Sulltan Mehmetit)*



entitetin e tyre, është gjithmonë në sajë të respektimit të këtij rregulli themelor.

❖

Për herë të parë në histori, vakfet kanë filluar me mjediset e përbashkëta të adhurimit, pastaj janë zgjeruar më vonë duke përfshirë shumë fusha shoqërore.

Siç rrëfehet, profeti Ibrahim (a.s.), përballë Xhebrailit (a.s.) që e përmend Zotin tri herë me përshpirtshmëri, bie në dalldi dhe ia dhuron atij të gjitha tufat e bagëtive. Pasi Xhebraili nuk i pranon duke i thënë se është engjëll, prandaj s'kanë ç'i duhen, Ibrahimi i shet bagëtitë dhe blen një tokë të madhe që e vë në shërbim dhe përfitim të muslimanëve. Kështu, tradita vakfnore ka filluar me profetin Ibrahim. (Shih Ismail Haki Bursevi, Ruhul Bejan, II, f. 293)

Profeti ynë (s.a.s.) si një personalitet shembullor dhe i dërguar si mëshirë për botët, ka porositur për mëshirë si më poshtë, duke treguar edhe vetë në jetën e tij modele të dhurimit:

*"Kini mëshirë për banorët e tokës në mënyrë që edhe banorët e qiellit të kenë mëshirë për ju!"* (Tirmidhi, Birr, 16)

Siç dihet, ai është në çdo fushë shembull i përsosur për ummetin, bashkësinë e vet. Kështu, ai i pati dhuruar në rrugën e Allahut shtatë kopshte hurmash që kishte në Medine dhe më vonë pjesën e vet nga kopshtet e hurmave të Fedekut dhe Hajberit. Edhe sahabet, shokët e tij të zgjedhur, duke parë shembullin e tij, i patën dhuruar si vakëf shumë prona të patundshme

*"Kini mëshirë për banorët e tokës që edhe banorët e qiellit të kenë mëshirë për ju!"*

*(Tirmidhi, Birr, 16)*



që sillnin të ardhura të mëdha. Për këtë, Hz. Xhabiri (r.a.) ka thënë:

*"Nuk di asnjë nga muhaxhirët dhe ensarët që të kenë pasur mundësi dhe të mos kenë dhuruar!"* (Ibnu Kudame, el-Mugni, V, 598)

Në Hajber, Hz. Omerit i ra në pjesë një parcelë e madhe me hurma. Pastaj, për tri net me radhë, atij iu tregua në ëndërr se duhet ta dhuronte atë parcelë. Dhe ai shkoi te Profeti për ta pyetur se ç'duhet të bënte me hurmatë. Profeti (s.a.s.) i tha:

*"Po dëshirove, dhuroje atë hurmishte për Allahun! Atëherë, ajo nuk shitet e blehet, nuk dhurohet dhe nuk lihet trashëgim. Prodhimi i saj vetëm dhurohet!"*

Hz. Omeri e dhuroi parcelën me hurma dhe prej saj përfituan ata që luftonin në rrugën e Allahut, skllevërit që deshën të shpëtonin nga skllavëria, vizitorët udhëtarë dhe shumë nevojtarë të tjerë! (Shih Buhari, Vesaja, 22, 28)

Dhënia në rrugën e Allahut nga gjërat e dashura dhe dhënia me gjithë zemër kanë shumë rëndësi. Një ditë, kur sahabet ishin mbledhur në xhaminë profetike dhe po dëgjonin bisedën frymëzuese të Profetit, ai u përmendi atyre këtë ajet:

لَن تَنَالُواْ الْبِرَّ حَتَّى تُنفِقُواْ مِمَّا تُحِبُّونَ وَمَا تُنفِقُواْ مِن شَيْءٍ فَإِنَّ اللّهَ بِهِ عَلِيمٌ

**"Kurrë nuk mund të arrini mirësinë e vërtetë pa dhënë nga gjërat që doni më shumë! Çfarëdo që të jepni, Allahu e di me të drejtë!"** (Al-i Imran, 92)

*Miqësi e vërtetë është jetesa e dy qenieve të veçanta me një zemër, krejt si muhaxhirët me ensarët! Hz. Xhabiri thotë: "Nuk njoh qoftë edhe një njeri të vetëm nga muhaxhirët dhe ensarët që të kenë pasur mundësi dhe të mos kenë lënë vakëf!"*



Ebu Talha (r.a.) që ndodhej mes tyre, në ndikimin e këtij ajeti, i tha kështu të Dërguarit të Allahut (s.a.s.):

"O i Dërguari i Allahut! Në librin e Tij, Allahu urdhëron, **"Kurrë nuk mund të arrini mirësinë e vërtetë pa dhënë nga gjërat që doni më shumë!.."** Pjesa më e çmuar nga pronat e mia dhe që unë e dua më shumë, është bahçja "Bejruha". Që nga ky çast, unë po ua lë atë Allahut dhe të Dërguarit të Tij! Shpresoj se Allahu më çon te mirësia e vërtetë dhe ma bën atë ushqim në jetën tjetër! Përdore atë si të duash!" (Shih Buhari, Vesaja, 17)

Siç rrëfehet, për ta zbatuar vendimin e tij, Ebu Talha (r.a.) shkoi te bahçja. Kur arriti aty, gjeti të shoqen tek po rrinte nën hijen e një hurme. Ai nuk hyri brenda. E shoqja e pyeti:

"Ç'pret aty jashtë, o Eba Talha? Hyr brenda!"

Ebu Talha i tha:

"Unë s'mund të hyj brenda; edhe ti mblidhi plaçkat dhe dil jashtë!"

E habitur para kësaj përgjigjeje të papritur, e shoqja e pyeti:

"Pse, o Eba Talha? A s'është kjo bahçe e jona?"

Ebu Talha iu përgjigj:

"Jo! Tani kjo bahçe është e të varfërve të Medines!"

Dhe i tregoi asaj me gëzim për përmbajtjen e ajetit dhe vlerat e kësaj lloj faljeje. Atëherë e shoqja e pyeti:

*Bashkësitë mund të jetojnë në qetësi e kënaqësi vetëm me anë të njerëzve mirëbërës. Po kështu, edhe nderi dhe emri i mirë i popujve dhe shoqërive është, në përgjithësi, sa jetëgjatësia e këtyre njerëzve mirëbërës!*

"Mirë, po, a e fale bahçen vetëm në emrin tënd, apo të të dyve ne?"

"Të të dyve!" - Iu përgjigj Ebu Talhai. Atëherë, ai dëgjoi këto fjalë plot kënaqësi të së shoqes:

"Allahu qoftë i kënaqur me ty, Ebu Talha! Edhe unë, kur shihja të varfërit rreth nesh, po këtë mendoja, por s'kisha guxim të ta thoja! Allahu na e pranoftë mirësinë tonë! Ja tek po dal dhe unë!"

❖

Osmanët që patën treguar kujdesin, zellin dhe përpjekjen më të madhe për të ndjekur rrugën e Profetit dhe të shokëve të tij, patën arritur kulme në çështjen e mirësive dhe vakëfeve dhe në këtë çështje qe shkuar aq përpara, saqë dashuria dhe dhembshuria islame pati përfshirë edhe kafshët dhe bimët!

Duke e bërë për vete parim deklaratën e hadithit profetik, *"më i miri i njerëzve është ai që është më i dobishëm për ta"* (Sujuti, el-Xhamiu's-Sagir, II, 8), osmanët me anë të vakfeve patën ngritur vepra të panumërta madhështore e të përhershme.

Shërbimet dhe veprimtaritë e vakfeve të themeluara te osmanët kishin një përmbajtje të pasur. Fakti që ato, me synimin për t'u bërë të dobishme për shoqërinë, paraqisnin ndryshime dhe shumëllojshmëri sipas kohës, vendit, krahinës dhe prirjeve, tregon qartë se sistemi ishte jo statik, por dinamik.

❖



*Fëmijët, malli, pasuria, shëndeti janë amanete të lëna njeriut brenda kësaj përmbajtjeje. Njeriu është i detyruar t'i mbrojë këto me rreptësi.*

*Përdorimi i amanetit duke e respektuar atë ashtu siç duhet dhe duke pasur për orientim pëlqimin e Allahut, është nga pretekstet më me rëndësi për tërheqjen e mëshirës dhe begatisë hyjnore.*



*Vakëfi te osmanët ka dalë si institucion besnikërie i vënë në dispozicion të shërbimit për popullin, në sajë të të cilit është fituar ajo pasuri!*

Edhe pse s'është e mundur për të treguar dhe renditur këtu të gjitha llojet e vakfeve të themeluara te osmanët dhe të fushave të shërbimit të tyre, mund të jepen disa shembuj të rëndësishëm sa për të pasur një ide:

- ndërtimi dhe mirëmbajtja e xhamive, faltoreve, teqeve dhe tyrbeve;

- medresetë dhe institucionet kërkimore e shkencore;

- shërbimet e strehimit, hanet, hamamet dhe shërbimet shëndetësore;

- namazgjahet, libraritë, bibliotekat dhe shtëpitë e pritjes;

- puset, ujësjellësit, harqet ujësjellëse dhe çezmat;

- gjelltoret publike, çerdhet dhe kopshtet e fëmijëve;

- çlirimi i robërve dhe skllevërve;

- sigurimi i lëndës djegëse për të varfërit;

- zëvendësimi me të reja i enëve të thyera nga shërbëtorët me qëllim që të mos qortoheshin dhe poshtëroheshin nga zotërinjtë;

- përgatitja e pajës për vajzat jetime;

- pagimi i borxheve të borxhlinjve;

- ndihmat për gratë e veja dhe nevojtarët;

- ndihma në ushqime dhe veshje për nxënësit e shkollave;

- shërbimet funerale për të varfërit dhe të vetmuarit;

- dhurata festash për fëmijët dhe të vetmuarit për t'i gëzuar edhe ata;

- mbrojtja e grave të moshuara dhe të vetmuara.

Osmanët që patën ngritur, veç këtyre, vakfe në çdo fushë që mund t'i shkojë njeriut nëpër mend, patën vënë në shesh një pasuri ndihme dhe mirësish në atë masë që qytetërimi osman mund të quhet **"qytetërim vakfesh"**! Me të vërtetë, vakfet mund të konsiderohen shenjë dalluese e qytetërimit osman!

Ndërkaq, dëshirojmë të ndriçojmë një pikë duke u mbështetur mbi rëndësinë e saj meqë është pretekst për të përcaktuar ndjeshmërinë fetare të etërve tanë. Në kohën e vet, për Mekën Bujare dhe Medinen e Ndritshme qenë ngritur mijëra vakfe që emërtohen me një emër të përgjithshëm, "Vakfet Haramejn", "Vakfet e dy Qyteteve të Shenjtë". Këto lloj vakfesh të ngritura për të siguruar paqen, qetësinë dhe mirëqenien shoqërore në ato toka të bekuara, haseshin në të katër anët, nga Europa Qëndrore gjer në Jemen, dhe për to qe ngritur një administratë e veçantë.

Në sajë të vakfeve të caktuara për ato qytete të bekuara e të shenjta nga ana e padishahëve osmanë, e shumë burrave të shtetit dhe e pasanikëve të tjerë mirëbërës, shërbimet e kryera atje kanë fituar miratimin dhe falenderimet e gjithë botës islame.

❖



*Shijimi i pasurisë fillon me ruajtjen nga shpenzimi i saj në vend të gabuar. Për këtë, duhen menduar gjithmonë të papasurit dhe të vetmuarit, duhet qëndruar gjithmonë pranë tyre. Shoqëria që e nënvleftëson dhe e lë mënjanë të varfërin, nuk mund të gjejë lumturi, nuk mund të arrijë qetësinë e ndërgjegjes. Prandaj Profeti ka porositur: "Më i miri i njerëzve është ai që bëhet më i dobishëm për ta!"*

*(Sujuti, el-Xhamiu's-Sagir, II, 8)*



*Vakëfet që vazhdojnë t'i plotësojnë*

*nevojat e njeriut tonë të sotëm e të nesërm*

*me xhami, shkolla, spitale,*

*ujë të pijshëm, etj., janë sadaka të*

*pashtershme*

*që i lartësojnë shpirtrat e vyer të etërve*

*tanë, janë shenja*

*besimi dhe fisnikërie.*

Nga ana tjetër, të tërheqin vëmendjen edhe vakfet e ngritura për të mbrojtur gratë dhe zonjat e moshuara dhe të vetmuara. Për të mos prekur krenarinë dhe dinjitetin e atyre zonjave të moshuara me ndihmë të drejtpërdrejtë, vakfet siguronin për to lesh të larë e të krehur në mënyrë që ato të tirrnin dhe kështu, ta fitonin vetë jetesën.

Te osmanët, ndjeshmëria ndaj vakfeve qe ngritur në një nivel aq të lartë, sa, siç u tha edhe më lart, shërbimet dhe mirëbërësia e tyre përfshinte edhe mbrojtjen e bimëve e të kafshëve. Në atë kohë qenë ngritur qendra kurimi për kafshët e sëmura ose të plagosura, shpenzimi i të cilave përballohej nga vakfet e ngritura apostafat për këtë qëllim.

Lidhur me këtë, për ato që kishte parë në tokat e perandorisë gjatë kohës që pati jetuar këtu, francezi Comte de Bonneval pati thënë me habi kështu:

"Në vendin e osmanëve është e mundur të shohësh edhe turq të çmendur sa për të dhënë para për të paguar punëtorë që të ujisin pemë joprodhuese vetëm që të mos thahen (të mos vuajnë!) nga vapa!"

Meqë institucioni i vakfit ishte shprehje e pjekurisë moralo-shpirtërore, kjo veprimtari është realizuar në një formë më të gjerë më shumë në popujt ose shoqëritë që përfitonin nga veprimtaria orientuese dhe bota shpirtërore e prijësve të shquar shpirtërorë. Sepse vetëmohimi, bujaria, principialiteti dhe sinqeriteti janë, në kuptimin të plotë, rezultat i pjekurisë shpirtërore.

Te osmanët, nga sulltani e gjer te njeriu i thjeshtë, pothuajse çdo njeri kishte vetëdijen dhe ndjeshmërinë e



vakfit, domethënë dhurimit, ndihmës dhe mirëbërësisë. Edhe prijësit e shquar që i tregonin popullit rrugën shpirtërore, në çdo rast i nxisnin njerëzit në mirëbërësi. Për shembull, në një letër që i shkruante Muratit III, Aziz Mahmud Hydaji e këshillonte sulltanin kështu:

*"Sulltani im! Ashtu siç pati bërë edhe gjyshi yt Kanuniu që e pati bërë me ujë popullin e Stambollit duke e sjellë që larg nga malet, edhe ti sill dru nga pyjet dhe shpërndajua popullit të Stambollit këtë dimër!"*

Osmanët që sundonin mbi një pjesë të madhe të gjeografisë së botës dhe që i bënin ngjarjet historike të rridhnin në drejtimin që dëshironin, qetësinë dhe kënaqësinë në shoqëri e patën siguruar me anë të vakfeve dhe i patën dhënë mundësi kujtdo, të pasur e të varfër, të shëndoshë e të sëmurë, të fuqishëm e të pafuqishëm, të jetonte në emocionet e një vëllazërie shpirtërore! Kështu, shoqëria osmane, në sajë të kulturës së pasur të vakfeve, pati arritur që në atë kohë kulmin e "drejtësisë shoqërore" që kombet e qytetëruara të sotme e kanë qëllim të tyre. Është për këtë arsye që në letërsinë osmane nuk qe shfaqur romani gjer në periudhën e shembjes. Vonesën e shfaqjes së romanit në letërsinë osmane-turke, i ndjeri Xhemal Meriç e shpjegon kështu:

"Në jetën osmane nuk kishte dramë që të kishte roman!"

Megjithëse në krishterizëm, mëshira konsiderohet shenjë dalluese, vakfet si institucione të dhembshurisë dhe mëshirës, në perëndim nuk janë aq të përhapura sa tek ne. Kujtimet e diplomatëve të huaj që kanë punuar në shtetin osman, tregojnë se shumica e vakfeve

*Osmanët që sundonin mbi një pjesë të madhe të gjeografisë së botës dhe që i bënin ngjarjet historike të rridhnin në drejtimin që dëshironin, qetësinë dhe kënaqësinë në shoqëri e patën siguruar me anë të vakëfeve dhe i patën dhënë mundësi kujtdo, të pasur e të varfër, të shëndoshë e të sëmurë, të fuqishëm e të pafuqishëm, të jetonte në emocionet e një vëllazërie shpirtërore!*



ose, siç quhen atje, fondacione, në perëndim janë ngritur me këshillën dhe nxitjen e tyre. Kujtimet e ambasadorit të njohur francez Busberg janë shembull tipik i veprave që shprehin pohime të këtilla.

Njëra prej specifikave të respektuara gjatë shërbimeve të kryera te osmanët nëpërmjet vakfeve ka qenë mosnjohja me njëri-tjetrin e dhënësit të ndihmës me marrësin e ndihmës. Në sajë të kësaj specifike, mirëbërësit shpëtonin nga sëmundja e veprimit për t'u dukur dhe përfitonin nga lutjet e panjohura që janë më të pranuara.

Njërën prej shfaqjeve më të bukura të kësaj ndjeshmërie e shohim në akt-dhurimin e Sulltan Mehmetit II:

*"Unë, ngadhnjyesi i Stambollit, robi i ngratë Fatih Sulltan Mehmed, po lë si vakëf sipas kushteve të mëposhtme 136 dyqane që ndodhen në periferi të qytetit dhe që i kam blerë me paratë që i kam fituar vetë me djersën e ballit, kështu:*

*Me fitimet e nxjerra nga kjo pasuri e patundshme, po caktoj dy persona me nga 20 akçe pagë në muaj që të dalin në orë të caktuara të ditës nëpër rrugët e Stambollit me enë me pluhur gëlqereje dhe qymyre në duar për t'i hedhur mbi pështymat e njerëzve që kanë pështyrë përtokë.*

*Veçanërisht po caktoj 10 kirurgë, 10 mjekë dhe 3 mjekues plagësh që, në ditë të caktuara, të dalin nëpër rrugët e Stambollit, të trokasin në çdo derë e të pyesin se mos ka të sëmurë brenda. Po të ketë, të hyjnë e t'i mjekojnë e t'i shërojnë, ndryshe, pa marrë asnjë shpërblim nga të afërmit e tyre, t'i bartin e t'i shtrojnë në spital për t'u shëruar.*

*Në zemrën e ndjeshme, adhurimet, mirëbërësitë dhe shërbimet janë kthyer jo në lodhje, por në pretekst shijeje, kënaqësie e prehjeje!*

*Zoti mos e dhëntë, mund të ndodhë që të jetë kohë krize ushqimesh. Atëherë, për të mos mbetur të sëmurët pa ngrënë, 100 armët që kam lënë për këtë rast, t'u jepen gjuetarëve që të gjuajnë në pyjet e thella përveç kohës së riprodhimit e të mos i lënë të sëmurët pa ushqim.*

*Në strehimoren që kam ndërtuar brenda kompleksit tim, të strehohen e të hanë ushqim familjet e dëshmorëve dhe të varfërit e qytetit të Stambollit. Kurse atyre që s'munden të vinë vetë për të ngrënë ose për të marrë ushqim, t'u çohen ushqimet në errësirën e mbrëmjes në enë të mbyllura dhe pa u parë nga askush..."*

Siç shihet, Fatihu vë rregullat më të ndjeshme të etikës për të ruajtur individët nevojtarë që shoqëria është e detyruar t'i mbrojë. Ai merr masa madje edhe ndaj veprimeve të rralla për atë kohë, si pështyrja për-tokë. Ndërsa urdhëron që të sëmurët të ushqehen me mish gjahu për të gjetur shërim ose kur mungon ush-qimi, e ndalon gjahun në periudhën e riprodhimit për të ruajtur "ekuilibrin ekologjik".

Marrja e masave peseqind vjet më parë për ruaj-tjen e ekuilibrit ekologjik kundër ndotjes së mjedisit, gjë që është një ndër problemet më të mprehta të di-tëve të sotme dhe një ndër rreziqet më të mëdha të së ardhmes, është një tabllo mësimdhënëse për njeriun e ditëve të sotme.

Shpërndarja e ushqimit për familjet e dëshmorëve në enë të mbyllura dhe në errësirën e natës është një shembull i pashoq besnikërie për mbrojtjen e nderit dhe dinjitetit të tyre.



*Siç ka bërë të ditur i Dërguari i Allahut, personi mëkatar që i pati dhënë ujë një qeni që mezi po merrte frymë nga etja e madhe, vetëm për shkak të kësaj mëshire të treguar prej tij, i qenë falur mëkatet dhe pati merituar xhennetin, parajsën. Në kundërshtim me këtë, gruaja që, duke u sjellë në mënyrë të pamëshirshme ndaj një maceje të uritur, qe treguar mospërfillëse ndaj saj, qe dënuar me xhehennem!*

*(Shih Muslim, Selam, 153, 151)*



Në shoqërinë osmane ku Islami zbatohej në mënyrën më të bukur, respektimi i nderit dhe dinjitetit të tjetrit qe kthyer në normë të moralit shoqëror. Për shembull, nëse në një shtëpi kishte të sëmurë, si shenjë e kësaj, vihej në dritare një lule e kuqe dhe, atëherë, shitësit ambulantë, madje edhe fëmijët e kuptonin se duhet të kalonin në heshtje aty pari në mënyrë që të mos e shqetësonin të sëmurin!

Eshtë shumë e vështirë për ta përcaktuar numrin e vërtetë të vakfeve të ngritura në shtetin osman. Ndërkaq, janë përcaktuar gjer më 26300 vakfe; edhe ky numër është mjaft domethënës për të treguar gjerësinë e vetëmohimit të etërve tanë. (Në shtetin osman, personi që ngrinte një vakëf, pasi e legalizonte vakfijen ose aktdhurimin e tij te kadiu-gjykatësi, e regjistronte në Defterhanen e Stambollit. Akt-dhurimet e regjistruara në Defterhanen e Stambollit ndodhen sot në Ankara, në Arkivin e Drejtorisë së Përgjithshme të Vakfeve. Aty ndodhen rreth 26300 akt-dhurime.)

*"Sulltani im! Ashtu siç pati bërë edhe gjyshi yt Kanuniu që e pati bërë me ujë popullin e Stambollit duke e sjellë që larg nga malet, edhe ti sill dru nga pyjet dhe shpërndajua popullit të Stambollit këtë dimër!"*

*(Aziz Mahmud Hydaji)*

Detyra e kryer nga vakfet paraqet një rëndësi më të madhe në periudhat kur shteti është tronditur dhe dobësuar për shkak të luftërave dhe problemeve të jashtme e të brendshme. Pas luftës ruso-turke të viteve 1877-78, kur, për shkak të humbjeve të mëdha territoriale në pjesën europiane, qindramijëra vetë u dyndën për në Stamboll, ishin vakfet ato që e përballuan këtë dyndje më shumë se shteti. Po kështu pati ndodhur edhe pas Luftës Ballkanike dhe Luftës I Botërore dhe po kështu ndodhi së fundi, pas tërmetit të rëndë të Marmarasë më 17 gusht 1999. Ndërkaq, vakfet janë ngritur dhe ngrihen jo më shumë për të përballuar

kriza të tilla të mëdha, sesa për një asistencë shoqërore normale e të përditshme, edhe kur shteti dhe populli janë të fuqishëm.



❖

Institucionet e mirëbërësisë të ngritura nga etërit tanë që s'njihnin ç'ishte fanatizmi, për të gjithë njerëzit pa dallim race e feje, kanë lënë të mahnitur jo vetëm autorët e paanshëm krishterë e perëndimorë, por edhe udhëtarët dhe studiuesit që, për shkaqe të ndryshme, i kanë parë turqit me paramendim dhe qëllim të keq. Në veprën e tij me titull "Gjenealogjia dhe morali i turqve të vjetër", autori turk Ismail Haki Danishmend ka dhënë shembuj të panumërt mbi këtë çështje. Për shembull, udhëtari i njohur francez Du Loir, në librin e tij me shënime udhëtimi të botuar në Paris, shkruan:

"Po i përmbledh për ju veçoritë e sotme të zakoneve dhe traditës turke me këto fjalë:

Ndihma dhe mirëbërësia e tyre përfshin jo vetëm njerëzit, por edhe kafshët!

Në të gjithë shtetin osman ka shtëpi strehimi të quajtura "imaret". Sipas kushteve të vëna nga ngritësi i institucionit dhe mirëbërësi, aty u jepet ndihmë të gjithë nevojtarëve, sipas nevojave që kanë, pa marrë parasysh fenë së cilës i përkasin. Të gjithë udhëtarët mund të qëndrojnë aty tri ditë dhe, për sa kohë që të rrinë, në çdo haje u jepet nga një pjatë pilaf.

Në qytetet, përveç imareteve ose shtëpive të strehimit, në anë të rrugës gjenden ndërtesa publike të

*Ata që nuk e marrin vesh kuptimin e thirrjes "kini dhembshuri për ne!" dhe nuk e dëgjojnë atë, janë udhëtarë të hutuar të jetës. Sa keq do të jetë për ne sikur pasionin e mëshirës dhe shërbimit nuk e ngremë mbi të gjitha dashuritë dhe pasionet e tjera të përkohshme!*



*Në zemrën e njeriut të shërbimit,*

*e cila fiton thellësi me vuajtjet e të vuajturit, vlon dita e ringjalljes.*

*Ajo del në dritaren e hapur për tek e Vërteta, për tek Zoti. Kushedi ç'gjëra dëgjon e ç'gjëra sodit atje!*

*Dhe kjo tregon se shërbimet e sinqerta e të vërteta janë kryevepra të përkryerjes ndjesore!*

quajtura "karvansaraj" (pallate karvanesh) me dyer gjithmonë të hapura për çdo person.

Turqit ndërtojnë gjatë gjithë rrugëve për mirëbërësi çezma për t'i shpëtuar udhëtarët nga etja. Veç këtyre, brenda qytetit, ndërtojnë pika për shpërndarjen e ujit të pijshëm, të quajtura "sebil", ku shërbejnë nëpunës me rrogë mujore.

Pasanikët i vizitojnë burgjet për t'i shpëtuar të burgosurit për shkak të borxheve. Ata hetojnë në fshehtësi nevojat e të varfërve që u vjen turp ta tregojnë veten dhe të kërkojnë ndihmë, dhe ua plotësojnë nevojat."

De la Motraye thotë kështu:

"Tek turqit, edhe sikur dikujt t'i digjet shtëpia e t'i bëhet hi me gjithçka, nuk dëgjohen klithma grash e të qara fëmijësh siç ndodh me popujt e tjerë. Te njerëzit që e kanë humbur në këtë mënyrë tërë kamjen, shihet një nënshtrim dhe dorëzim i plotë tek Zoti. Ndërkaq, populli mirëbërës mbledh ndihma të mjaftueshme, disa herë edhe mbi nevojat, për t'ia rindërtuar dhe shtruar shtëpinë familjes së dëmtuar."

Kurse Corneille Le Bryn i përshkruan kështu vëzhgimet e tij:

"Eshtë e pamundur të mohohet se turqit janë shumë të dhënë pas ndihmës dhe mirëbërësisë dhe se, në këtë drejtim, kanë bërë shumë më tepër se krishterët. Kjo është dhe njëra prej arsyeve kryesore që në shoqërinë osmane hasen më pak lypsarë.

... Turqit që s'kanë mundësi të ndihmojnë nga qeseja, e japin ndihmën duke punuar. Për shembull, mi-

rëmbajnë rrugët, mbushin depot e ujrave të vendosura në intervale të caktuara gjatë rrugëve, u shërbejnë si udhërrëfyes udhëtarëve, ndihmojnë në kapërcimin e ujrave të fryra, të urave, etj. Dhe nga të gjitha këto shërbime ata as nuk presin, as nuk marrin shpërblim. Edhe sikur dikush t'u propozojë disa akçe, i refuzojnë duke thënë se ndihmën e bëjnë për pëlqim të Zotit."



Të tërheqin vëmendjen edhe këto vërejtje dhe konkluzione të Mouradgea d'Ohsson-it:

"Në çdo shtresë të popullsisë, prindërit dhe të afërmit, duke u bërë shembull për fëmijët, i mësojnë ata qysh të vegjël se si të japin ndihmë e të bëjnë mirë. Në sajë të këtyre virtyteve të larta të quajtura ndihmë dhe mirëbërësi, ndjenjat negative te personi, si egoizmi, koprracia dhe pangopësia zbehen krejt dhe në zemrën e njeriut shtresohet ndjenja e ndihmës ndaj të tjerëve. Si rrjedhojë, këto punë nuk u vijnë aspak rëndë muslimanëve dhe në këtë fushë ata ndodhen në një nivel shumë më të lartë se të gjithë popujt e tjerë."

Fragmentet e marra nga udhëtari perëndimor Hunke nga letra e një të riu të shtruar në spital për të atin, e ilustrojnë shumë bukur përsosmërinë e sjelljes në lidhje me interesimin dhe kujdesin e vakfeve për të varfërit dhe të sëmurët:

"Baba i dashur! Në letrën që më dërgoje, më pyesje se a kam nevojë për para. Kur të dal nga spitali, do të më japin një palë rroba të reja dhe pesë florinj që të mos kem nevojë të filloj menjëherë nga puna pa bërë pushim. Prandaj nuk është nevoja të shesësh dhen nga tufa…

*Është e lehtë ta gjesh nevojtarin që e shfaq nevojtarinë. Por ne jemi të detyruar ta gjejmë edhe nevojtarin që nuk e shfaq e nuk e tregon dot nevojtarinë për shkak të dinjitetit!*



Të them të drejtën, s'ma do zemra të dal prej këtu. Dyshekët të butë, çarçafët të bardhë si bora, batanijet të buta si kadife! Në çdo dhomë ka çezmë. Në netët e ftohta, të gjitha dhomat ngrohen. Ata që na mjekojnë, janë njerëz shumë të dhembshur e të mëshirshëm. Çdo ditë, atyre që ua tret stomaku, u japin mish të skuqur pulash ose dhensh. Fqinji im i shtratit, për të shijuar edhe ca kohë më shumë pulat e pjekura, u soll për një javë të tërë sikur s'ishte shëruar, aq sa edhe mjeku dyshoi dhe, për ta provuar se ishte shëruar, e lejoi të hante një bukë dhe një pulë të tërë dhe pastaj e nisi për në shtëpi. Prandaj, eja menjëherë para se të ma vënë para një pulë e një bukë të tërë për ta ngrënë!.."

❖

*Ja një model kryevepër nga etika dhe delikatesa jonë e vjetër: Nëse në një shtëpi kishte të sëmurë, si shenjë e kësaj, vihej në dritare një lule e kuqe dhe, atëherë, shitësit ambulantë, madje edhe fëmijët e kuptonin se duhet të kalonin në heshtje aty pari në mënyrë që të mos e shqetësonin të sëmurin!*

Ndërkaq, nga 26300 vakfe të regjistruara, të ngritura në periudhën osmane, për të cilat folëm më lart, të tërheq vëmendjen fakti se rreth 1400 prej tyre janë ngritur nga zonjat e pasura të familjeve sulltanore ose familjeve të tjera fisnike të dinastive të ndryshme.

Vakfet e ngritura me principialitet dhe sinqeritet nga etërit tanë të bekuar, janë ngritur, organizuar dhe vënë në veprim me lutjen që veprimtaria e tyre të vazhdojë gjer në kiamet. Këto vakfe plotësojnë nevojat e njeriut tonë të sotëm e të nesërm me xhami, shkolla, institucione edukimi, ujësjellës, etj. Këto janë sadaka (mirëbërësi) me veprim të vazhdueshëm, janë shenja dalluese besimi dhe fisnikërie që i lartësojnë shpirtrat e vyer të etërve tanë të bekuar!

**Zoti ynë! Na e mundëso ne t'i kryejmë denjësisht amanetet që na ke dhënë dhe të mund të bëhemi njerëz vakfi që u shërbejnë krijesave për hir të Krijuesit!**

**Amin, ashtu qoftë!**



*T' ju dhimbsen më shumë këta tre vetë: 1) ai që ka rënë nga kamja në varfëri; 2) ai që ka qenë i nderuar e është poshtëruar; 3) njeriu i zemrës i mbetur mes injorantëve!*

Si pretekste të mëshirës dhe

begatisë në të dy botët

# ZEQATI dhe DHURIMI

## A. ZEQATI

Njeriu është krijuar si krijesa më bujare mes krijesave. Ndërkaq, ndryshimet dhe dallimet mes individëve në cilësi dhe nivele si i fuqishëm-i dobët, i shëndetshëm-i pashëndetshëm, i ditur-i paditur, i pasur-i varfër, etj., kanë për qëllim sendërtimin e rregullit shoqëror dhe sigurimin e harmonisë së tij.

Pasuria dhe varfëria që zënë një vend të rëndësishëm në këtë hierarki nivelesh, paraqesin dy diferencime ekonomike antagoniste mes tyre. Gjendjet antagoniste si pasuria dhe varfëria të vëna në jetën e njeriut me qëllim prove, në të vërtetë, përmbajnë urtësi të thella. Pasuria në vetvete nuk është virtyt, po ashtu dhe varfëria nuk është poshtërim. Si pasuria, ashtu dhe varfëria janë një vlerësim hyjnor i mbështetur mbi shumë urtësi. Allahu i Lartë urdhëron:

**"... Ne e përpjesëtuam mes njerëzve ushqimin e tyre në jetën e kësaj bote. Dhe, me qëllim që ata t'i**

**shërbejnë njëri-tjetrit, të ardhurat e dikujt i bëmë më të larta se të dikujt tjetër...”** (edh-Dhuhruf, 32)

Siç pohohet në këtë ajet, përpjesëtimi është bërë i pabarabartë, por edhe përgjegjësia e individit është në masën e të mirave që i janë dhënë. Kështu, ekuilibri shoqëror dhe drejtësia hyjnore janë rregulluar në formën më të përsosur.

Për t’i ngritur pritë harbimit të të pasurve si pasojë e dhënies së tyre me pasion pas pasurisë dhe, ndërkaq, për të penguar shfaqjet e prirjeve negative të të varfërve ndaj të pasurve si smira dhe urrejtja si dhe për t’i lidhur individët me dashuri ndaj njëri-tjetrit, për besimtarët është bërë i detyrueshëm zeqati. Në rregullimin shoqëror islam, duke e zbritur në minimum çekuilibrin ekonomik midis të pasurve e të varfërve, është vënë si synim parandalimi i kthimit të kësaj në përplasje shoqërore dhe, me këtë qëllim, zeqatit dhe dhurimit i është kushtuar një rëndësi e madhe.

I pasuri do të japë llogari para Zotit se si e fitoi dhe si e shpenzoi pasurinë, domethënë për fitimet hallall ose haram, për zeqatin, sadakanë, mirëbërësinë dhe veprimtaritë e tjera të dobishme. Duke qenë i ngarkuar për t’ua dhënë të varfërve një pjesë të caktuar të pasurisë, i pasuri është vënë para një prove të madhe lidhur me pasurinë e vet. Ndërkaq, ai ka për t’i merituar pëlqimin hyjnor dhe të mirat



“Zeqatet dhe sadakatë jepuani të varfërve që ia kanë kushtuar veten rrugës së Allahut, prandaj dhe që nuk sillen nëpër tokë për të fituar! Njerëzit që nuk dinë, i pandehin ata të pasur për shkak të dinjitetit të tyre. Por ti i njeh ata nga fytyrat, sepse ata nuk tregohen të pafytyrë duke kërkuar me këmbëngulje diçka nga njerëzit. Pa dyshim, Allahu e di çdo të mirë që bëni!”

(el-Bakara, 273)



e xhennetit kur t'i fitojë edhe provat e tjera bashkë me këtë.

Edhe i varfëri do të japë llogari për durimin në varfëri, për ankesat dhe kërkesat e pambështetura në nevojat e domosdoshme, për smirën dhe urrejtjen, për ruajtjen e nderit, etj. Po qe se rezultati i këtyre përputhet me pëlqimin hyjnor, vuajtja e tij në këtë botë do të shndërrohet në lumturi të amshuar të jetës tjetër.

❖

**Zeqati** përmendet në Kur'an së bashku me namazin në 27 vende. Kjo shpeshtësi përmendjeje tregon për rëndësinë e madhe që i është dhënë zeqatit. Vetëm në ajetet 2 dhe 4 të sures Mu'minun namazi përmendet vetëm, megjithëse edhe aty, falësi i namazit cilësohet, në të njëjtën kohë, si dhënës i zeqatit, sepse në të dy grupet e adhurimeve, "trupore-fizike" dhe "pasurore", namazi dhe zeqati zënë, përkatësisht dhe në të njëjtin nivel, vendin e parë. Kështu, megjithëse aktet adhurimore janë të pavarura nga njëra-tjetra, domethënë, moskryerja e një akti nuk e zhvlerëson dhe anulon tjetrin, duke u mbështetur mbi rëndësinë që i jepet zeqatit në fenë tonë, Profeti (s.a.s.) ka porositur:

*"Nuk ka dobi namazi i atij që nuk jep zeqat!"* (Hejthemi, Mexhmau'z-Zevaid, III, 62) Pa dyshim, kjo deklaratë është për t'i nxitur besimtarët për të dhënë zeqat dhe për të treguar rëndësinë e këtij adhurimi.

Eshtë për shkak të rëndësisë së zeqatit që udhëheqësi i muslimanëve, Ebu Bekri (r.a.) e ka interpretuar si mohim qëndrimin e atyre që falin namaz por s'japin zeqat dhe u ka shpallur luftë. Sepse zeqati është borxh

*Shokut që e pati pyetur se ç'punë ishte më e dobishme, i Dërguari i Allahut i qe përgjigjur kështu: "T'u japësh për të ngrënë të gjithë nevojtarëve dhe t'i përshëndetësh të gjithë, të njohur a të panjohur!"*

*(Buhari, Iman, 6)*



i caktuar nga Allahu për të kamurin për t'ia dhënë nevojtarit. Në Kur'an urdhërohet:

وَفِي أَمْوَالِهِمْ حَقٌّ لِّلسَّائِلِ وَالْمَحْرُومِ

**"Nevojtari dhe ai që s'e zgjat dorën** (sepse i vjen turp të kërkojë) **kanë mbi pasurinë një të drejtë të caktuar."** (edh-Dharijat, 19)

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) porosit për të pasurit:

*"Kur e jep zeqatin e pasurisë tënde, ke paguar (dhënë) të drejtën e të varfërve mbi të!"* (Tirmidhi, Zeqat, 2)

Nisur nga kjo, zeqati, duke u sjellë në nivelin e një tatimi hyjnor mbi ata që zotërojnë pasurinë minimale të quajtur "nisab", në favor të të varfërve e nevojtarëve, e bën hallall pjesën e mbetur të pasurisë. Sasia e mbledhur si zeqat u shpërndahet, pastaj, pjesë-pjesë dhe shkallë-shkallë individëve nevojtarë të shoqërisë. Kështu, në shoqëri shfaqen ekuilibri, drejtësia dhe harmonia shoqërore, kapitali i të pasurit pastrohet.

Ndërkaq që pasuria e fituar me rrugë legjitime, duhet të jetë hallall për atë që e ka fituar, po të mos paguhet zeqati që është e drejta e të varfërit mbi atë pasuri, hallalli cënohet. Nga ana tjetër, dhënia e zeqatit për një pasuri të fituar me rrugë jolegjitime, nuk e bën atë pasuri hallall. Për shembull, shuma e fituar me bixhoz ose forma të tjera të ngjashme veprimtarish fetarisht jolegjitime është haram dhe nuk bëhet hallall në qoftë se për të jepet zeqat, pra nuk fiton legjitimitet fetar.

*"Ai që e ka krijuar vdekjen dhe jetën për të provuar se cili nga ju do të sillet më mirë! Ai është fituesi absolut dhe mëshirues i madh!"*
*(el-Mulk, 2)*



## Urtësitë individuale dhe shoqërore të zeqatit

Zeqati i gëzon individët e vuajtur të shoqërisë, por fitimi që u siguron atyre që e japin, është më i madh. Me të vërtetë, fjala "zeqat" që do të thotë "pastërti" dhe "kthjelltësi", përmban dobi tejet të rëndësishme, siç janë pastrimi i zemrës prej disa të këqijave dhe sëmundjeve ndjesore dhe pastrimi i pasurisë. Pastrimi i zemrës, kthjellimi i shpirtit dhe ndikimi i këtij procesi pastrimi te pastërtia dhe pafajshmëria përfundimtare e vetes njerëzore (egos) është edhe një prej urtësive të dërgimit të profetëve.

Po qe se analizohet mirë kuptimi që bartin fjalët "zeqat" dhe "infak" (dhënie, dhurim), shihet se një urtësi tjetër e këtij adhurimi është shpëtimi i njeriut nga robëria e materies nga pikëpamja shpirtërore, e personalitetit dhe karakterit.

Në mënyrë të veçantë, zeqati sjell si rrjedhojë forcimin e lidhjeve të sinqeritetit dhe dashurisë mes dhënësit dhe marrësit të zeqatit. Zeqati është minimumi i tatimit që shkon në favor të nevojtarëve. Besimtarët e vërtetë e zbukurojnë dhe e stolisin pasurinë me sadaka, dhurim dhe ushqim për të varfërit.

Në botë, grindja mes të pasurve dhe të varfërve ka nisur dhe vazhduar që në krye të herës. Përgjithësisht, të varfërit i kanë parë të pasurit me zili, smirë dhe urrejtje, kurse të pasurit i kanë parë të varfërit si njerëz të pavlerë e të mjerë, i kanë trajtuar ata me krenari dhe mendjemadhësi duke i poshtëruar. Përjashtim kanë bërë periudhat kur ndjenjat e vetëmohimit, mëshirës, dhembshurisë dhe vëllazërisë të nxitura dhe edukuara tek njerëzit vetëm nga feja e vërtetë, janë reflektuar në

*"Po qe se një musliman mbjell një pemë dhe nga frutat e saj hanë njerëzit, kafshët apo zogjtë, fruti i ngrënë bëhet për atë musliman sadaka (lëmoshë) e dhënë gjer në ditën e kiametit!"*

*(Muslim, Musakat,10)*

shoqëri me të gjitha rrugët e ndihmës si zeqati, sadakaja, etj. Në vështrimin e Islamit, të varfërit nuk janë njerëz për t'u nënvleftësuar dhe poshtëruar, përkundrazi, për të ushqyer dashuri për ta dhe për t'u respektuar. Madje, ata janë burim begatie dhe frymëzimi për shoqërinë. Duke e urdhëruar Profetin që të jetë bashkë me sahabet e varfër dhe të kujdeset për ta, Zoti thotë:

"(O i Dërguar!) **Duro bashkë me ata që, duke dëshiruar vetëm pëlqimin hyjnor, i luten Zotit mëngjes e mbrëmje! Dhe mos e kthe fytyrën prej tyre duke kërkuar stolitë e kësaj bote!.."** (el-Kehf, 28)

Hadithet e mëposhtme e tregojnë hapur se në shoqërinë islame, të varfërit nuk janë barrë, por burim begatie e frymëzimi për shoqërinë.

Siç rrëfen Ebu Derda (r.a.), Profeti (s.a.s) ka porositur kështu:

*"Thirrmëni të dobtët mua, se vetëm me lutjet dhe begatinë e të dobtëve ndihmoheni dhe furnizoheni ju!"* (Buhari, Xhihad, 76)

Gjithashtu, Profeti (s.a.s.) ka thënë:

*"Allahu e ndihmon këtë ummet me lutjen e të dobtëve, për shkak të namazeve dhe sinqeritetit të tyre!"* (Nesai, Xhihad, 43)

Sipas rrëfimit të Umejje bin Halid (r.a.), i Dërguari i Allahut (s.a.s.) i lutej Allahut që t'u jepte muslimanëve ndihmë dhe fitore për hir të muhaxhirëve (emigrantëve mekas) të varfër. (Shih Taberani, Mu'xhemu'l-Kebir, I, 292)

Eshtë krejt e qartë se sot, po të jepej zeqati plotësisht, numri i njerëzve të varfër e të vuajtur do të pakësohej në minimum.



*Fëmijët tanë duhet të rriten me idenë se pronari i vërtetë i pasurisë është Allahu i Lartë. Siç kemi përgjegjësi për t'i mësuar dhe praktikuar fëmijët tanë me namaz qysh në moshë të vogël, në të njëjtën kohë, ne jemi të detyruar t'i mësojmë dhe praktikojmë fëmijët tanë edhe me emocionin e dhënies dhe mirëbërësisë dhe adhurimin për t'i dhënë gëzim një të vuajturi!*



Në kohën e kalifit Omer bin Abdulaziz, guvernatorët e njoftonin kalifin se "nuk gjenin njeri për t'i dhënë zeqat" dhe i kërkonin këshillë lidhur me këtë çështje. Kjo ndodhte sepse të gjithë ata që u takonte të jepnin zeqat, e çonin në vend plotësisht këtë detyrim. Ky realitet shoqëror është shfaqje konkrete mëshire e dhurimit të pasurisë dhe jetës për hir të Allahut!

Të tërheq vëmendjen fakti që kalifi Omer bin Abdulaziz pajtonte tellallë për të lajmëruar nevojtarët që të merrnin zeqatin:

**"Ku janë borxhlinjtë, nevojtarët, jetimët, të varfërit që duan të martohen, të sëmurët dhe të vuajturit? Ejani dhe merreni të drejtën që ju takon!"**

Kjo tregon se në ç'nivel kishte arritur shoqëria islame në atë kohë!

Nuk duhen harruar faktorët moralo-shpirtërorë në themel të këtij suksesi që pati merituar dhe arritur Omer bin Abdulazizi i cili pati bërë që bota islame të jetonte periudhën më të shkëlqyer të saj pas katër kalifëve të parë të mëdhenj. Me të vërtetë, në një aspekt, faktet e mëposhtme që kanë të bëjnë me botën ndjesore e shpirtërore të atij personaliteti të madh, nxjerrin në shesh edhe shkaqet e atij zhvillimi të madh të jetuar në periudhën e kalifatit të tij.

E shoqja, Fatime, tregon:

"Një ditë, hyra te Omer bin Abdulazizi. Ishte ulur në vendin e vet ku falte namaz, kishte mbështetur dorën te balli dhe qante. Lotët i rridhnin faqeve.

"Ç'është ky halli yt?" - E pyeta. M'u përgjigj kështu:

*Epoka jonë ka nevojë për njeriun e zemrës. Kush bie, s'e di që ka rënë; kush është përmbysur, s'e di se është përmbysur. Meqë nuk e njohin lumturinë e vërtetë, këta e pandehin mjerimin e tyre për lumturi! Sytë që s'dinë ç'është drita, si ta dinë diellin?*



"Fatime! Po mbaj në supe barrën më të rëndë të këtij ummeti. Kur mendoj të urituritt, të varfërit, të sëmurët që nuk gjejnë dot ilaçe, nevojtarët që s'kanë ç'të veshin, jetimët qafëpërkulur, të vejat e braktisura në vetmi, viktimat që s'e kërkojnë dot të drejtën, robërit muslimanë në vendet e huaja dhe mohuese, pleqtë që s'kanë fuqi të punojnë për të plotësuar nevojat e veta, kryetarët e familjeve të varfra me shumë fëmijë, shtypem nën peshën e përgjegjësisë sime! Ç'përgjigje do t'i jap Allahut po të më kërkojë llogari nesër, ç'do t'i përgjigjem të Dërguarit të Allahut po të më qortojë?" (Ibni Kethir, Tefsir, IX, 201)

Këto fjalë të përcjella nga Fatimja, e shoqja e Omer bin Abdulazizit, në të vërtetë ekspozojnë ndjeshmërinë që duhet të ketë zemra e çdo besimtari!

Për besimtarin, rruga për t'u pajisur me mëshirë, dhembshuri e ndjeshmëri kalon nga dhurimet dhe ndihmat e bëra me pasuri dhe jetë. Me të vërtetë, një sahabiu që i është ankuar Profetit për shqetësimin e zemrës, ai i ka dhënë këtë këshillë:

*"Po qe se dëshiron të të zbutet zemra, ushqeje të varfërin dhe fërkoja kokën jetimit!"* (Ahmed b. Hanbel, II, 263)

Edhe poeti Mevlana Xhelaleddin Rumi, duke e shprehur fitimin moralo-shpirtëror të siguruar nga interesimi për të varfërit dhe të mjeruarit, thotë kështu:

*"Zemrat e mbytura në varfëri e nevojtari i përngjajnë një shtëpie të mbytur në tym. Dhe ti, duke ia vënë veshin mjerimit të tyre, hap një dritare për atë shtëpi plot tym që të largohet tymi, kurse shpirti yt të bëhet më i ndjeshëm!"*

*Ç'lumturi për ata që, për hir të Krijuesit, munden t'i fusin në zemër të gjitha botët! Aftësia esenciale e njeriut është t'i japë zemrës së vet këtë gjerësi dhe dinjitet!*



*"... E mira e vërtetë është e mira e njeriut që u beson Allahut, ditës së ringjalljes, engjëjve, librave dhe të dërguarve profetikë, e njeriut që (duke synuar pëlqimin e Allahut) shpenzon nga pasuria e dashur për të afërmit, jetimët, të varfërit, të mbeturit në rrugë, lypsarët dhe robërit, që fal namaz dhe jep zeqat..."*

*(el-Bakara, 177)*

Ja, pra, ndërsa Islami i ka rregulluar kaq mirë raportet mes pasurisë dhe varfërisë, sistemet e tjera nuk kanë arritur sukses në kuptimin e vërtetë të fjalës në këtë drejtim. Ato ose e kanë tepruar, ose e kanë nënvleftësuar. Kështu, njëri sistem e ka ndaluar plotësisht kërkesën, një tjetër i ka lëshuar fre lypjes. Kurse Islami e ka trajtuar këtë plagë në një mënyrë shumë të drejtë me anë të zeqatit dhe ushqimit duke ofruar zgjidhjen më të pranueshme.

Me të vërtetë, zeqati është një nga vlerat shumë të larta që i ka përftuar Islami njerëzimit. Në sajë të zeqatit zgjidhen, qoftë edhe në një masë të caktuar, shqetësimet dhe nevojat e të varfërve, e të vuajturve, e të mbeturve në rrugë, e jetimëve dhe e të vejave. Veçanërisht, është Islami ai që e ka çliruar njerëzimin nga zinxhiri i skllavërisë, një nga realitetet më të rënda të historisë njerëzore. Pa asnjë dyshim, njëri prej faktorëve me ndikim më të fuqishëm që përdori Islami për t'i ndihmuar skllevërit që të fitonin lirinë e për t'i ndihmuar ata për të jetuar, ka qenë përsëri zeqati dhe dhurimi. Islami i pati urdhëruar zotërinjtë t'i ushqenin dhe vishnin skllevërit me atë që ushqeheshin dhe visheshin edhe vetë. Kështu, Islami e pati kthyer pronësinë mbi një skllav nga dobi për zotërinë, në një barrë të rëndë për të. Ndërkaq zotërinjtë që, megjithëkëtë, nuk donin t'u jepnin lirinë skllevërve, Islami i nxiste me mënyra të ndryshme, nga të cilat, edhe me anë të faljes së mëkateve!

Islami u ka zgjatur dorën e ndihmës njerëzve në gjendje të vështirë pa pritur shpërblim për këtë dhe u ka dhënë shërim rrënjësor sa e sa plagëve që kullonin



gjak. Veçanërisht, Islami ka ndaluar fatkeqësinë e kamatës të dukur nga jashtë si ndihmë, por që, në të vërtetë, s'vlen për gjë tjetër veçse për t'i shfrytëzuar njerëzit në gjendje të vështirë e të pashpresë duke përfituar nga gjendja e tyre.

Në fakt, këtë kërkon ai që jep para me kamatë: të tjerët të bien në gjendje të vështirë e ai të përfitojë duke shfrytëzuar gjendjen e tyre. Kurse personi që jep zeqat, është bashkëvuajtës i atyre që ndodhen ngushtë e që vuajnë. Dëshira e tij e vetme është t'u gjejë shërim njerëzve të vuajtur me qëllim për të fituar pëlqimin e Zotit!

Sado e shumtë të jenë malli e pasuria e një njeriu ambicioz e sypangopur, atij i duken gjithmonë pak. Kurse njerëzit e mësuar për të dhënë zeqat dhe sadaka, bëhen të pasur në zemër, pra dhe kënaqen me pak. Kurse atë që merr kamatë, e pushton një ambicie e tillë saqë është gati të shkelë me këmbë e të shkatërrojë këdo mjafton që ta shtojë pasurinë e vet. Ngjarje të dhimbshme e mësimdhënëse të kësaj natyre mund të shohësh në shumicën e qendrave të mëdha tregtare të botës. Duke aluduar për këto të vërteta, Kur'ani thotë:

يَمْحَقُ اللّٰهُ الْرِّبَا وَيُرْبِي الصَّدَقَاتِ

**"Allahu e konsumon** (e çon në humbje) **faizin** (kamatën), **kurse sadakanë e begaton..."** (el-Bakara, 276)

Pra, Zoti e eliminon mbarëvajtjen dhe begatinë në pasurinë e atyre që merren me kamatë, gjë që do të thotë se njeriu në fjalë është i falimentuari i jetës tjetër. Ky falimentim disa herë përjetohet edhe në këtë botë

*Jetëgjatësia ju vazhdon edhe pas jetës së vdekshme, në raport me sakrificën dhe shërbimin!*



dhe pasuritë e mëdha sa malet, por të fituara padrejtësisht, shkatërrohen e asgjësohen ose për shkak të ndonjë sëmundjeje a fatkeqësie, ose duke u shpenzuar në dorë të ndonjë trashëgimtari plangprishës.

❖

Një tjetër prej të fshehtave të zeqatit, dhënies dhe dhurimit është edhe pengimi i shtimit anormal të pasurisë individuale dhe, në këtë mënyrë, i shfrytëzimit dhe shpërdorimit të të dobtëve ose të shtyrjes së tyre në smirë ndaj të pasurve. Sepse, po qe se pasuria bëhet pretekst vetëlavdërimi dhe të mbajturi më të madh, fundi i të pasurit bëhet i hidhur. Kurse në shoqëri, të gjithë individët që japin e marrin ndihmë, janë nevojtarë materialisht dhe moralisht për njëri-tjetrin. Ky rregullim hyjnor është plot urtësi e mësime.

Duhet të dihet se pasuria është, në kuptimin absolut, e Allahut. Zotërimi i pasurisë në këtë botë, në të vërtetë i ngjan sistemit të qarkullimit të pasurisë. Domethënë, çdo njeri që vjen në këtë botë, pas një kohe është i detyruar të ndahet nga kjo botë duke ua lënë të tjerëve pasurinë e zotëruar.

Kështu, në Kur'an thuhet:

يَا أَيُّهَا النَّاسُ أَنتُمُ الْفُقَرَاء إِلَى اللَّهِ
وَاللَّهُ هُوَ الْغَنِيُّ الْحَمِيدُ

**"O njerëz! Të gjithë ju jeni të varfër para Allahut! Vetëm Ai është i pasur dhe i denjë për lavdërim!"** (el-Fatir, 15)

*"O ju që keni besuar! Para se të vijë ajo ditë (kiameti) kur nuk do të ketë më shitblerje, miqësi dhe ikje, shpenzoni në rrugën e së mirës nga ajo që ju kemi dhënë si pjesë e të mirave! Ata që mohojnë të vërtetat, sigurisht që janë mizorë!"*

*(el-Bakara, 254)*

**“Pasuria e qiejve dhe e tokës është e Allahut. Allahu ka mundësi për çdo gjë!”** (Al-i Imran, 189)



Siç kuptohet edhe nga këto ajete, në të vërtetë, pasuria s’është as e shoqërisë, as e individëve. Pasuria i përket Allahut. Ne jetojmë në pronën e Allahut, furnizohemi dhe ushqehemi me atë që na jep Ai. Ajo që u jepet individëve, është vetëm mbiprodukti me karakter të përkohshëm i pronës së Tij.

Një poet e shpreh këtë kështu:
*Bota, një shtëpi pritjeje; njerëzit, udhëtarë...*
*Një pallat i çuditshëm pa një banor të vetin;*
*Një qefin është pasuria e fundit për mbret e lypsar,*
*Pra, kush krenohet me pasurinë, a s’është i marrë?*

Malli, pasuria dhe pozita janë format e provës më të madhe për njeriun. Pati ardhur një çast që mbretërimi legjendar i Sulejmanit (a.s.) i qe marrë plotësisht nga duart dhe i qe rikthyer pas pendesës. Duke nxjerrë mësim nga kjo dhe nga ngjarje të tjera si kjo, një mik i Allahut thotë:

“Vrapo jo pas furnizimit (të mirës), po pas Furnizuesit (dhënësit të të mirës)!”

*Vakëfet që lidhin me dhembshuri shumë plagë të shoqërisë, janë, me të vërtetë, nga një shfaqje më vete dhe të veçanta të qetësisë dhe lumturisë që Islami ia ofroi njerëzimit me tipin e njeriut që nxori dhe zhvilloi!*

### Fundi i hidhur i atyre që e nënvleftësojnë zeqatin

Siç e kemi thënë disa herë, pasuria është një amanet i dhënë robit nga Allahu. Po qe se pasuria përdoret në një mënyrë që bie në kundërshtim me urdhrat hyjnorë, është shumë e prirur t’i bëjë njerëzit të tërbohen, t’i zvarrisë ata në çdo lloj mendjemadhësie, padrejtësie e dhune. Te ata që bien në një fatkeqësi të tillë, dashuria

për pasuri shtresohet në zemër. Fakti që Zoti, nga të mirat e kësaj bote, vetëm pasurinë dhe fëmijët i përmend si **"intrigë",** mbështetet në rrezikun e hyrjes së tyre në zemër dhe shndërrimit në idhuj. Për ata që bien në këtë fatkeqësi, Allahu i Lartë urdhëron:

**"... Ata që grumbullojnë ar e argjend dhe nuk e shpenzojnë në rrugën e Allahut, paralajmëroji për një ndëshkim të dhimbshëm! Atë ditë kur këto para të skuqen në zjarrin e xhehennemit dhe me to t'u vulosen ballët, anët dhe shpinat, (do t'u thuhet): "Ja, kjo është pasuria që e mblodhët për vete. Shijoni, tani, shijen e atyre gjërave që i bëtë grumbull!"** (et-Tevbe, 34-35)

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) porosit:

*"Çdo mëngjes mbi tokë zbresin dy engjëj. Njëri prej tyre lutet:*

*"Allahu im, zëvendësoja pasurinë atij që e shpenzoi në rrugë të drejtë!"*

*Kurse tjetri mallkon:*

*"Allahu im, shkatërroja pasurinë atij që tregoi koprraci!"* (Muslim, Zekat, 57)

Në një hadith tjetër, Profeti thotë:

*"Bujaria është një pemë nga pemët e xhennetit, degët e së cilës zgjaten në këtë botë. Atë që kapet në njërën prej atyre degëve, ajo e çon në xhennet. Kurse koprracia është një pemë nga pemët e xhehennemit, degët e së cilës zgjaten në këtë botë. Atë që kapet në njërën prej atyre degëve, ajo e zvarrit për në xhehennem!.."* (Bejhaki, Shuabu'l-Iman, VII, 435)

*Të pasurit falenderues*
*e bujarë me të varfërit*
*e durueshëm e dinjitarë*
*janë bashkë në nderin*
*e njerëzimit dhe*
*pëlqimin e Zotit!*



Me këto fjalë, ndërsa nga njëra anë Profeti i përgëzon ata që i kryejnë adhurimet materiale, si zeqati, sadakaja, dhurimi dhe e dhjeta, nga ana tjetër u bën një paralajmërim mjaft domethënës atyre që, për shkak të koprracisë, sillen me indiferentizëm ndaj këtyre adhurimeve.

Kështu, pra, në ajetet kur'anore dhe hadithet profetike bëhet e ditur se hyrja e mallit në zemër që pason rrëmbimin e të drejtës së nevojtarit, do të ketë fund të hidhur. Përballë këtij paralajmërimi hyjnor duhet menduar mirë dhe duhen bërë përpjekje që, me dhënien e sadakave dhe dhurimeve të ndryshme përveç zeqatit, të kalohet shuma një e dyzeta që është e detyrueshme. Lidhur me këtë çështje, Zoti i orienton robtë e vet kështu:

وَيَسْأَلُونَكَ مَاذَا يُنفِقُونَ قُلِ الْعَفْوَ

"... (O i Dërguar!) **Të pyesin se ç'duhet të shpenzojnë në udhë të së mirës. Thuaju: "Tepricën mbi nevojat!"** (el-Bakara, 219)

❖

Sahabet, shokët e Profetit ishin gjithmonë në një bashkëveprim të ngushtë dhurimi. Për fushatën e Tebukut, Hz. Omeri (r.a.) pati sjellë gjysmën e pasurisë, kurse Hz. Ebu Bekri (r.a.) pati dhuruar tërë pasurinë. Atëherë, Profeti e pati pyetur:

*"Ç'u le fëmijëve, o Ebu Bekr?"*

Dhe ai i qe përgjigjur:

"Allahun dhe të Dërguarin u lashë!.." (Ebu Davud, Zekat, 40)

*Masa e vërtetë e pasurisë nuk është te sasia e mallit dhe fryrja e kuletës, por tek dhënia e dhurimi me dëshirë dhe zemër!*



Biseda si më poshtë, e zhvilluar mes një juristi islam dhe Shejh Shibliut, ka një domethënie të madhe për sa i përket nxitjes për dhurim.

Një jurist, me qëllim për ta vënë në provë Shejh Shibliun (r.alejh), e pyet se sa përqind e pasurisë duhet dhuruar. Shejh Shibliu e pyet:

"A e do përgjigjen sipas mendimit të juristëve, apo sipas dashurisë së të dashurve të Zotit?"

Juristi i thotë:

"Le të jetë sipas të dyve!"

Atëherë, Shejh Shibliu i jep këtë përgjigje:

"Sipas mendimit të juristëve, për pasurinë dyqind dërhemë, pasi kjo shumë të ketë ndenjur e pacënuar për një vit, duhet dhënë një e dyzeta pjesë e saj, që i bie pesë dërhemë. Kurse sipas mendimit të të dashurve të Zotit, duhen dhënë të dyqind dërhemët duke thënë "shpëtova prej tyre" dhe, për më tepër, duke falenderuar për këtë!"

Juristi i tha:

"Këtë konkluzion (dhënien e një të dyzetës së pasurisë si zeqat) ne e mësuam nga dijetarët tanë!"

Si përgjigje, Shejh Shibliu i tha:

"Kurse ne e mësuam nga zotëria ynë, Ebu Bekr Besniku. Ai vuri para të Dërguarit të Madh (s.a.s.) gjithë ç'kishte e nuk kishte!"

I Dërguari i Allahut, i cili pati edukuar te sahabet, shokët e tij, pasionin për të dhënë për hir të Allahut, ishte vetë shembulli më i bukur i kësaj fryme dhurimi.

*"Pasuria e vërtetë është jo malli i shumtë, por zemra e ngopur!"*

*(Buhari, Rikak, 15)*



Kështu, një ditë, familja e Profetit kishte prerë një dele dhe mishin e kishte shpërndarë. Një çast, Profeti e pyeti Hz. Aishenë:

"Ç'mbeti nga mishi?"

Hz. Aisheja (r. anha) iu përgjigj:

"Vetëm një eshtër shpatulle mbeti!"

Atëherë, Profeti i tha:

*"Pse s'thua se, përveç një eshtre shpatulle, i gjithë mishi na paska mbetur ne?"* (Tirmidhi, Sifatu'l-Kijame, 33)

Po qe se Profetit i ndodheshin në shtëpi disa monedha ari apo argjendi, nuk kishte qetësi gjithë natën gjersa t'i dhuronte. Megjithatë, ai nuk e bëri të detyrueshme këtë mënyrë veprimi për të gjithë muslimanët, kurse shokët i orientonte të dhuronin si t'ua donte zemra. Për shembull, ndërsa ia pranonte tërë pasurinë Ebu Bekrit, Profeti i thoshte një shoku tjetër:

*"Një pjesë të pasurisë mbaje për vete se kjo është më e dobishme për ty!"* (Buhari, Megazi, 79)

Shkurt, Islami, krahas dhurimit të detyruar në një masë të caktuar siç është zeqati, personave me zemër të madhe ua ka lënë në dorë të dhurojnë sa të duan, sipas mundësive materiale dhe dëshirës së zemrës. Nisur nga ky kriter, Ebu Dherri (r.a.) e quante haram paranë e fituar sot që s'shpenzohej sot por lihej për nesër. Kurse Abdurrahman bin Avf (r.a.), duke mbajtur parasysh nevojat që mund të dalin më vonë, nuk shihte ndonjë të keqe në kursimin dhe lënien mënjanë të një pjese fitimi. Madje, vetë, ndërsa nga njëra anë pranonte të përballonte çdo lloj vështirësie për të fituar sa më



shumë, nga ana tjetër përpiqej t'i ndihmonte dhe qetësonte muslimanët. Sepse ai dhe të tjerët si ai ishin njerëz që e kishin stolisur zemrën me vetëdijen se ishin jo të zotët e pasurisë së tyre, por persona që u ishte lënë amanet ajo pasuri!

Përgjithësisht, të gjithë pronarët, të pasurit që kanë kërkuar shpëtimin e amshuar, duhet të jetojnë me vetëdijen se në këtë botë janë në pozitën e personit që i është ngarkuar një amanet dhe se një ditë do të japin llogari para Allahut që është pronari i vërtetë i pasurisë së tyre. Në Kur'an urdhërohet:

**"Pastaj atë ditë** (ditën e kiametit dhe ringjalljes) **do të jepni llogari për të mirat që ju janë dhënë!"** (et-Tekathur, 8)

Si rrjedhojë e kësaj të vërtete, zemrat e pajisura me kulturën hyjnore, nuk e harrojnë kurrë këtë thënie:

"Hallalli ka llogari, kurse harami ka ndëshkim!"

Prandaj, të pasurit që nuk japin pse janë bërë robër të kërkesave dhe dëshirave të kësaj bote, janë si hamallët që bartin dru për furrat e zjarrit.

❖

Të punosh dhe përpiqesh, të fitosh dhe të zotërosh mall e pasuri në rrugë legjitime, sigurisht që është diçka që Islami e sheh si të mirë dhe e nxit. Në këtë mes, duhet që, pa i idhujtarizuar këto dhe pa i futur në zemër, të japësh në rrugë të Allahut. Në të kundërt, pasuria bëhet në këtë botë hamallëk, kurse në botën tjetër, shkak për një ndëshkim të dhimbshëm.

*"Shpenzoni nga të mirat që ju kemi dhënë para se dikujt prej jush t'i vijë vdekja e të thotë: "Zoti im, sikur të ma shtyje pak afatin që të jepja sadaka e të bëhesha nga të mirët!"*

*(el-Munafikun,10)*



Synimi drejt pasurimit është kuptimi dhe përvetësimi i sekretit të hadithit profetik që thotë: "Më i miri i njerëzve është ai që është më i dobishmi për ta!" (Sujuti, el-Xhamiu's-Sagir, II, 8) Vendi i parasë nuk është zemra, por kuleta! Sa bukur e tregon indiferentizmin e njeriut kjo strofë e një poeti të zemrës:

*Kjo botë e ulët - një shtëpi pritjeje;*
*Edhe pallat i bukur, edhe gërmadhë!*
*Kam një sevda të pashpresë, të paduruar,*
*Banesën ngrita në këtë shtëpi pritjeje!..*

Duhet ditur se lutjet e të varfërve e të të vetmuarve janë burim mirësie e qetësie për njerëzit e pasur e të fuqishëm si dhe një ndihmë moralo-shpirtërore për ta. Gjithashtu, duhet të dihet se varfëria dhe nevojtaria nuk janë ulje e poshtërim; ndoshta janë një shfaqje urtësie e favori me aspektin e jetës tjetër të ndriçuar.

Të pasurit falenderues e bujarë janë bashkë me të varfërit e duruar dhe dinjitozë në nderin njerëzor dhe pëlqimin hyjnor. Ndërkaq, Islami i ka dënuar të pasurit mendjemëdhenj dhe koprracë, nga njëra anë, dhe të varfërit e rremë, nga ana tjetër. Kështu, Profeti (s.a.s.) lutej:

*"O Zot! Tek Ti mbështetem nga intriga e varfërisë dhe pasurisë!"* (Muslim, Dhikr, 49)

Atëherë, pasanik i vërtetë është ai tek i cili kanë fituar ngopja, si dhe dorëzimi e nënshtrimi ndaj Zotit.

Prandaj, çdo njeri që kërkon të meritojë moralin dhe favorin hyjnor, është i detyruar që, nga të mirat e kësaj bote që ka përfituar, të ndajë një pjesë për nevojtarët dhe të vuajturit në mënyrë që edhe ata të përfitojnë. Synimi është të bëhesh një besimtar, nga gjuha dhe

*"Po qe se dëshiron të të zbutet zemra, ushqeje të varfërin dhe fërkoja kokën jetimit!" (Ahmed b. Hanbel, II, 263)*



dora e të cilit njerëzit të kenë përfitime, për rrjedhojë, të fitosh pëlqimin e Allahut!

Zeqati është shprehja e falenderimit për mallin dhe pasurinë që zotëron. Ndërkaq, si domosdoshmëri e premtimit përkatës hyjnor, falenderimi e shton pasurinë.

Allahu i Lartë premton:

**"... Betohem në Individualitetin Tim të lartë se, po të falenderoni, të mirat e Mia për ju jua shtoj vazhdimisht..."** (Ibrahim, 7)

Profeti ynë (s.a.s.) e pëlqente shumë të dhënët dhe këtë ua këshillonte edhe atyre që kishte përreth. Kështu, në një hadith profetik thuhet:

*"Jep që edhe ty të të japin!"* (Buhari, Tevhid, 35)

Nuk ka dyshim se, në lidhje me çështjen e dhënies dhe dhurimit, ata që, në vend që ta njohin gabimin, e harrojnë paracaktimin hyjnor për shkak se u është nxirë zemra dhe, duke menduar se "vetë u përpoqën dhe vetë fituan", i shohin me përbuzje të varfërit, kanë për t'u shkatërruar si dhe Karuni fatkeq!

Karuni që ishte në fillim njeri i varfër e i mirë, pasi Hz. Musai ia mësoi alkiminë, u bë shumë i pasur, por i humbi të gjitha vetitë e mira sepse nuk e mbrojti dot zemrën prej prirjeve dhe pasioneve të kësaj bote. Për shkak të pasurisë së jashtëzakonshme që vuri, u bë krenar dhe mendjemadh. Siç shprehet Kur'ani, u bë tekanjoz dhe i tërbuar. Më në fund, për të u dha ky vendim hyjnor:

*Zoti ynë nuk na bën përgjegjës ne, robtë e Tij, mbi fuqinë tonë. Dhe kjo do të thotë se ne jemi përgjegjës me aq sa ç'e kemi fuqinë, domethënë do të japim llogari edhe për mirësitë qe kemi pasur fuqi t'i bëjmë, por s'i kemi bërë!*



**"Karuni qe nga fisi i Musait, por tregoi mendjemadhësi ndaj tyre. Ne i dhamë thesare të tilla, çelësat e të cilëve mund t'i bartte me vështirësi edhe një grup njerëzish të fuqishëm. Fisi i vet i tha: "Mos u bëj tekanjoz se Allahu nuk i do ata që përkëdhelen, që bëhen tekanjozë e të tërbuar!"** (el-Kasas, 76)

Mirëpo Karuni pati mbyllur veshët edhe ndaj këtyre fjalëve, edhe ndaj këshillave të Musait (a.s.). Kur Musai i pati thënë të jepte zeqat për pasurinë që kishte, Karuni, megjithëse i qe në një farë mënyre borxhli Musait, i qe përgjigjur:

"A mos ia vure syrin pasurisë sime? Këtë para e kam fituar vetë!"

Ngjarja tregohet kështu në Kur'an:

"(Karunit iu tha kështu) **Dhe me atë që të ka dhënë Allahu, kërko botën tjetër, por mos e harro edhe pjesën e të mirave nga kjo botë. Dhe bëj mirë (ndaj njerëzve) ashtu siç të ka bërë Allahu të mira ty! Dhe mos shkakto të këqija mbi tokë! Pa dyshim, Allahu nuk i do prishësit e ngatërrestarët!"**

**"Kurse Karuni tha: "Ajo** (pasuria) **më është dhënë vetëm në sajë të dijes sime!" A nuk e dinte ai se Allahu pati shkatërruar edhe njerëz më të fuqishëm se ai nga popujt e kaluar? Por as që është nevoja të pyeten mëkatarët për mëkatet e tyre** (se Allahu i di të gjitha)**!"**

**"Dhe doli Karuni tërë shkëlqim para fisit të vet dhe ata që kishin për synim jetën e kësaj bote, thanë: "Ah, sikur të kishim pasur edhe ne ashtu siç ka Karuni! Me të vërtetë, ai është fatbardhë!"**

*Shpirtrat e përkryer, për të arritur shpëtimin e përjetshëm në sajë të shërbimit dhe mëshirës, kërkojnë përreth qenie të tjera për t'i shpëtuar!*



**"Kurse ata që u ishte dhënë dituri, thanë: "Të mjerët ju! Për ata që besuan dhe bënë punë të mira, shpërblimi i Allahut është më i çmuar, por atë mund ta arrijnë vetëm ata që bëjnë durim!"**

**"Më në fund, Ne e groposëm në tokë edhe atë, edhe pallatin e tij dhe, ashtu siç nuk pati njeri ta mbronte atë, ashtu dhe ai nuk qe në gjendje ta mbronte veten!"**

**"E ata që gjer dje lakmonin të ishin në vendin e tij, filluan të thonin: "Shihni se si Allahu i jep atij që do dhe ia ndalon të mirat atij që do! Po të mos tregohej i mëshirshëm ndaj nesh, Allahu do të na fuste në fund të tokës edhe ne! Sa keq që mohuesit nuk u përmirësokan!"** (el-Kasas, 77-82)

Ja, pra, ç'skenë tronditëse kjo situatë që tregon se si do të jetë fundi i sevdallinjve të mallit e pasurisë që priren nga kjo botë duke harruar jetën tjetër! I privuar përjetësisht nga pasuria dhe mirësitë hyjnore, Karuni është tani një lypsar i jetës tjetër! Sepse vatani i jetës tjetër, ahiretit, u përket njerëzve të përkushtuar që kanë bërë një jetë besimore të sinqertë duke kryer detyrat e tyre para Zotit. Në Kur'an urdhërohet:

**"Ja, pra, vendi i ahiretit! Ne ua japim atë njerëzve që nuk kërkojnë të mburren, të mbahen më të madh e të shkaktojnë ngatërresa mbi tokë. Fundi më i mirë është i atyre që i përkushtohen Zotit!"** (el-Kasas, 83)

❖

Duke e parë me çudi gjendjen e atyre që, të pasionuar pas gjësë së kësaj bote, shkojnë në jetën tjetër si të falimentuar, poeti Mevlana Xhelaleddin Rumi shprehet kështu:

*Zemrat e zgjuara kurrë nuk e mbajnë larg nga kujtesa këtë thënie: "Për hallallin ka llogari, kurse për haramin ka ndëshkim!"*

*"Ç'po ndodh me njeriun që po bëhet skllav i floririt dhe pasurisë së kësaj bote? Ç'janë ato që nuk shpenzohen në rrugën e Zotit? Ç'shprehin ato? Nëse poshtërimi i njeriut si rob i pasurisë së kësaj bote duke u përdredhur dhe zvarritur si gjarpër para derës së saj, nuk është shkak mjerimi që e çon atë në qiej duarbosh, ç'është?.."*

Edhe gjendja e Thalebes i cili, ashtu si Karuni, qe bërë skllav i mallit dhe pasurisë dhe qe mbytur në vorbullat e mjerimit moralo-shpirtëror, është një ngjarje mësimdhënëse që të bën të mendohesh thellë.

Thalebe që ishte musliman medinas, kishte ambicje të madhe për mall e pasuri. Ai donte të bëhej i pasur. Për këtë, i kërkoi Profetit të lutej për të.

Profeti (s.a.s.) i dha këtë përgjigje kërkesës së tij:

*"Pasuria e pakët për të cilën do të mundesh të falenderosh, është për ty më e dobishme se pasuria e shumtë për të cilën s'do të mundesh të falenderosh!.."*

Pas këtyre fjalëve, Thalebe hoqi dorë njëherë për njëherë nga ambicia për t'u bërë i pasur, por pas një farë kohe, pasi ambicia iu ndez përsëri, shkoi te Profeti dhe i tha:

"O i Dërguari i Allahut! Lutu për mua që të bëhem i pasur!"

Këtë radhë Profeti i dha këtë përgjigje:

*"A nuk jam unë një shembull i mjaftueshëm për ty? Betohem në Allahun se, po të desha, këto male do të bëheshin ar e argjend e do të më derdheshin pas, por unë mbeta i ngopur e i kënaqur me kaq!"*



*Një njeri i pajisur me kulturë shpirtërore e përshkruan kështu këtë botë që është ekspozitë urtësish: "Kjo botë është, për të mençurit, soditje bukurish, kurse për kokëtrashët, ngrënie dhe epsh!"*



*“Vrapo jo pas furnizimit (të mirës), po pas Furnizuesit (dhënësit të të mirës)!”*

Thalebe u tërhoq përsëri. Mirëpo furtuna e ambicjes përbrenda nuk heshtej. Thalebe mendoi me vete se, po të bëhej i pasur, do t’i ndihmonte të varfërit dhe, kështu, do të merrte shpërblim më të madh nga Zoti. Me këto pandehma dhe i mundur nga egoizmi i vet, i shkoi për së treti herë Profetit dhe i tha kështu:

“Betohem në Atë që të ka dërguar ty si profet të vërtetë, se, po të më bëjë të pasur, do t’i mbroj të varfërit e nevojtarët dhe secilit do t’i jap hakun që i takon!”

Më në fund, pas kësaj këmbënguljeje të pambaruar, Profeti (s.a.s.) u lut:

*“O Zot, jepi Thalebes gjithë ç’kërkon!”*

Pa kaluar shumë kohë, me pretekst të kësaj lutjeje, Allahu i dhuroi Thalebes një pasuri shumë të madhe. Tufat e tij të bagëtive mbushën malet. Mirëpo Thalebe që gjer atë kohë nuk ndahej nga faltorja, për çka dhe ishte mbiquajtur “zogu i faltores”, duke u marrë me mallin dhe pasurinë, dalngadalë u largua nga faltorja dhe bashkësia (xhemaati). Erdhi dita që të shkonte në faltore vetëm ditën e xhuma, por edhe këtë e harroi pak kohë më pas.

Një ditë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) që pyeti dhe mësoi për të, tha:

*“Sa keq për Thaleben!..”*

Indiferentizmi, paqartësia dhe injoranca e Thalebes nuk mbeti me kaq. Nëpunësve që shkonin për të mbledhur zeqat, nisi t’u thoshte:

“Kjo që bëni ju, s’është gjë tjetër veçse mbledhje haraçi!”



Veç kësaj, Thalebe, jo vetëm s'u jepte nëpunësve atë që u kishte premtuar më parë, por shkoi gjer atje sa të mos u jepte të varfërve as hakun minimal të përcaktuar në Kur'an. Ai u bë hipokrit dhe hezitant.

Ky qëndrim i hipokritëve dhe hezitantëve përshkruhet kështu në Kur'an:

**"Dhe prej tyre** (hipokritëve dhe hezitantëve) **pati të tillë që i patën dhënë fjalën Allahut se, po t'u jepte Allahu nga bujaria dhe mirësia e Tij, edhe ata do të jepnin sadaka dhe do të bëheshin ndër njerëzit punëmirë!"**

**"Por kur Allahu iu dha** (pasuri) **nga mirësia e Tij, ata u bënë koprracë dhe e hëngrën fjalën që patën dhënë!"** (et-Tevbe, 75-76)

Për shkak të mendjetrashësisë së vet, Thalebe nuk e dëgjoi paralajmërimin e Profetit dhe, për rrjedhojë, pati një fund të hidhur. I gënjyer nga pasuria e përkohshme e kësaj bote, ai u bë i varfëri i botës së amshuar. Duke vdekur i penduar thellë, fjalët e Profetit pothuajse i tingëllonin në vesh:

*"Pasuria e pakët për të cilën do të mundesh të falenderosh, është për ty më e dobishme se pasuria e shumtë për të cilën s'do të mundesh të falenderosh!.."* (Shih Taberani, *Xhamiu-'l-Bejan*, XIV, 370-372)

Thalebe nuk ia pati vënë veshin këtij paralajmërimi, prandaj dhe dha shpirt mes dhimbjeve dhe vuajtjeve të pafundme të vorbullave të pasurisë së vet të përkohshme që e shkatërruan. Ai shkatërroi një lumturi të amshuar në shkëmbim të një pasurie të lëkundshme

*Çdo besimtar, me vetëdijen se jeton në pronën e Allahut dhe se furnizohet me të mirat e Tij, duhet të ruhet tejet nga tregimi i nënvleftësimit në adhurimet pasurore. Në të kundërt, duhet ta dijë se nuk do të shpëtojë dot nga hyrja në grupin e njerëzve indiferentë që nuk e dinë se e kujt është pasuria dhe nga kush e kursejnë atë!..*



e të një çasti kënaqësie të shkurtër që i pati pandehur për lumturi!

Siç shihet, njeriu, për shkak të natyrës së krijimit të vet, priret kah kjo botë. Dhe malli e gjëja e kësaj bote i vijnë tërheqëse nefsit, egos. Ata që mashtrohen prej saj, nuk dinë të ngopur. Profeti (s.a.s.) e shpreh kështu këtë të vërtetë:

*"Biri i njeriut, po të ketë mall sa dy lugina, kërkon të tretën. Barkun e tij e ngop vetëm dheu!.."* (Buhari, Rikak, 10)

Me shtimin e pasurisë, shtohet edhe ambicia e njeriut, njeriu bëhet ambicioz. Te njeriu, sytë e të cilit nuk ngopen me pasuri, ndjenjat e mëshirës dhe dhembshurisë pakësohen. Ai e ka të vështirë të japë. Nefsi, egoja, e nxit kështu atë: "Bëhu akoma më i pasur dhe atëherë do të kesh mundësi të ndihmosh më shumë!" Dhe kjo gjë vazhdon pa fund. Njeriu bëhet një i sëmurë shpirtëror dhe i vuajtur trupor. Fati i tij bëhet i tillë:

*"Ata që thonë "nesër do të jap", u shkatërruan!.."*

Ngjarja me Thaleben, jo vetëm flet për disfatën e rëndë që pason vetëmashtrimin pas mallit e gjësë së kësaj bote, por edhe përbën një shembull të mrekullueshëm për ne që të kuptojmë fundin tragjik të përpjekjeve për ta ndryshuar kaderin dhe të mosrespektimit të etikës së lutjes ndaj Zotit. Kështu, kur të jemi duke kërkuar diçka nga Allahu, në vend që të këmbëngulim për plotësimin e saj duke i besuar vetes se ajo gjë do të jetë me siguri e dobishme për ne, duhet të kërkojmë pranimin e saj nëse ajo është diçka e pranueshme dhe e mirë në lartësinë hyjnore. Përndryshe, mund t'i hapim shqetësime të pashërueshme kokës për shkak të

*"Pastaj ju sigurisht do të merreni në llogari për të mirat e asaj dite!"*

*(et-Tekathur, 8)*

pamundësisë sonë për ta dalluar mjerimin e fshehur brenda favorit! Eshtë një e vërtetë fetare se lutja i largon ngatërresat dhe shqetësimet. Lutja është një lejim, dhunti, madje urdhër i Zotit për ne. Prandaj, edhe po ta mbushim përmbajtjen e saj me arsyen dhe ndjenjat tona individuale, nuk duhet të këmbëngulim me inat se ajo është dobi dhe nuk duhet ta nënvleftësojmë faktin t'i lutemi kështu Zotit:

*"O Zot, plotësoma nëse është për të mirën time!"*

Shihet se, për ta bërë pasurinë diçka të padëmshme, jemi të detyruar ta përdorim atë në përputhje me urdhrat hyjnorë. Kjo është e domosdoshme për shpëtimin e individit dhe shoqërisë në këtë dhe në botën tjetër!

❖

Në thelb, në Islam, pasuria në vetvete nuk është dënuar, përkundrazi, është lavdëruar me kusht që, në lidhje me të, të respektohen disa parime të caktuara. Duke u shprehur si më poshtë, Profeti (s.a.s.) e ka nxitur pasurimin:

*"Sa e mirë është pasuria hallall dhe e dobishme që ndodhet në duart e një njeriu të mirë!"* (Ahmed b. Hanbel, Musned, IV, 202)

Ndërkaq, në Islam nuk shihet me sy të mirë sjellja e atij që, megjithëse është në gjendje të përshkohet me punën e vet, u zgjat dorën të tjerëve.

Sipas rrëfimit të Enes b. Malikut (r.a.), një njeri shkoi te Profeti dhe i kërkoi sadaka (lëmoshë). Profeti (s.a.s.) e pyeti:

*"A s'të ndodhet gjë në shtëpi?"*



*"Bujaria është një pemë nga pemët e xhennetit, degët e së cilës zgjaten në këtë botë. Atë që kapet në njërën prej atyre degëve, ajo e çon në xhennet. Kurse koprracia është një pemë nga pemët e xhehennemit, degët e së cilës zgjaten në këtë botë. Atë që kapet në njërën prej atyre degëve, ajo e zvarrit për në xhehennem!.."* (Bejhaki, Shuabul Iman, VII, 435)



Njeriu iu përgjigj:

*“Një mbulesë dhe një enë për të pirë ujë.”*

Profeti e dërgoi njeriun në shtëpi për t’ia sjellë mbulesën dhe enën. Pastaj i shiti ato vetë për dy dërhemë dhe i tha kështu njeriut:

*“Me një dërhem merr të ngrëna për familjen dhe lëri në shtëpi, kurse me një dërhemin tjetër blij një sëpatë dhe eja prapë tek unë!”*

Njeriu u kthye te Profeti me sëpatën në dorë. Profeti (s.a.s.) i tha kështu:

“Shko tani, bëj dru dhe shiti. Për pesëmbëdhjetë ditë të mos të të shoh këtu!”

Njeriu shkoi, bëri dru, i shiti dhe fitoi dhjetë dërhemë. Me një pjesë të tyre bleu rroba, kurse me pjesën tjetër, ushqime. Atëherë, Profeti (s.a.s.) i tha:

*“Kur lypsaria është një njollë e zezë mbi tokë, kjo është më e dobishme për ty. Lypja është e lejueshme vetëm për këta tre persona: për të varfërin e uritur dhe aq të drobitur sa të mos ngrihet dot në këmbë, për atë që ka hyrë në një borxh që s’e përballon dot dhe për atë që s’e paguan dot borxhin e vrasjes apo plagosjes!”* (Shih Ebu Davud, *Zekat*, 26)

*“Unë kam frikë se, pas meje, për ju do të çelin lulet dhe stolitë e kësaj bote dhe se ju do të zhyteni në përleshje me njëri-tjetrin për interesa të kësaj bote!”*

*(Shih Muslim, Zekat, 121; Buhari, Rikak, 7)*

Islami nuk e ka ndaluar që nevojtarët të kërkojnë nga të tjerët, megjithëkëtë, moralisht nuk e ka pëlqyer. Dikujt që e kishte bërë ves t’i kërkonte diçka çdokujt që i dilte para, Profeti i pati thënë kështu:

*“Përpjesëtimin e mallrave të zeqatit, Zoti nuk e ka lënë në dorë të dëshirës dhe vullnetit të ndonjë personi, madje as të Profetit. Për shpërndarjen dhe shpenzimin e zeqatit, Zoti ka treguar tetë vende. po qe se ti bën pjesë në njërin prej kë-*

*tyre tetë lloj vetëve, ke për ta marrë pjesën që të takon prej zeqatit!"* (Bejhaki, *Sunenu'l-Kubra*, VII, 6)

Këtu ka një delikatesë dhe korrektesë të madhe për sa i përket shpenzimit të zeqatit në vendin e duhur. Sepse zeqati mund të jepet vetëm në vendet e përcaktuara në ajetin kur'anor. Në Kur'an, këto vende përcaktohen kështu:

**"Sadakatë** (zeqatet) **si një farz** (detyrim) **nga ana e Allahut, janë vetëm për të varfërit, për nevojtarët ditorë, për nëpunësit** (që mbledhin zeqat), **për ata që kërkohet të afrohen me Islamin, për skllevërit** (që duan ta blejnë lirinë), **për ata që kanë borxhe, për ata që punojnë dhe luftojnë në udhën e Allahut dhe për udhëtarët e mbetur në udhë! Allahu është i ditur e i urtë!"** (et-Tevbe, 60)

Dhuratat e bëra jashtë kësaj janë dhurata "mirëbërësie". Duke dhënë zeqat, Profeti e ka prapsur personin që nuk i ka plotësuar kushtet e përcaktuara në Kur'an, kurse në rastet jashtë zeqatit, jo vetëm s'ka kthyer njeri, por ka vepruar në përputhje me porosinë e Kur'anit, **"Mos e qorto atë që të kërkon diçka"** (ed-Duha, 10), po kështu, edhe të tjerët i ka porositur në këtë frymë:

*"Morali juaj i bukur është të mos e ktheni pa gjë, qoftë edhe pa një kokërr hurma, atë që ju del para e ju zgjat dorën! O Aishe! Mos e kthe prapë të varfërin, qoftë edhe pa një gjysmë hurmaje!"* (Tirmidhi, Zuhd, 37)

I frymëzuar nga kjo porosi, i nderuari Musa Topbash (k.s.) u jepte edhe atyre që e kishin bërë lypjen profesion dhe thoshte:



*"Duke luajtur me njëri-tjetrin, fëmijët bëjnë sikur ngrenë dyqane, sikur shesin e blejnë, por nuk fitojnë gjë, vetëm sa kalojnë kohën. Fëmija që bën sikur hap dyqan, kthehet në mbrëmje në shtëpi i uritur. Edhe kjo botë është si vendi ku luajnë fëmijët!"*

*(Mevlana Xhelaleddin Rumi)*



*"Për të mos u mësuar me mosdhënie, duhet dhënë sikur edhe pak!.."*

Duhet ditur edhe kjo e vërtetë se në Islam është lejuar lypja vetëm në raste të një nevojtarie të madhe, sepse t'i shtrish dorën tjetrit është, për njeriun, një veprim që e ul shumë dhe e poshtëron. Prandaj ka ndodhur që Profeti, duke marrë besën nga shokët e tij, u ka vënë si kusht "që të mos ia zgjasin dorën kujt"! (Shih Muslim, Zekat, 108)

Për rrjedhojë, mes të varfërve duhen dalluar të varfërit që e fshehin në vetvete varfërinë dhe shqetësimin, nga tipat lypsarë e të paturpshëm që kërkojnë para nga çdokush që u del para!

Lidhur me këtë çështje, Profeti (s.a.s.) ka porositur kështu:

*"Nuk i thuhet i varfër atij që lyp qoftë edhe një apo dy hurma ose nja-dy kafshata. I varfër është ai që, megjithëse përpëlitet në moskamje, i vjen turp të kërkojë diçka nga të tjerët. Po deshët, lexojeni ajetin (el-Bakara, 273)* **"Nuk kërkojnë diçka prej njerëzve"** (Muslim, Zekat, 102)

Me këtë porosi, Profeti (s.a.s.) ka dashur të thotë këtë:

Ata që lypin e kërkojnë nga çdo njeri që u del para, gjithsesi sigurojnë diçka. Kurse ata që s'duhen harruar e nënvleftësuar, janë njerëzit që e fshehin gjendjen dhe e pranojnë varfërinë duke bërë durim e duke u kënaqur me pak. Rëndësia e ndihmës për këta lloj njerëzish që nuk e parashtrojnë hallin e vet, është deklaruar edhe në Kur'an:

*"Jep që edhe ty të të japin!"*

*(Buhari, Tevhid, 35)*

**"Zeqatet dhe sadakatë jepuani të varfërve që ia kanë kushtuar veten rrugës së Allahut, prandaj dhe që nuk sillen nëpër tokë për të fituar! Njerëzit që nuk dinë, i pandehin ata të pasur për shkak të dinjitetit të tyre. Por ti i njeh ata nga fytyrat, sepse ata nuk tregohen të pafytyrë duke kërkuar me këmbëngulje diçka nga njerëzit. Pa dyshim, Allahu e di çdo të mirë që bëni!"** (el-Bakara, 273)

❖

### E dhjeta - zeqati i prodhimeve të tokës

Njëri prej adhurimeve pasurore që pothuajse është harruar, është e dhjeta ose zeqati i prodhimeve të tokës. Ata që s'e japin të dhjetën, janë para Allahut fajtorë si dhe ata që s'e japin zeqatin. Duke mos e dhënë të dhjetën, ata grabisin të drejtat e të varfërve, nevojtarëve dhe të atyre që luftojnë në rrugën e Allahut.

Siç rrëfehet, një jemenas bujar kishte në afërsi të Sana-s vreshta, kopshte hurmash dhe toka buke. Në kohën e mbledhjes së prodhimeve, ky njeri bujar veçonte për të varfërit, të vetmuarit dhe të dobëtit pjesën e të dhjetës me të tepërt. Por, pas vdekjes së tij, të bijtë, të pushtuar nga etja për fitime të mëdha, menduan dhe vendosën së bashku kështu:

"Familja jonë është shumë e madhe, kurse mallin e kemi të pakët. Nuk do t'u japim gjë të varfërve! Ta mbledhim prodhimin sa pa ardhur ata!.."

Për shkak të këtij qëllimi të keq të tyre, Zoti ua shkatërroi prodhimet, kopshtet, vreshtat dhe arat ua ktheu në gërmadha të zeza. Ato toka të punuara e të sistemuara bukur, ato kopshte të mrekullueshme u bënë që të mos njiheshin më!



*"... Betohem në Individualitetin Tim të lartë se, po të falenderoni, të mirat e Mia për ju jua shtoj vazhdimisht..."* *(Ibrahim, 7)*



Bijtë koprracë që kishin shkuar që herët për të mbledhur prodhimin, të habitur nga pamja që u doli para, thanë:

"Mos vallë kemi ardhur gabim?"

Jo, ata s'kishin ardhur gabim! E dhjeta e bollshme e ndarë nga i ati i tyre dhe urimet, bekimet dhe lutjet e nevojtarëve u kishin sjellë, gjer atëherë, tokave bereqet me të tepërt, ashtu siç jepte edhe pronari i tyre me të tepërt. Nga ato kopshte dhe ara përfitonin të gjithë të varfërit. Mirëpo në sytë e bijve, gjëja që ndante i ati dukej e madhe dhe ata nuk donin ta jepnin. Ata nuk e kuptonin dot se nga vinte gjithë ajo mbarësi në tokat e tyre, gjithë ai prodhim i madh! Sepse padija dhe indiferentizmi ua kishin verbuar zemrat!

*Poeti i shquar Mevlana Xhelaleddin Rumi thotë: "Ç'po ndodh me njeriun që po bëhet skllav i floririt dhe pasurisë së kësaj bote? Ç' janë ato që nuk shpenzohen në rrugën e Zotit? Ç'shprehin ato? Nëse poshtërimi i njeriut si rob i pasurisë së kësaj bote duke u përdredhur dhe zvarritur si gjarpër para derës së saj, nuk është shkak mjerimi që e çon atë në qiej duarbosh, ç'është?.."*

Prandaj Zoti urdhëron:

**"Mos u bëj nga të paditurit dhe indiferentët!"** (el-Araf, 205)

Kur'ani e përshkruan kështu fundin shumë të hidhur por domethënës të rrëfenjës "As'habu Darvan" për të cilën flitet në suren "Kalem":

**"Ata** (të zotët e bahçeve) **ishin betuar se do të vilnin para se të zbardhte, pa i parë kush. Ata nuk kishin dyshim se ashtu do të ndodhte** (nuk thoshin "inshaallah" dhe nuk mendonin për pjesën e të varfërve)."

**"Por ata ishin ende në gjumë kur një fatkeqësi** (e dërguar nga Zoti) **ra mbi bahçen dhe ajo u nxi e u rrëzua!"**

**"Në mëngjes ata i bënin zë kështu njëri-tjetrit: "Dilni të shkojmë herët për të vjelë!"**



**"Dhe u vunë në udhë duke menduar: "Aman, të mos na afrohet atje asnjë i varfër!"**

**"Megjithëse kishin mundësi** (për t'i ndihmuar të varfërit), **ata dolën në udhë herët me qëllim dhe të vendosur për të mos i ndihmuar ata... Por kur e panë bahçen, thanë: "Me siguri që e kemi ngatërruar rrugën!"**

**"Dhe u mjeruan: "Eh, i humbëm të gjitha prodhimet!.."** (el-Kalem, 17-27)

Sa bukur përshkruhet në këto ajete skena mësimdhënëse e fundit të hidhur të pronarëve të pamëshirshëm të bahçeve që bënin dredhi për të mos ua dhënë të dhjetën të varfërve. Nuk duhet harruar se të gjitha qëllimet në zemra janë të hapura për Allahun. Madhështia e Tij ka përfshirë gjithçka!

Poeti Mevlana Xhelaleddin Rumi shprehet:

*"Jeta e kësaj bote është ëndërr. Të bëhesh pronar pasurie në këtë botë i përngjet gjetjes së thesarit në ëndërr. Pasuria e kësaj bote mbetet prapë në këtë botë duke kaluar nga njëri brez në tjetrin!*

*Engjëlli i vdekjes e zgjon njeriun indiferent nga gjumi (i indiferentizmit) për t'ia marrë shpirtin. Atëherë ai njeri mjerohet për shqetësimet që hoqi në botë për një pasuri që, në të vërtetë, s'ishte e tija dhe pendohet një mijë herë... Por atëherë është shumë vonë, çdo gjë ka mbaruar!.."*

Sa bukur e ka thënë Hz. Aliu (r.a.)

*"Njerëzit janë në gjumë; ata zgjohen kur vdesin.."*

Në Kur'an, Zoti tregon se, në çastin e vdekjes, njeriu që vjen në vete sikur të zgjohej nga ëndrra, thotë me një pendesë të pafundme:

*Vendi i parasë nuk është zemra, por kuleta!*



رَبِّ لَوْلَا أَخَّرْتَنِي إِلَى أَجَلٍ قَرِيبٍ
فَأَصَّدَّقَ وَأَكُن مِّنَ الصَّالِحِينَ

**"Zoti im! Sikur të ma shtyje edhe pak afatin që të jepja sadaka e të bëhesha prej njerëzve të mirë!.."** (el-Munafikun, 10)

Meqë në këto kushte nuk ka më mundësi për kthim pas dhe korrigjim, Zoti, në të njëjtin ajet, krahas pohimit të kësaj të vërtete, e urdhëron njeriun të japë nga ajo me të cilën e ka furnizuar Ai, para se të jetë vonë.

Shkurt, çdo besimtar, me vetëdijen se jeton në pronën e Allahut dhe se furnizohet e ushqehet me të mirat e Tij, duhet të ruhet shumë nga nënvleftësimi i adhurimeve pasurore. Në të kundërt, duhet ta dijë se nuk do të shpëtojë dot pa hyrë në grupin e indiferentëve që nuk e dinë se e kujt është pasuria dhe kujt ia kursejnë atë!..

**Zoti ynë! Na e mundëso që, duke e dhënë me entuziazëm adhurimi dhe përkushtimi të thellë të drejtën që kanë në pasurinë tonë nevojtarët që e tregojnë hallin si dhe të varfërit që, për shkak të nderit dhe dinjitetit të tyre, nuk e tregojnë dot varfërinë, të fitojmë pëlqimin Tënd!**

**Amin, ashtu qoftë!**

*Si është e mundur të mbytesh në begati me shumë pasuri?*

*Begatia është vetëm pasuria e falenderimit!*

*Urdhëron Zoti i Lartë: Në këtë botë e në përjetësi*

*Ecni pas robit që falenderon nji pas nji!*

*Rahmetí*

## B. DHURIMI (INFAK)



### a) Përbërja

Fjala "infak" që emërton dhënien, dhurimin ushqyerjen, dhe që përmendet në Kur'an në më shumë se 200 vende, është kushtimi Allahut i pasurisë dhe jetës. Kështu, muslimani është njeriu që ia kushton edhe jetën, edhe pasurinë Allahut.

Në Besëlidhjen e Dytë Akabe, Abdullah bin Revaha e pati pyetur Profetin (s.a.s.):

"O i Dërguari i Allahut! Mund të vësh kushtet që do për Zotin tënd dhe për veten tënde!"

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) i qe përgjigjur:

"Kushtet e Zotit tim janë ta adhuroni, t'i faleni e të mos i përngjasoni asgjë Atij. Kurse kushti im është të më mbroni mua ashtu siç mbroni jetën dhe pasurinë tuaj!"

Të pranishmit e pyetën:

"Po vepruam kështu, ç'na jepet ne?"

*"Xhenneti!"* - U qe përgjigjur Profeti.

Pas kësaj, të pranishmit patën thënë:

"Ç'dhënë e marrë me fitim! As heqim dorë prej kësaj, as pranojmë të na bëjnë të heqim dorë!" (Ibni Kethir, Tefsir, II, 406)

Pas kësaj marrëveshjeje, qe zbritur ajeti i mëposhtëm:

*"Pasuria e pakët për të cilën mund të falenderosh, është më e mbarë e më e dobishme se pasuria për të cilën nuk mundesh të falenderosh!.."*

*(Taberi, Xhamiul Bejan, XIV, 370, 372)*



إِنَّ اللّٰهَ اشْتَرَى مِنَ الْمُؤْمِنِينَ أَنْفُسَهُمْ
وَأَمْوَالَهُمْ بِأَنَّ لَهُمُ الْجَنَّةَ

**"Allahu ka blerë nga besimtarët pasuritë dhe jetën e tyre në shkëmbim të xhennetit!.."** (Kur'ani, et-Tevbe, 111)

Shfaqja më ideale e shitjes së jetës Allahut është rënia dëshmor në luftën në rrugën e Allahut dhe dalja fitimtar gjithashtu në luftën në rrugën e Allahut!

Sa mësimdhënës është për ne rasti i zonjës Thumejje, dëshmores së parë të Islamit! Me ç'emocione të një besimi të lartë e pati dhuruar ajo jetën në rrugën e Allahut! Tani ajo është duke pritur çastin kur do t'i jepet shpërblimi i amshuar si njeri që e ka blerë xhennetin dhe që ka ngritur fron në zemrat e të gjithë muslimanëve gjer në kiamet! Kjo do të thotë se edhe ne duhet të priremi për të dhënë me jetën dhe pasurinë tonë për të fituar pëlqimin e Allahut.

Në luftën e Çanakalasë, megjithëse ushtrisë turke s'i kishte mbetur më barut për të gjuajtur, qe arritur fitorja vetëm si rrjedhojë e një dhurimi konkret jete e pasurie. Shembuj të tillë ka shumë në histori.

Ndërkaq që shitja e pasurisë Allahut ka, në të vërtetë, kuptim figurativ, shpreh dhënien, dhurimin dhe shpenzimin në rrugën e Allahut. Duke radhitur cilësitë e njerëzve të devotshëm, Allahu thotë:

**"Dhe japin në rrugën e Allahut nga pjesa që u kemi dhënë!.."** (el-Bakara, 3)

❖

*"Biri i njeriut, po të ketë mall sa dy lugina, kërkon të tretën. Barkun e tij e ngop vetëm dheu!.."*

*(Buhari, Rikak, 10)*



Llojet e dhënies për hir të Allahut që në literaturën islame emërtohen përgjithësisht *sadaka dhe infak*, janë të ndryshme.

*Sadaka-ja* dhe *infak-u* nisin me dhënien e gjësë ekzistuese. Kështu edhe dhënia e një gjysëm kokrre hurmaje ka vlerën e sadakasë dhe infakut, domethënë, të dhënies, dhurimit, lëmoshës, ushqyerjes, mirësisë, bamirësisë për hir të Allahut dhe e mbron dhënësin (ushqyesin, mirëbërësin) nga zjarri i xhehennemit. Për rrjedhojë, Profeti çdo musliman e sheh të pasur. Në porositë e tij profetike, ai thotë se këshillimi për mirë, ndihma për të vuajturin dhe viktimën, ngushëllimi i besimtarit, gëzimi i zemrave të dëshpëruara, pastrimi nga rruga i gjërave penguese e shqetësuese, vizita e të sëmurëve, etj. janë secila më vete mirëbërësí (sadaka dhe infak). Ndërkaq, të gjitha këto janë shërbime të pavarura nga fuqia ekonomike, gjë që do të thotë se janë shumë lloje mirëbërësish që mund t'i bëjë edhe muslimani më i dobët ekonomikisht.

Me të vërtetë, e mira nuk bëhet vetëm materialisht. Edhe veprime të panumërta që mund t'i bëjë kushdo, si udhëzimi në një punë, ngushëllimi dhe qetësimi, këshilla dhe porosia, trajtimi i njerëzve me buzëqeshje, etj., janë akte që sigurojnë qetësinë dhe prehjen e shoqërisë, rrënjosjen e ndjenjave të vëllazërisë dhe ndihmën shoqërore.

Ngaqë lëmoshat dhe dhuratat si ndihma për individët e varfër e të vuajtur të shoqërisë, sigurojnë rregullin dhe harmoninë shoqërore, janë pretekste begatie edhe në këtë botë, edhe në jetën tjetër. Shembulli i mëposhtëm e reflekton bukur këtë të vërtetë.

*"Sa i mirë është malli hallall dhe i dobishëm që ndodhet në duar të njeriut të mirë!"*

*(Ahmed b. Hanbel, Musned, IV, 202)*



Një ditë, një lypës u ndal para Hz. Aliut (r.a.) dhe i kërkoi diçka. Hz. Aliu iu tha të bijve Hasan dhe Hysen: "Shkoni në shtëpi te nëna, merrni gjashtë dërhemët që ndodhen atje dhe sillini!"

Djemtë shkuan në shtëpi, i morën paratë dhe ia sollën të atit, Hz. Aliut. Edhe ai ia dha të gjashtë dërhemët lypsarit në një kohë kur ata vetë kishin nevojë për ato para. Me ato gjashtë dërhemë Hz. Fatimja (r.anha) do të merrte miell. Pastaj Hz. Aliu u nis për në shtëpi. Kur arriti në shtëpi dhe po bëhej gati të hynte brenda, i erdhi një person me një deve dhe i tha se kërkonte t'ia shiste për njëqind e dyzet dërhemë. Hz. Aliu pranoi ta blinte. Burri i tha:

"Paratë mund të m'i japësh më vonë!"

Dhe e lidhi devenë dhe u largua.

Pas një kohe të shkurtër, se nga doli dikush që i propozoi Hz. Aliut t'ia blinte devenë. Ai i jepte dyqind dërhemë që ia paguante në dorë. Hz. Aliu pranoi. Burri i pagoi dyqind dërhemë, mori devenë dhe u largua.

Hz. Aliu ia dha të zotit të devesë njëqind e dyzet dërhemët për të cilat ia bleu devenë, dhe gjashtëdhjetë dërhemët që i tepruan, ia dorëzoi Hz. Fatimesë duke i thënë kështu:

"Kjo është mirësia e premtuar nga Allahu që na ka thënë: "**Për atë që bën një të mirë, ka shpërblim dhjetëfish!**" (el-En'am, 160) Ne dhamë gjashtë dërhemë dhe Allahu i Lartë na e shpërbleu me dhjetëfish!"

*"O Zot! Mbështetem tek Ti nga intriga e varfërisë dhe pasurisë!"*

*(Muslim, Dhikr, 49)*

Përveç këtyre begative, si domosdoshmëri e deklaratës hyjnore, "**përgjegjësja e mirësisë, a s'është**

**vetëm mirësi**?" (er-Rahman, 60), zeqatet dhe dhurimet, ndërsa nga njëra anë u hapin mirëbërësve sa e sa porta mirësish e mëshire, nga ana tjetër, mbyllin për ta portat e të këqijave!



Kjo ngjarje e jetuar në një periudhë kur anarkia në Stamboll kishte arritur kulme, është njëra prej shfaqjeve mësimdhënëse të kësaj të vërtete:

Pesë-gjashtë grabitës kishin hyrë në një dyqan të madh dhe i kishin kërkuar pronarit t'u jepte të gjitha paratë që kishte në kasë. Pronari plak i pashpresë po bëhej gati t'ua dorëzonte çelësat, kur shoku i tyre që po bënte roje te dera, arriti me vrap gjer aty dhe i doli para plakut si mburojë, ua drejtoi armën shokëve të vet dhe u tha:

"Prej këtu do të dalim pa marrë asnjë para!"

Para këtij zhvillimi të papritur, të habitur, shokët e pyetën kështu:

"Ç'pate? Grabitëm disa dyqane gjer këtu, nuk the gjë! Ç'të ndodhi kështu, përnjëherë? Hiqu e të mbarojmë!"

Por ai, edhe i vendosur për t'i penguar shokët, edhe si me turp, u tha kështu shokëve:

"Jo, prej këtu s'do të marrim as edhe një gjilpërë, madje! Mos këmbëngulni! Dijeni se pa shkelur mbi kufomën time, ju s'do të merrni dot asgjë nga ky dyqan! A e dini se kush është ky plak? Në atë kohë kur unë i kisha braktisur gruan dhe fëmijët dhe e kaloja kohën në qoshet e pijetoreve dhe sallave të bixhozit, ky është ai njeriu i jashtëzakonshëm që, duke u zgjatur atyre

*"Morali juaj i bukur është të mos e ktheni pa gjë, qoftë edhe pa një kokërr hurma, atë që ju del para e ju zgjat dorën! O Aishe! Mos e kthe prapë të varfërin, qoftë edhe pa një gjysmë hurmaje!"*

*(Tirmidhi, Zuhd, 37)*



dorën e mëshirës dhe dhembshurisë, i pati ushqyer, i pati rritur dhe u pati dhënë shkollë!..”

Shokët ulën kokën të turpëruar, i kërkuan falje plakut dhe dolën nga dyqani!

Ja, një shembull i jetuar, konkret dhe plot mësim i dobisë materiale të mirëbërësisë për hir të Allahut! Një shfaqje e thënies “Sadakaja e pakët e përzë belanë e shumtë”!

❖

Shfaqjet më të përsosura të mundësisë për të ofruar një ngushëllim që u jep qetësi njerëzve të varfër dhe të vetmuar duke ua lidhur plagët atyre, pa asnjë dyshim që mund të vëzhgohen në jetën shembullore të profetit Muhammed (s.a.s)!

Nga njëra anë, duke dëshiruar që bujaria të bëhet natyrë e vërtetë e muslimanit, ai ka nxitur dhënien, dhurimin dhe mirëbërësinë:

*“Dora që jep është më e lartë se dora që merr!”* (Buhari, Zekat, 18)

*“Vetëm dy veta kihen zili: njëri, personi që i ka dhënë Allahu pasuri duke i dhënë edhe mundësinë për ta shpenzuar në rrugën e Allahut, tjetri, personi që i ka dhënë Allahu dituri, që punon me këtë dituri dhe ua mëson edhe të tjerëve (që dhuron dituri)!”* (Buhari, Ilm, 15)

Nga ana tjetër, është lutur kështu: *“O Zot! Bëmë të jetoj si i varfër, merrma jetën si i varfër dhe në ditën e ringjalljes më bashko me të varfërit!”* (Tirmidhi, Zuhd, 37) Dhe, duke u lutur kështu, një skaj të faltores profetike e ka shndërruar në çerdhe dhembshurie ku mund të stre-

*Ti mbetu ai që je ti,*
*mos e qorto nevojtarin*
*sido që të jetë;*
*Pak gjë që ke në dorë,*
*shejtanit mos ia shit!*

*Rahmetí*

hoheshin të varfërit, të dobëtit dhe të vetmuarit, dhe me ta që quheshin me një emër të përbashkët, *shokët e sufës* (sofatit), është marrë nga afër, është përpjekur t'ua zgjidhë të gjitha shqetësimet dhe, me jetën e vet të thjeshtë, u ka dhënë atyre ngushëllimin më të mirë!



Gjithashtu, duke u shprehur si më poshtë, ai ka sugjeruar vazhdimisht se kriteri i nderit dhe dinjitetit të vërtetë nuk është pasuria, por vlerat njerëzore dhe devocioni:

*"Të varfërit (që s'kanë për të dhënë llogari para Allahut për pasuri) do të hyjnë në xhennet gjysmë dite (sipas llogaritjeve tokësore, pesëqind vjet) më parë se të pasurit!"* (Tirmidhi, Zuhd, 37)

*"Ata që e shtojnë pasurinë pa shpenzuar në rrugën e Allahut, janë ata që e pakësojnë mirësinë për ditën e kiametit!"* (Buhari, Rikak, 13)

Në të njëjtën kohë, ai u ka dhënë zemër edhe të varfërve që s'kanë mundësi të dhurojnë, duke u treguar se dhurimi mund të bëhet në të gjitha kushtet:

*"Ruhuni nga zjarri qoftë edhe me gjysmë hurmaje. Ai që s'e ka as këtë, të ruhet me fjalë të bukura e të këndshme!"* (Buhari, Edeb, 34)

Prandaj, po qe se një njeri nuk ka diçka për të dhënë, por sillet mirë dhe thotë fjalë të ëmbla që ta fitojnë zemrën, edhe kjo është një lloj sadakaje. Madje, kjo është më e dobishme se sadakaja e dhënë me vështirësi dhe mundim.

*"Shejtani ju frikëson duke ju thënë se do të varfëroheni dhe ju urdhëron koprracërinë!.."*

*(el-Bakara, 268)*

**"Të thuash një fjalë të mirë dhe t'ia mbulosh të metat tjetrit është më e dobishme se sadakaja e mu-**



**ndimshme. Allahu është i pasur e i butë!**" (el-Bakara, 263)

Pohimet e mësipërme të Profetit (s.a.s.) nuk mbështesin as pasurinë, as varfërinë. Përkundrazi, duke shprehur anët e mira të të dy gjendjeve dhe domosdoshmërinë për të vepruar sipas tyre, parashtrojnë rëndësinë që çdo njeri të pajtohet me gjendjen ku ndodhet. E rëndësishme është që robi, pavarësisht nëse është i varfër apo i pasur, të jetojë i orientuar nga pëlqimi hyjnor!

Profeti (s.a.s.) i quante të gjithë muslimanët të pasur me zemër. Megjithëse Ebu Dherri nga sahabet, shokët e tij, ishte aq i varfër sa s'kishte as dhe një gur të ngulur në një vend, Profeti e porosiste:

*"O Ebu Dherr! Shtoji ujë supës dhe jep!"* (Muslim, Birr, 142)

Ai i thoshte t'i shtonte ujë, sepse Ebu Dheri nuk kishte asgjë tjetër për t'ia shtuar!

Atij që e ka zemrën të pasur, varfëria e kuletës nuk i sjell dëm. Po qe se pasurisë së zemrës i shtohet edhe pasuria e kuletës, kjo e bën zemrën edhe më të pasur, edhe më të bukur. Edhe atij që e ka zemrën të varfër, pasuria e kuletës nuk i bën dobi. Për më tepër, ja shton varfërinë e zemrës. Sa për ata që e kanë të varfër edhe zemrën, edhe kuletën, Zoti na ruajt, bëhen fatkeqë të të dy botëve!

Profeti (s.a.s.) ka theksuar se pasuria e vërtetë është jo me pasurinë e mallit, por me atë të zemrës. (Ahmed b. Hanbel, *Musned*, II, 389) Sipas kësaj, çdo njeri është i pasur sa ç'është i ngopur e i kënaqur. Ndërkaq, siç është thek-

*"Malli nuk pakësohet duke dhënë sadaka. Allahu i Lartë e shton vlerën e robit që fal. Allahu e lartëson njeriun e thjeshtë për pëlqim të Allahut!"*

*(Muslim, Birr, 69)*

suar në hadithin profetik, ngopja dhe kënaqja me atë që ke është një thesar i pafund. (Bejhaki, *Kitabu'z-Zuhd*, II, 88) Edhe besimtarët e vërtetë janë ata që e kanë këtë dhunti pasurie dhe japin e dhurojnë. Dhënia dhe dhurimi janë shprehje e përkryer e shfaqjes së vetëmohimit me të cilën besimtarët janë të ngarkuar.

Ndërsa Hz. Omeri po udhëtonte për në Damask dhe në portat e qytetit i erdhi radha skllavit të hipte mbi deve, ai këmbënguli me vendosmëri që të zbatohej radha dhe ashtu hynë në qytet: skllavi i hipur mbi deve, kurse kalifi, kryetari i shtetit, në këmbë, duke e tërhequr devenë për kapistre! Ja, edhe kjo është një shfaqje e pashembullt e mirësisë dhe vetëmohimit!

Në terminologjinë islame është termi "isar" që emërton dhënien dhe dhurimin me vetëmohim si më sipër. "Isar" do të thotë "bujari me të tepërt", do të thotë "t'i japësh tjetrit atë gjë për të cilën ti ke po aq nevojë sa dhe ai", është "t'ia kalosh vëllait të drejtën tënde", gjë që në shoqërinë tonë të sotme haset tepër rrallë për të mos thënë asnjëherë. Ndërkaq, duhet nxitur dhe inkurajuar tejkalimi i zeqatit, një hapësirë më e madhe dhënie dhe dhurimit jashtë tij dhe kjo punë duhet vënë në rregull duke u institucionalizuar. Në këto institucione, në të njëjtën kohë, duhen përgatitur njerëz të zellshëm për t'i shërbyer Islamit. Veçanërisht, ndërtimi i spitaleve, vendeve kurative dhe azileve nga të cilat do të përfitonte bashkësia islame, është detyrimi më i rëndësishëm që bie mbi shoqërinë tonë të sotme.

Interesimi dhe prirja për të dhënë duhet të jetë natyra e vërtetë e muslimanit. Zoti urdhëron:



*"Jeta e kësaj bote është ëndërr. Të bëhesh pronar pasurie në këtë botë i përngjet gjetjes së thesarit në ëndërr. Pasuria e kësaj bote mbetet prapë në këtë botë duke kaluar nga njëri brez në tjetrin!"*

*(Mevlana Xhelaleddin Rumi)*



الَّذِينَ يُنفِقُونَ فِي السَّرَّاءِ وَالضَّرَّاءِ وَالْكَاظِمِينَ الْغَيْظَ وَالْعَافِينَ عَنِ النَّاسِ وَاللّٰهُ يُحِبُّ الْمُحْسِنِينَ

**"Ata besimtarë të përkushtuar që japin për hir të Allahut edhe në pasje, edhe në ngushticë, që e gëlltisin zemërimin dhe** (i) **falin (të tjerët në gabime). Allahu i do ata që bëjnë mirë!"** (Al-i Imran, 134)

Siç rrëfehet, Hz. Xhafer Sadik kishte një skllav që i bënte shërbime personale. Një ditë, skllavi i solli një tas me supë dhe, pa dashje, ia derdhi sipër. Hz. Xhaferi e pa skllavin tërë inat e zemërim. Atëherë, skllavi ia kujtoi këtë ajet dhe i tha:

"Imzot, në Kur'an, për muslimanët e mirë thuhet se **"e gëlltisin zemërimin"!**

Dhe Hz. Xhaferi i tha:

"E gëlltita zemërimin!"

Skllavi vazhdoi më tej:

"Po aty, thuhet se **"ua falin gabimet të tjerëve"!**

Hz. Xhaferi i tha:

"Mirë, pra, të kam falur!"

Por skllavi vazhdoi edhe më tej:

"Po në ajet thuhet edhe se **"Allahu i do ata që bëjnë mirë"!**

Atëherë, Hz. Xhaferi i dha lirinë:

"Shko, je i lirë! Për hir të Allahut, të kam dhënë lirinë!"

*"Biri i njeriut thotë pa pushim: "Malli im, malli im!" O njeri! A mos ke mall tjetër veç asaj që ha dhe e shpenzon, që vesh dhe e gris apo që, duke e dhënë si sadaka, e dërgon para për të fituar mirësi?"*

*(Muslim, Zuhd, 3-4)*

Siç na e bën të ditur i Dërguari i Allahut (s.a.s.), një gruaje mëkatare, vetëm se i ka dhënë ujë një qeni që mezi po merrte frymë nga etja e madhe, pra, vetëm për këtë shfaqje mirësie, i janë falur mëkatet dhe është bërë e merituar e xhennetit. Në kundërshtim me këtë, gruaja që, duke mos i kushtuar vëmendje urisë dhe vuajtjeve të një maceje, është treguar e pamëshirshme ndaj saj, është dënuar me xhehennem. Këta shembuj janë shumë domethënës, të tillë, që të merren si modele nga një musliman për orientimin e botës së vet ndjesore. Besimtari duhet të jetë, si hëna e një nate të errët, i thellë, i ndjeshëm, i brishtë, vetmohues, i dhembshur, bujar dhe simpatik!

❖

Bujaria e pëlqyer në lartësinë e Zotit është dhënia nga pjesa më e mirë e gjësë. Dhënia e bën njeriun të meritojë pëlqimin hyjnor në atë masë sa t'i kushtojë kujdes këtij kriteri.

Në Shekullin e Lumtur, shokët e Sofatit, të cilët ia kishin kushtuar jetën vetëm rrugës së Islamit, meqë nuk mendonin tjetër veç adhurimit të Allahut, nuk gjenin mundësi për të siguruar jetesën. Prandaj, për të ngrënë u sillnin muslimanët e tjerë kryesisht hurma. Një radhë, disa vetë kishin sjellë hurma të prishura, por shokët e Sofatit ishin detyruar t'i hanin prej urie. Pas kësaj ngjarjeje erdhi qortimi hyjnor për ata që jepnin mall të prishur:

**"O ju që besoni! Mos jepni nga malli i keq që s'do ta pranonit për vete veçse me sy mbyllur! Dhe dijeni se Allahu s'ka nevojë për gjë dhe është i denjë për lavdërim!"** (el-Bakara, 267)



*"Engjëlli i vdekjes e zgjon njeriun indiferent nga gjumi (i indiferentizmit) për t'ia marrë shpirtin. Atëherë ai njeri mjerohet për shqetësimet që hoqi në botë për një pasuri që, në të vërtetë, s'ishte e tija dhe pendohet një mijë herë... Por atëherë është shumë vonë, çdo gjë ka mbaruar!.."* *(Mevlana Xhelaleddin Rumi)*



*Shenja e dashurisë është sakrifica. Dashuruesi sakrifikon për të dashuruarin me aq sa e do, duke e kuptuar këtë si kënaqësi. Kjo arrin gjer në sakrifikimin e jetës për të dashuruarin. Dhurimi dhe mirësia e Allahut për krijesat e veta është shfaqje e bukur e dashurisë së dashuruesit për të dashuruarin.*

Në një ajet tjetër, Zoti na e bën të ditur se, për t'u bërë të afërt me Të, duhet të japim nga gjërat që duam më shumë:

**"Kurrë nuk mund të arrini mirësinë e vërtetë pa dhënë nga gjërat që doni më shumë! Çfarëdo që të jepni, Allahu e di me të drejtë!"** (Al-i Imran, 92)

Shprehja "mirësi e vërtetë" që përdoret në ajet dhe që në terminologjinë përkatëse është "birr", është komentuar si pika kulminante e mirëbërësisë dhe dobisë, si mëshira, pëlqimi dhe xhenneti i Allahut. Në një ajet tjetër, Zoti e shpjegon "mirësinë e vërtetë" kështu:

**"Birr** (mirësi e vërtetë) **nuk është ta ktheni fytyrën nga lindja apo perëndimi. Mirësi e vërtetë është puna e atij njeriu që u beson Allahut, ditës së ringjalljes, engjëjve, librave, profetëve dhe që, nga pasuria që do, shpenzon për të afërmit, jetimët, të varfërit, për të mbeturit në udhë, për nevojtarët dhe për lirimin e robërve dhe skllevërve, që fal namaz dhe jep zeqat. Kur bën një marrëveshje, i çon në vend fjalët. Tregohet i durueshëm në kohë shqetësimi, sëmundjeje dhe lufte. Ja, këta janë njerëz besnikë e të sinqertë. Dhe këta janë të bindurit!"** (el-Bakara, 177)

Siç shihet, ky ajet që e përkufizon mirësinë e vërtetë, përmban shumë veti të larta që duhet të ndodhen te njeriu!

❖

Sot, në shoqërinë tonë, kur ndjenjat vëllazërore janë dobësuar, kur qetësia dhe kënaqësia shoqërore kanë humbur, kur urrejtja dhe armiqësia janë shtuar, ndjehet nevoja e një bashkëpunimi serioz në mirëbërë-



si. Ky bashkëpunim në mirëbërësi është shumë i rëndësishëm edhe për ne, edhe për fëmijët tanë. Të vegjëlit tanë duhet të rriten me vetëdijen se pronari i vërtetë i pasurisë është Allahu i Lartë. Ashtu siç kemi përgjegjësi për t'i mësuar fëmijët qysh në moshë të vogël të falin namaz, ashtu dhe jemi të detyruar, në të njëjtën kohë, t'u japim emocionin e dhënies (dhurimit, mirëbërësisë) dhe t'i mësojmë me adhurimin se si duhet gëzuar një i vuajtur! Po qe se nuk i mësojmë ata me këtë gjë qysh të vegjël, u bëjmë një dëm të parregullueshëm!

Çdokush që kërkon të bëhet një besimtar i formuar, është i detyruar që, edhe me mundësi të kufizuara, me sa t'i vijë për dore, t'u bëhet mbështetje nevojtarëve, të vuajturve dhe viktimave, t'u japë zemrën atyre dhe të lutet për ta. Edhe ndarja me të e hallit të një të vuajturi, domethënë pjesëmarrja në hallin e tij është dhurim, sakrificë, vetëmohim, mirëbërësi. Nga përgjërimi i profetit Musa mund ta kuptojmë se rigjallërimi i zemrave të thyera është pretekst për afrimin te Zoti. Siç rrëfehet, një ditë, profeti Musa (a.s.) i qe përgjëruar kështu Zotit:

"O Zot! Ku të të kërkoj Ty?"

Dhe Allahu i Lartë i qe përgjigjur:

"Kërkomë pranë zemërthyerve!" (Ebu Nuajm, Hilje, II, 364)

Shërbimi më i madh sot është dhurimi për ngritjen e institucioneve që do të përgatisnin udhërrëfyes. Siç thotë një mendimtar, "dallimi më i rëndësishëm mes kombeve sundues dhe kombeve të sunduar është një grusht njerëzish të përgatitur mirë".

*"Besimtarë janë vetëm ata që u besojnë Allahut dhe të Dërguarit dhe që, pastaj, pa u lëkundur, luftojnë me jetët dhe pasurinë e tyre në rrugën e Allahut. Ja vetëm ata janë besnikët!"*

*(el-Huxhurat, 15)*



Ja, pra, e gjithë etja e njerëzimit është një grusht njerëzish të formuar!

Nëse sot bota islame është e mundur në planin ekonomik, shkaku i kësaj është se muslimanët i janë nënshtruar një dhune dhe padrejtësie të cilën nuk janë në gjendje ta përballin, kundërshtojnë dhe eliminojnë. Nuk duhet hequr nga mendja se, për ta ndërruar këtë fat të keq, ka nevojë për zell dhe përpjekje më të mëdha fetare dhe ndërgjegjësore se të atyre kohëve kur muslimanët ishin të fuqishëm. Duke bërë për parim deklaratën hyjnore se "bashkë me çdo vështirësi ka patjetër një lehtësi", duhet shkundur dhe duhen bërë përpjekje të vendosura për të gjetur një zgjidhje shpëtimi. Kjo është një përgjegjësi me aq rëndësi, saqë të vihet në diskutim legjitimiteti i preokupimeve që janë legjitime në çdo kohë, madje! Për shembull, po qe se një nënë që po i jep gji fëmijës, nuk lëviz nga vendi kur sheh se në shtëpi ka rënë zjarr, por vazhdon t'i japë gji fëmijës, gjë që është normalisht një veprim legjitim dhe i pëlqyer, bëhet përgjegjëse dhe fajtore! Në Islam, kjo është një çështje e rëndësishme që emërtohet "interesi imediat" (masllahat). Prandaj sot duhet analizuar dhe përcaktuar qartë interesi imediat dhe i duhet kushtuar atij në atë masë që duhet dhe me të gjitha mundësitë! Po të bëhet kjo, e gjithë bota islame mund të gjejë mundësi për të shpëtuar nga kriza e rëndë ku ndodhet!

Kështu, siç e kemi prekur qysh në krye të këtij libri, vakfet si shenjë dalluese e qytetërimit islam, janë shembujt praktikë më të mrekullueshëm të vlerësimit më të përkryer të nevojave dhe domosdoshmërive të kohës kur janë ngritur!

*"T'i buzëqeshësh vëllait të fesë në fytyrë është sadaka!"*

*(Tirmidhi, Birr, 36)*



Për njeriun, mundësia për ta shkëputur zemrën prej Allahut për vete, ekziston më shumë lidhur me pasurinë dhe fëmijët. Prandaj, Allahu i Lartë urdhëron:

**"Pa dyshim, pasuria dhe fëmijët janë për ju një provë, kurse shpërblimi i madh është te Allahu!"** (et-Tegabun, 15)

**"O ju që keni besuar! Pasuria dhe fëmijët të mos ju pengojnë për ta kujtuar Allahun!"** (el-Munafikun, 9)

Vakfet janë, në masë të madhe, mjedisi ku bëhen dhënia, dhurimi dhe mirëbërësia, përgjithësisht, me konceptualitetin e sotëm, asistenca sociale. Vakfet janë mjete të sigurta dhe pothuaj si ura që shërbejnë që të pasurit "të komunikojnë" me nevojtarët, që t'i çojnë ndihmat e tyre gjer te nevojtarët. Të pasurit që ngrenë vetë vakfe ose u bëjnë dhurata vakfeve, arrijnë edhe një mundësi tjetër të madhe, të paarritshme me mënyra të tjera, që, nëpërmjet vakfeve, të vazhdojnë të ndihmojnë edhe pasi të kenë vdekur vetë!

### b. Etika e dhënies

Etika në zeqat dhe sadaka ka rëndësi të madhe. Veçanërisht, ai që jep duhet të japë me ndjenjat e mirënjohjes për atë që e pranon ndihmën, sepse, duke e pranuar dhe marrë ndihmën, ai e shpëton dhënësin apo mirëbërësin nga një detyrim si dhe e bën të meritojë shpërblimin hyjnor. Sadakatë e dhëna janë, gjithashtu, nga një "rrufepritëse" më vete ndaj sëmundjeve dhe fatkeqësive për dhënësin. Në të vërtetë, të varfërit, të papasurit janë një dhunti e madhe për të pasurit, sepse dyert e xhennetit me lutjet e tyre hapen.

*"Janë tri cilësi për të cilat mund të flas duke u betuar; mbajini mend mirë: Pasuria e njeriut nuk pakësohet duke dhënë sadaka. Allahu ia shton nderin atij që duron ndaj padrejtësisë që ka pësuar. Atij që hap derën e lypjes, Allahu i hap derën e varfërisë!" (Tirmidhi, Zuhd, 17)*



Në Kur'an thuhet kështu për etikën që duhet respektuar duke dhënë:

**"O ju që keni besuar! Mos i zhvlerësoni të mirat që bëni duke u treguar mendjemëdhenj e duke i prekur të tjerët në sedër, ashtu si njeriu që, megjithëse s'u beson Allahut dhe ditës së ringjalljes, e shpenzon pasurinë vetëm për t'u dukur!"** (el-Bakara, 264)

Krahas nxitjes për të bërë mirë, në këtë ajet përshkruhet qartë etika që duhet respektuar duke bërë mirë. Me fjalë të tjera, e mira e bërë duke ia thyer zemrën tjetrit, duke e përbuzur, duke e mundur e duke u mbajtur më të madh, nuk ka asnjë vlerë te Allahu.

Hz. Muhammedi (s.a.s.) porosit:

*"Janë tre vetë me të cilët, në ditën e kiametit, Allahu nuk do të flasë, që nuk do t'ua hedhë vështrimin e nuk do t'i nxjerrë të pastër. Për ata ka një ndëshkim të dhimbshëm!"*

Pasi Profeti (s.a.s.) i përsëriti tri herë këto fjalë, Ebu Dherri (r.a.) që ndodhej dëshmitar, tha:

"U humbtë emri, mos arrifshin, paçin fund të keq! Kush janë këta, o i Dërguari i Allahut?"

Profeti tha:

*"Ai që e heq rrëshqanthi rrobën (me krenari dhe duke u kurdisur), që mbahet më të madh me atë që jep dhe që e shet mallin duke e vlerësuar me betim të rremë!"* (Muslim, Iman, 171)

Këto deklarata tregojnë se e mira e bërë duke u mbajtur më të madh dhe duke e prekur në sedër atë që i bëhen, janë ndër fajet e rënda që e çojnë njeriun në ndëshkim, sepse zemrat janë vendvrojtimi hyjnor.

*"Sado e errët dhe e dendur të jetë errësira, ndezja e një shkrepseje mjafton për ta ndriçuar..."*

*(Mevlana Xhelaleddin Rumi)*



Poeti Mevlana thotë:

*"Dhuroje ti mallin e gjënë e pasurinë në një mënyrë të bukur dhe fito një zemër, lutja e të cilës të të bëhet dritë, të të japë dritë në varr, në atë natë sterrë të zezë!.."*

Përsëri, poeti Mevlana, në vargjet e tij plot urtësi, na e thotë si më poshtë se zemrat e të varfërve dhe nevojtarëve nuk duhen prekur sepse ata bëhen pretekst që të pasurit të paguajnë borxhin e falenderimit ndaj Zotit, sepse ata janë një dhunti për njerëzit bujarë, sepse bujaria gjen reflektim vetëm tek ata:

*"I varfëri është pasqyra e njerëzve bujarë. Kujdes, mos e turbullo pasqyrën duke thënë para saj fjalë zemërthyese!*

*Të varfërit janë shfaqje e bujarisë së Allahut. Ata u drejtohen njerëzve bujarë, zemrën atyre ua hapin. Kështu, ata përgatisin rrugët e lumturisë për të pasurit me dinjitet. Dhe, si një begati tjetër e bujarisë së Allahut, është bulëzimi te i pasuri i filizave të dashurisë dhe mëshirës si rezultat i hyrjes së tij në zemrën e të varfërit!*

*Ashtu siç është i varfëri nevojtar për mirësinë, edhe bujaria dhe mirësia janë nevojtarë për të varfërin. Ashtu siç kërkojnë njerëzit e bukur një pasqyrë të panjollë e të shkëlqyer për të soditur bukuritë e tyre, ashtu i kërkojnë bujarët dhe mirëbërësit të varfërit e të dobëtit për të treguar tek ta bujarinë dhe mirësinë e tyre!*

*Atëherë themi se të varfërit janë pasqyrë e bujarisë së Zotit. Te ajo, të pasurit shohin bujarinë e tyre. Të pasurit e mirë që e kanë shkrirë veten në Zotin, duke e njohur dhe kuptuar faktin që pasuria e tyre është një amanet, e kanë njohur para Zotit se ç'është vetja (egoja) e tyre dhe janë bërë vendref-*

*"Mbrohuni nga zjarri qoftë edhe me një gjysmë hurma dhe ai që s'e gjen dot as këtë, të mbrohet me një fjalë të mirë e të këndshme!"*

*(Buhari, Edeb, 34)*



*lektim i bujarisë hyjnore. Dhe, duke marrë pjesë nga bujaria e Zotit, e kanë përhumbur veten në bujari!*

*Të tjerët veç atyre që, pavarësisht nga pasuria e shumtë a e paktë që kanë, e mbajnë atë jashtë zemrës, janë fatkeqë dhe të varfër të jetës së amshuar. Ky tip njerëzish nuk ndodhen në portën e Zotit. Qenia e tyre është relative. Eshtë vetëm si zbukurimet jashtë porte!*

*Këta janë të mjerë të vërtetë, zemrat e të cilëve kanë mbetur larg Zotit, janë të varfër shpirtërorë. Kurse qenia e tyre e dukshme është një qëndisje e pajetë dhe një portret i zbehtë i pafatësisë së vet. Këta janë me të vërtetë njerëz të pashpirt që s'dinë gjë, ndaj të cilëve ti mos trego afërsi! Kujdes, mos i hidh kockë qenit në vizatim!..*

*Tregohu i kujdesshëm! Mos vër pjatë me gjellë para këtyre të vdekurve! Me fjalë të tjera, mos trego afërsi dhe konsideratë për ta! Qenie të tilla kanë për t'u bërë lypsarë të ulët të ditës së ringjalljes!..*

*Njerëz të tillë nuk janë dervishë të kuptimit, por të bukës. Ata e pandehin mjerimin e vet lumturi. Hanë gjellë të mira, pinë sherbete, por, në të vërtetë, janë të mangët nga kafshata hyjnore!*

*O ti që s'kërkon të biesh në këtë disfatë! Ti rrethoji krijesat me bujarinë tënde që të bëhesh njëri prej të diturve të kulturës shpirtërore!.."*

❖

Një prej veçantive me rëndësi që duhet bërë kujdes në punët e sadakasë dhe të mirëbërësisë, është respektimi i fshehtësisë. Sadakaja e dhënë hapur ia dobëson atij që merr ndjenjën e turpit, marrja i kthehet me kohë

*"Çdo punë legjitime dhe e bukur është sadaka!"*

*(Buhari, Edeb, 33)*



në ves dhe ai, duke i ardhur e ëmbël marrja dhe fitimi pa mund, e humb dëshirën dhe zellin për të punuar. Krahas kësaj, edhe njeriun që jep e shtyn në krenari dhe mendjemadhësi, domethënë, i jep shkas t'i pëlqejë vetja.

Por, disa herë, mund të ketë dobi që ata që japin sadaka dhe bëjnë të mira, t'i bëhen të ditur popullit. Kështu, populli nxitet për t'i ndihmuar të varfërit. Në Kur'an Zoti ka urdhëruar:

**"Po t'i jepni sadakatë hapur, është gjë e bukur, por po t'i jepni fshehur, është më e dobishme për ju!"** (el-Bakara, 271)

Nga ky ajet, komentuesit e Kur'anit kanë arritur në konkluzionin se zeqati duhet dhënë hapur, kurse sadakatë dhe bamirësitë e tjera duhen bërë fshehur.

Etika më e bukur në dhënie është "të japësh me dorën e djathtë pa ta kuptuar e majta". Sipas porosisë profetike, njerëzit që kanë për t'u ndodhur nën hijen e Arshit, janë ata që japin në këtë mënyrë.

Megjithëse fshehtësia në dhënie është parim, është nxitur edhe dhënia hapur me kusht që zemra të ruhet nga hipokrizia. Në mënyrë të veçantë, në dhënie dhe mirëbërësi nuk ka kufizim kohe, nuk ka kohë të caktuar. Besimtari mund të japë dhe të bëjë mirë natën dhe ditën, në çdo rast. Kjo e vërtetë shprehet kështu në Kur'an:

**"Për ata që e dhurojnë pasurinë natën dhe ditën, fshehur dhe hapur ka pagesë dhe shpërblim te Zoti i tyre. Dhe për ta s'ka frikë. Dhe ata kurrë nuk dëshpërohen!"** (el-Bakara, 274)

*"Ata të devotshmit që shpenzojnë për hir të Allahut si në bollëk, ashtu dhe në ngushticë, që e heshtin zemërimin dhe i falin njerëzit. Allahu i do ata që sillen mirë!"*

*(Al-i Imran, 134)*



Hz. Ebu Bekri (r.a.), nga katër mijë dinarë që zotëronte, dhjetë mijë i pati dhënë si sadaka natën, dhjetë mijë, ditën, dhjetë mijë, fshehur dhe dhjetë mijë, hapur. Thuhet se ky akt i tij është njëri prej shkaqeve të zbritjes së këtij ajeti. (Alusi, *Ruhu'l-Meani*, III, 44)

Edhe Hz. Aliu (r.a.) që nuk zotëronte gjë tjetër veç katër dërhemëve argjendi, njërin prej tyre e pati dhënë si sadaka natën, tjetrin, ditën, të tretin, fshehur dhe, të katërtin, hapur.

Profeti (s.a.s.) e pati pyetur:

*"Pse bëre kështu?"*

"Për të merituar atë që më ka premtuar Zoti im!" - I qe përgjigjur Hz. Aliu (r.a.).

Dhe Profeti i pati dhënë sihariqin:

*"E meritove atë që shpresove!"* (Vahidi, *Esbabu Nuzuli'l-Kur'an*, 95)

❖

Treguesi i dashurisë është flijimi. Ai që do, flijimin për atë që do në atë masë që e do, e bën për kënaqësi dhe detyrë ndaj tij. Kjo shkon gjer te flijimi i jetës. Bujaria e Allahut për krijesat është shfaqja më e bukur e dashurisë së atij që do për atë që do. Eshtë si rrjedhojë e faktit që zeqati dhe sadakaja jepen për hir të Allahut, që ka dalë shprehja "zeqatin dhe sadakanë i merr Allahu". Kështu, në Kur'an urdhërohet:

**"A nuk e dinin ata se është Allahu që i pranon pendimet e robve të Tij dhe që i merr sadakatë e tyre?"** (et-Tevbe, 104)

*Dhënia dhe dhurimi duhet të kthehen në natyrë të vërtetë të besimtarit!*

Për ta shprehur këtë ide, edhe Profeti (s.a.s) ka thënë:

*"Çdo sadaka të dhënë nga pasuria hallall, e pranon dhe e merr me dorën e vet Allahu që është Mëshirues!"* (Shih Muslim, *Zekat*, 63)

Nisur nga kjo, veçantia më e rëndësishme në zeqat dhe sadaka është synimi me sinqeritet vetëm i pëlqimit të Allahut. Krenimi i atyre që japin, pritja e falenderimit dhe mirënjohjes s'janë aspak të drejta. Një mendim i tillë i fshin e i asgjëson të gjitha mirësitë dhe dobitë e këtyre bamirësive. Përkundrazi, ai që jep duhet të jetë i mbushur plot falenderim për atë që merr dhe nuk duhet të bartë ndonjë qëllim tjetër jashtë pëlqimit hyjnor. Kjo është e pranueshme te Zoti. Në ajetin e mëposhtëm, në vlerën e miratimit dhe vlerësimit të gjestit të dhënies të bërë nga Hz. Aliu (r.a.) me Hz. Fatimenë (r.a.) si dhe në vlerën e kumtimit të realizimit në të njëjtën formë të dhënies së bërë nga bashkësia, urdhërohet:

**"Megjithëse vetë kanë nevojë, ata ua japin ushqimin të varfërve, jetimëve dhe robërve, të cilëve u thonë: "Këto ushqime po jua japim për pëlqim të Allahut. Ne nuk presim ndonjë shpërblim ose falenderim nga ju. Ne frikësohemi nga një ditë e vështirë dhe e mundimshme e Zotit tonë!" Edhe Allahu i mbron ata nga e keqja e asaj dite. Dhe u jep fytyrave të tyre ndriçim dhe zemrave, gëzim!"** (el-Insan, 8-11)

Në këtë ajet ka disa ide dhe parime etike lidhur me dhënien:

1. Parapëlqimi i vëllait besimtar para vetes me gjithë nevojtarinë personale, është një cilësi e lartë karakteri.



*"O ju që keni besuar! Jepni (për pëlqim të Allahut) nga të mirat që fitoni dhe nga ato që nxjerrim për ju nga toka. Dhe mos jepni nga gjërat (e thjeshta e të pavlera) që ju nuk do t'i pranonit për vete me sy mbyllur! Dhe dijeni se Allahu nuk ka nevojë për asgjë dhe se është i denjë për lavdërim!"*

*(el-Bakara, 267)*



2. Dhënia dhe mirësia duhen bërë jo për synime materiale e të përkohshme, por vetëm për pëlqim të Allahut.

3. Dhënia dhe mirësia me synim për t'u mbrojtur nga mundimi i tmerrshëm i kiametit duhet të bëhen për pëlqim të Allahut.

4. Dhënia dhe mirësitë e bëra me principialitet dhe sinqeritet do të pranohen dhe pëlqehen nga Allahu dhe do t'ia zbardhin faqen personit.

5. Allahu i Lartë kërkon nga besimtarët të bëjnë punë të tilla të mira.

Po qe se ai që jep arrin ta realizojë situatën dhe etikën e përshkruar në këtë ajet, principialiteti dhe sinqeriteti në zemrën e tij reflektohen edhe te ai që merr dhe, edhe nëse ai që merr nuk është i përshtatshëm, domethënë nuk i takon të marrë (ndihmë, sadaka, ushqim, etj.), principialiteti dhe sinqeriteti i tij nxjerrin krye si një favor hyjnor.

Po qe se sadakaja jepet me qëllim të pastër, dhënësi meriton shpërblim edhe sikur t'ia ketë dhënë një personi të padenjë.

Duke e pasur fjalën për këtë të vërtetë, Profeti (s.a.s.) porosit:

*"Një herë, një njeri tha:*

*"Unë patjetër do të jap sadaka!"*

*Natën, doli nga shtëpia me sadakanë me vete dhe, pa ditur gjë, ia la në dorë një vjedhësi! Të nesërmen, njerëzit e fshatit nisën të thonë:*

*"Kurrë nuk mund të arrini mirësinë e vërtetë pa dhënë nga gjërat që doni më shumë! Çfarëdo që të jepni, Allahu e di me të drejtë!"*

*(Al-i Imran, 92)*

*"Çudi! Mbrëmë i qenka dhënë sadaka një vjedhësi!"*

*Njeriu tha:*

*"Lavdi Ty, o Zot! Unë patjetër do të jap sadaka!"*

*Përsëri, kur u bë natë, doli nga shtëpia me sadakanë në dorë që, kësaj radhe, ia la në dorë një prostitute. Të nesërmen njerëzit nisën të thonë:*

*"Gjë që s'bëhet! Mbrëmë i qenka dhënë sadaka një prostitute!"*

*Kurse njeriu që kishte dhënë sadaka, tha:*

*"Allahu im! Lavdi Ty që i dhashë sadaka (qoftë edhe) një prostitute! Unë patjetër do të jap prapë sadaka!"*

*Edhe atë natë, njeriu doli nga shtëpia me sadakanë që ia la në dorë një të pasuri!*

*Të nesërmen njerëzit nisën të thonë:*

*"Ç'punë është kjo? Mbrëmë i paskan dhënë sadaka një të pasuri!"*

*Kurse njeriu tha:*

*"Allahu im! Lavdi Ty që pata mundësi të jap sadaka edhe pse vjedhësit, prostitutës dhe të pasurit!"*

*Në sajë të këtij principialiteti dhe sinqeriteti, njeriut iu tha në ëndërr:*

*"Sadakaja që i dhe vjedhësit, ndoshta do ta bëjë me turp atë dhe do ta shtyjë të heqë dorë nga vjedhja. Prostituta ndoshta do të heqë dorë nga puna e saj dhe do të bëhet grua e ndershme. Edhe i pasuri, duke nxjerrë mësim prej kësaj, do të fillojë t'u ndajë të varfërve nga pasuria që i ka dhënë Allahu!"* (Buhari, Zekat, 14)



*"Mos pandeh se do të lartësohesh duke grumbulluar para! Uji që rri, qelbet! Kurse ti përpiqu të dhurosh. Ujit që rrjedh i vjen në ndihmë qielli: lëshon shi, dërgon rrebesh dhe s'e lë të thahet!"*
*(Saadiu)*



Një shfaqje e këtij hadithi profetik i cili, pa dyshim, ka patur shumë e shumë shfaqje, është përjetuar edhe nga Sami Efendiu, mik i Zotit dhe trashëgimtar i Profetit.

Këtij i vjen një i panjohur dhe i kërkon para për duhan.

Pavarësisht nga kundërshtimi i shokëve, Sami Efendiu, një diell bujarie, ia jep paratë personit duke u thënë shokëve se, gjersa i kërkoi, duhet t'i jepen.

Ndërkaq, i kënaqur me sjelljen e Sami Efendiut, personi ndërron mendje duke thënë me vete:

"Tani me këto para do të shkoj të marr bukë!"

Ja, pra, ndikimi pozitiv i një mirësie të bërë me principialitet dhe sinqeritet për hir të Allahut! Prandaj, ç'lumturi për ne nëse, kur japim, më shumë se personin që japim, duhet të kontrollojmë botën tonë ndjesore për t'u bërë të denjë për bujarinë që kemi bërë!

**Zoti ynë! Të gjitha shfaqjet e mëshirës Tënde na u bëfshin thesari i pashtershëm i jetës sonë ndjesore!**

**Amin, ashtu qoftë!**

# ZEQATI

nga dritarja e legjislacionit islam (fikh)



## Kushtet e detyrueshmërisë së zeqatit

1. Personi që duhet të japë zeqat, duhet të jetë musliman, të ketë zhvillim mendor normal, të ketë arritur moshën e pubertetit dhe të jetë i lirë.

2. Duhet të zotërojë pasuri në masën e quajtur “nisab” duke përjashtuar nevojat themelore dhe borxhet. Gjërat që përbëjnë nevoja themelore janë gjëra të domosdoshme me të cilat njeriu ruan jetën dhe lirinë e tij: shtëpia ku banon, çdo lloj sendi jo prej ari ose argjendi që përdoret në shtëpi, orenditë, shtrojet dhe veshjet, ushqimi dhe veshmbathja njëmujore (sipas një pikëpamjeje tjetër, njëvjetore) e pjesëtarëve të familjes që ka në ngarkim, librat për lexim dhe studim, veglat dhe makineritë e artit ose profesionit.

*Nisab* është sasia minimale e pasurisë që i nënshtrohet zeqatit. Kjo sasi ndryshon sipas mallit për të cilin jepet zeqat.

3. Pasuria që zotëron personi, duhet të jetë konvencionalisht (ligjërisht) ose efektivisht rentabël (nemá), pra, duhet të jetë e tillë që t’i sjellë pronarit fitime. Në terminologjinë fiskale, kjo ka kuptimin që malli ose

*“Zoti i Lartë askujt s’ia ka mbyllur derën e mirësisë. Dije dhe këtë që mirësia e secilit është sipas fuqisë që ka. Dhënia nga i pasuri një kandar flori nga thesari i vet s’barazohet me një grusht gjë të dhënë nga i varfëri prej punës së duarve të veta. Këmba e karkalecit është barrë e rëndë për milingonën!”*

*(Saadiu)*



pasuria përkatëse të sigurojë fitim, prodhim ose të ardhura ose që të shtohet vetë. Rentabiliteti efektiv (shtimi) është shtimi i vetë mallit me anë të lindjeve, prodhimit, tregtisë, etj. Kurse rentabiliteti konvencional (ligjor) është që malli i vetështueshëm të jetë në dorë të pronarit ose përfaqësuesit të tij, që shtimi i tij të jetë i mundshëm.

4. Pasuria për të cilën do të jepet zeqat, duhet të ekzistojë si e tillë qysh prej një viti hënor.

Zeqati jepet 2.5 % për një vit hënor, domethënë, për 354 ditë. Por sot, institucionet tregtare i bëjnë llogaritë sipas vitit diellor. Meqë viti diellor është 365 ditë, në zeqat duhet shtuar diferenca prej 11 ditësh, pra, zeqati bëhet 2.6%.

5. Pasuria për të cilën do të jepet zeqat, duhet të jetë nën pronësi të plotë të personit që do të japë zeqat.

❖

Personi që ka për të dhënë zeqat, duhet t'i respektojë gjer në fund çështjet e quajtura **temlik** dhe **taharri** në mënyrë që zeqati të jetë i vlefshëm. E para, zeqati duhet të jetë në formën e mallit, në formën e produkteve të inventarizueshme (*temlik*). Kurse *taharri* është hetimi paraprak mbi atë që do t'i jepet zeqat, për t'u siguruar që zeqati do të shkojë atje ku duhet. Po qe se zeqati jepet pa bërë hetim dhe pa u siguruar dhe më pas kuptohet se personi që i është dhënë është jashtë tetë klasave të përcaktuara në ajetin përkatës, zeqati quhet i pakryer dhe duhet ridhënë. Por po qe se pas hetimit del ndonjë parregullsi e rastit, zeqati nuk është i detyrueshme të përsëritet.

*Zeqati dhe ndihmat janë mjete që ia lartësojnë njeriut shpirtin, personalitetin dhe karakterin duke e shpëtuar nga robëria e materies!*

Një tjetër veçanti që duhet bërë kujdes është kjo:

Para së gjithash, njeriu ka detyrime mbi veten. pastaj vijnë pjesëtarët e familjes, pastaj farefisi dhe të afërmit. Kjo radhitje është respektuar edhe në të drejtën trashëgimore. Edhe mes personave që kanë të drejta, ekzistojnë prioritete ndaj njëri-tjetrit. Dhe kjo mbështetet në dy gjëra:

E para, vlera e afërsisë dhe nivelit farefisnor të atyre që japin, kurse e dyta, niveli i nevojtarisë së atyre që marrin.

Parapëlqim i të afërmit nuk do të thotë të lësh mënjanë ata që kanë më shumë nevojë dhe t'u japësh atyre që kanë më pak nevojë. Parapëlqimi është i pranueshëm kur të dy nevojtarët ndodhen në të njëjtin nivel varfërie e nevojtarie. Niveli i varfërisë dhe i nevojtarisë duhet mbajtur gjithmonë parasysh. Po qe se një i huaj është më tepër nevojtar, pa dyshim që nuk mund t'u jepet përparësi të afërmve dhe të njohurve.

Këto kritere janë delikatesa të posaçme që tregojnë si edukimin e mëshirës nga Islami te njeriu, ashtu dhe ekuilibrin e saj, janë ushtrim dhembshurie. Sepse, meqë fryti i parë i Islamit është mëshira, zemra pa mëshirë ose larg mëshirës është e pajetë. Besmeleja dhe Fatihaja që janë kreu i çdo pune, nisin me emrat e Allahut *Rahman* dhe *Rahim* që kanë në rrënjë kuptimin mëshirë. Edhe jeta e profetëve dhe njerëzve të urtë është e mbushur me legjenda mëshire. Duke porositur si më poshtë, Profeti (s.a.s.) pohon se mëshira përfshin tërë krijesat:

*"Kini mëshirë për ata që ndodhen në tokë, që edhe ata që ndodhen në qiell të kenë mëshirë për ju!"* (Ebu Davud, *Edeb*, 58)



*"Dhuroje ti mallin, pasurinë dhe gjithçka ke në mënyrë të bukur dhe fitoje një zemër, lutja e të cilës të të bëhet dritë ty në atë natën e errët të varrit!"*

*(Mevlana Xhelaleddin Rumi)*



Shfaqjet më të plota të mëshirës janë zeqati, ushqimi dhe e dhjeta si adhurime pasurore (materiale).

## Mallrat për të cilat duhet dhënë zeqat dhe sasia e tyre

Për dhentë e dhitë, nisabi është dyzet krerë, për lopë, qe e buaj, nisabi është tridhjetë krerë, kurse për devetë, nisabi është pesë krerë. Për arin, nisabi është 81 gram, kurse për argjendin, nisabi është 561 gram. Ndërsa nisabi për arin dhe argjendin është i fiksuar (një e dyzeta), nisabi dhe zeqati për kafshët ndryshojnë me rritjen e numrit të krerëve. Për njohuri të hollësishme, duhen parë librat e ilmihalit. Zeqat jepet edhe për prodhimet e detit dhe mineralet. Llojet dhe sasia e këtyre është trajtuar me hollësi në librat e legjislacionit islam (fikh).

Të gjitha pasuritë e tundshme e të patundshme që sjellin të ardhura, i nënshtrohen zeqatit. Te pasuritë e patundshme, llogariten të ardhurat vjetore të atyre që sjellin qira, zbriten shpenzimet dhe jepet zeqati për shumën që mbetet. Parcelat e blera për t'u shitur më vonë i nënshtrohen zeqatit mbi çmimin e blerjes (duke llogaritur edhe inflacionin, në pastë), kurse hyrjet e banimit të ndërtuara për t'u shitur, i nënshtrohen zeqatit mbi çmimin e kostos (duke llogaritur edhe inflacionin, në pastë).

Po qe se në shoqëritë (ndërmarrjet) e përbashkëta, zeqati nuk do të jepet nga hisedarët secili më vete, por si ndërmarrje, në llogaritjen e zeqatit ndiqet një rrugë e tillë:

*"I papasuri është pasqyrë e bujarisë. Kujdes, mos e turbullo atë pasqyrë duke thënë fjalë zemërthyese para saj!"*

*(Mevlana Xhelaleddin Rumi)*



Në fillim ose në fund të vitit bëhet bilanci i të ardhurave dhe shpenzimeve duke zbritur vlerat e pajisjeve dhe borxhet dhe japin si zeqat 2.5% sipas vitit hënor dhe 2.6% sipas vitit diellor.

Një pikë e rëndësishme që duhet bërë kujdes, është kjo: Zeqati jepet jo vetëm nga fitimi, por edhe nga kapitali bazë që s'është pajisje.

Po qe se institucionet industriale, si fabrikat, ofiçinat dhe punishtet duan ta llogarisin zeqatin si institucion, veprojnë kështu:

1. Nuk kërkohet zeqat për veglat dhe makineritë që përdoren si pajisje. Por po qe se këto pajisje janë prej ari ose argjendi, llogaritet vlera e tyre dhe jepet zeqat për to.

2. Kapitali i punishtes (fabrikës ose, përgjithësisht, entit përpunues e prodhues) i nënshtrohet zeqatit. Zeqati llogaritet mbi shumën e mbetur pas zbritjes së të gjitha shpenzimeve, pagave të punëtorëve dhe borxheve.

3. Po qe se në njësitë industriale pagat jepen mujore, shihet vetëm bilanci i fundit të vitit pa marrë parasysh lëkundjet gjatë periudhës 12-mujore.

Një specifikë e rëndësishme që duhet mbajtur parasysh në llogaritjen e zeqatit që do të jepet në monedhë, është inflacioni. Duke llogaritur vlerën e zeqatit në periudha të ndryshme për shkak të humbjeve nga inflacioni i lartë, duhet që shuma përfundimtare e zeqatit të indeksohet me një vlerë fikse në mënyrë që të respektohet vlera e zeqatit në çastin kur dhënia e tij bëhet e detyrueshme. Në të kundërt, shuma e zeqatit bie

*"Për ata që e shpenzojnë pasurinë në rrugën e Allahut pa u mbajtur më të madh e pa ua thyer zemrën të varfërve, ka te Allahu shpërblime të posaçme. Për ata s'ka frikë dhe ata nuk do të heqin dëshpërim!"*

*(el-Bakara, 262)*



nën një të dyzetën. Nevojtari cënohet, kurse adhurimi i zeqatit plotësohet me mungesë.

Si parim, Islami e ka urdhëruar dhënien e zeqatit në natyrë ose, më saktë, në formën e produktit për të cilin jepet: për arin, me ar; për argjendin, me argjend; për delen, me dele; për grurin, me grurë, për tekstilin, me tekstil. Por në kohët e Hz. Ebu Bekrit dhe të Hz. Omerit ka ndodhur që zeqatet të jepen në monedhë. Nisur nga kjo, sot, nuk ka ndonjë të keqe në qoftë se të varfërit i jepet zeqati në vend të mallit, me kundërvlerën e tij në monedhë.

### Kujt i jepet zeqat

Allahu i Lartë urdhëron:

**"Sadakatë** (zeqatet) **si një farz** (detyrim) **nga ana e Allahut, janë vetëm për të varfërit, për nevojtarët ditorë, për nëpunësit** (që mbledhin zeqat), **për ata që kërkohet të afrohen me Islamin, për skllevërit** (që duan ta blejnë lirinë), **për ata që kanë borxhe, për ata që punojnë dhe luftojnë në udhën e Allahut dhe për udhëtarët e mbetur në udhë! Allahu është i ditur e i urtë!"** (et-Tevbe, 60)

Ky ajet e përcakton qartë se kujt i duhet dhënë zeqat:

**1. Të varfërit.** Ata që nuk quhen të pasur sipas legjislacionit fetar, domethënë që nuk zotërojnë pasuri në masën e quajtur nisab. Këta persona mund të marrin zeqat edhe nëse kanë një punë dhe mundësi për të punuar.

*"Për ata që e dhurojnë pasurinë natën dhe ditën, fshehur dhe hapur ka pagesë dhe shpërblim te Zoti i tyre. Dhe për ta s'ka frikë. Dhe ata kurrë nuk dëshpërohen!" (el-Bakara, 274)*

**2. Nevojtarët ditorë.** Këta janë të varfërit e thellë që s'kanë as dhe një ditë ushqim.

**3. Nëpunësit që mbledhin zeqat.**

**4. Personat që kërkohet të afrohen me Islamin.**

**5. Skllevërit.** Personat (skllevër) që kanë bërë marrëveshje me skllavopronarin për të marrë lirinë kundrejt një shume të caktuar.

**6. Personat që kanë borxhe.** Mund t'u jepet zeqat personave që kanë borxh më shumë se ç'kanë pasuri.

**7. Personat që punojnë e luftojnë në udhën e Allahut.** Personat që luftojnë (bëjnë xhihad) në udhën e Allahut, personat që janë nisur për haxh, por kanë mbetur në udhë pa para, personat që studiojnë në rrugën e Allahut për t'u bërë të dobishëm për njerëzimin dhe bashkësinë islame, si dhe që punojnë për kumtimin e Islamit.

**8. Personat e mbetur në udhë.** Zeqat mund t'u jepet edhe personave që në vendin e vet janë të pasur, por që gjatë udhëtimit mbeten pa para.

## Kujt nuk u jepet zeqat

Nuk u jepet zeqat nënës, babait, gjyshes, gjyshit, djalit, vajzës, nipit, mbesës, të pasurve dhe jomuslimanëve. Burri dhe gruaja nuk mund t'i japin zeqat njëritjetrit.

Zeqati jepet veçanërisht për personat dhe për nevojat bazë. Personave juridikë nuk u jepet zeqat. Pra-



*"O ju që keni besuar! Mos i çoni kot mirësitë që bëni duke u mbajtur më të madh dhe duke i prekur të tjerët, si personi i cili, megjithëse nuk u beson Allahut dhe ditës së ahiretit, e shpenzon pasurinë vetëm për t'u treguar!"*

*(el-Bakara, 264)*



ndaj, xhamitë, shkollat, kurset e Kur'anit dhe spitalet nuk ngrihen me zeqat, por me dhurime dhe mirëbërësi. Edhe gjellët me të cilat ushqehen nevojtarët, siç janë iftaret, nuk janë zeqat, por dhuratë dhe mirëbërësi, sepse nuk kemi të bëjmë me kushtin e quajtur temlik, pra, sepse ushqimi është material konsumi.

### E DHJETA

### (Zeqati i prodhimeve të tokës)

1. Sipas Ebu Hanifesë (r. alejh), në zeqatin e prodhimeve bujqësore nuk ka nisab, domethënë, nuk ekziston kushti i një sasie të përcaktuar prodhimi dhe kushti që kjo sasi të ekzistojë si e tillë që prej një viti. Sipas Ebu Jusufit dhe imam Muhammedit, nisabi i prodhimeve bujqësore është 5 vesk, pra, 653 kg. Vetëm pasi ta kalojë këtë sasi i nënshtrohet të dhjetës.

2. Në vendet ku merret më tepër se një prodhim në vit, edhe e dhjeta jepet mëse një herë, për secilin prodhim përkatës.

3. Merret e dhjetë edhe prej prodhimeve bujqësore të lëna nga një i vdekur, edhe prej prodhimeve bujqësore të marra nga toka në pronësi të një fëmije ose të një të sëmuri mendor.

4. Prodhimet bujqësore nga të cilat do të merret e dhjetë, duhet të kenë vetinë për të qëndruar të paprishura për një vit. Prandaj, për llojet e frutave dhe perimeve të njoma, si dardha, molla, kajsia, domateja, speci, preshi, selinoja, nuk merret e dhjetë, sepse këto prodhime janë të paqëndrueshme.

*"Njerëzit e mençur i marrin me vete mallrat dhe paratë (dhurojnë qysh më parë në rrugën e Allahut) duke shkuar për në botën tjetër! Janë koprracët që, duke hequr mall për pasurinë dhe paratë, i lënë këtu e shkojnë!"*
*(Saadiu)*

Sot, me anë të frigoriferëve industrialë dhe teknikave të tjera si ngrirja e thellë, etj., është bërë e mundur që frutat dhe perimet e njoma e të freskëta të ruhen për një vit. Në këto kushte, specialistët përkatës bëjnë dy lloj vlerësimesh të konkluzionit të Ebu Jusufit dhe imam Muhammedit mbi çështjen e të dhjetës mbi to:

a) Ruajtja e frutave dhe perimeve gjer në një vit me anë të një mënyre ose teknike të posaçme nuk e bën të detyrueshme krahasimin e tyre me produkte që normalisht mund të qëndrojnë një vit pa u prishur, për rrjedhojë, prej tyre nuk duhet të merret e dhjetë.

b) Meqë frutat dhe perimet mund të ruhen për një vit, madje, si pasojë e kësaj ruajtjeje, fitojnë një vlerë mbi vlerën stinore, prej tyre duhet marrë e dhjetë. Ndërkaq, duke llogaritur masën e quajtur nisab mbi të cilën do të merret e dhjeta, duhet të merren parasysh shpenzimet për prodhimin dhe ruajtjen e tyre.

Përballë këtyre pikëpamjeve duhet thënë që, duke u marrë parasysh edhe pikëpamja e përgjithshme e imam Adhamit mbi këtë çështje, do të jetë më me vend që të merret veçanërisht e dhjeta e frutave dhe perimeve të ruajtura si për t'u ruajtur nga kontradikta, si për të respektuar maturinë, ashtu dhe për të krijuar një fond në favor të të varfërve.

Ndërkaq, një çështje tjetër që duhet kujtuar këtu, është kjo: Po qe se prodhimet për të cilat jepet e dhjetë, brenda vitit kthehen në vlerë monetare, për atë vlerë nuk mund të merret zeqat pa kaluar një vit.

5. Po qe se një parcelë bujqësore ujitet me ujra natyrore si shi, lumë ose përrua, prej saj merret zeqati i quajtur e dhjetë në masën 10%; po qe se ujitet gjatë



*"Ashtu siç njeriu i varfër është nevojtar për bujari dhe mirësi, edhe bujaria dhe mirësia janë nevojtarë për njeriun e varfër. Ashtu siç njerëzit e bukur kërkojnë një pasqyrë të shkëlqyer pa pluhur e pa ndryshk për të soditur bukuritë e tyre, ashtu dhe bujaria i kërkon të varfërit dhe të pamundurit!"*

*(Mevlana Xhelaleddin Rumi)*



gjithë vitit ose më shumë se gjysmën e vitit me elektropompë ose motopompë ose me ujë të blerë, prej saj merret zeqati (e dhjeta) në masën 5%. Ndërkaq, nuk bëhet zbritje për shpenzimet si farë, hak pune, ujitje, spërkatje me kimikate, etj.

6. Po qe se merret e dhjetë nga frutat e ullirit, susamit, lules së diellit, nuk mund të merret e dhjetë edhe nga vaji i nxjerrë prej tyre. Por në qoftë se, pasi të jetë marrë e dhjeta e tyre si fruta nga prodhuesi, blihen nga një tregtar me qëllim tregtie, i nënshtrohen sërish zeqatit si "mallra tregtie".

7. E dhjeta që merret nga parcelat që i nënshtrohen këtij lloj zeqati, merret pasi prodhimi të ketë përfunduar dhe të jetë bërë e qartë sasia e tij, nuk mund të merret kur prodhimi është ende në arë dhe në procesin e rritjes. Nuk është e lejueshme (xhaiz) që të merret e dhjetë mbi prodhimet ende të pabëra ose të frutave të palidhura. Vetëm pasi prodhimi të jetë bërë (pjekur) dhe frutat të kenë lidhur dhe të jenë pjekur, i zoti i mallit mund ta japë të dhjetën nëse dëshiron.

8. Po qe se konsumohet prej të lashtave ose frutave në pemë kur ende nuk është dhënë e dhjeta e tyre, duhet të konsumohet me qëllimin për ta dhënë të dhjetën dhe kjo duhet dëmshpërblyer. Për shembull, sipas Ebu Hanifesë (r. alejh), po qe se është vjelur 10 kg. rrush, duhet dëmshpërblyer si zeqat sasia prej 1 kg.

9. Gjatë periudhës së pushtimeve islame, tokat e pushtuara dhe të dhëna popullsive muslimane, kanë qenë në statusin "mirí", prona shtetërore, që u jepeshin fshatarëve me qira. Kështu, fshatarët që ishin në statusin e qiraxhinjve, paguanin qira për to. Nga prodhimi

*Bota bëhet xhennet, parajsë, me tri gjëra: 1) duke dhuruar me dorë, me gjuhë dhe me zemër; 2) duke i falur robtë e Allahut; 3) duke i treguar të padrejtit dhe mizorit rrugën e drejtë!*



i atyre tokave nuk merrej ndonjë taksë tjetër si zeqat, e dhjetë, etj. Në shtetin osman, në përgjithësi, tokat ishin në këtë status.

Më pas, parcela të caktuara filluan t'u shiteshin fshatarëve ose personave të tjerë si toka duke e kaluar pronësinë mbi to me anë të tapive, nga shteti, te personat privatë. Për prodhimet e marra prej tyre jepet zeqati i quajtur "e dhjetë". Po qe se shteti laik nuk e merr këtë lloj takse, pronarët duhet ta japin vetë atje ku duan, ashtu siç veprojnë me zeqatin e kafshëve dhe bagëtive.

*"Vetëm këta dy persona kihen zili: njëri, personi që i ka dhënë Allahu Kur'an dhe ai merret natë e ditë me të; tjetri, personi që i ka dhënë Allahu pasuri dhe ai e shpenzon atë natë e ditë në rrugën e Allahut!"*

*(Buhari, Ilm, 15)*




# PRONA ESHTE NJE AMANET

**Reportazh mbi vakfin, zeqatin dhe dhurimin**

(marrë nga biseda e bërë me autorin nga revista "Altınoluk")

## Ç'është prona në vështrimin e Islamit?

Prona në Islam, në kuptimin e vërtetë të fjalës, s'-është as e individëve, as e shoqërisë. Prona është vetëm e Allahut. Robit, pra, personit, i është dhënë e drejta e administrimit mbi pronën brenda një periudhe kohore të caktuar dhe në kornizën e kushteve të caktuara. Prandaj, personi nuk mundet ta përdorë si t'ia ketë qejfi pronën që zotëron. Prona duhet shpenzuar në drejtimin e treguar nga pronari i vërtetë i saj, domethënë, nga Zoti. Kjo do të thotë që pronari duhet t'i bëjë edhe nevojtarët dhe të vuajturit pjesëtarë, në masën e përcaktuar nga Islami, të të mirave materiale nga të cilat përfiton. Synimi i kësaj është që personi të bëhet një besimtar, nga dora, gjuha dhe pasuria e të cilit, të tjerët të kenë siguri dhe përfitim.

Kjo cilësi është rezultat i arritjes së njohjes së faktit që prona dhe pasuria janë një amanet i dhënë nga Alla-

*Ç'lumturi për ne nëse në dhurim, duke e kontrolluar botën tonë ndjesore më shumë se tjetri, bëhemi të merituar të bujarisë së vërtetë!..*

hu i Lartë robit të vet. Po qe se prona dhe pasuria përdoren në kahje të kundërt, ndodh tradhtia e amanetit dhe ndodhin shpërdorime të ndryshme për të cilat sot shoqëria ankohet.

❖

**Cili është vendi në vështrimin islam i të qenit pronar, pra, i pasur?**

Islami i nxit njerëzit të bëhen pronarë pasurie në mënyrë legjitime. Dy nga pesë parimet themelore të Islamit janë bërë të detyrueshme vetëm për personat e konsideruar fetarisht të pasur. Këto janë adhurimet e haxhit dhe zeqatit.

Kuptimi i kësaj është ky: bëhu i pasur me ndershmëri, pra, me rrugë legjitime, jep zeqat dhe shko në haxh. Nga ana tjetër, Profeti (s.a.s) ynë, me porosinë e tij profetike, "dora që jep është eprore ndaj dorës që merr" (Buhari, Zekat, 18), duke na nxitur të bëhemi njerëz që japim, na ka sugjeruar të bëhemi, me aq sa kemi mundësi, jo marrës, por dhënës!

❖

**Cilat janë veçantitë që duhen pasur kujdes për të arritur pasurimin e nxitur në vështrimin islam?**

Tregtia është nxitur në Islam, por kjo nxitje s'ka pasur kurrë si synim as ta lërë tregtinë krejt të lirë siç ndodh sot sipas pikëpamjeve liberale, as ta rregullojë si një veprimtari të kushtëzuar nga kufizime anormale të ngjashme me konsideratat socialiste. Në Islam, duke menduar dobinë e individit dhe shoqërisë, tregtia, fu-



*Shpërblimi i atyre që besojnë, bëjnë punë të mira, falin namaz dhe japin zeqat, është te Zoti i tyre. Për ta nuk ka frikë dhe ata nuk dëshpërohen!"*

*(el-Bakara, 277)*



sha e veprimtarisë së saj dhe forma e kësaj veprimtarie janë rregulluar sipas një sërë kushtesh.

Tregtia e një gjëje të bërë haram nga Zoti s'është kurrë e lejueshme (xhaiz). Kjo do të thotë se kushti i parë i legjitimitetit të veprimtarisë tregtare në vështrimin islam është legjitimiteti i fushës së veprimtarisë së saj.

Kushtet e tjera kanë të bëjnë me mënyrën e veprimtarisë tregtare.

Në Islam ndalohet grumbullimi në depo i një malli me qëllim që, në një moment të caktuar, duke ia pakësuar artificialisht sasinë në treg ose duke e hequr krejtësisht nga tregu, t'i ngrihet çmimi dhe të shitet, pastaj, me çmim më të lartë. Në terminologjinë islame të tregtisë kjo quhet ihtikar (akaparim) dhe manipulimi i shitjes me çmim të lartë quhet treg i zi. Në Islam, akaparimi dhe tregu i zi ndalohen rreptësisht.

Një ndalim tjetër në mënyrën e tregtimit është mashtrimi. Mashtrimi në fjalë do të thotë krijim i një diference të lartë mes vlerës nominale të mallit dhe vlerës që shitësi ose blerësi i vë në çast duke përfituar nga padituria, mungesa e përvojës ose pamjaftueshmëria e nivelit mendor të partnerit. Për shembull, blerja fare lirë e një malli të vjedhur ose, duke përfituar nga mungesa e përvojës së një fëmije që ka në dorë një mall shumë të çmueshëm, marrja prej tij e atij malli me një çmim shumë të ulët.

*Zeqati është zgjidhja dhe shpëtimi më i mirë që pasuria të mos kthehet në një tumor të keq!*

Në Islam është kusht që të deklarohen të metat dhe mangësitë e mallit që ofrohet për shitje. Nga ana

tjetër, edhe shmangia nga sharja e mallit nga bleresi me qëllim për t'ia ulur çmimin është nga urdhrat fetarë që duhen bërë kujdes në tregti.

Meqë qëllimi ynë këtu s'është të përshkruajmë të gjitha parimet e veprimtarisë tregtare, le të mjaftohemi duke folur, së fundi, edhe për këtë specifikë:

Në disa kushte fetaro-ligjore, raporti i fitimit kufizohet. Ky kufizim merr rëndësi më të madhe në luftë, në sëmundjet epidemike dhe situata të tjera të ngjashme. Feja u ka dhënë qeveritarëve dhe administruesve kompetencën që, në kuadrin e interesave të caktuara, të marrin masa mbrojtëse dhe të nxjerrin ligje kufizimi ose inkurajimi. Këto situata janë shfaqur shpesh në jetën tregtare. Prandaj respektimi i rregullave të vëna nga administrata në emër të së mirës së përgjithshme (publike), sidomos respektimi i kufirit të fitimit janë të domosdoshëm. Ndërkaq, ka edhe fusha ku, për shkak të rrezikut të tepërt, kufizime të tilla nuk veprojnë ose nuk duhet të veprojnë.

Ka shumë argumente dhe prova që tregojnë se në Islam, veprimtaria tregtare nxitet dhe inkurajohet. Disa hadithe profetike lidhur me këtë çështje thonë kështu:

*"Tregtari i besueshëm, fjalëdrejtë dhe musliman, në ditën e kiametit do të jetë bashkë me dëshmorët!"* (Ibni Maxhe, Tixharat, 1)

*"Tregtari i guximshëm që e nxjerr mallin në shitje, është i fituar (i begatuar), kurse akaparuesi është i humbur!"* (Ibni Maxhe, Tixharat, 6)



*"O njeri! Të japësh si sadaka mallin që e ke më të tepërt se nevoja, është dobi dhe mbarësi për ty. Por është e keqe për ty nëse e mban në dorë dhe s'e jep. Ti nuk bëhesh përgjegjës para Allahut sepse zotëron mall në sasi të mjaftueshme. Dhurimin filloje nga ata për të cilët je i ngarkuar të kujdesesh!"*

*(Tirmidhi, Zekat, 32)*



*"Tregtari frikacak është i humbur, tregtari i guximshëm është i fituar!"* (Dejlemi, Musned, II, 79)

*"Gjërat më të bekuara (hallall) e më të mira që ha njeriu, janë ato që i ka fituar vetë!"* (Ibni Maxhe, Tixharat, 1)

❖

**A mundet muslimani i pasuruar duke respektuar rregullat islame, ta përdorë mallin e vet si t'ia dojë qejfi?**

Gjërat që konsiderohen mall janë shumë llojesh: kafshë, prona të patundshme, stoli, mallra tregtie, etj.

Islami ka vënë shumë rregulla edhe për përdorimin e mallrave që përbëjnë kategori të ndryshme.

Eshtë e ndaluar që kafshët e shalës (ngarkesës) të ushqehen pak e të vihen në punë shumë. Gjithashtu, përdorimi i një prone të patundshme thjesht për t'u bërë dëm të tjerëve është i ndaluar. Ju nuk mund ta ngrini sa të jetë e mundur murin e kopshtit për t'ia zënë diellin apo pamjen komshiut. Ju nuk mund t'i dëmtoni mallrat tregtare që përbëjnë nevoja njerëzore, sidomos ushqimet. Për shembull, meqë u ka rënë çmimi, për protestë, nuk mund t'i hidhni në rrugë perimet që keni në kopësht, nuk mund ta derdhni vajin e ullirit që keni në depo, sepse këto janë mallra të detyrueshme për t'iu ofruar përfitimit publik.

Ju nuk mund ta shkurtoni prodhimin me qëllim për të marrë fitim të skajshëm. Edhe veprimet të tilla si rritja artificiale e çmimit ose pengimi i lirimit të çmimit të një malli me anë të strukturave të sotme ekono-

*Ai që i kryen siç duhet*
*namazin dhe zeqatin,*

*Si një rob i mirë, e*
*kalon lehtë siratin...*

*Rahmetí*

miko-tregtare si kartelet dhe trustet janë të ndaluara nga këndvështrimi i përfitimit të përgjithshëm.

❖

**Cilat janë përgjegjësitë pronësore të një muslimani të pasur?**

Përgjegjësia më e madhe në mallin (pronën) e të pasurit është zeqati. Në arabishte, fjala zeqat është e një rrënje me fjalën tezkije që do të thotë pastrim. Pra, zeqati është veprimtari që e pastron mallin. Meqë është bërë detyrim (farz) me urdhër të Allahut, sasia që përbën zeqat në një mall të caktuar është e drejta e të varfërve. Grabitja e zeqatit duke mos e dhënë atë nuk ka ndryshim nga grabitja e zakonshme e mallit të dikujt. Për zeqatin, Zoti ka përcaktuar në çdo lloj malli një masë niveli pasuror të quajtur nisab. Kështu, sasia pasurore nga niveli më i ulët i quajtur nisab e lart, i nënshtrohet zeqatit.

Pasuria në vështrimin e Islamit nuk është, ashtu siç e pandeh populli në përgjithësi, në masën e kapitalit të super të pasurve të sotëm. 81 gram ar ose një mall i njëvlershëm me të është, në Islam, kufiri i poshtëm ligjor i pasurisë. Pasuria e kësaj mase e lart i nënshtrohet zeqatit pasi të ketë qëndruar si pasuri për një vit me radhë.

Në fenë tonë, e drejta e një të dyzetës së pasurisë është e nevojtarit. E drejta duhet t'i jepet nevojtarit në formën dhe mënyrën më të përshtatshme. Kjo e drejtë e emërtuar zeqat do të thotë që nevojtari të bëhet ortak në një të dyzetën e pasurisë. Zeqati është masa mini-



*"Ata janë njerëz që as tregtia, as shitblerja nuk i pengojnë ta përmendin Allahun, të falin namaz dhe të japin zeqat. Ata kanë frikë nga ajo ditë kur zemrat dhe sytë do të turbullohen!"*

*(en-Nur, 37)*



male që duhet t'i jepet nevojtarit. Ndërkaq, në prodhimet e tokës, zeqati i emërtuar e dhjetë, rritet në masën dhjetë për qind, kurse te kafshët është urdhëruar në raporte të ndryshme sipas gjinisë. Sadakatë, dhurimet, etj. që i shtohen zeqatit, e begatojnë dhe e zbukurojnë pasurinë dhe pronën. Ebu Bekri (r.a.) u pati hapur luftë atyre që s'jepnin zeqatin, gjë që nxjerr sheshit rëndësinë e zeqatit.

Po qe se ortaku i fuqishëm nuk ia jep hakun ortakut të dobët, bëhet i padrejtë, grabitës dhe fajtor, mëshira dhe begatia mënjanohen, papastërtitë dhe njollat në pasuri nuk pastrohen.

Në Kur'an janë treguar veç e veç personat të cilëve u duhet dhënë zeqat. Të varfërve, atyre që kanë borxhe, nxënësve, atyre që përpiqen në rrugën e Allahut dhe udhëtarëve të mbetur në rrugë u duhet dhënë zeqat sipas nevojës.

Ngaqë koha jonë është një periudhë kur shqetësimet materiale janë shtuar në kulm, të pasurit, duke mos u mjaftuar me zeqatin që është përgjegjësi e kohëve të zakonshme, duhet të japin më shumë se kaq.

Eshtë edhe çështja e të dhjetës, për të cilën duhet të flasim pak. Edhe e dhjeta është nga ato çështje që bota islame i ka nënvleftësuar. Sot ka ndërruar forma e pronësisë mbi tokën. Toka është bërë pronë e individëve ose grupeve dhe shitet, blihet ose lihet trashëgim. Pronari e përdor atë si të dojë. Ndërkaq, në qoftë se e mbjell, nga prodhimi i tokës së ujitur artificialisht, duhet të jepet zeqati prej pesë për qind, kurse nga prodhimi i tokës së ujitur nga shiu, dhjetë për qind. Ky

*"Ata i bëmë prijësa që të tregojnë rrugën e drejtë sipas urdhrit tonë dhe u thamë të bëjnë punë të dobishme, të falin namaz e të japin zeqat. Ata janë njerëz që nuk e lënë kurrë mangut adhurimin!" (el-Enbija, 73)*



lloj zeqati quhet e dhjetë dhe ata që s'e japin, janë në pozitën e grabitësit të së drejtës së të varfërit, nevojtarit dhe atij që përpiqet në rrugën e Allahut. Kjo çështje duhet marrë seriozisht dhe për çështjet e zeqatit duhen pyetur njerëzit kompetentë ose duhen lexuar librat e ilmihalit.

❖

*Thatë se për mallrat që i cilësuat si amanet i Allahut për robtë e vet, janë edhe forma të tjera dhurimi që mund të bëjnë të pasurit përveç zeqatit. A mund ta shtjelloni edhe pak më tej këtë çështje?*

Gjithsesi... Këto lloj dhëniesh e dhurimesh që s'janë detyrime si zeqati, janë akte të lira të nxitura dhe inkurajuara. Këto quhen infak (dhënie, dhurim, ushqim), isar (dhënie me vetëmohim) dhe vakf (dhurimi dhe vënia në dispozicion për hir të Allahut e një pasurie për përdorim dhe përfitim të përjetshëm nga publiku). Zeqati është lloji i detyrueshëm i dhënies për të varfërit dhe nevojtarët. Por pasuria duhet stolisur edhe me sadaka (lëmoshë), infak dhe isar.

Në ajetin 34 të sures Tevbe, Allahu i Lartë (xh.xh.) urdhëron kështu:

"**Paralajmëroji për një ndëshkim të hidhur ata që grumbullojnë ar e argjend dhe nuk japin!**"

Po të shihet me vëmendje, në ajet është deklaruar se, po qe se nevojtari grabitet, vendi i grabitësit do të jetë xhehennemi. Para këtij kërcënimi hyjnor duhet menduar dhe duhen bërë përpjekje për ta kaluar ma-

*"Ja tek po thirreni ju të shpenzoni në rrugën e Allahut. Dikush nga ju bën koprraci, vetëm se kush bën koprraci, ia bën vetes! Allahu është i pasur, kurse ju jeni të varfër!.." (Muhammed, 38)*



sën një e dyzeta me sadaka dhe dhurime të tjera, sepse në Kur'an thuhet:

**"... Të pyesin ty se ç'duhet të japin. Thuaju: "Të tepërtën nga nevoja..."** (el-Bakara, 219)

❖

Vendi ynë po kalon ekonomikisht ditë të vështira. Në këto ditë, sigurisht, zeqatet dhe dhurimet tona fitojnë më shumë rëndësi, apo jo?

Siç u shprehët edhe ju, sot vendi ynë ndodhet mes një krize materiale e shpirtërore, ekonomike e shoqërore. Prandaj është nevoja e një bashkëpunimi të madh ndihme. Ne duhet të ndajmë me vëllezërit tanë besimtarë të sëmurë, të vetmuar, të dobët e të pambështetje, vështirësitë dhe dhimbjet e tyre. Mëshira është paralajmërues i qetësisë së ndërgjegjes në këtë botë, kurse në jetën tjetër, i lumturisë së përjetshme. Madje, është e domosdoshme që vëllezërit tanë që i kanë mundësitë, krahas dhënies së zeqatit, duhet t'i shtojnë dhurimet dhe ndihmat. Sepse zeqati është një urdhër për kujdesin për nevojtarët gjatë kohëve normale, mirëpo disa herë varfëria dhe nevojtaria mund të shtohen në mënyrë anormale. Në kushte të tilla, rëndësia e dhurimeve dhe ndihmave për sigurimin e plotësimit të nevojave, për rrjedhojë, të qetësisë shoqërore, është shumë më e madhe. Në vend të njerëzve nevojtarë e të vuajtur mund të ndodheshim ne. Në të njëjtën kohë, dhurimi dhe ndihma janë për ne një detyrim falenderimi ndaj Zotit.

❖

*"Ka shumë të pasur që është më mirë të mos u japin atyre që s'e meritojnë, se sa t'u japin. Prandaj, pasurinë që të ka dhënë Allahu, shpenzoje vetëm sipas urdhrit të Allahut! Dhënia pa vend është sikur skllavi i pabindur t'ua shpërndajë mallin e mbretit kusarëve!"*

*(Mevlana Xhelaleddin Rumi)*



*Shohim se gjatë gjithë historisë, vakfet janë bërë pretekst për dobi të mëdha. A mund t'i dimë mendimet tuaja mbi vakfet si institucione mirëbërësie?*

Institucionalizimi në dhënie dhe ndihmë formon vakfet. Vakfi është kushtimi i pasurisë Allahut të Lartë, është trajtimi me dhembshuri e mëshirë i çdo gjëje të krijuar për hir të Allahut, është zelli për ta dhuruar jetën dhe pasurinë për hir të Allahut, është zelli për të mund ta blerë xhennetin.

Siç e përmendëm disa herë, në kohën e osmanëve kishte mëse 26 mijë vakfe. Këto vazhduan të qëndrojnë në këmbë e të funksionojnë me anë të njerëzve vetëmohues. Në shtetin e madh botëror, shoqëria e gjeti ekuilibrin shoqëror me anë të këtyre vakfeve. Në të njëjtën kohë, vakfet janë monumente mëshire të shoqërisë, janë vendet ku dhurimi dhe ndihma realizohen në mënyrën më të mirë. Sa shumë që kemi nevojë sot për këtë! Në shoqërinë e sotme, këto institucione duhen hapur përsëri për t'u bërë prehër mëshire e dhembshurie për nevojtarët e të vuajturit.

Njeriu është një amanet, gjëja është një amanet. Çdo gjë e kësaj bote është amanet. Dorëzimi i amanetit në vendin e duhur është pretekst mëshire. Dhënia, dhurimi nuk bëhen vetëm materialisht. Duhet dhuruar nga çdo gjë e dhuruar nga Zoti. Kumtimi i Islamit duke e jetuar është forma më e bukur e dhurimit. Sahabet bujarë, shokë të Profetit, ia patën dhuruar veten Islamit për të bërë që zëri i besimit të dëgjohet në skajet më të largëta të botës dhe që njerëzit ta gjejnë rrugën e

*"Mos u lidh shumë pas mallit e pasurisë që, kur të vijë koha, të mund t'i lësh lehtë; edhe t'i japësh e të ikësh, edhe mirësi të fitosh! Ti mbahu fort pas Atij që të mban fort, Atij që është edhe i parë, edhe i fundit!"*

*(Mevlana Xhelaleddin Rumi)*



drejtë. Edhe sot, ekspozimi i bukurive të Islamit para botës është dhurimi më i bukur.

❖

*Mirë, po si duhet dhënë zeqati, ç'gjëra duhen bërë kujdes?*

Eshtë domosdoshmëri e pjekurisë islame që, duke dhënë zeqat, duhet sjellur në atë mënyrë që marrësi i zeqatit të mos preket, të mos fyhet.

Më parë, në xhamitë ndodheshin "gurët e sadakasë". Personat që dëshironin të jepnin sadaka, i linin aty paratë të futura në zarfe, kurse nevojtarët shkonin dhe merrnin aq sa kishin nevojë. Dhënësit me marrësit nuk shiheshin e nuk njiheshin. Ndërkaq, aq i lartë ishte morali dhe aq e lartë ndjenja e përgjegjësisë, saqë nevojtarët nuk e shpërdoronin lirinë për të marrë. Gurë të tillë ndodhen ende në disa xhami, por, për fat të keq, brezat e sotëm nuk e dinë se ç'janë!

Allahu i Lartë urdhëron kështu në Kur'an:

**"Ata që e falin namazin me përshpirtshmëri, gjetën qetësi!"** (el-Muminun, 1-2) E njëjta përshpirtshmëri dhe delikatesë duhet arritur edhe në zeqat. Etika e sadakasë bëhet e ditur kështu në Kur'an:

**"O ju që keni besuar! Mos i çoni kot mirësitë që bëni duke u mbajtur më të madh dhe duke i prekur të tjerët, si personi i cili, megjithëse nuk u beson Allahut dhe ditës së ahiretit, e shpenzon pasurinë vetëm për t'u treguar!"** (el-Bakara, 264)

*"O njerëz! Kini frikë Allahun dhe secili të shohë ç'ka përgatitur për nesër! Kini frikë Allahun se Allahu e di se ç'bëni!"*

*(el-Hashr, 18)*

Dhënia e zeqatit duhet shoqëruar me ndjenjat e mëshirës dhe dhembshurisë. Sipas zemrës së dhënësit ndryshon edhe gjendja e zemrës së marrësit. Ndjenjat e dhënësit reflektohen në ndjenjat e marrësit. Sinqeritetin e zemrës tuaj e ndjeni edhe te personi që ndihmoni.

Për sa i përket etikës dhe delikatesës së dhurimit, është shumë i rëndësishëm hadithi profetik që thotë se sadakaja në fillim shkon në dorë të Allahut, pastaj kalon tek të varfërit! (Shih Muslim, Zekat, 63) Kjo do të thotë se sadakaja duhet dhënë me mendimin se po i jepet Allahut.

Në Kur'an, në lidhje me etikën e sadakasë dhe dhurimit, thuhet kështu:

**"O ju që keni besuar! Jepni në rrugën e Allahut nga më e mira e fitimit tuaj dhe nga më të mirat e prodhimeve të dala nga toka!"** (el-Bakara, 267)

Ajo që i bie njeriut, është ta kryejë këtë adhurim shoqëror me delikatesë si dhe me një zemër plot me pasion, hare dhe entuziazëm.

Poeti Mevlana Xhelaleddin Rumi thotë:

*"Zemra është vendvështrimi i Zotit të Madh!"*

Besimi është punë zemre. Mëshira është fryt zemre. Të tregojmë mëshirë për ata mbi tokë në mënyrë që edhe ata mbi qiell të tregojnë mëshirë për ne. Zoti ynë që zotëron fuqinë dhe forcën e pafundme, na mëshiroftë e na faltë ne!

Aspekti shpirtëror i zeqatit dhe dhurimit është jashtëzakonisht i ndjeshëm dhe i kuptueshëm. Vak-



*Ne e kemi të detyruar të jetojmë me vetëdijen se "pasuria është amanet" për të arritur atë formim shpirtëror që do të na bënte "besimtarë, nga dora dhe gjuha e të cilit përfitojnë njerëzit" dhe që do të na bënte faqebardhë në ditën e kiametit kur do t'i jepet llogari pronarit të vërtetë të pasurisë dhe do të na i bënte zemrat të meritonin shpërblimin e përjetshëm!*



fit Hydaji ku marrim pjesë edhe ne, i vijnë dhurata të ndryshme. Në ndihmat dhe bamirësitë e bëra me anë të dhuratave të disa personave ndjehet një kënaqësi më e madhe. Kjo do të thotë se kjo gjendje tregon nivelin e ndershmërisë dhe legjitimitetit të asaj paraje. Sikur te paraja vepron ligji i tërheqjes dhe shtytjes sipas mënyrës se si është fituar ajo. Gjithashtu dhënësi e ndjen kënaqësinë e dhënies së parasë sipas mënyrës së fitimit të saj. Edhe i varfëri që e merr, bën një mijë e një lutje. Ja, kjo është ana shpirtërore e kësaj pune...

Një specifikë tjetër është e drejta e të varfërve që e parashtrojnë nevojën e tyre si dhe e të varfërve "të fshehtë" që, për shkak të dinjitetit, nuk kërkojnë. Këtë na e kumton Kur'ani, ku thuhet:

**"Në pasurinë e tyre është e drejta e caktuar e të varfërit të zbuluar** (që mund ta paraqesë nevojën e tij) **dhe e të varfërit të fshehtë!"** (edh-Dharijat, 19) Me të varfërit e fshehtë këtu nënkuptohen njerëzit e varfër por dinjitozë, që kanë marrë një edukatë të caktuar. Këta të varfër nuk duhen nënvleftësuar dhe harruar. Nuk duhet të gënjehemi nga pamja e jashtme e tyre e të kthehemi prapë duke menduar se nuk kanë nevojë!

❖

*Pra, a duhet bërë një studim serioz?*

Gjithsesi. Veçanërisht studimi (taharri) është kusht te zeqati si adhurim i detyruar (farz). Po të mos bëhet studim, për pasojë, po të jepet zeqati jo atje ku duhet, duhet përsëritur. Zeqati ka dy kushte: njëri është studimi i personave që u takon të marrin zeqat (taharri);

*"... Thesaret e qiejve e të tokës janë të Allahut, por hipokritët nuk e kuptojnë këtë!" (el-Munafikun, 7)*

tjetri, kalimi i pronësisë tek marrësi i zeqatit (temlik). Zeqati i dhënë pa u bërë studimi i personave që kanë të drejtë të marrin zeqat, duhet përsëritur në mënyrë që t'u jepet atyre që e meritojnë...



❖

*Atëherë, në zeqatet e dhëna institucioneve ndërmjetësuese si vakfet, a bie nga dhënësi i zeqatit përgjegjësia e studimit? Pra, a kalon përgjegjësia e studimit plotësisht te institucioni?*

Në zeqatet e dhëna institucioneve ndërmjetësuese, studimi i takon plotësisht institucionit. Personat e ngarkuar me këtë detyrë nga institucioni, duhet të bëjnë studim në lagje duke e mësuar gjendjen e njerëzve që do t'u jepet zeqat, nga kryeplaku i lagjes, nga imami i xhamisë, si dhe duke marrë mendimin edhe të njerëzve të tjerë të besueshëm. Po të ketë mundësi, duhet edhe t'u bëjnë vizitë në shtëpi, sepse herë-herë, disa njerëz mund ta shpërdorojnë besimin e institucioneve mirëbërëse. Ndërkaq, po qe se, pasi të bëhet studimi i duhur dhe të jepen paratë, zbulohet se një person i caktuar nuk është nevojtar për zeqat ose nuk është nga ata që i duhet dhënë zeqat, përsëritja e zeqatit nuk duhet bërë.

Zeqati i jepet vetëm personit fizik. Personave ligjorë nuk u jepet zeqat. Siç u tha edhe më lart, të gjitha xhamitë, shkollat, kurset e Kur'anit dhe spitalet bëhen jo me zeqate, por me dhurata. Për shembull, mbi 26 mijë vakfe të ngritura në shtetin osman kanë qenë mbështetur vetëm në dhurimin.

❖

*"Tregtari i besueshëm, fjalëdrejtë dhe musliman, ditën e kiametit do të jetë bashkë me dëshmorët..."*

*(Ibni Maxhe, Tixharat, 1)*



*Zotëri, pa dyshim, historia jonë është e mbushur plot shembuj të panumërt dhurimi, ndihme e mirëbërësie. Por, sado pak, edhe në ditët tona hasim në ngjarje shembullore. A mund të na tregoni për ndonjë ngjarje që ju ka prekur më shumë?*

Veçanërisht më vijnë në mendje im atë dhe im ungj. Kur deshin t'i jepnin diçka një të varfëri, e ambalazhonin në mënyrën më të bukur dhe ia dorëzonin me mjaft delikatesë, pa e prekur në sedër, përkundrazi, duke ia fituar zemrën. Ai që e merrte dhuratën, gëzohej, edhe ai që e jepte, ndjente kënaqësi. Njëri e merrte dhuratën duke menduar se i kishte ardhur nga Allahu, tjetri mendonte se e dorëzonte në vend amanetin që i kishte lënë Allahu!

Shembujt në Vakfin Hydaji janë të panumërt. Por unë dëshiroj të jap disa prej tyre. Si vakëf, po i jepnim ndihmë një nëne dhe të birit. I biri që kishte mbaruar universitetin, ishte i paralizuar. Një ditë, nëna erdhi në vakëf dhe na tha se atë ditë e tutje nuk do ta merrte më ndihmën duke na u lutur t'ia jepnim dikujt tjetër. Ajo vazhdoi: "... sepse djali më vdiq! Me paratë e fundit që mora prej jush e varrosa. Tani kam vetëm kryet tim. Sido që të jetë, me të ia dal vetë. Paranë që do të ma jepnit mua, ia jepni një familjeje tjetër nevojtare në gjendjen tonë!.."

*"Gjëja më e mirë e më hallall nga ato që ha njeriu, është gjëja që e ka fituar vetë..."*

*(Ibni Maxhe, Tixharat, 1)*

Gjithashtu, po i ndihmonim një familjeje hollandeze me fëmijë jetimë që u kishte vdekur babai. Edhe ajo gruaja na dërgoi një ditë një letër: "Më në fund, i pagova borxhet e tim shoqi! Tani jam në gjendje të përshkohem me punën time! Ju falem nderit!"



Shembuj të tillë kemi plot. Të gjithë këto janë modele vetëmohimi, domethënë, virtyte të parapëlqimit të tjetrit para vetvetes!

**Ju falenderojmë shumë për këtë bisedë të bukur, imzot!**

Edhe unë ju falenderoj!

*"Edhe malli hallall mbarohet, edhe malli haram, por mbetet mirësia e fituar dhe mëkati i kryer!"*

*(Abdurrahman el-Evzai)*

# Nga kulmet e vlerave të qytetërimit tonë:



## Shërbimi dhe etika e tij

Pjesa e tretë

# SHERBIMI

## Shkallarja sublime e kulmeve moralo-shpirtërore

Bazën e moralit islam e gjejmë te orientimi kah Zoti i lartë me dashuri dhe sinqeritet, kurse shenjën treguese më të rëndësishme të këtij orientimi, pa dyshim, te shërbimi. Sepse, siç thotë edhe parimi "kush shërben, meriton ndihmë!", shërbimi është një shkallare e zgjedhur dhe sublime që i ngjit zemrat në majat hyjnore.

Shërbimi është një shkallare e tillë që të gjithë ata që kanë merituar konfidencën dhe shpërblimin hyjnor të pafund, profetët dhe të urtët (evlijatë), janë lartësuar po nëpër këtë shkallare. Pra, gjatë gjithë jetës së tyre janë bërë personifikime të hadithit profetik:

*"Zotëria i një fisi është ai që i shërben atij fisi!.."* (Dejlemi, *Musned*, II, 324)

Sipas kësaj, për robtë, rruga për në maja dhe fitimi i përjetësisë kalon nëpër shërbimet e kryera me zemër të sinqertë, ashtu që, sipas vendit, një shërbim i vogël që fiton pëlqimin hyjnor, është më i lartë se shumë adhurime suplementare.

Kështu, gjatë një fushate me mot shumë të nxehtë, Profeti (s.a.s.) kishte qëndruar për të pushuar në një

vend të përshtatshëm. Një pjesë e sahabeve ishin të agjëruar, një pjesë, jo. Nga lodhja, të agjëruarit ranë në gjumë. Kurse ata që s'agjëronin mbajtën ujë për abdest për të agjëruarit dhe ngritën çadra për hije. Dhe, kur erdhi koha e iftarit, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) tha:

*"Sot, ata që s'agjëronin merituan (më tepër) shpërblim!"* (Muslim, *Sijam*, 100-101)

Profeti (s.a.s.) i cili i ka mësuar ummetit, bashkësisë së vet parime të tilla të shërbimit, gjatë ndërtimit të faltores së Kubas dhe faltores profetike, me gjithë këmbënguljet e sahabeve dhe përpjekjeve të tyre për ta penguar, pati bartur gurë. Kjo thjeshtësi e lartë dhe frymë shërbimi e Profetit është një model i pashoq për të gjithë ummetin. Në fakt, e gjithë jeta e tij, nga fillimi në fund, ka kaluar me shërbim ndaj njerëzimit dhe të gjitha krijesave.

Prandaj, shërbimi në jetën e njerëzve fatmirë që e kanë marrë për model atë njeri të bekuar, është njëra nga cilësitë e tyre më të shquara. E thënë ndryshe, çdo zemër që është e pasionuar pas Zotit dhe e dhënë pas Profetit, është pjesë përbërëse e njerëzve të shërbimit. Ndërkaq, njerëzit e shërbimit u ngjajnë hënës dhe diellit në qiell. Me këtë cilësi, shërbimi, ndërsa nga njëra anë bëhet pretekst që personi të bëhet i dobishëm për të tjerët, nga ana tjetër, siguron begatimin dhe lartësimin shpirtëror të tij në raport të drejtë me zellin dhe sinqeritetin e tij. Kështu, ndoshta, dobia që i bie atij





vetë është më e shumtë se dobia që u siguron të tjerëve me shërbimin e vet!

Nga ana tjetër, njerëzit e shërbimit janë si një lumë që gjatë gjithë rrugës së tyre të gjatë rrjedhin duke u dhënë jetë një mijë e një gjallesave: njerëzve, kafshëve, drurëve, pemëve, trandafilave, zymbylave, bilbilave. Dhe vendi ku do të arrijë dhe derdhet ky lumë, është deti i bashkimit të përjetshëm me Zotin!

Ata që e njohin nga afër këtë të vërtetë, edhe sikur të jenë mbret mbi popullin, gjithmonë e quajnë veten shërbëtorë të popullit. Dhe kështu ka ndodhur! Kur imami pati thënë në hutbe për sulltan Selimin e Rreptë, "sundimtari i dy qyteteve të shenjtë (Meke dhe Medine)", ai e pati kundërshtuar me lot në sy dhe e pati korrigjuar në këtë formë: "shërbyesi i dy qyteteve të shenjtë"! Ky gjest i tij mbetet gjithmonë shfaqje e një mendësie të lartë shërbimi si dhe e kuptimit të qartë të qëllimit të vërtetë të adhurimit.

Kështu, Ubejdullah Ahrar (k.s.), duke ia atribuar pozitën shpirtërore të arritur nga ai vetë, shërbimit që kishte bërë, është shprehur kështu me qëllim pohimin e të mirës:

*"Ne i arritëm këto distanca në këtë rrugë jo vetëm duke i lexuar librat e mistikës, por edhe duke i vënë në zbatim ato që lexonim dhe duke i shërbyer popullit. Çdokush e ka rrugën e tij; edhe ne e kishim rrugën tonë të shërbimit*!"

Dhe kjo shpreh faktin se të dish diçka është e pamjaftueshme dhe se patjetër, ajo që dihet duhet shndërruar në shërbim!

*"Jep, mos rri duke numëruar, se dhe Allahu t'i numëron e t'i kursen të mirat që ka për të të dhënë! Mos e fshih paranë në qyp, se edhe Allahu e fsheh prej teje!"*

*(Muslim, Zekat, 88)*



Ndërkaq, pranueshmëria e shërbimit në lartësinë e Allahut varet nga plotësimi i disa kushteve. Sipas kësaj, shërbimi i pranueshëm është kërkimi i pëlqimit të Allahut duke iu drejtuar tërë krijesave me një zemër plot sinqeritet, mëshirë dhe vetëmohim. Me fjalë të tjera, shërbimi duhet bërë në mënyrë të sinqertë pa ndjekur ndonjë përfitim personal dhe me të duhet synuar fitimi i jetës tjetër, ahiretit. Po të ndodhë kështu, ashtu siç shprehet në hadithin profetik, edhe "gjysmë hurme", madje, bëhet pretekst për shpëtimin e përjetshëm!

Ubejdullah Ahrar tregon:

"Një ditë kisha shkuar në pazar. Një person më erdhi pranë dhe më tha:

"Jam i uritur! Për hir të Allahut, a më ushqen?"

Atë çast nuk kisha asnjë mundësi. Kisha me vete vetëm një çallmë të vjetër. Shkova në një gjellëtore dhe i thashë gjellëtarit:

"Merre këtë çallmë! Eshtë e vjetër, por e pastër. I than enët me të! Për këtë, a mund t'i japësh për të ngrënë këtij të urituri?"

Gjellëtari i dha gjellë njeriut të uritur, kurse çallmën deshi të ma kthente prapë. Megjithë këmbënguljen e tij, nuk pranova. Megjithëse edhe vetë isha i pangrënë, prita gjersa i urituri u ngop!"

Më pas, me favorin e Zotit, Ubejdullah Ahrar u bë pronar i një pasurie të madhe. Në çifligjet e tij punonin mijra fshatarë. Megjithëkëtë, ai njeri i bekuar nuk e la shërbimin. Në rrugën për lartësimin moralo-shpirt-

*Mëshira është qetësi ndërgjegjeje në këtë botë dhe paralajmëruese e lumturisë së përjetshme në jetën tjetër (ahiret).*



ëror, gjer në fund, ndihma dhe dhembshuria e tij për njerëzit që njihte e që s'njihte, s'kishte kufi. Njërin nga këto shërbime, ai vetë e tregon kështu:

"Kisha marrë përsipër shërbimin për katër të sëmurë të Medresesë Mevlana Kutbuddin të Samarkandit. Nga që ishin shumë të sëmurë dhe sëmundja u shtohej, fëlliqeshin në shtrat. I laja dhe i veshja me duart e mia. Nga qëndrimi dhe shërbimi vazhdimisht pranë tyre, m'u ngjit sëmundja e tyre edhe mua dhe rashë në shtrat. Por edhe në atë gjendje, silljа ujë me shtamba dhe vazhdoja t'i pastroja ata vetë dhe t'ua laja edhe ndërresat!"

❖

Në jetën e të mëdhenjve, sjelljet ideale mbi virtytin e dhurimit dhe shërbimit në rrugën e Zotit, janë një model i bukur për ne. Sado i pasur që të jetë një musliman, mund t'i shpërblejë mundësitë materiale vetëm me aq sa ta shtojë inteligjencën shpirtërore dhe me aq sa ta lartësojë në nivel jetën ndjesore (afektive). Me përparimin moralo-shpirtëror, mundësia për t'u bërë zotërues i një thjeshtësie të përkryer pavarësisht nga respektimi i dimensioneve të adhurimit dhe devocionit si dhe i pasurimit në to, arrin gjer në një pikë ideale si në rrëfimin e Ubejdullah Ararit.

Njëra nga shkallaret e vështira për t'u arritur në shërbim vëzhgohet në këtë rrëfim të mikut të Zotit, Maruf Kerhi:

Një i sëmurë i moshuar e i vuajtur shkon si mik te Maruf Kerhi. Ishte një njeri i pashpresë: flokët i kishin rënë, ngjyra e fytyrës i kishte ikur, kurse shpirti ia co-

*"Thuaju: "Zoti im, kujt të dojë nga robtë e vet, i jep të mira të bollshme e, kujt të dojë, ia pakëson. Ç'të shpenzoni ju për mirësi, Allahu jua zëvendëson me tjetër. Ai është më i dobishmi ndër dhënësit e të mirave!"*

*(es-Sebe, 39)*

pëtonte trupin si një çengel. Maruf Kerhiu shtroi një shtrat dhe siguroi që i sëmuri të prehej.

Nga vuajtja e rëndë, i sëmuri rënkonte e klithte me të madhe. Nga kjo, as vetë Maruf Kerhiu s'mbylli dot sy gjer në mëngjes, as dhe njerëzit e tjerë të shtëpisë s'fjetën dot. Për më tepër, i sëmuri, gjithnjë e më shumë u prapësua dhe filloi t'i qortonte e t'i shqetësonte njerëzit e shtëpisë. Më në fund, njerëzit e shtëpisë që s'mundën ta durojnë natyrën e ashpër dhe sjelljen e keqe të të sëmurit, nga një e nga dy u larguan për të banuar tjetërkund. Në shtëpi mbetën vetëm i sëmuri, Maruf Kerhiu dhe e shoqja.

Maruf Kerhiu nuk flinte gjithë natën. Ai përpiqej vazhdimisht për t'ia plotësuar nevojat, për t'i shërbyer atij të sëmuri të prapë. Por kur një ditë, pagjumësia i arriti kulmin, fjeti pa dashje. Kurse i sëmuri indiferent që e pa se kishte fjetur, në vend që të ndjente mirënjohje për atë njeri të mirë që ia kishte hapur prehrin me mëshirë dhe dhembshuri, nisi të fliste me vete e ta qortonte:

"Ç'dervish është ky? Fundja dihet që njerëzit si ky kanë vetëm emrin, kurse, në të vërtetë, janë me dy fytyra. Çdo punë e bëjnë për dukje. Këta janë të pastër nga jashtë, por të fëlliqur nga brenda. Të tjerëve u thonë të jenë të devotshëm, por vetë nuk janë të tillë. Prandaj dhe ky njeri po fle pa menduar për hallin tim. Njeriu që, pasi e ka mbushur barkun e ka fjetur, ku merr vesh nga halli i të sëmurit të pashpresë që s'ka mbyllur sytë gjer në mëngjes?"

Maruf Kerhiu u tregua i durueshëm dhe bujar ndaj këtyre fjalëve. Ai bëri sikur s'dëgjoi gjë. Por e shoqja që



*"Është më i madh sevabi i sadakasë që jep kur je i fortë e i fuqishëm, kur e ke shëndetin në vend, kur e ke mposhtur koprracinë, kur frikësohesh nga rënia në varfëri, kur ëndërron të bëhesh më i pasur! Mos e lër këtë punë kur të të vijë shpirti në të dalë e atëherë të thuash "kaq filanit e aq filanit"! Se, fundja, atëherë, pasuria ka kaluar në duar të trashëgimtarëve!"*

*(Buhari, Zekat, 11)*



i kishte humbur durimi, nuk duroi dot më dhe i tha me zë të ulët të shoqit këto fjalë:

"E dëgjove se ç'tha ky njeri i prapë. Atë s'mund ta mbajmë më në shtëpi! Të mos e lejojmë të na rëndojë neve më shumë dhe ty të të mundojë. Thuaji të ikë që këtu e le të gjejë derman në një vend tjetër. T'i bësh të mirë mosmirënjohësit do të thotë të bësh një veprim të keq. Do të thotë ta tërbosh më shumë atë. Të poshtrit nuk i vihet jastëk nën kokë. Koka e njerëzve të tillë mizorë duhet të mbështetet mbi gur!"

Pasi i dëgjoi në qetësi këto fjalë të së shoqes, Maruf Kerhi i tha me buzëqeshje:

"Zonjë! Pse të prekin ty fjalët e tij? Po të ketë bërtitur, mua më ka bërtitur; po të ketë bërë paturpësi, ndaj meje e ka bërë. Fjalët e tij që duken të pakëndshme, mua më vijnë të këndshme. Po e sheh se ai vuan vazhdimisht. I shkreti, nuk bën dot asnjë frymë gjumë! Dhe ta dish se aftësi e vërtetë, dhembshuri dhe mëshirë e vërtetë është të durosh vuajtjet e njerëzve të tillë!.."

Poeti Saadi që e përcjell këtë tregim, jep këto këshilla:

*"Vlera e shërbimit është që, kur ta shohësh veten të fortë, të fuqishëm e me shëndet të plotë, t'u heqësh barrën të dobtëve si falenderim."*

*"Zemra e mbushur me dashuri bëhet falëse. Po qe se ti s'je gjë tjetër veçse një trajtë e thatë, kur të vdesësh, do të vdesësh si me trup, ashtu dhe me emër. Por po qe se je bujar dhe njeri i shërbimit, edhe pasi të vdesësh, do të vazhdosh të jetosh me aq sa ç'ke sakrifikuar dhe ke hyrë ndër zemra! A*

*Dhënia, dhurimi dhe mirëbërësia nuk janë vetëm materiale. Duhet dhënë nga çdo gjë që të jep Allahu. Kumtimi i Islamit duke e jetuar vetë është forma më e bukur e dhurimit dhe mirësisë!*

*nuk sheh se në Kerh ka shumë tyrbe? Por nuk ka tyrbe më të nderuar e më të vizituar se ajo e Maruf Kerhit!"*

Njerëzit e Zotit e kanë thënë bukur: *"Tasavvufi është mik e jo barrë!"* Pra, i mban barrën çdokujt e askujt s'i bëhet barrë!"

Veçanërisht në shërbimet me mëshirë dhe sakrifica, ummetit, bashkësisë, i hapen dyert e mëshirës. Vlera e një shërbimi varet nga madhësia e sakrificës së pranuar për plotësimin e tij dhe nga kryerja e tij si të ishte adhurim. Gjithashtu, shërbimi i pranuar është ai që plotësohet vetëm me qëllim pëlqimin e Allahut dhe me një mënyrë që nuk e prek dhe e poshtëron atë të cilit i shërbehet. Ashtu siç e ka shprehur Abdullah bin Munadhil (k.s.):

"Etika në shërbim është më e vlerë se shërbimi vetë!"

Mbështetur mbi këtë të vërtetë, poeti Mevlana thotë kështu:

*"Puno për dashurinë ndaj Allahut, shërbe për dashurinë ndaj Allahut, ç'punë ke ti me pranimin ose kundërshtimin e njerëzve? Në tregun e kësaj bote të përkohshme, a s'të mjafton Allahu si një myshteri që do të të sjellë fitime të bollshme? Ç'mund të të japin njerëzit në krahasim me atë që mund të marrësh nga Allahu? Prandaj, ktheji sytë dhe zemrën jo nga falenderimet që mund të të vijnë nga njerëzit, por nga meritat që mund të të vijnë prej Allahut!.."*

Ja, pra, kjo është bukuria dhe madhështia ku kërkon t'i çojë zemrat rruga e tasavvufit, mistikës islame. Në këtë kontekst, Hz. Emir Kulal e ka këshilluar kështu nxënësin e vet, Bahaeddin Nakshibend (k.s.), për t'i eliminuar prirjet egoistike në vetveten e tij:



*"Jepni sadaka. Është e afërt dita kur njeriu do të dalë për të dhënë sadaka, por ai të cilit do t'i drejtohet për t'ia dhënë sadakanë, nuk do t'ia pranojë duke i thënë se "atë ditë s'ka nevojë më, se, po t'i kishte shkuar një ditë më parë, do t'ia pranonte" dhe, kështu, do të kthehet prapë pa gjetur njeri për t'i dhënë sadaka!"*
*(Buhari, Fiten, 24)*



“Shih të fitosh zemra, shërbej të dobtëve! Mbroji të dobëtit dhe zemërthyerit! Ata janë persona të tillë që nuk kanë asnjë të ardhur nga njerëzit, megjithë këtë, shumica e tyre jetojnë me zemër plotësisht të kënaqur, të thjeshtë e të përvuajtur. Kërkoji njerëz të tillë dhe shërbeju atyre!”

Me të vërtetë, në vitet e para të udhëtimit mistik, për të arritur në gjendjen e “asgjësisë” që është e kundërta e krenarisë dhe mendjemadhësisë, u ka shërbyer njerëzve të sëmurë e të vuajtur, kafshëve të plagosura, madje, duke pastruar rrugët nga do të kalonin njerëzit, ka bërë një jetë shërbimi të papërshkrueshme!

Vetë ai tregon kështu:

“Punova për një kohë të gjatë në rrugën ku më urdhëroi mësuesi. Të gjitha shërbimet i plotësova. Vetëdija më erdhi në atë gjendje që, kur kaloja në rrugë dhe më dilte para ndonjë krijesë e Allahut, ndalesha në vend dhe prisja të kalonte ajo e para. Ky shërbim vazhdoi shtatë vjet. Dhe arrita gjersa të ndjeja lutjet përgjëruese të krijesave ndaj Zotit të bëra pa zë, vetëm me rënkime të heshtura!”

*Duke kryer shërbimet e vakëfit (ndihmës e mirëbërësisë), duhet treguar kujdes për përmbajtjen dhe mënyrën e thënies së fjalës, për sjelljet dhe, veçanërisht, për shprehjen e fytyrës, duhet ruajtur nga sjellja zemërthyese dhe poshtëruese!*

Shembulli i mësipërm është një shfaqje e personifikuar e shërbimit me sakrificë për hir të Krijuesit duke i vështruar krijesat me dashurinë për Të!

❖

Në Kur’an, Zoti shprehet kështu për besimtarët e mirë (salih): **“... Ata bëjnë garë me njëri-tjetrin në punë të dobishme!”** (Al-i Imran, 114) Ndërkaq, produktet më të shquara të besimtarëve të mirë në këtë garë për punë të dobishme, janë institucionet e **vakfit**. Njerëzit



e vakfit janë profetët, kulmi i njerëzimit, të urtët dhe besimtarët që arrijnë përkryerjen nën edukimin e tyre. Ata e kanë bartur emocionin e besimit të zemrave në të katër anët e botës dhe kanë shkruar faqet e arta më të zgjedhura të historisë!

Sigurisht, shërbimet janë të ndryshme. Të gjitha përpjekjet e bëra për pëlqim të Allahut hyjnë në kuadrin e shërbimit. E rëndësishme është që zemrat të kryejnë një shërbim qoftë shpirtëror, qoftë material me aq sa kanë mundësi, dinjitet dhe fuqi. Sepse Allahu i Lartë i ka caktuar secilit një shërbim, e ka bërë atë të denjë për një punë sipas natyrës së tij dhe, për këtë, i ka falur mundësitë e duhura materiale-shpirtërore.

Eshtë tejet kuptimplote që në haxhin e lamtumirës së Profetit ndodheshin afërsisht njëqind e njëzet mijë sahabe. Mbi njëqind mijë nga ata, duke u shpërndarë në zona të ndryshme të botës, ia kushtuan veten shërbimit të orientuar kah pëlqimi hyjnor dhe në ato vende vdiqën. Kështu, tyrbet e bijve të Hz. Osmanit dhe Hz. Abbasit (r.anhuma) ndodhen në Samarkand, kurse varret e shumë sahabive ndodhen në Stamboll. Edhe ata që patën mbetur në Mekë dhe Medine, mbrojtën qendrën dhe kryen shërbimet e atyshme.

Fakti që Halid bin Zejd Ebu Ejjub el-Ensariu, megjithëse mbi tetëdhjetëvjeçar, pati ardhur dy herë gjer në muret e Stambollit dhe pati rënë dëshmor aty, është njëra nga përpjekjet mbarënjerëzore për t'i ftuar njerëzit në rrugën e drejtë dhe për t'u dhënë mundësi atyre të arrijnë lumturinë e kësaj bote e të përjetësisë. Pasioni për shërbim dhe përpjekjet për ta fituar jetën e pasosur, i pati shtyrë ata në të katër anët e botës!

❖

*Nevojtarët, të vetmuarit dhe të varfërit në derë të vakëfit janë si të sëmurët e vuajtur që presin në derë të mjekut. Ashtu siç përpiqemi t'i plotësojmë nevojat e tyre, ashtu dhe duhet t'i kënaqim zemrat e dëshpëruara! Sjellja "ik sot dhe eja nesër" nuk mund të jetë morali ynë!*



Njëri prej shembujve madhështorë të frymës së shërbimit është edhe Vehb bin Kebshe (r.a.). Tyrbeja e këtij sahabiu të bekuar ndodhet në Kinë.[1] Profeti ynë (s.a.s.) e pati ngarkuar atë me detyrën e orientimit shpirtëror, kumtimit dhe përhapjes së fesë në Kinë. Në kushtet e asaj kohe, Kina ishte një vit rrugë larg. Pasi pati shkuar gjer atje dhe pati shërbyer një kohë të gjatë, ishte nisur për t'u kthyer në Medine për ta takuar të Dërguarin e Allahut dhe për ta shuar mallin për të. Pas një viti rruge të mundimshme pati arritur në Medine, por s'e pati gjetur gjallë Profetin. Me një mall akoma më të madh për të dhe i vetëdijshëm për shenjtërinë e detyrës së caktuar nga i Dërguari i Allahut, qe nisur përsëri për në Kinë ku dhe e pati dorëzuar shpirtin në krye të detyrës.

Këto janë tabllo shërbimi sakrifikante dhe madhështore që mund të përballohen vetëm me anë të një entuziazmi besimi shumë të madh. Pasioni dhe shpirti i tyre i shërbimit janë për ne si yje të shkëlqyer që na ndriçojnë rrugët e shpëtimit të përjetshëm.

Nuk ka aspak dyshim se sahabet patën arritur në atë gradë nën dritën e edukimit të veçantë të Profetit (s.a.s.) dhe veçanërisht duke respektuar me rigorozitet këto nëntë specifika:

*"Edhe dituria, edhe urtësia lindin nga kafshata hallall; edhe dashuria, edhe mëshira krijohen nga kafshata hallall. Po qe se nga një kafshatë lind smirë dhe hile, po qe se krijohet padituri dhe shkujdesje, dije se ajo kafshatë është haram. A mos ke parë ndonjëherë të mbillet grurë e të mbijë elb?"*

*(Mevlana Xhelaleddin Rumi)*

---

1 Në qytetin Guangzhou të Kinës ekziston një varr që i dedikohet Sa'd bin Ebi Vakkas (r.a.). Është një e vërtetë historike se varret e sahabeve dhe njerëzve të lartësuar shpirtërisht, në shumicën e rasteve kanë ndikuar për mbajtjen gjallë dhe ruajtjen e ndjenjave fetare të popullsisë së zonës përkatëse. Shembuj të kësaj janë të pranishëm në zona të ndryshme të Azisë së Mesme, si në Samarkand, Buhara, Turkestan dhe Tashkent.

1) Shërbimi ndaj Allahut; zbatimi me dëshirë i urdhrave dhe ndalimeve të Tij dhe shpenzimi i përpjekjeve në rrugën e përhapjes së Fjalës së Allahut.



2) Shërbim ndaj Profetit (s.a.s.); duke ndjerë dashuri nga zemra për të, jetesa për vete dhe sigurimi i jetesës së të tjerëve sipas traditës së tij.

3) Shërbim, dashuri dhe besnikëri ndaj njerëzve të mëdhenj të Islamit.

4) Shërbim ndaj prindërve; fitimi i pëlqimit të tyre pa u ankuar, pa thënë as "of!"

5) Shërbim ndaj bijve, rritja e tyre si besimtarë të mirë (salih).

6) Shërbim ndaj farefisit; respektimi i afërsisë së gjakut dhe bërja e mirësive ndaj tyre.

7) Shërbim ndaj besimtarëve; ndarje me ta e dhimbjeve dhe gëzimeve të tyre.

8) Shërbim ndaj të gjithë njerëzve; përpjekje për t'u bërë i dobishëm për ta me dorë e me gojë.

9) Shërbim ndaj krijesave; kujdesi ndaj tyre me dhembshuri.

Në lidhje me kryerjen e të gjitha këtyre shërbimeve, i ndjeri Musa Efendi (k.s.) e përsëriste shpesh këtë thënie të Hz. Ali Rahmiteniut:

*"Janë shumë ata që shërbejnë duke kërkuar mirënjohje (duke u mbajtur më të madh). Kurse janë shumë pak ata që e njohin shërbimin si dhunti. Po qe se ju e njihni si dhunti mundësinë për të shërbyer dhe u mbeteni mirënjohës atyre që u shërbeni, çdo njeri mbetet i kënaqur me ju dhe ankuesit ju pakësohen..."*

*Kujdestarët e vakëfeve, ngaqë janë dorëzanës për zeqatin që është farz, janë të detyruar të tregohen jashtëzakonisht të kujdesshëm. Sepse personi që ka mundësi ta japë vetë zeqatin, e cakton dorëzanës vakëfin me shpresën se zeqati do të shkojë në vendin më të përshtatshëm.*



I biem në të apo jo, në të vërtetë, ajo çka kërkojmë të gjithë ne, është paqja e shpirtit, domethënë, arritja e prehjes dhe qetësisë shpirtërore. Dhe ky është një thesar moralo-shpirtëror që mund të fitohet me shërbime të kryera me entuziazëm adhurimi. Prandaj, besimtari që zotëron shpirt dhe vetëdije shërbimi, në të gjitha rrethanat di të gjejë mjetet dhe rastet e shërbimit. Në sakrificat që bën për pëlqim të Allahut, është më i zellshëm dhe i vendosur se ç'janë të zellshëm e ambiciozë ata që vrapojnë pas interesave materiale.

Kur dëshira për shërbim që ushqehet nga klima e pasionit, gjen vend në zemër, e bën njeriun udhëtar të përjetësisë. Zemra i del nga ngurtësia e Haxhxhaxhit Mizor dhe i vishet me dhembshurinë e Junus Emresë. Dituria, arti dhe morali që zotërojnë këtë frymë, arrijnë një pavdekshmëri dehëse. Prandaj, shërbimet e sinqerta e të vërteta janë kryevepër e maturisë së zemrës. Zemra të tilla janë "vendvështrim hyjnor".

Në këto kushte, ç'dështim i madh është ta kalosh jetën larg vetive të larta ndjesore. Ç'lumturi për ata munden ta mbushin zemrën, në kuptimin e vërtetë të kësaj, me pasionin e shërbimit!

**O Zot! Na e mbush zemrën me pasionin, dëshirën dhe entuziazmin e fitimit të pëlqimit tënd! Jepna edhe neve pjesë nga pasioni për shërbim dhe zelli fetar i zemrës së sahabeve, evlijave, ngadhnjimtarëve dhe heronjve tanë të mbrojtjes së fesë, vatanit dhe kombit!**

**Amin, ashtu qoftë!**

*"Shpejtoni të jepni sadaka, sepse belaja nuk del dot para sadakasë!"*

*(Hejthemi, Mexhmau'z-Zevaid, III, 110*

# ISLAMI ESHTE RILINDJA E NJERIUT



Qëllimi kryesor dhe pretendimi i çdo sistemi idesh është ta lartësojë njeriun dhe t'i përftojë nivel marrëdhënieve njerëzore. Por, në realizimin e këtij qëllimi, asnjë sistem nuk ka arritur dot atë pikë nga mund të krahasohet me Islamin. Shkaku i kësaj është se sistemet njerëzore mbështeten te mendja e cila i ka mundësitë të kufizuara. Kurse Islami, ngaqë është produkt i vullnetit të Zotit, ka formuar një rregull harmonik me të vërtetën e njeriut dhe gjithësisë dhe, kështu, ka ofruar një përsosmëri përtej përfytyrimit. Dhe nuk mund të ketë gjë më të natyrshme se kjo. Sepse njeriu i cili vuan nga dobësia, përsa i përket njohjes së vetes dhe qenieve të tjera si dhe rregullimit të marrëdhënieve njerëzore, është një hiç para fuqisë së pafundme të Zotit. Eshtë si pasojë e kësaj që shumica e sistemeve filozofike, madje e feve njerëzore, të parashtruara me pretendimin për t'i dhënë orientim njerëzimit, në kundërshtim me pretendimet, kanë shërbyer në rrugë të shtrembër. Në vend të lumturisë, e kanë çuar njerëzimin, në mjerim.

Me të vërtetë, nga Frojdi i cili e shtyu njerëzimin në rënie morale e gjer te Marksi që thoshte se synonte ta çonte njeriun në mirëqenie ekonomike, fundi i shumë sistemeve ka qenë krejt i kundërt me pretendimin e fillimit. Si përfundim, kanë shkaktuar konflikte dhe mjerime njerëzore.

Eshtë një e vërtetë historike se zotëria i botëve, Profeti ynë (s.a.s.), e rrethoi njerëzimin që ishte duke u mbytur në padrejtësi, dhunë dhe anarki, me mëshirë dhe dhembshuri që janë fryti më i çmuar i besimit.

*"I varfër i vërtetë është ai që, megjithëse nuk gjen dot gjë për të plotësuar nevojat dhe nuk del dikush që t'ia kuptojë hallin e ta ndihmojë, nuk ngrihet të kërkojë diçka nga njerëzit!"*

*(Buhari, Zeqat, 53)*



Edhe ai vetë, me sjelljet e veta plot dashuri, ka përbërë një kulm të përjetshëm në rrugën për t'u bërë model për njerëzimin. Para profetësisë së tij, njerëzit ishin të tillë, që, qysh në periudhën e fëmijërisë, grindeshin, ziheshin, bënin padrejtësi e dhunë dhe, përgjithësisht, tregoheshin agresivë ndaj qenieve të tjera si ata vetë. Por në dorën e tij, secili, duke shpëtuar nga të gjitha këto sjellje të vrazhda, u bënë personalitete të zgjedhur e të shkëlqyer "si yjet në qiell". Në jetën e asaj shoqërie të njohur si "sahabet e zgjedhur", ka ngjarje të panumërta që reflektojnë nivelin moral të realizuar duke marrë për shembull Krenarinë e Përjetshme të Gjithësisë. Ndër këta, sa kuptimplote dhe orientuese është kjo sjellje e Mus'ab bin Umejrit.

Mus'ab bin Umejr (r.a.) së bashku me Es'ad bin Zuraren (r.a.) shkuan në vendbanimin e të bijve Abd-i Eshhel dhe Zafer në Medine. Atë ditë, liderët e të bijve Abd-i Eshhel ishin Sa'd bin Muadh dhe Usejd bin Hudajr. Që të dy ishin ende politeistë. Sapo dëgjoi se kishte ardhur Mus'ab bin Umejri, Sa'di i tha Usejdit:

"Pse rri? Shko te këta njerëz që kanë ardhur për të na i gënjyer njerëzit tanë të dobët e të patëkeq, dhe largoji që këtu!"

Usejdi shkoi te Mus'ab bin Umejr dhe Es'ad bin Zurare, u foli fjalë të këqija dhe, duke ua drejtuar heshtën që mbante në dorë, u tha:

"Po deshët të mbeteni gjallë, largohuni që këtej!"

Kurse Mus'abi (r.a.), i qetë dhe me buzëqeshje, ia ktheu kështu:

*"Shih të fitosh zemër, shërbeju të pafuqishmëve! Mbroji të dobëtit dhe zemërthyerit! Ata janë njerëz të tillë që nuk kanë asnjë të ardhur nga njerëzit. Megjithëkëtë, mbeten të qetë në shpirt, të thjeshtë e të përulur. Kërkoji dhe gjeji ata!"*

*(Mevlana Xhelaleddin Rumi)*



"Po qe se ulesh e na dëgjon, kemi për të të thënë disa gjëra. Ti je një njeri i zgjedhur, i mençur e tejpamës! Po të pëlqyen fjalët tona, i pranon, po s'të pëlqyen, s'i pranon dhe rri larg!"

Pasi u mendua pak, Usejdi i tha: "Drejt po flet!" Pastaj e hodhi heshtën përtokë dhe u vu të dëgjojë.

Duke dëgjuar, u tërhoq pas bukurive hyjnore që po i tregonte Mus'abi dhe e pranoi Islamin. Pastaj u largua që aty i qetë e i kënaqur. Kur arriti te Sa'di, i tha:

"I dëgjova dhe nuk pashë ndonjë të keqe në thëniet e tyre!"

I nxehur nga kjo, Sadi vendosi vetë të shkojë pranë Mus'abit. Ishte i zemëruar dhe shpatën e kishte nxjerrë përgjysmë. Mus'abi (r.a.) e priti edhe atë si të parin. E qetësoi. Pastaj, me një stil të foluri të ëmbël dhe që ta përkëdhelte shpirtin, i foli për disa të vërteta hyjnore. Kështu, si Usejdi, edhe Sa'di, duke u tërhequr pas vlerës së lartë të gjërave të rrëfyera, deklaroi besimin.

Pa asnjë dyshim, kjo situatë është një shembull i faktit se ç'pjekuri të lartë kishin arritur nën edukimin e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) sahabet e zgjedhur. Ata njerëz të lumtur, me begatinë e Islamit që është ringjallje e njeriut, e shkruan me shkronja të arta në historinë e njerëzimit parimin "ai që vjen tek ti për të vrarë, të ringjallet tek ti!"

Në këtë kuadër, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) qe sjellë me butësi ndaj shumë vrasësve që e meritonin vdekjen, madje ndaj Vahshiut që i pati vrarë të ungjin, dhe i pati falur. Në zemrën dhe në veprimin e tij, mëshira e kaloi gjithmonë ndëshkimin. Flakët e indiferentizmit dhe

*Kush shërben, meriton të ndihmohet!*



prapësisë që digjnin njerëzimin, u shuan në eliksirin e tij të së vërtetës dhe u shndërruan në trëndafilishte ku rriten gonxhe të pashembëllta. Njerëzit e periudhës kur jetoi ai, shpëtuan nga injoranca dhe egërsia e shprehur me fjalët *"njeriun pa dhëmbë e hanin të vëllezërit"* dhe u shndërruan në njerëz të vetëmohimit të cilët, edhe në frymën e fundit, ndërsa vetë po vdisnin për një pikë ujë, enën e ujit që u zgjatej e largonin nga vetja duke kërkuar që më parë t'i jepej ujë shokut!

Profeti (s.a.s.) i cili e ngjiti njerëzimin në maja të tilla të lartësimit moralo-shpirtëror, ishte gjithmonë në krye të karvanit që formoi. Me të vërtetë, në mesin e shekullit të kaluar, një këshill mendimtarësh dhe dijetarësh i mbledhur në Hagë të Hollandës përcaktoi njëqind njerëzit më të mëdhenj të botës dhe ky këshill i përbërë krejt prej krishterësh, qe i detyruar që, sipas kritereve të vendosura nga ata vetë, ta zgjidhte profetin Muhammed si njeriun më të shquar.

Është edhe një fakt që të tërheq vëmendjen që nëntëdhjetë përqind të sahabeve e kanë pranuar Islamin vetëm nga admirimi ndaj personalitetit dhe karakterit shembullor të Profetit, ndaj moralit dhe cilësive të larta të tij. Edhe ata që patën shkuar shumë përpara në armiqësinë ndaj tij, madje, kurrë nuk patën përdorur për të cilësime të tilla negative si "gënjeshtar" apo "mizor" si dhe edhe atëherë kur patën biseduar me qëllim për ta poshtëruar atë, nuk patën bërë dot gjë tjetër veçse ta lëvdërorin.

❖

*"Ne i arritëm këto distanca në këtë rrugë jo vetëm duke i lexuar librat e mistikës, por edhe duke i vënë në zbatim ato që lexonim dhe duke i shërbyer popullit. Çdokush e ka rrugën e tij; edhe e kishim rrugën tonë të shërbimit!"*

*(Ubejdullah Ahrar k.s.)*

Ata që ia japin zemrën Islamit dhe dëshirojnë t'i shërbejnë atij, duhet ta kenë mirë të qartë se kjo kauzë



e shenjtë është, para së gjithash, rilindje e njerëzimit dhe çdo njeri duhet ta trajtojnë me mendimin se, për nga elementi i tij esencial, është krijesë e nderuar. Sepse ideali islam e bën zotërues tek njeriu konsistencën e krijimit të përsosur. Dhe kjo do të thotë rilindje e njeriut duke pastruar tek ai çdo lloj ndikimesh aksidentale që mund t'i bëjnë hije përsosmërisë në krijimin e tij. Dhe një nivel i tillë mund të arrihet vetëm duke i bleruar bukuritë që shfaqen me anë të përmasave dhe kritereve të zemrës.

Për këtë, Islami ka marrë për bazë qysh në lindje edukatën e njeriut dhe pjekurinë morale dhe anëtarët e tij ka arritur t'i bëjë personalitete që t'i admirojë tërë njerëzimi. Sa e sa njerëz të paditur e të shkujdesur që e kalonin jetën si kafshë duke bërë sipas ndenjave dhe dëshirave vetiake, ka arritur t'i maturojë gjer në përmasa engjëllore. Për shembull, Omer bin Hattabi (r.a.), i cili ishte një njeri që dikur kishte groposur të gjallë vajzën e vet të vogël, më vonë u bë një njeri i madh i zemrës i cili druhej të ngacmonte një milingonë!

Prandaj Islami përfaqëson një frymë që i trajton njerëzit me dashuri. Ndjenja e përgjegjësisë që shpërthen nga fara e mëshirës e mbjellë nga Islami ndër zemra, i jep mundësi njeriut të arrijë përsosmërinë e sjelljes dhe, si përfundim, lumturinë e të dy botëve! Sepse Islami është rilindje e njeriut. Dhe të gjitha ndjenjat e lindura nga struktura e lartë e Islamit janë ndjenjat më njerëzore në kuptimin e vërtetë të kësaj fjale. Ja, pra, mes këtyre ndjenjash është shprehur poeti Junus Emre në këtë mënyrë:

*Ndërsa shërbimi, nga njëra anë, bëhet pretekst që personi të bëhet i dobishëm për të tjerët, nga ana tjetër, siguron begatimin dhe lartësimin shpirtëror të tij në raport të drejtë me zellin dhe sinqeritetin e tij. Kështu, ndoshta, dobia që i bie atij vetë është më e shumtë se dobia që u siguron të tjerëve me shërbimin e vet!*



*Ejani të njihemi, të dimë si quhemi*
*Dhe punën ta bëjmë të lehtë;*
*Të duam, të duhemi;*
*Bota asnjeriu s'do t'i mbetë!..*

Kjo botë ndjenjash qe njësuar me të parët tanë gjer atje, sa e ka shtyrë një komandant armik të rënë rob tek muslimanët, të thotë kështu:

"Sa e padrejtë je, o mëshirë, që ma bën të dashur edhe armikun!"

Në kohën tonë, një pjesë njerëzish të paditur dhe indiferentë janë duke e vënë përsosmërinë e mëshirës dhe dhembshurisë në përmbajtjen e Islamit, pranë e pranë me një koncept të tillë si "terrori". Në këtë mënyrë bëhen përpjekje për ta mbuluar diellin me baltë. Për t'i mbajtur masat nën një presion të vazhdueshëm dhe për t'u dhënë atyre ndjenjën e frikës dhe tmerrit me anë të një rreziku të panjohur dhe të imagjinuar, përgjithësisht zgjidhen si viktima njerëzit e pafajshëm. Kurse Islami, duke rrethuar me falje e mëshirë edhe fajtorin dhe atë që ka gabuar, urdhëron përmirësimin e tyre. Ndërsa çështja qëndron kështu, a ka mundësi që Islami të pranojë frikësimin dhe terrorizimin e të pafajshmëve?

*Njerëzit e shërbimit janë si një lumë që gjatë gjithë rrugës së tyre të gjatë rrjedhin duke u dhënë jetë një mijë e një gjallesave: njerëzve, kafshëve, drurëve, pemëve, trandafilave, zymbylave, bilbilave. Dhe vendi ku do të arrijë dhe derdhet ky lumë është deti i bashkimit të përjetshëm me Zotin!*

Qysh nga dita kur ka lindur, Islami vazhdimisht i ka rrethuar me drejtësi dhe mëshirë të gjithë njerëzit me të cilët ka patur të bëjë, pa parë nëse janë mohues apo besimtarë. Eshtë ndaluar kategorikisht çdo lloj akti destruktiv kundër mallit, jetës dhe natyrës. Shtetin që ka krijuar, Islami e ka ngarkuar me përgjegjësinë për mbrojtjen e jetës, nderit dhe familjes, për sigurimin e shëndetit shpirtëror, rregullit dhe harmonisë shoqëro-



re. Kjo mënyrë sjelljeje dhe veprimi jo vetëm s'ka asnjë lidhje me terrorin, por as mund të mohohet se Islami ka ndaluar paraprakisht çdo lloj sjelljeje që formon truall për terror.

Muslim bir Harith (r.a.) tregon:

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) na pati dërguar me një ekspeditë. Por kur u afruam në zonën ku do të kryenim detyrën, unë e nxita kalin të ecte më me vrap, i kalova shokët, dola para dhe duke u takuar i pari me popullsinë e fshatit, u bëra pretekst për orientimin e tyre. Kështu, u parandalua edhe përpjekja me armë. Mirëpo, disa shokë të mi që nuk e njihnin delikatesën e situatës, për shkak të sjelljes sime më qortuan rëndë se "i kisha lënë pa pré lufte" dhe, kur u kthyem, iu ankuan të Dërguarit të Allahut. Por ai çoi njerëz të më thirrnin dhe, kur i shkova pranë, ma shprehu hapur miratimin e tij për sjelljen time dhe më tha:

*"Dije se, për shkak të secilit prej atyre njerëzve që shpëtove, Allahu të ka shkruar aq e kaq mirësi!"*

Dhe vazhdoi:

*"Të të shkruaj një letër me këshilla për qeveritarët e muslimanëve që do të vijnë pas meje"*

Pastaj e shkroi letrën dhe, duke e vulosur sipër, ma dha mua..."[2]

Një tabllo tjetër plot shembuj mësimdhënës, është kështu:

*"Vlera e shërbimit është që, kur ta shohësh veten të fortë, të fuqishëm e me shëndet të plotë, t'u heqësh barrën të dobtëve si falenderim." Saadiu*

2 shih. Ibn-i Sa'd, Tabakat, VII, 419-420.



Pas vrasjes kriminale të 70 mësuesve muslimanë në tragjedinë e Bir-i Maunes dhe pas përjetimit të vrasjeve dhe atentateve të tjera, Profeti (s.a.s.), kur dërgonte mësues tek fiset, u jepte si shoqërues edhe disa ushtarë të armatosur. Ndërkaq, ai i porosiste ushtarët që kurrsesi të mos i përdornin armët përveçse po t'iu duhej medoemos të mbronin jetën e mësuesve. Megjithëkëtë, njëri nga ushtarët, Halid bin Velidi, e përdori shpatën jashtë kritereve të caktuara. I informuar për këtë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.), me një dëshpërim të thellë, duke u drejtuar nga Qabja, tha tri herë:

*"O Zot! Unë s'kam të bëj me veprimin e Halidit! Unë kurrë nuk jam dakord me veprimin e tij!"*

Pas kësaj, në vendin e ngjarjes dërgoi Hz. Aliun dhe pagoi dëmshpërblim jo vetëm për njerëzit dhe bagëtinë, por edhe për qentë![3]

Edhe osmanët që e patën bërë shenjë dalluese të vetën këtë moral të lartë, nuk i pati shtrënguar jomuslimanët të hynin në Islam në vendet ku sundonte dhe kurrë s'i pati lejuar padrejtësi dhe mizori të tilla si gjenocidi dhe imponimi i kulturës. Osmanët i patën konsideruar jomuslimanët e vendeve të tyre si amanete të Allahut dhe me këtë mendësi i patën trajtuar. Është në sajë të begatisë së kësaj sjelljeje që në Poloni, shprehja si më poshtë qe bërë proverbiale:

"Gjersa kuajt e osmanëve të mos pijnë ujë në brigjet e Vistulës, ky vend nuk e arrin dot lirinë dhe pavarësinë!"

Me këtë aspekt të tyre, osmanët patën ngritur një shtet të asaj natyre që e parapëlqenin kombet e tjerë.

*"Zemra e mbushur me dashuri bëhet falëse. Po qe se ti s'je gjë tjetër veçse një trajtë e thatë, kur të vdesësh, do të vdesësh si me trup, ashtu dhe me emër. Por po qe se je bujar dhe njeri i shërbimit, edhe pasi të vdesësh, do të vazhdosh të jetosh me aq sa ç'ke sakrifikuar dhe ke hyrë ndër zemra!" Saadi*

3 shih. Buhari, Ahkam, 35; Ibni Kethir, el-Bidaje ve'n-Nihaje, IV, 304-305.



Kështu, ndërsa ushtarët e sulltan Mehmetit II sulmonin muret e Kostantinopolit, fisniku bizantin Granduk Notarasi, gjatë një debati të zhvilluar në Shën Sofi, duke dalë kundër kërkimit të ndihmës nga Papa, qe shprehur kështu:

"Më mirë pëlqej të shoh në Kostantinopol çallmën e turkut sesa shapkën e kardinalit!"

Sidomos sot jemi të detyruar që, duke marrë pjesë nga shfaqjet e mëshirës dhe bamirësisë së Zotit tonë, të shprehura në atributet e tij "Rahman dhe Rahim", të mundemi ta përjetojmë në mënyrë të përkryer mëshirën ndaj krijesave për hir të Krijuesit, gjë që është një prej institucioneve më të mëdhenj të mundësisë për të qenë afër Zotit!

Sa mësimdhënës është ky shembull që tregon horizontin e një besimtari:

Gjatë një udhëtimi, Bejazit Bistami ulet nën hijen e një peme dhe ha bukë. Pastaj, pasi ngrihet dhe bën mjaft rrugë, sheh mbi torbën e bukës një milingonë dhe thotë:

"E largova këtë krijesë nga vatani i vet!"

Dhe kthehet pas dhe e lë milingonën nën atë pemë. Sepse me vetëdijen e dhembshurisë për krijesat e Allahut, ai e dinte rëndësinë e respektimit të së drejtës qoftë edhe të një milingone!

Ja, pra, Islami që i përfton njeriut një ndjeshmëri dhe delikatesë të tillë edhe ndaj kafshëve, e njeh njeriun si një qenie shumë më të çmuar dhe kërkon nga njerëzimi që, në rrugën për mbrojtjen e kësaj vlere, të mos bjerë në nivel të ulët, por të bëjë përparime të më-

*Nga zemrat e mbushura plot frymë shpirtërore, dalin shfaqje të moralit të bukur, të punëve të mira dhe të pjekurisë shpirtërore.*



tejshme drejt lartësive moralo-shpirtërore. Pra, po të merret parasysh margaritari "ahseni takvim" (njeriu-krijim i përsosur), rëndësia që i atribuohet konceptit njeri, arrin kuptimin e vërtetë të tij. Në të gjitha rregullat e Islamit në lidhje me njeriun, vëzhgohet gjithë po kjo frymë dhe ky kriter. Në vend të eksitimit të prirjeve subjektive e egoistike, ta bësh njeriun të merituarin e cilësive të larta që do ta kishin zili edhe engjëjt, ky është njëri prej synimeve themelore të Islamit.

Fakti që sot bota është bërë skenë e dhunës dhe anarkisë, pa dyshim, është rrjedhojë e faktit që njerëzit, në ndjekje të ambicjeve subjektive e egoistike të eksituara në skaj, janë larguar nga vetitë që e lartësojnë njeriun, siç janë dashuria dhe pasioni hyjnor, me fjalë të tjera, është përfundim i natyrshëm i privimit nga bukuritë e pashoqe të Islamit. Në këto kushte, kuptimi i mirë i Islamit, dëgjimi me zemër i zërit të tij hyjnor dhe konceptimi i përkohshmërisë së kësaj jete me të gjithë domosdoshmëritë dhe dekorin e saj, do t'i sigurojë shpëtimin nga e para njerëzimit që përpëlitet në një mijë e një vorbulla e në mjerim. Me një shprehje tjetër, nevoja e vërtetë e njerëzimit është ta mësojë denjësisht përmbajtjen e gjerë të Islamit dhe ta rregullojë jetën sipas tij. Sepse fryma ringjallëse dhe e begatë e tij është burimi më i bollshëm për të cilin është nevojtar njeriu gjer në kiamet. A nuk është shprehja, për shkak të ashkut të vërtetë, e poetit Junus Emre, *"shihe me sy të mirë krijesën për hir të Krijuesit"*, e cila përfshin tërë qenien, një gomë shpëtimi që do ta shpëtonte edhe në planin material, edhe në atë shpirtëror, njeriun e larguar nga e vërteta, kudo që të ndodhej? Dhe na takon neve, muslimanëve, ta sigurojmë këtë! Për më tepër,

*"Etika në shërbim është më e vlerë se vetë shërbimi!"*

*(Abdullah bin Munazil k.s.)*



në kohën tonë kur janë shtuar mjetet e ndërlidhjes dhe komunikacionit, përgjegjësia jonë shtohet. Sepse mundësia për ta paraqitur Islamin para gjithë njerëzimit me një stil shprehës të qartë dhe bindës duke përdorur mjetet teknike dhe, në këtë mënyrë, për ta shpërndarë mjegullën e propagandës negative si mbetje të shekujve të kaluar, është e pranishme sot më shumë se çdo herë tjetër. Kjo veçanti i zgjeron në mënyrë gjithëpërfshirëse kufijtë e përgjegjësisë sonë që, fundja, është më tepër shoqërore se individuale. Për ta kuptuar këtë, le të përcjellim një ngjarje që ka ndodhur kohët e fundit.

Një mjek në Amerikë kishte pranuar Islamin dhe, për këtë, në xhami ishte organizuar një ceremoni. Në atë ceremoni ku merrnin pjesë shumë muslimanë të ardhur nga afër e nga larg, mjeku do të mbante një fjalë dhe do të tregonte arsyet pse e kishte zgjedhur Islamin. Para se ta fillonte fjalën, ai u tha të pranishmëve se donte t'u bënte një pyetje dhe të merrte prej tyre përgjigje.

"Edhe ime më, edhe im atë vdiqën si krishterë. Si është gjendja e tyre pas vdekjes?"

Pjesëmarrësit u vunë në pozitë të vështirë. Ata patën frikë se mos ndodhte diçka e papëlqyeshme që do të ndikonte mbi vendimin e këtij muslimani të ri. Ata i dhanë këtë përgjigje:

"Po qe se atyre s'u pati arritur ftesa islame, janë të justifikuar. Ata janë duke pritur në botën e varrit. Gjendja e tyre do të bëhet e qartë në ringjallje pas llogaridhënies!"

Pas kësaj përgjigjeje, mjeku vazhdoi kështu:

*"... Ata bëjnë garë me njëri-tjetrin në punë të dobishme!" (Al-i Imran, 114)*



"O muslimanë! Edhe nëna, edhe babai qenë njerëz më të ditur, më të moralshëm dhe më të matur se unë, njerëz që e donin të drejtën. Por, në përputhje me kushtet e shoqërisë ku merrnin pjesë, jetuan si krishterë dhe ashtu vdiqën. Ata e pandehnin Hz. Isain që ka qenë një profet i pafajshëm, ortak me Zotin në hyjnitet. Kurse për Islamin nuk dinin asgjë. Ndoshta vetëm emrin ia kishin dëgjuar kësaj feje!

Allahu qoftë i kënaqur me të gjithë ju që erdhët këtu dhe e hapët këtë faltore, që më gjetët mua, ma treguat Islamin dhe u bëtë pretekst për orientimin tim. Ju falenderoj shumë! Por edhe nëna, edhe babai qenë njerëz punëtorë. Pse nuk i takuat dhe ata, si mua, dhe t'u flisnit siç më folët mua? Po ta kishit bërë këtë, nuk kam dyshim se do ta kishin pranuar Islamin me më shumë dëshirë se unë!

Po, e di se besimi është çështje dhuntie dhe fati. Por edhe kjo botë është një botë shkaqesh. Duke e përdorur këtë, pse nuk u bëtë pretekst edhe për ta? Unë jam i bindur se nënvleftësimi dhe shkujdesja juaj është bërë shkak që ata ikën në botën tjetër të mangët nga dhuntia e Islamit! Ditën e ringjalljes ata do të ankohen kundër jush, edhe unë, edhe unë…"

Dhe, pasi qau për një farë kohe me ngashërime, tregoi shkaqet pse ishte bërë musliman!

Kjo ngjarje mësimdhënëse duhet të na bëjë të rrëqethemi dhe të mendohemi gjerë e gjatë. Sepse kumtimi i Islamit është, sipas mundësive, një detyrë hyjnore për çdo besimtar. Ndërkaq, sot, me shumimin e mjeteve të sugjerimit, është bërë një detyrë më e rëndë. Lërini njerëzit që jetojnë në një skaj të humbur të botës

*Shërbimi është kërkimi i pëlqimit të Allahut duke iu drejtuar gjithë krijesave me një zemër të mbushur plot me sinqeritet, mëshirë dhe vetmohim!*

pa ditur gjë për Islamin, shumë vetë që jetojnë në mjedisin tonë, ndaj të cilëve mbajmë qëndrim indiferent në lidhje me sugjerimin e së vërtetës dhe orientimit, në jetën tjetër do të na kapin për jake dhe do të na kërkojnë llogari për pamjaftueshmërinë e punës sonë për kumtimin dhe sugjerimin e Islamit!

❖

Këtu duhet ta themi hapur se feja nuk mund të bëhet vegël për një sërë ngjarjesh politike. Prandaj, të vërtetat fetare dhe ngjarjet e qëndrimet politike duhet të ndahen nga njëra-tjetra. Për shembull, harixhitët vepronin në emër të Islamit, por, në të vërtetë, veprimet e tyre ishin krejtësisht domosdoshmëri e një politike jashtë islame dhe anarki. Nga ana tjetër, persona dhe grupe, madje, disa herë, shtete, që kanë kërkuar ta prishin qetësinë e njerëzve në kuadër të interesave të veta dhe për të nxjerrë përfitime prej kësaj, gjatë gjithë historisë kanë bërë manevra të tilla politike. Qendra të tilla, për t'i treguar me të drejtë konfliktet që kanë organizuar dhe për të fituar legjitimitet para të tjerëve, kanë shfrytëzuar elementët e konsideruar në shoqëri si legjitimë, veçanërisht fenë, dhe, pas kësaj, kanë filluar fushatat për diskreditimin e të gjithë besimtarëve. Në këtë kontekst, janë tejet domethënëse dhe mësimnxjerrëse thëniet e Ibni Sebe-së i cili pati përgatitur truallin për Ngjarjen Xhemel, drejtuar përkrahësve të vet, thënie të cilat vënë në shesh kriteret jo vetëm të atij vetë, por të të gjithë intrigantëve dhe ngatërrestarëve:

"O njerëz të mi! Jeta dhe nderi juaj varen nga fakti se sa i hidhni njerëzit kundër njëri-tjetrit! Prandaj, lëshojini ata kundër njëri-tjetrit! Dhe nesër, kur të kon-



*"Janë shumë ata që shërbejnë duke kërkuar mirënjohje (duke u mbajtur më të madh). Kurse janë shumë pak ata që e njohin shërbimin si dhunti. Po qe se ju e njihni si dhunti mundësinë për të shërbyer dhe u mbeteni mirënjohës atyre që u shërbeni, çdo njeri mbetet i kënaqur me ju dhe ankuesit ju pakësohen..."*

*(Ali Ramiteni)*



frontohen, nxiteni zjarrin. Mos i lini ata të merren me gjëra të tjera! Për këtë, personat me të cilët rrini, të pandehin se kundërshtimi i gjësë që ju s'e dëshironi, domethënë i paqes, dhe se fakti që Allahu i preokupon njerëz si Aliu, Zubejri, Talhai e të tjerë, duke i futur në luftë kundër njëri-tjetrit, është i domosdoshëm…" (I. Xhanan, Hadis Ansiklopedisi, XIII, 334)

Këto fjalë janë çelësa për ta kuptuar paskuintën e shumë kontradiktave dhe paqartësive në histori dhe në kohën tonë. Në shekullin e fundit shohim se bota islame u la pa kokë dhe se shoqëritë muslimane përpëliten në kontradikta mes vetes. Ja, pra, për ta zbuluar shkakun e vërtetë të kësaj, duhet rrokur kuptimi i vërtetë i këtyre fjalëve dhe duhen përcaktuar saktë ngjashmëritë me të sotmen. Sa bukur shprehet poeti Mevlana:

*"O ti njeri që në këtë botë mbjell fara gjembash! Eja në vete! Kujdes, mos i kërko gjembat që mbolle në trëndafilishten ku ia thotë bilbili, mos ia ngarko të metën tënde trandafilishte!"*

*"Me ç'mendje ngrihesh ti të shohësh të meta dhe njolla në fytyrën e hënës, të mbledhësh gjemba në xhennet? O njeri që kërkon jo trëndafil, por gjemb! Edhe sikur të hysh në xhennet, atje s'ke për të gjetur dot gjemb përveç vetes!"*

Në vazhdim, Mevlanai i paralajmëron kështu zemrat ndaj këtyre intrigantëve:

*"Ka të tillë që janë si kanibalë që hanë mish njeriu. Përshëndetjet e tyre dhe fjalët "la havle" që derdhen nga gojët e tyre janë gjithmonë të turbullta. Sepse zemrat i kanë shtrat djajsh. Edhe vetë janë djaj njerëzish!"*

*Shërbimi është domosdoshmëri e besimit.*



*"Kurse disa të tjerë u ngjajnë kasapëve që duan t'ia rrjepin lëkurën mikut. Nga njëra anë i thonë "mik, xhan", kurse nga ana tjetër i përgatisin thikën. Shkurt, për të ta rrjepur lëkurën, të mashtrojnë, të qeshin në fytyrë, të thonë fjalë përkëdhelëse. Prandaj, mjerë ai që gëlltit opiumin që i japin ata!"*

Çdo njeri i tillë, si rrjedhojë që ka mbetur i panjohur me vlerat e larta, që nuk e ka shijuar ashkun hyjnor dhe nuk ka marrë pjesë nga bota e mëshirës, e përdor njerëzillëkun vetëm si maskë për vete. Të tillët, po të jenë mendimtarë, e vrasin të vërtetën, po të jenë poetë, e kalbin shpirtin, po të hiqen si moralistë, e shkatërrojnë moralin. Poeti Mevlana thotë:

*"Edhe sikur një njeri i tillë të marrë në dorë një trëndafil, ai trëndafil bëhet gjemb për të tjerët! Po të shkojë pranë një miku, e kafshon atë si gjarpër!"*

Zoti e përshkruan kështu gjendjen e këtyre:

**"Dhe kur u thuhet të mos shkaktojnë ngatërresa mbi tokë, ata thonë: "Ne jemi vetëm përmirësues!" Dijeni se ata janë vetë ngatërrestarët por nuk e kuptojnë** (se janë të tillë)**!"** (el-Bakara, 11-12)

*Siç është e pamundur për diellin që të mos ngrohë, edhe për shpirtrat e lartë është e pamundur që të mos u dhimbsen njerëzit, që të shmangen nga shërbimi ndaj tyre, që të mbeten të pandjeshëm përballë vuajtjeve e mundimeve!*

Prandaj nuk kanë rëndësi vendimi, kërkesat dhe ambicjet e vetvetes (egos) së personit, por dëshira dhe vullneti i Allahut. Ata që kërkojnë të realizojnë dëshirat e veta të neveritshme duke përdorur motivet dhe principet fetare, në të vërtetë janë ata që e humbin pëlqimin e Allahut i cili është i pastër nga të gjitha këto. Me të vërtetë, një populli që ka shkaktuar prishje mbi tokë, madje, që ka vrarë profetët e vet, si dhe popujve të ngjashëm me ta, Allahu i Lartë u drejtohet kështu:



**"Dhe shkruam** (si konkluzion) **për bijtë e Izraelit këtë vendim: "Kush vret një person i cili nuk vret njeri dhe nuk shkakton shkatërrime mbi tokë, është njësoj sikur t'i kishte vrarë të gjithë njerëzit. Dhe kush bëhet shkak që dikush të shpëtojë gjallë, është sikur t'i kishte shpëtuar të gjithë njerëzit!" Pa dyshim, të dërguarit tanë shkuan te ata me prova të hapura. Përsëri, shumë prej tyre vazhdojnë ta teprojnë!"** (el-Maide, 32)

Krimineli që vret dikë pa të drejtë, ka sulmuar pafajësinë e personit, u ka mohuar njerëzve të drejtën për të jetuar dhe u ka dhënë guxim të tjerëve në këtë drejtim. Në këto kushte, ai ka merituar ndëshkimin e Allahut dhe dënimin e Tij të madh sikur t'i kishte vrarë të gjithë njerëzit. Dhe kush i jep jetë dikujt duke e falur ose duke u bërë pengesë për vrasjen e tij, pra, duke i siguruar vazhdimësinë e jetës, është sikur t'u kishte dhënë jetë gjithë njerëzve.

Poeti Mevlana i cili e përngjason Islamin me eliksirin, thotë duke reflektuar ndjeshmërinë e lartë të kësaj feje hyjnore:

*"Në breg të ujit jetëdhënës askush nuk vdes!"*

Mund të themi se të gjitha parimet dhe përpjekjet e Islamit përvijohen gjithë po rreth ndjeshmërive të tilla. Prandaj, me çdo pretekst, Islami i brumos njerëzit në fillim me një besim të drejtë, pastaj me sjelljet më të bukura dhe, lidhur me këto, me veti të një morali të lartë, si mëshira, shërbimi, dituria, delikatesa dhe respektimi i drejtësisë dhe, kështu, i ringjall njerëzit në kuptimin e vërtetë të kësaj fjale.

❖

*Të jesh armik i dhunës, kurse admirues i mëshirës dhe dhembshurisë, është domosdoshmëri e fisnikërisë së shpirtit!*



Në ditët tona, vetia që e mban gjallë njeriun brenda ekstazës së besimit, që ia thellon dhe hollon shpirtin duke e shpëtuar nga presioni i subjektit dhe egos së vet, është vetëm mëshira. Kurse frytet e mëshirës janë bujaria, thjeshtësia, shërbimi, falja dhe shpëtimi nga zilia. Dhe burimi i të gjitha këtyre është besimi!

Po qe se çdo shërbim i sinqertë larg rreziqeve të interesave egoistike, arrin tek njerëzit dhe tek të gjitha krijesat me anë të qëndrimeve dhe veprimeve duke e kapërcyer subjektin dhe egon vetiake, e afron personin te Allahu. Vetëm me shërbimin ndaj krijesave mund të na hapen dyert e shpresës të zemrës dhe të na shtohet mundësia për konfidencën hyjnore. Në të kundërt, shumë prirje dhe cilësi që vihen re në sjelljet tona, janë të vështira aq sa t'i bëjnë hije qëllimit kryesor të ardhjes sonë në këtë botë.

Shkurt, besimi dhe tufa e sjelljeve të bukura që janë rezultat i besimit, përbëjnë parimet themelore të qetësisë dhe lumturisë islame. Prandaj, besimtarët e mirë (salih), duke i orientuar mendjet dhe zemrat kah Zoti dhe duke ua kushtuar gjymtyrët punëve të dobishme, të mira e të mbara, bëjnë një jetë plot akte të bukura. Pas të gjitha këtyre, siç shprehet Mevlanai,

*"Ç'lumturi për atë të shëmtuar që i kushtohet të bukurit të të bukurve! Mjerë për atë fytyrëtrëndafil që i është bërë mik një njeriu të ftohtë si dimër!"*

**Allahu im, bëji të çmuara të dy botët tona me anë të bukurive të Islamit! Mbroji, bashkë me shtetin dhe popullin tonë, botën islame dhe tërë njerëzimin nga intrigat dhe fatkeqësitë!**

**Amin, ashtu qoftë!**

*Besimtari i vërtetë duhet t'i japë jetë vendit ku hyn, duhet të kontribuojë për pasurinë shpirtërore të atyshme!*



# STILI I ORIENTIMIT DHE MESHIRES NE SHERBIM

Një lëvizje ose veprim i karakterit të shërbimit duhet të zotërojë disa veti të caktuara në mënyrë që të fitojë pëlqimin hyjnor, domethënë, të realizohet plotësisht. Në krye të këtyre vetive vjen qëllimi (nijet). Qëllimi (nijet) duhet të jetë fitimi i pëlqimit të Zotit. Duhet të bëhen të tjerët të thonë "ç'njeri mirëbërës qenka!", ndërkaq që, krenaria që ndjen nefsi (vetvetja, egoja) nga kjo, nuk duhet të jetë synim i shërbimit. Nuk duhet hedhur hije mbi qëllimin e lartë të shërbimit. Shërbimi duhet bërë me një stil mëshire dhe delikatese dhe, si domosdoshmëri e kësaj, duhen bërë përpjekje që personi të cilit i shërbehet, të mos preket dhe fyhet.

Ky rrëfim për Ibrahim Haki Erzurumin është shumë domethënës.

Për të shkuar në një fshat të Erzurumit për predikime dhe këshilla gjatë muajit të ramazanit, Ibrahim Hakiut i ishte dhënë një kalë dhe një shoqërues jomusliman që i bënte këto punë kundrejt pagesës. Ata dolën në udhë. Por meqë kishin një kalë, Ibrahim Hakiu zbatoi moralin e lartë të Hz. Omerit (r.anh), kalifit, i cili, duke shkuar për në Jeruzalem, e kishte përdorur devenë me radhë me skllavin që e shoqëronte.

Shoqëruesi jomusliman e kundërshtoi Ibrahim Hakiun:

"Po ta marrin vesh fshatarët, më shajnë dhe s'më paguajnë!"

*Ai që vjen të të vrasë ty, të ringjallet tek ti!..*



Por, me gjithë këmbënguljen e shoqëruesit, Ibrahim Hakiu qëndroi në të vetën dhe i tha kështu shoqëruesit:

"O bir, s'dihet se si do ta kemi hallin në frymën e fundit! Ti druhesh nga sharjet e fshatarëve, kurse unë frikësohem nga llogaria e madhe që kemi për të dhënë para Allahut!"

Dhe vuri radhë për t'i hipur kalit.

E deshi urtësia hyjnore që, mu kur do të futeshin në fshat, ashtu siç pati ndodhur me Hz. Omerin, radha për të hipur në kalë i erdhi shoqëruesit. Duke pasur frikë nga fshatarët, ai iu lut Ibrahim Hakiut të vazhdonte të qëndronte mbi kalë, por ai s'pranoi duke i thënë se radha ishte e tija, e detyroi t'i hipte kalit ndërsa vetë u vu të printe dhe ashtu u futën në fshat.

Kur e panë fshatarët këtë pamje, e rrethuan shoqëruesin dhe filluan ta qortonin dhe shanin. Ata pushuan vetëm pasi Ibrahim Hakiu ua shpjegoi se si qëndronte puna. Atëherë njëri nga fshatarët e ftoi shoqëruesin të bëhej musliman:

"O njeri! Pe dhe jetove një virtyt kaq të lartë! Bëhu musliman!"

Pasi heshti pak, shoqëruesi u tha të pranishmëve këto fjalë me kuptim të madh:

"Po të më ftoni në fenë tuaj, kurrë! Por po të më ftoni në fenë e këtij njeriu të bekuar, në atë fe kam hyrë qysh gjatë rrugës!"

Ky shembull i shpalosur nga një mik zemre i Allahut, vë në shesh një stil ose mënyrë sjelljeje mëshire dhe orientimi. Të sillesh ndaj njeriut duke parë më shumë te thelbi i tij, do të thotë, në një kuptim, të mund ta shohësh krijesën me syrin e Krijuesit. Prandaj, zemrat e

*"Vallahi, unë s'kam frikë aspak se pas meje po bini prapë në idhujtari! Frika ime e vërtetë është se mos grindeni e përfyteni me njëri-tjetrin për ta shtënë në dorë botën!"*

*(Buhari, Xhenaiz, 71)*



paqta (salih) janë të vetëdijshëm se njeriut i është dhuruar nderi për të qenë zëvendësi i Zotit mbi tokë dhe se, siç thotë ajeti kur'anor për njeriun, "Zoti i ka fryrë nga shpirti i vet (nga fuqia e vet një të fshehtë)"[4]. Pavarësisht se me sa mëkate mund të jetë fëlliqur robi, ata, duke parë nga përsosmëria e thelbit të tij, nuk ia kthejnë shpinën. Ata nuk e presin lehtë shpresën nga njeriu, veç kësaj, e bëjnë edhe atë që të mos e presë shpresën. Ky me të vërtetë është një shkak i pamohueshëm racional dhe ndjesor. Me të vërtetë, Zoti, në Kur'an na ka sugjeruar neve më shumë emrat **Rahman** dhe **Rahim,** madje, duke zbritur një sure që bart emrin e nderuar "Rahman" që do të thotë mëshirë që përfshin të gjitha krijesat, e ka filluar ajetin e parë të saj me fjalën "er-Rahman", "Mëshiruesi i Përgjithshëm".

Nga ky këndvështrim, ta shohësh njeriun nga kjo dritare zemre, domethënë, ta trajtosh nga pikëvështrimi i stilit të orientimit dhe mëshirës, është më në përshtatje me pëlqimin hyjnor, jashtëzakonisht frytdhënës nga rezultati dhe blerues i bukurive të larta të fshehura te njeriu. Sepse ky stil ka për veti të jetë përftues edhe për atë që e përdor, edhe për objektin ndaj të cilit përdoret, pra, për të dy anët, i një delikatese, pjekurie dhe dashurie të veçantë, dhe i cilësive të interesimit për Zotin. Ky stil është një eliksir që i ka bërë Junusët Junusë dhe Mevlanatë Mevlana, si dhe një ujë jetëdhënës për shumë shpirtra të sëmurë të vdekur kuptimisht.

Prandaj, përdorimi i stilit mistik si në përmbajtjen e tij, ashtu dhe në kumtimin e Islamit, gjithmonë ka paraqitur një rëndësi të madhe. Eshtë një e vërtetë historike që mistikët e mëdhenj si Mevlana dhe Junus Emre të përgatitur në periudhën kur rregulli shoqëror i Anadollit ishte tronditur nga pushtimet mongole, u

*"(O i Dërguar!) Ti zër rrugën e faljes, urdhëro për të mirë dhe mos i shih injorantët!"*

*(el-A'raf, 199)*

4 shih. Hixhr, 29.



bënë pothuaj burime paqeje, qetësie dhe prehjeje dhe u ofruan shërim dhe ngushëllim masave popullore në krizë, plagëve që rridhnin gjak dhe zemrave të lodhura. Ata i kanë konsideruar shumë e shumë indiferentë e të shkujdesur si të sëmurë që presin shpëtim dhe në trajtimin që u kanë bërë të tjerëve, kanë qenë vazhdimisht larg urrejtjes dhe armiqësisë. Sa bukur thotë Junus Emre:

*Unë s'erdha për dava,*
*Puna ime është të dua;*
*Shtëpia e mikut janë zemrat,*
*Të fitoj zemra erdha!*

Ngaqë këto personalitete të mëdhenj erdhën për të bërë dhe fituar zemra, i panë njerëzit gjithmonë nga dritarja e zemrës dhe, duke përhapur gjithmonë përreth dashuri dhe dhembshuri, u bënë pretekst për orientimin dhe hyrjen në rrugë të drejtë të sa e sa njerëzve! Po qe se ata do të vepronin në të kundërt të këtyre sjelljeve të bukura dhe të zgjuara, si përfundim, lidhja me njerëzit mes të cilët kishin në mes gremina, do të këputej plotësisht dhe, më në fund, mundësia për t'ua kumtuar të Vërtetën njerëzve të tillë, do të humbiste. Dhe kjo do të binte në kundërshtim me qëllimin dhe synimin hyjnor, sepse Zoti kërkon shpëtimin e robve të vet nga baltovina ku kanë rënë. Prandaj ka dërguar mijra profetë gjatë gjithë historisë njerëzore duke i urdhëruar ata për t'i pastruar zemrat me mënyrën më të mirë të sjelljes dhe trajtimit. Edhe të urtët (ehlullah) si favore për njerëzit për të njëjtin qëllim, këtë stil profetik kanë vazhduar ta përdorin në edukimin e tyre moralo-shpirtëror.

*"O Ali! Futja e një njeriu në rrugë të drejtë me anë tënde është për ty më e dobishme se sa të bëhesh pronar i deveve të kuqe që janë dhuntia më e çmuar e kësaj bote!"*

*(Buhari, Xhihad, 143)*

Zoti ynë i Lartë që është burimi i vetëm i dhembshurisë dhe mëshirës, e shpreh kështu stilin e efektshëm që duhet ndjekur për ftesën në fenë e vërtetë:

**"**(O i Dërguar!) **Ftoji njerëzit në rrugën e Zotit tënd me urtësi dhe këshillë të mirë dhe (kur të jetë e nevojshme) polemizo me ta me një mënyrë të bukur!.."** (en-Nahl, 125)

**"Kush mund të jetë më fjalëbukur se ai që, duke bërë punë të mira dhe duke thënë se është nga ata që i janë dorëzuar Allahut, i fton njerëzit te Allahu? E mira dhe e keqja nuk mund të jenë njëlloj! Ti përpiqu ta parandalosh të keqen në mënyrën më të mirë dhe atëherë do të shohësh se personi që ka armiqësi ndaj teje, sikur të është bërë aty për aty një mik për zemër!"** (el-Fussilet, 33-34)

Si rezultat i praktikimit të këtij stili hyjnor që këshillohet, gjatë historisë, sa e sa shpirtra të veshur me gjemba janë kthyer në trëndafila dhe gjokse si burgje janë mbushur me dritë!

Duke u nisur nga kjo e vërtetë, Hz. Mevlana (k.s.) e sugjeron kështu rëndësinë e orientimit në rrugë të drejtë si të njerëzve pa besim, si të njerëzve mëkatarë dhe stilin e duhur për këtë:

*"Megjithëse hekuri është i zi dhe pa bukuri, kur të fshihet dhe shkëlqehet, pastrohet nga ndryshku. Edhe sikur pasqyra të jetë prej hekuri, po të shkëlqehet, i ndriçon fytyra dhe zbukurohet dhe në të duken format dhe trajtat!"*

*Mos e turbullo ujin e qytetit të zemrës që të shohësh në të se si shëtisin hëna dhe yjet! Sepse njerëzit i ngjajnë ujit të lumit: po të turbullohet, në të nuk mund të shohësh asgjë!"*

*Ata që kryejnë shërbime janë të detyruar që t'i kushtojnë kujdes delikatesës në trajtimin e të tjerëve me një ndjeshmëri të tillë sikur të ishin duke ecur mbi një truall të minuar!*

Siç thotë Hz. Mevlana, shpirti i njeriut është si një ujë i kthjellët. Por kur turbullohet me punë të këqija

dhe mëkate, në të nuk mund të shihet asgjë. Në këto kushte, ky ujë duhet pastruar dhe kthjelluar në mënyrë që të mund të shihen margaritarët moralo-shpirtërore dhe dritërat e të vërtetës. Prandaj, qëllimi final i tasavvufit është t'i edukojë ndjenjat egoistike dhe sensuale dhe, si përfundim, t'i bëjë individët, për rrjedhojë, shoqëritë, të arrijnë paqen, qetësinë dhe kënaqësinë. Sepse Zoti e ka stolisur njeriun me delikatesë, hijeshi dhe cilësi të tjera të larta. Edhe vlera e vërtetë e njeriut është në raport të drejtë me sa i shtreson në zemër dhe pastaj i zhvillon njeriu këto vlera. Zemrat plot vlera moralo-shpirtërore janë të afta për të kryer punë të mira dhe për të ndjerë shfaqjet e situatave moralo-shpirtërore. Kështu, robi realizon domosdoshmërinë e krijimit të tij në trajtën më të bukur, domethënë, si "ahseni takvim" (krijesë e bukur).

Prandaj, sado larg të ketë shkuar robi në mohim, herezi dhe mëkat, asnjë njeri nuk mund të privohet nga e drejta për të qenë bashkëbisedues i ftesës së rrugës së drejtë. Njëri prej shembujve të panumërt të kësaj në shekullin e lumtur është ky:

I Dërguari i Allahut (s.a.s.) dërgoi njërin prej sahabeve për ta ftuar në Islam Vahshiun, atë që ia kishte vrarë të ungjin Hamza duke i shkaktuar një dëshpërim të thellë. Vahshiu i çoi fjalë:

"O Muhammed! Kur ti ke deklaruar urdhrin e Allahut që thotë se **"Kush bën vrasje ose i bën shok Allahut ose bën zina, në ditën e kiametit do të ndëshkohet dy herë dhe do të mbetet përjetësisht në xhehennem i përbuzur e i poshtëruar!"** (el-Furkan, 68-69), si mund të më ftosh mua në Islam? Unë i kam kryer të gjitha këto punë të shëmtuara! Si mund të ketë rrugë shpëtimi për mua?

Mbi këtë ngjarje, Allahu zbriti ajetin:



*Ejani të njihemi, të dimë si quhemi*

*Dhe punën ta bëjmë të lehtë;*

*Të duam, të duhemi;*

*Bota asnjeriu s'do t'i mbetë!..*

*Junus Emre*



قُلْ يَا عِبَادِيَ الَّذِينَ أَسْرَفُوا عَلَى أَنفُسِهِمْ لَا تَقْنَطُوا مِن رَّحْمَةِ
اللَّهِ إِنَّ اللَّه يَغْفِرُ الذُّنُوبَ جَمِيعاً إِنَّهُ هُوَ الْغَفُورُ الرَّحِيمُ

**"Thuaju: "O robtë e mi që e keni tepruar në padrejtësinë kundër vetes suaj! Mos e prisni shpresën nga mëshira e Allahut, sepse Allahu i fal të gjitha mëkatet! Pa dyshim, ai është Gafur dhe Rahim!"**[5] (ez-Zumer, 53)

Më në fund, me lajmin e mirë të ajetit, Vahshiu u lehtësua dhe, duke bërë pendesë të thellë e duke u shprehur si më poshtë, u bë musliman bashkë me shokët:

"Sa të madhe e ke mëshirën, Zoti im!"

Sahabet që ndodheshin pranë Profetit (s.a.s.), e pyetën:

"O i Dërguari i Allahut! Kjo mëshirë dhe falje a është e veçantë për Vahshiun, apo i përfshin të gjithë muslimanët?"

Dhe i Dërguari i Allahut (s.a.s.) u tha:

*"I përfshin të gjithë muslimanët!"*[6]

Vahshiu që e kishte vrarë Hz. Hamzain në Uhud, tashmë ishte Hz. Vahshi (r.anh)! Dhe, mes kënaqësisë së thellë të këtij orientimi dhe ndjese, me shpresën për t'i siguruar vetes faljen dhe si dëmshpërblim për Hamzain, e vrau mëtuesin për profet, Musejlemetu'l-Kedhdhab duke marrë parasysh të gjitha rreziqet dhe, kështu, i dha fund një intrige.

*"Mos e ngacmo as milingonën që mbledh kokrra, sepse edhe ajo ka shpirt! Shpirti është i ëmbël dhe i këndshëm!" Saadiu*

5 Gafur: falës, dhënës i amnistisë. Rahim: mëshirues, shpërblyes.

6 shih. Hejthemi, Mexhmau'z-Zevaid, X, 214-215.



Zemrat e drejtuara te pendesa e thellë, ashtu siç u pa edhe në këtë hadith profetik, tingujt më prekës të mëshirës dhe dashurisë në kuptimin e vërtetë të fjalës nga Profeti (s.a.s.) i kanë dëgjuar. Shkurt, e gjithë bota njerëzore, nga buzët e tij të bekuara i ka dëgjuar meloditë që japin ngushëllim, shërim dhe lehtësim. Detin e paanë e të pafund të faljes dhe bujarisë dhe bregun e tij të shpresës gjithashtu me bujarinë e "Dritës së Ekzistencës" i ka parë. Pavarësisht nga të gjitha mëkatet, ka merituar thirrjen hyjnore të dhembshur **"O robtë e mi!"** gjithashtu për respekt të dritës së syve të të Dërguarit të Allahut (s.a.s.)!

Prandaj, sugjerimi me një stil shpresëdhënës duke e nxjerrë në plan të parë mëshirën dhe dhembshurinë e Allahut, ka rëndësi jashtëzakonisht të madhe edhe për shoqërinë tonë të përfshirë nga një turbullirë moralo-shpirtërore të ngjashme me atë të perëndimit nën ndikimet negative materialiste. Jo t'i zvarrisësh njerëzit në grindjet ideore, por t'i fitosh në ndjenja, është një rrugë më realiste. Shumë njerëz mund të kenë fiksime ose kufizime të gabuara ideore, prandaj, bindja dhe fitimi i tyre me anë të polemikës dialektike përgjithësisht janë të pamundura, sepse fiksimet dhe kufizimet negative i bëhen pengesë pranimit të argumenteve racionale. Që zemrat të afrohen dhe pajtohen me të vërtetën, para së gjithash duhet bërë një trajtim me mirëkuptim, pastaj përpjekje për ringjalljen e prirjeve të larta të brendshme, gjë që do të ishte një metodë me shumë efekt.

❖

Para se të kritikohet njeriu i zhytur në gabime, kundërshtime ndaj Zotit dhe mëkate, para se të bëhet me turp dhe para se t'i kërkohet që t'i zbatojë urdhrat fetare, duhet t'i fitohet zemra dhe kësaj i duhet dhënë përparësi. Prandaj duhen bërë përpjekje për ngritjen e një lidhjeje të afërt që do të formonte bazën ndikuese të

*Shihe me sy të mirë krijesën*

*Për hir të Krijuesit!*

*Junus Emre*



afërsisë dhe sugjerimit personal. Pasi zemra e bashkëbiseduesit të përgatitet në këtë mënyrë, gabimet mund të rregullohen dalngadalë. Veç kësaj, duhet mbajtur parasysh fryti i begatë i lidhjes shpirtërore që do të zgjonin te bashkëbiseduesi dhurimet dhe konsideratat materiale e moralo-shpirtërore. Në këtë specifikë duhet rrokur kuptimi i hollë i shprehjes së hadithit në vijim, ku Profeti (s.a.s.), sikur t'u hapte një dritare qiellore zemrave të mbytura me tymërat e mëkatit, thotë në formën e një dhurate që ofron frymëmarrje të freskëta:

*"Shefaati im është posaçërisht për ata nga ummeti im, të cilët kanë kryer mëkate të mëdha!"* (Ebu Davud, Sunnet, 20)

Sa bukur e shpreh poeti Mevlana këtë qëndrim dhe shprehje të të Dërguarit të Allahut kundrejt mëkatarëve:

*"Ilaçi kërkon njerëz të sëmurë e të plagosur që t'i shërojë. Ku të ketë një vuajtje, atje shkon shpëtimi. Uji rrjedh për në vendet e ulëta dhe gropa."*

*"Po t'u desh ty uji i mëshirës dhe dhembshurisë, edhe ti kështu bëj!"*

Por që ilaçi dhe melhemi të veprojnë, më parë duhet pastruar plaga prej mikrobeve. Kjo do të thotë që zemrat e sëmura të pastrohen nga mikrobi i mëkatit, domethënë, të lahen me ujin e pendesës. Pas kësaj vepron ilaçi, domethënë, shefaati.

Me të vërtetë, deklarata si më poshtë e një hadithi tjetër profetik është një shfaqje mëshire me cilësinë që shpreh, nga njëra anë, lajm të mirë dhe, nga tjetra anë, kushtin e këtij lajmi të mirë:

*"Kush bën pendesë për mëkatet e veta, bëhet sikur të mos kishte kryer fare mëkate!"* (Ibni Maxhe, Zuhd, 30)

Ashtu siç e kanë respektuar të gjithë profetët kuptimin e hollë e të lartë të stilit të orientimit dhe mëshirës në kuadrin e këtij kriteri, ashtu e kanë respektuar me

*Njeriu i shërbimit është me detyrë kudo ku mund të zgjatet zemra!*

ndjeshmëri edhe evlijatë (të urtët, prijësit shpirtërorë) që ecin në gjurmët e tyre. Duke u mbështetur mbi këtë, mëshira është konsideruar fryti i parë i besimit dhe detyra e robit si dhe adhurimi ndaj Zotit janë përkufizuar shkurt në kuadrin e këtyre dy kritereve:



a) *"Ta'dhim li emrillah"* – pranim me madhërim i urdhrave të Allahut, zbatim i tyre me respekt.

b) *"Shefkat li halkillah"* – dhembshuri dhe mëshirë për krijesat e Allahut.

Gjendja e Fudajl bin Ijadit, një ndër miqtë e Allahut, është shembull i bukur për zemrën e besimtarit që jeton me këto kritere:

E panë Fudajl bin Ijadin duke qarë. Dhe e pyetën:

"Pse po qan?"

Ai u përgjigj:

"Qaj se më erdhi keq për një musliman të shkretë që më bëri padrejtësi! Gjithë hallin e kam se mos turpërohet në kiamet!"

Sikur të donte të shpjegonte specifikën që i shtyn këta njerëz të përkryer të shfaqin një mëshirë dhe dhembshuri të tillë, poeti Mevlana shprehet kështu:

*"Kur marrin vrull detet e mëshirës, edhe gurët pijnë ujë jetësor dhe ngjallen, i vdekuri njëqindvjeçar ngrihet nga varri, kurse fytyrat shpirtzeza bëhen engjëj të bukur që t'i kenë zili edhe hyritë!"*

Siç rrëfehet, Ibrahim bin Et'hemi ia ka larë gojën erëndyrë një të dehuri dhe, prandaj, e kanë pyetur se pse e ka bërë atë gjë, kurse ai u është përgjigjur:

"Po qe se gojën dhe gjuhën të krijuara për ta përmendur emrin e Allahut të lartë, i lë të mbeten të ndyra si enët e palara, kjo do të ishte mungesë respekti..."

*"O shok! Zër rrugën e njerëzve bujarë e të mirë! Ti që je në këmbë, kape për dore atë që është rrëzuar për ta ngritur në këmbë! Shih të bësh mirë! Miqtë e Allahut më shumë blejnë në dyqanin ku nuk arrijnë dot të tjerët!"*
*Saadiu*



Kur i dehuri u përmend dhe i thanë se Ibrahim bin Et'hemi, adhuruesi i madh prej Horasani, ia kishte larë gojën, të dehurit iu zgjua edhe zemra dhe tha:

"Në qoftë kështu, edhe unë po bëj pendesë!"

Atëherë, Ibrahim bin Et'hemit, i cili u bë pretekst për një ndryshim të tillë, iu njoftua kështu nga lartësia hyjnore:

"Ti ia lave gojën atij për Ne! Edhe Ne, për ty, ia lamë zemrën atij!"

❖

Në Kur'an, Zoti i drejtohet kështu Profetit (s.a.s.) dhe, në personin e tij, tërë ummetit, bashkësisë së muslimanëve:

خُذِ الْعَفْوَ وَأْمُرْ بِالْعُرْفِ

**Ti zër** (gjithmonë) **rrugën e faljes, urdhëro për të mirë..."** (el-A'raf, 199)

Pa dyshim, në çështjen e zbatimit të këtij urdhri, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) është shembulli më i bukur e më i përkryer për ne. Shfaqjet e moralit të bukur, mëshirës dhe faljes të shpalosura prej tij janë të një lartësie të paarritshme që do t'i bënte ziliqarë edhe engjëjt. Ja njëri prej tyre:

Ditën e triumfit të Mekës, i Dërguari i Allahut shpalli një falje dhe garanci të përgjithshme. Meka e cila prej vitesh nuk po bëhej dëshmitare e asgjëje tjetër veç padrejtësisë, dhunës dhe armiqësisë, atë ditë, me festën e faljes së përgjithshme përjetonte shfaqjet e një mëshire dhe dashurie të papërshkruar. Ndërkaq një person nga mekasit, i quajtur Fudale, si të deshte të lëshonte hije mbi këtë bukuri, iu afruar Profetit (s.a.s.)

*"O ti njeri që në këtë botë mbjell fara gjembash! Eja në vete! Kujdes, mos i kërko gjembat që mbolle në trandafilishten ku ia thotë bilbili, mos ia ngarko të metën tënde trandafilishtes!"*

*(Mevlana Xhelaleddin Rumi)*



me qëllim për ta vrarë. Por Profeti (s.a.s.) i cili e kishte kuptuar qëllimin e tij, i foli Fudales me mëshirë dhe dhembshuri pa shfaqur asnjë lloj shqetësimi apo nervozizmi:

*"A ti je Fudale?"*

"Po, - i tha ai, - unë jam Fudale!"

Atëherë, Profeti i dërguar si mëshirë për të gjithë botët, mbështeti duart e bekuara në gjoksin e Fudales dhe i tha:

*"O Fudale! Pendohu për mendimin e sajuar në mendje dhe bëj pendesë!"*

Kështu, zemra e Fudales i cili pak më parë bluante në mendje si ta vriste të Dërguarin e Allahut (s.a.s.), u mbush me dritën e besimit dhe brenda një çasti, i Dërguari i Allahut u bë njeriu më i dashur për të![7]

Pa asnjë dyshim, kjo situatë është një pjekuri dhe formë sjelljeje shumë e lartë e shprehur në formën "kush vjen për të të vrarë ty, të ringjallet tek ti", me shembujt e së cilës historia islame është e mbushur plot. Me të vërtetë, në radhë të parë Hz. Omeri dhe, pastaj, shumë e shumë të tjerë janë bërë fryte të çmuar të këtij stili të bukur. Hz. Mevlana thotë:

*"Si rezultat i përsosmërisë së mëshirës së Allahut dhe i dallgëzimit të detit të bujarisë, në çdo vend të thatë reshon shi, çdo vend i paujë bëhet me ujë!"*

*"O ti që fton për në rrugën e drejtë! Ta dish se ilaçi i syrit të keq është syri i mirë. Syri i mirë dhe shikimi i bukur e vë nën këmbë syrin e keq. Syri i mirë dhe vështrimi i pastër janë si pasojë e epërsisë së mëshirës së Allahut ndaj persekutimit të Tij, janë si pasojë e mëshirës së tij. Kurse syri i keq vjen nga persekutimi i Tij, domethënë, nga mallkimi. Prandaj,*

7 Ibni Hisham, es-Sire, IV, 46; Ibni Kethir, es-Sire, III, 583.

*E rëndësishme është të mund të bëhesh me natyrë trandafili. Pra, jo të shohësh gjembat në bahçen e kësaj bote dhe, duke u prekur prej tyre, të bëhesh edhe ti një gjemb, por, edhe sikur të fryjnë erëra dimri, t'i ledhatosh ato me ngrohtësi pranvere duke u bërë një trëndafil për tërë botën...*



*meqë vështrimi i bukur është prej mëshirës së Zotit, del fituese mbi syrin e keq. Kjo gjendje është shfaqje e deklaratës së hadithit profetik ku thuhet: "Mëshira ime e tejkalon ndëshkimin tim!"* (Buhari, Tevhid, 55) *Dhe ta dish se mëshira e Allahut është gjithmonë mbi persekutimin e tij. Prandaj, çdo profet ka dalë fitues dhe epror ndaj armiqve që e kanë sulmuar!"*

*"Atëherë, zgjidhja e belasë nuk është qortimi, padrejtësia, por falja, bujaria dhe zemërmadhësia! Le të të zgjojë ty vërejtja profetike*[8] *se "sadakatë e largojnë belanë"! Tashmë kuptoje mirë metodën e mjekimit të sëmundjeve dhe belave!"*

*"Por mos e harro edhe këtë se falja e të padrejtëve dhe mizorëve është padrejtësi dhe mizori ndaj të dëmtuarve dhe viktimave. Dhembshuria ndaj vjedhësve dhe njerëzve të këqinj të të çdo lloji është rrahje ndaj njerëzve të dobët, mungesë mëshire ndaj tyre!"*

Ky ekuilibër duhet rregulluar mirë. Sepse Allahu është jo vetëm Gafur (falës) dhe Rahim (bamirës), por edhe Azizun Dhuntikam (hakmarrës i shenjtë).

Prandaj, në një hadith, Profeti (s.a.s.) ka thënë:

*"Kur të shihni se po grinden dy vëllezërit tuaj, ndihmojini edhe dhunuesit, edhe viktimës!"*

Sahabet e kanë pyetur:

"O i Dërguari i Allahut! Për viktimën e kuptuam. Po dhunuesit, si do t'i ndihmojmë?"

Profeti u është përgjigjur:

*"Duke e penguar dhunën e tij!"* (Buhari, *Ikrah*, 7; Muslim, *Birr*, 62)

Shkurt, ajo që deshëm të themi, është se sot, bashkë me të gjithë botën, edhe njerëzit e vendit tonë janë si zogj të plagosur për sa i përket besimit dhe Islamit.

*"A gjelbëron copa e gurit në pranverë? Ti bëju dhé që prej teje të mbijnë trandafila dhe lule të tjera ngjyra-ngjyra!"*

*(Mevlana Xhelaleddin Rumi)*

8 Shih. Tirmidhi, Zekat, 28; Sujuti, Xhamiu's-Sagir, I, 108.



Është e domosdoshme që atyre t'u lidhen plagët me kujdes dhe vëmendje, për këtë, ata duhen trajtuar me mëshirë dhe dashuri. Dhe kjo, është diçka që do të realizohet nëpërmjet përmbajtjes dhe stilit që u përpoqëm t'i shpjegojmë qysh në krye.

**Në kuadrin e të fshehtës "Mëshira ime e kapërcen ndëshkimin tim", dhe duke zënë gjithmonë rrugën e faljes, Zoti ynë na bashkoftë me grupin e njerëzve të mirë (salih) që janë udhërrëfyes të udhës së drejtë!**

**Amin, ashtu qoftë!**

*"Mos e prish gëmushën e trandafilit në vjeshtë që të mos mbetesh pa trandafila në pranverë!" Saadiu*



## STILI I BUTESISE DHE DHEMBSHURISE NE SHERBIM

Vështrimi i njeriut brenda kritereve islame kërkon, më shumë se sa vlerësimin e gjendjes së tij të fëlliqur me mëkate, konsideratën dhe nderimin për thelbin e tij. Muslimani i vërtetë e konsideron njeriun mëkatar si një zog krahëthyer, si një qenie nevojtare për interesim dhe dhembshuri. Ai e ndjen me gjithë zemër se sa e domosdoshme është të qetësohet shpirti i trazuar i mëkatarit, të arrijë përsëri shëndetin dhe prehjen e duhur. Sepse dhembshuria dhe mirëkuptimi që do të tregohen ndaj krijesës për hir të Krijuesit, janë faktori më i efektshëm që i bën besimtarët të përkryer e të virtytshëm.

Ndjekjen e një stili mbështetur në maturinë pa rënë në qëndrime ekstreme, sidomos në shërbime të tilla si edukimi i njeriut dhe orientimi fetar, Islami e ka pranuar si një parim bazë. Ky parim realizohet me butësinë e sjelljeve.

Jeta e Profetit (s.a.s) dhe e të gjithë sahabeve dhe njerëzve të mirë (salih) është e mbushur me shembuj të panumërt të trajtimit të njerëzve mëkatarë e me gabime me këtë stil të butë.

*Njeriu i shërbimit do të vrapojë në ndihmë të çdo qenieje. Do të tregojë mëshirë edhe për mëkatarin. Duke iu folur atyre jo me gjuhën e ftohtë dhe helmuese të gjarpërit, por me gjuhë mëshire, do të fitojë zemra!*

Siç rrëfehet, Ebu Derda nga sahabet shërbente si kadi në Damask. Një ditë dëgjoi se njerëzit e kishin sharë një mëkatar dhe i pyeti:

"Po të shihni se një njeri ka rënë në një pus, çfarë bëni?"

"I hedhim një litar dhe përpiqemi ta nxjerrim jashtë!" – I thanë.

Atëherë, Ebu Derdaja i pyeti:



"Nëse është kështu, pse nuk mendoni t'i hidhni një litar njeriut që ka rënë në pusin e mëkateve për ta shpëtuar prej atje?"

Njerëzit e pyetën të habitur Ebu Derdanë:

"A s'ndjen armiqësi ti ndaj këtij mëkatari?"

Ebu Derda u dha këtë përgjigje të urtë:

"Unë jam armik jo i tij dhe i personit të tij, por i mëkatit të tij!"

Në këtë shembull ka shumë kuptime të thella dhe urtësi që Ebu Derda ka dashur të shtresojë në zemrat e besimtarëve. Këto urtësi janë shkëndija të larta nga morali i lartë i Profetit (s.a.s.) të reflektuara me urdhrin dhe pëlqimin e Zotit te ummeti, bashkësia e tij, të cilat gjatë historisë islame janë konsideruar gjithmonë pretekste për gëzimin dhe dritën e orientimit si parime pjekurie dhe, duke hedhur rrënjë në dheun e aktit të mirë (ameli salih), janë shndërruar në stil.

Ky stil është përpjekja që, duke mos e lënë mëkatarin të mbytet në mëkatin e tij, të pastrohet ai në detin e pendesës në klimën e mirëkuptimit, faljes, mëshirës dhe dashurisë. Profeti (s.a.s.) e ka trajtuar me një delikatesë të tillë edhe më azganin e politeistëve, si Ebu Xhehli, madje; ai nuk është marrë me mëkatet dhe ndyrësitë e bashkëbiseduesit, por vetëm e ka ftuar atë për t'u pastruar krejtësisht në detin e shpëtimit dhe lumturisë së besimit. Me të vërtetë, fakti që Zoti ia fshin mëkatet e kaluara personit që kapet pas pendesës dhe besimit, që e trajton atë sikur të mos kishte bërë fare mëkat, për më tepër, që ia kalon të gjitha mëkatet në librin e sevapeve (mirësive) në raport me sinqeritetin e tij, është për ne një pishtar i madh urtësie që na tregon neve rrugë në këtë drejtim. Në ajetin kur'anor thuhet:

*Po ta kërkojmë thelbin e moralit islam, do ta gjejmë atë te kthimi nga Zoti me dashuri dhe sinqeritet, kurse të vetmen shenjë të këtij kthimi do ta gjejmë, pa dyshim, te shërbimi!*



إِلاَّ مَن تَابَ وَآمَنَ وَعَمِلَ عَمَلاً صَالِحاً فَأُوْلَئِكَ يُبَدِّلُ اللَّهُ
سَيِّئَاتِهِمْ حَسَنَاتٍ وَكَانَ اللَّهُ غَفُوراً رَّحِيماً

**"... përveç atyre që heqin dorë** (nga të këqijat), **besojnë dhe bëjnë punë të mira. Allahu ua kthen atyre të këqijat në të mira** (mëkatet në sevape). **Allahu është falës dhe mëshirues i madh!"** (el-Furkan, 70)

Ata që nuk munden të marrin pjesë nga kjo mëshirë e lartë, janë armiq edhe të vetes, edhe të njerëzimit. Njerëz të tillë indiferentë e që s'marrin vesh, të cilët s'e dinë ç'është mëshira e dhembshuria, janë mjeranë që ia zënë vetes rrugët e përfitimeve të përjetshme. Kurse miqtë e Zotit, si Mevlanatë dhe Junusët të cilët kanë mundur të arrijnë në burimin e mëshirës, si miq edhe të njerëzve, janë trëndafila parajse, fytyrëqeshur tërë dritë, duhen nga tërë gjithësia, nga ujku e nga zogu! Ata i shpërndajnë botës bukuri edhe nga gjembat dhe i mjekojnë zemrat e plagosura. Ja, kjo është e rëndësishme: të mund të bëhesh me natyrë trëndafilore, domethënë, jo t'i shohësh gjembat në kopshtin e kësaj bote, të shpohesh nga ta e të bëhesh gjemb, por, sikur në mes të futen edhe vështirësi si dimri, t'i rrethosh gjembat me klimë pranvere e të bëhesh një trëndafil për tërë botën! Sa bukur e thotë Mevlanai:

*"Pse nuk pati frikë nga nata, pse nuk iku nga errësirat, Hëna u mbush me dritë e nisi të lëshojë dritë. Edhe trëndafili e fitoi atë aromë të këndshme sepse kaloi mirë me gjembin!"*

*"Dëgjoje këtë të vërtetë edhe nga trëndafili. Shih ç'thotë ai: "Pse të mërzitem e pse ta lëshoj veten në dëshpërim që ndodhem bashkë me gjembin unë që fitova aftësinë për të qeshur pse pranova të rri bashkë me atë gjembin e mbrapshtë, unë që, në sajë të tij, fitova mundësinë për t'i shpërndarë gjithësisë bukuri dhe aroma të këndshme?"*

*"Biri im, bëj mirë! Se kafshët e egra gjuhen me kurthe, kurse zemra e njeriut fitohet me të mirë!" Saadiu*

Hz. Eshrefogllu Rumi e përkufizon kështu në mënyrë lakonike në një dyvargshin e vet stilin e domosdoshëm për të arritur në këtë gjendje:

*Për atë mik, helmet*
*Duhen gëlltitur si sheqer!..*

❖

Njëri nga sahabet, pasi ishte mërzitur së ndëshkuari pa sukses një pijanec, e kishte mallkuar atë. I Dërguari i Allahut që e kishte dëgjuar këtë, kishte thënë:

*"Mos e mallkoni atë! Betohem në Allahun se, nëse di një gjë për atë njeri, kjo është se ai i do Allahun dhe të dërguarin e Tij!"* (Buhari, Hudud, 5)

Një nxënës i të ndjerit Ramazanogllu Mahmud Sami (k.s.), pasi kalon një krizë shpirtërore, troket i dehur në portë të mësuesit. Personi që hap portën, pasi e sheh nxënësin në atë gjendje, e pret keq duke i thënë ashpër:

"Ç'është kjo? A e ke të qartë se në ç'portë ke ardhur?"

I rrënuar shpirtërisht e i pashpresë, nxënësi i përgjigjet:

"A mos kam ndonjë portë tjetër që të më pranojë me mëshirë?"

Duke e dëgjuar nga brenda se ç'po ndodh, Sami Efendiu del menjëherë te porta dhe e merr brenda atë njeri zemërthyer dhe ia ringjall me mëshirë, dhembshuri dhe dashuri zemrën e kthyer në gërmadhë. Edhe personi i cili e gjen rrugën e drejtë me anë të këtij stili delikat, shpëton nga të gjitha gjendjet e këqija dhe, me kohë, futet në grupin e njerëzve të mirë!

Morali i lartë i "vështrimit me dhembshuri të krijesave me shikimin e Krijuesit" që vëzhgohet te miqtë e



*Unë s'erdha këtu për të kërkuar,*
*Por për të dashur, për t'u dashuruar;*
*Shtëpia e mikut janë zemrat,*
*Unë zemra erdha për të fituar!*



Zotit, shprehet bukur në këtë hadith me karakter universal të të Dërguarit të Allahut (s.a.s.):

*"Betohem në Allahun që ka në dorë frymën time, se, gjersa të mos kini mëshirë për njëri-tjetrin, nuk mund të hyni në xhennet!"*

Sahabet i thanë:

"O i Dërguari i Allahut, ne të gjithë jemi të mëshirshëm!"

Atëherë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) u tha kështu:

*"Mëshira (për të cilën e pata fjalën unë), nuk është, siç e kuptoni ju, vetëm mëshira për njëri-tjetrin, përkundrazi, është mëshira që i përfshin të gjitha krijesat, po, mëshira për të gjitha krijesat!" (Hakim, Mustedrek, IV, 185)*

Sado që të mbetet larg nga qëllimi bazë i tij, njeriu me dinjitetin si "njeri" është përsëri zotëruesi i një nderi të lartë. Rënia e tij në baltovinën e mëkatit duke mos ditur gjë për vlerat sublime të margaritarit në thelbin e vet, i ngjan rënies së Gurit të Zi nga muri i Qabes përtokë, pluhurosjes dhe fëlliqjes së tij. Ndërkaq, nuk mund të përfytyrohet asnjë ndërgjegje besimtari që të mbetet indiferent ndaj kësaj gjendjeje e të mos shpërthejë! Edhe ashtu, i rrëzuar përtokë e i pluhurosur, Guri i Zi vazhdon të respektohet nga njerëzit. Ata e rrëmbejnë atë siç është, me gjithë pluhurat, e pastrojnë me lotët e syve dhe bëjnë garë me njëri-tjetrin për ta ngjitur në vendin e mëparshëm të nderuar. Ata mendojnë se ai ka dalë nga xhenneti dhe se në thelbin e tij ka vlera të larta. Mirëpo edhe njeriu, ashtu si Guri i Zi, ka dalë nga xhenneti. Sado të rrëzohet për shkak të mëkateve që ka kryer, vlera në thelbin e tij vazhdon të ekzistojë!

Nga ana tjetër, asnjë mjek i vërtetë s'nxehet me të sëmurin duke i thënë "pse u sëmure"! Edhe sikur sëmundja të jetë shfaqur për shkak të vetë personit, ai

*"Po na deshe ne dhe pëlqimin tonë, mos harro se, për këtë, duhet të fitosh një zemër!"*

*(Mevlana Xhelaleddin Rumi)*



e interpreton këtë si përfundim të lindur nga dobësia e buruar prej akteve ose mendimeve të tij. Kështu, në vend që të nxehet me të sëmurin për shkak të specifikave që kanë shkaktuar sëmurjen e tij, duke mbajtur parasysh dhimbjet dhe vuajtjet e të sëmurit, mjeku fillon menjëherë, pa humbur kohë, mjekimin e tij me një mëshirë dhe dhembshuri të madhe! Ai e ndjen veten përgjegjës për këtë mjekim. Ja, pra, edhe mistiku jeton me botën ndjesore të mjekut i cili shëtit dhomat e spitalit brenda shoqërisë. Dhe kjo botë ndjesore e bërë sunduese në sjellje është pothuaj si tapë shpëtimi për ata që janë shmangur nga udha!

T'i zgjasësh tjetrit një tapë shpëtimi si kjo dhe ta shpëtosh njeriun fetarisht mëkatar nga baltovina e mëkatit ku ka rënë, është një pretekst lumturie shumë i lartë. Të tërheq vëmendjen kjo vërejtje që ia pati bërë Profeti (s.a.s.) Hz. Aliut gjatë fushatës së Hajberit në fushën e luftës:

*"O Ali! Orientimi i një njeriu nëpërmjet teje është më e dobishme për ty se zotërimi i deveve të kuqe që janë dhuntia më e çmuar e kësaj bote!"* (Buhari, Xhihad, 143)

Kjo e vërtetë shprehet kështu në Kur'an:

وَمَنْ أَحْيَاهَا فَكَأَنَّمَا أَحْيَا النَّاسَ جَمِيعاً

**"Kush e përmirëson atë** (njeriun), **është sikur t'i ketë përmirësuar të gjithë njerëzit..."** (el-Maide, 32)

Kjo është çështje besimi (iman). Pa dyshim, mohimi (kufr) është gabimi më i rëndë në ndjenjat dhe mendimet njerëzore. Meqë mundësia e shpëtimit edhe prej kësaj është më e madhe me anë të një stili të butë, kur Zoti e dërgoi Hz. Musain (a.s.) te Faraoni për t'ia sugjeruar besimin, e urdhëroi t'i fliste me "kavl-i lejjin", me fjalë të butë. Sepse suksesi në këtë rast i ftue-

*"(O i Dërguar!) Ftoji njerëzit në rrugën e Zotit tënd me urtësi dhe këshillë dhe debato me ta me të mirë!"*

*(en-Nahl, 125)*



sit, siç është shprehur edhe më lart, është një akt i mirë (ameli salih) që shërben si urë për tek fitimi më i madh. Allahu i Lartë jo se s'kishte dijeni mbi këmbënguljen e fuqishme të Faraonit në mohim! Prandaj, edhe sikur bashkëbiseduesi të jetë po aq i rëndë dhe këmbëngulës sa Faraoni në mohim (kufr), stili ynë i sugjerimit nuk duhet të jetë në trajtën e acarimit të ndjenjave, si fyerja dhe kërcënimi, por në kuadrin e porosisë hyjnore që e orienton fjalën kah serioziteti. Sa bukur shprehet poeti Mevlana:

*"Kuptoje mirë fjalën e Allahut: "O Musa! Thuaj fjalë të buta para Faraonit, trego butësi ndaj tij!"*

*"Sepse po i hodhe ujë vajit që zjen, edhe oxhakun e shkatërron, edhe tenxherenë!.."*

Këtë të vërtetë Zoti e shpreh kështu në Kur'an:

فَبِمَا رَحْمَةٍ مِّنَ اللَّهِ لِنتَ لَهُمْ وَلَوْ كُنتَ فَظًّا غَلِيظَ الْقَلْبِ
لَانفَضُّواْ مِنْ حَوْلِكَ فَاعْفُ عَنْهُمْ وَاسْتَغْفِرْ لَهُمْ

"(O i Dërguar!) **Atëherë, si mëshirë prej Allahut, u solle mirë me ta! Po të tregoheshe zemërgur e i ashpër, pa dyshim që do të largoheshin prej teje e do të shpërndaheshin! Prandaj fali ata dhe lutu për falje për ta!.."** (Al-i Imran, 159)

Ky stil nuk është i nevojshëm vetëm për mëkatarët dhe mohuesit (qafirët); ndoshta është i nevojshëm edhe ndaj disa dobësive dhe të metave që mund të duken si domosdoshmëri njerëzore edhe te njerëzit që e jetojnë Islamin në pikat më të larta! Stili i ashpër e i rëndë që do ta fyente dhe nëpërkëmbte bashkëbiseduesin ndërsa bëhen përpjekje për t'ia rregulluar të metat, mund të bëhet shkak për opozicion ndaj synimit dhe ndoshta për përfundime në drejtim krejt të kundërt. Sepse në

*Shërbimi pa dashuri dhe pa mëshirë, është të thyesh zemër.*



vërejtjet dhe paralajmërimet e bëra me një stil të tillë, disa herë njerëzit tregohen jotolerues edhe ndaj prindërve, jo më ndaj të tjerëve! Edhe të vërtetat e thëna në kushte të tilla bëjnë në zemra efektin e një thike të dhëmbëzuar duke e humbur dobinë dhe tërheqjen. Poeti Mevlana thotë:

*"Edhe yt atë, kur të qorton rëndë për ndonjë gabimin tënd, duket në sytë e tu agresiv dhe kafshues si lugat..."*

*"Kjo gjendje është efekti i një vuajtjeje të buruar prej sjelljes së ashpër të tij. Domethënë, qortimi i tyt eti, megjithëse është për të mirën tënde, për shkak të poshtërimit që të bën, ta tregon mëshirën dhe keqardhjen në zemrën e tyt eti si lugat..."*

Ja, pra, kjo psikologji e njeriut nuk duhet të harrohet dhe sado që të jetë zhytur ai në mëkat, duhet vepruar me dijen se ai është një qenie e çmuar. Është për këtë arsye që në porosinë e tij, Profeti (s.a.s.) thotë:

*"Njeriut i mjafton si mëkat që ta nënvlevtësojë vëllanë e vet musliman!"* (Muslim, *Birr*, 32)

Fakti që Bezmialem Valide Sulltan, e cila e kishte rrokur urtësinë e këtij hadithi profetik, që të mos shtypet personaliteti i shërbëtorëve, ndërtoi në Damask një vakëf si dëmshpërblim për orenditë e thyera e të dëmtuara prej tyre, na tregon neve një horizont të gjerë zemre!

Besimtari me këtë vetëdije duhet të përdorë si stil në kumtim dhe orientim "qortimin ndaj vetes, mirëkuptimin ndaj tjetrit". Sepse Allahu i Lartë urdhëron:

**"... Mos i hetoni të metat e njëri-tjetrit, askush të mos e përgojojë tjetrin, sepse kujt i pëlqen të hajë mishin e vëllait të vdekur? Kjo ju shkakton neveri** (apo jo)**...?** (el-Huxhurat, 12)

*"... Mëshira nuk është vetëm mëshirë për njëri-tjetrin, siç e mendoni ju, përkundrazi, është mëshira që i përfshin të gjitha krijesat, mëshirë për të gjitha krijesat!.." (Hakim, Mustedrek, IV, 185)*



Në hadithin profetik porositet:

*"Besimtari nuk është njeri që i poshtëron të tjerët, që i mallkon, që thotë fjalë të këqija dhe shpalos sjellje të shëmtuara!"* (Tirmidhi, Birr, 48)

Njerëzit idealë që munden të jetojnë në drejtim të këtyre porosive hyjnore, janë bërë heronj të mëdhenj morali dhe virtyti të cilët kurrë nuk e kanë menduar këtë botë të ndarë nga fronti i botës tjetër.

Kështu, i Dërguari i Allahut (s.a.s.), edhe sikur ta dinte se kush ishte fajtori mes një grupi njerëzish, për të mos e prekur atë, fliste në mënyrë të përgjithshme ose e hidhte qortimin mbi të gjithë grupin. Kurse disa herë, për ta bërë të kuptohet se nuk mundej ta pranonte se dikush ta kishte bërë një gabim të tillë, e fajësonte veten për paaftësi kuptimi të gjendjes:

*"Ç'po më ndodh mua që po ju shoh juve kështu!"* (Buhari, *Menakib*, 25; Muslim, *Salat*, 119)

Ja, ky është stili për të mos e turpëruar ose për të mos e ulur fajtorin, që është cilësi e përbashkët e atyre që e kuptojnë dhe e jetojnë drejt tasavvufin. Sepse rruga e Allahut kalon jo nga shembja e zemrave, por nga ndërtimi i zemrave. Sa bukur e ka thënë poeti Junus Emre:

*Zemra, froni i Zotit;*
*Zoti pa nga froni.*
*Fatkeqi i dy botëve*
*Ai që zemra shemb!*

Me të vërtetë, shumë vetë të qortuar rëndë dhe të poshtëruar për shkak të të metave të tyre, është mundur të rikthehen në klimën e mëshirës vetëm me begatinë e këtij stili dhe botëkuptimi.

❖

*"Ilaçi kërkon njerëz të plagosur e të sëmurë për t'i shëruar. Shpëtimi shkon atje ku ka mjerim. Uji rrjedh drejt ultësirave dhe gropave. Kështu bëj dhe ti po t'u desh ujë mëshire! Afrohu te të vetmuarit, te të skamurit!"*

*(Mevlana Xhelaleddin Rumi)*

Siç rrëfehet, Xhunejd Bagdadi kishte një nxënës. Një ditë, e kishte zënë atë në flagrancë. I turpëruar shumë, nxënësi u largua dhe s'u kthye më në seli. Pasi kaloi një kohë, ky nxënës me zemrën të rrënuar ra në sy të Xhunejd Bagdatit që ishte duke kaluar nëpër treg së bashku me shokët e bisedës. Nxënësi e dalloi mësuesin dhe, nga turpi, u largua me vrap. Xhunejd Bagdadi (k.s.) që e pa se iku, u kthye nga shokët e u tha:

"Ju shkoni se mua më ka ikur një zog nga foleja!" Dhe u nis pas nxënësit. Ndërkaq, kur nxënësi e ktheu kokën dhe e pa mësuesin që po e ndiqte, e shpejtoi më shumë ikjen e emocionuar dhe kjo ndjekje nëpër sokakë mori fund pasi nxënësi e përplasi pa dashje kokën në një mur. Pastaj, kur e pa mësuesin para vetes, i iku fytyra dhe e uli kokën. Xhunejd Bagdadi (k.s.) i tha:

"O bir, ku po shkon, nga kush po ikën? Ndihma e mësuesit për nxënësin në këto ditë të vështira duhet!" Dhe e mori me vete me dhembshuri dhe e çoi në seli. Atje, nxënësi i ra ndër këmbë mësuesit dhe bëri pendesë.

Ja, kjo situatë është njëra prej rezultateve të begatshme të orientimit moralo-shpirtëror të pjekurisë për të mos e prapësuar njeriun pavarësisht nga gabimet, përkundrazi, për ta trajtuar me dhembshurinë e prindit.

Nga ana tjetër, përtej faljes së të metave dhe gabimeve, aftësia për ta kthyer të keqen me të mirë, madje për t'u lutur për përmirësim dhe orientim për dikë që të ka bërë keq, duhet të jenë veti dalluese të muslimanit. Si shembull për këto veti mjafton rasti i Qëndrimit të Profetit (s.a.s.) në Taif ku ai, në vend që t'i mallkonte ata që e goditën me gurë, u lut për orientimin e tyre në rrugë të drejtë. Gjithashtu, stili i tij që përdori për ruajtjen e dinjitetit të Mekës jo duke u lutur për shkatërrimin e njerëzve por për hyrjen e secilit prej tyre në



*Zoti i Lartë urdhëron: "Robtë e Mëshiruesit janë ata që ecin në tokë me thjeshtësi dhe, kur njerëz që s'e njohin veten, u hedhin fjalë, ata, pa u prekur nga ngacmimet ose fyerjet e tyre, u thonë "selam" (u urojnë paqe) dhe vazhdojnë rrugën e vet." (el-Furkan, 63) "Atëherë, edhe ti, pranë injorantit, bëhu i heshtur si libri!"*

*(Mevlana Xhelaleddin Rumi)*



rrugën e drejtë, u bë pretekst për shpëtimin e sa e sa mohuesve dhe kundërshtarëve të tërbuar!

Në hadithin profetik këshillohet kështu:

*"Nuk është ndonjë gjë me vlerë për ju t'u bëni mirë atyre që ju bëjnë mirë dhe t'u bëni keq atyre që ju bëjnë keq. Fisnikëri është jo t'u përgjigjeni me të njëjtën të keqe atyre që ju bëjnë një të keqe, por me të mirë!"* (Tirmidhi, *Birr*, 63)

Sepse, po qe se njeriu që i bën mirë, është armik, të bëhet mik; po qe se është në mes, të afrohet; po qe se të është afër, dashuria për ty i shtohet. Ky është kuptimi i faktit që sot, në botë, njerëzit e vënë nën sundimin e pamëshirshëm të materializmit dhe të zvarritur në krizë shpirtërore, për t'u lehtësuar shpirtërisht, tregojnë interes më shumë për konsideratat mistike. Edhe përdorimi i stilit mistik në paraqitjen dhe sugjerimin e Islamit në këtë drejtim është më i suksesshëm. Sot në Perëndim, shumica e shtresave të zgjedhura që kanë përqafuar Islamin, për ta kënaqur boshllëkun shpirtëror, u drejtohen veprave të mistikëve të mëdhenj si Hz. Mevlana dhe Ibni Arabi. Gjithashtu, në krye të veprave të kërkuara sot në botën perëndimore, janë veprat e tasavvufit, mistikës islame. Prandaj, ka nevojë jashtëzakonisht të madhe për gjerësinë shpirtërore që përfshin gjithë botën e Mevlanait, i cili thotë:

*Eja! Eja! Kushdo që të jesh, prapë eja!*
*Mohues, zjarradhurues ose idhujtar po të jesh, eja!*
*Selia jonë (e Islamit) nuk është seli e pesimizmit!*
*Njëqind herë në e ke prishur pendimin, prapë eja!*

Synimi final i i kësaj ftese tolerante të shumë të shquarit Mevlana është që, duke ia bërë njeriut të njohur margaritarin e thelbit të tij, ta shpëtosh nga gabimet me anë të bazës së begatë të dhembshurisë dhe mirëkuptimit dhe ta nderosh me Islamin, nuk është ta

*Ata që duan të mbushen me haré hyjnore, janë ata që përhapin në bahçet e zemrave aromat e faljes. Sepse duke falur të tjerët mund të formojmë bazë për faljen tonë. Njeriu që nuk fal dot, në të vërtetë e ka shkatërruar veten.*



pranosh pa ndonjë qëllim gjithkënd pavarësisht nëse vazhdon të mbetet në gjendjen e tij të vjetër. Synimi është rregullimi i botës së brendshme të atij njeriu. Te riparuesi dërgohet vegla e prishur. Edhe selitë e njerëzve të tillë të mëdhenj janë si ofiçina riparimi, prandaj edhe është mjaft e natyrshme që thirrja t'u bëhet më shumë njerëzve që kanë nevojë të ndreqen!

❖

Veçanërisht në kohët kur jeta fetare dobësohet tejet dhe kur njerëzit janë mjaft me të meta për sa u përket kritereve fetare, bashkëbiseduesi duhet trajtuar me një vetëmohim mistik, me mëshirë dhe mirëkuptim, sepse kjo lloj sjelljeje është qëndrimi më rezultativ që do ta rriste mundësinë e rregullimit dhe shpëtimit të njerëzve të rrethuar nga të katër anët me mëkate.

Ndërkaq, duhet thënë se mirëkuptimi ndaj mëkatarit është çështje individuale. Ndryshe, mirëkuptimi ndaj të metave dhe padrejtësive që duke kaluar nga individi në shoqëri në një mënyrë që i shkelin të drejtat e personit dhe që e shkatërrojnë qetësinë dhe lumturinë e shoqërisë, vështrimi i tyre me falje është i papranueshëm. Veç kësaj, vështrimi nga njerëzit që e jetojnë fenë sipërfaqësisht, i mëkatarëve me ndjenjë zemërimi, pa dyshim që nuk është aspak i gabuar. Për ta, qëndrimi larg mëkatarëve është i domosdoshëm për ta mbrojtur zemrën nga dëmet që mund të lindin nga afrimi me mëkatarët. Sepse, te personat që e jetojnë jetën me indiferentizëm, mëkatet u vijnë vetes të këndshme si një muzikë e ëmbël dhe mund të kryhen lehtësisht pa ua ndjerë peshën. Për këtë shkak, meqë trajtimi nga mëkatari i mëkatit të vet me lehtësi bëhet shkak edhe për t'i cënuar kriteret hyjnore, edhe për ngjitjen e atyre mëkateve në zemër si sëmundje ngjitëse, përbën një rrezik të përgjithshëm. Pra, mirëkuptimi ndaj mëkatarit nuk

*Nuk ka frymëzim në një zemër pa dhembshuri e pa mëshirë!*



duhet bartur te mëkati dhe armiqësia ndaj mëkatit nuk duhet shpërthyer te mëkatari.

Fjala e fundit që mund të themi pas të gjitha këtyre, është hadithi profetik:

*"Lehtësoni, mos vështirësoni! Përgëzoni, mos neveritni!"* (Buhari, *Ilm*, 11) Natyrisht, me kusht që të mos dëmtohet thelbi i fesë dhe që të mos dilet nga rruga e drejtë!..

**O Zot! Duke na bërë nga njerëzit e vërtetë të ashkut hyjnor me ditët të mbushura plot me urtësi hyjnore, bëna ne konfidentët e të fshehtave të të dy botëve! Na i bëj zemrat burim të dhembshurisë, mëshirës dhe ndihmës për krijesat për hir të Krijuesit! Dhe na i kthe mëkatet dhe të metat në mirësi dhe bukuri!**

**Amin, ashtu qoftë!**

*Dy gjëra mos i harro: Allahun e Lartë dhe vdekjen! Kurse dy gjëra harroji: të mirën që i ke bërë tjetrit dhe të keqen që të ka bërë tjetri! Lukman Hekimi.*

## ETIKA DHE KRITERET NE SHERBIM



Shërbimi është një detyrë shoqërore adhurimi që Zoti e kërkon nga robtë e vet. Jeta e besimtarit begatohet me shërbimin ndaj krijesave, fiton thellësi dhe kuptim. Shërbimi i cili përbën një pjesë me rëndësi të moralit islam, është kërkimi i Allahut dhe i pëlqimit të tij duke shpëtuar nga egoizmi i vetvetes dhe duke u orientuar kah krijesat me një shpirt sakrifice. Çdo shërbim i sinqertë i kryer vetëm për pëlqim të Allahut, larg mendimit për të arritur përfitime materiale e vetiake, është, në të vërtetë, një shprehje e dëshirës dhe kërkimit të konfidencës së Zotit e reflektuar në sjelljet.

Prandaj, të gjitha shërbimet duhen plotësuar në mënyrë të përsosur për sa i përket përmbajtjes dhe cilësisë, gjë që kalon nëpërmjet respektimit të një sërë rregullash etike dhe kriteresh. Pra, jo vetëm ka rëndësi zelli i treguar në plotësimin si të shërbimeve materiale ashtu dhe të atyre shpirtërore, por janë të rëndësishëm edhe cilësia dhe niveli shpirtëror me të cilat plotësohen. Sepse varet nga kjo që shërbimi të jetë i begatshëm dhe i pranueshëm në lartësinë e Zotit. Prandaj, të mëdhenjtë tanë, duke thënë që **"shërbimi është i rëndësishëm, por etika në shërbim është më e rëndësishme"**, kanë shprehur nevojën e plotësimit të shërbimit me një zemër plot frymëzim dhe duke zbatuar etikën dhe rregullat e caktuara.

*"Ku të hedhë rrënjë pema e bujarisë, trungu dhe degët i kapin qiejt. Por po t'ia vësh trungut sharrën e mendjemadhësisë, prije shpresën prej fryteve të saj!" Saadiu*

Sepse Zoti, aq sa ç'dëshiron që aktet që kryejmë të jenë të mira (salih), aq dhe vështron se në ç'gradë i kemi respektuar kriteret e devocionit gjatë kryerjes së tyre. Pra, krahas vështrimit të mënyrës së kryerjes së sjelljeve dhe adhurimeve tona për sa u përket mënyrës



*Mos i prekni miqtë për t'ua fituar zemrën armiqve sepse, si përfundim, jo vetëm s'do t'ua fitoni dot zemrën armiqve, por edhe miqtë do t'i humbni!*

*Ebu Muslim Horasani*

dhe elementëve përbërës, vështron edhe se mes çfarë cilësie ndjesore i kemi kryer. Prandaj, ndërsa një person i varfër materialisht por zemërbardhë e fiton xhennetin edhe me gjysëm kokrre hurme, personi i pasur materialisht por me zemër të varfër, pra, të sëmurë dhe indiferente, bie në disfatë shpirtërore edhe sikur të gjithë pasurinë ta shpenzojë!

Kjo do të thotë se pranimi tek Zoti i adhurimeve të kryera varet nga sinqeriteti dhe entuziazmi i dashurisë në zemër. Ndërsa shumë punë të mira (ameli salih) të dukura madhështore në dukje, zvogëlohen gjer në asgjë në zemrën xhuxhe, punët e mira në dukje të pandehura si të thjeshta dhe të vogla, në klimën e një zemre të madhe bëhen pretekst për një përfitim të përjetshëm dhe një fitim të lartë, shpërblimin e të cilave nuk e nxënë tokë e qiej!

Prandaj, specifika më me rëndësi është thelbi, ndijimet e zemrës, domethënë etika dhe kriteret që zemra i respekton në adhurim, që kjo e vërtetë fiton edhe më rëndësi në shërbim. Kështu, në Kur'an Profetit i është urdhëruar edhe falja e namazit në faltoren e Kuba-s të ngritur me sinqeritet dhe devocion, edhe shembja e faltores së Dirarit që hipokritët e kishin ngritur mbi themele pasinqeriteti dhe intrige. Nga jashtë, që të dyja kanë qenë faltore, por nga përmbajtja, kanë pasur ndryshime si lindja me perëndimin, si xhenneti me xhennemin!

Ja, pra, shërbimet e kryera me kriteret e etikës dhe gjendja e shërbimeve të kryera pa i respektuar këto kritere!

Në këto kushte, për t'u bërë i suksesshëm në shërbim, janë të domosdoshme zotërimi i dijes, kulturës, dinjitetit, seriozitetit si dhe një karakteri dhe personalitetit të shëndoshë. Në të kundërt, është e kotë të presësh ndonjë rezultat të mbarë e të begatshëm nga shërbimet e bëra pa sinqeritet dhe me indiferentizëm.

Nisur nga kjo, njeriu i shërbimit nuk duhet të jetë një makth që fantazon epërsi në veten e tij. Përkundrazi, duhet të jetë një besimtar sakrifikues i cili, në rrugën e shpëtimit të shpirtrave, është gati t'i sakrifikojë jo vetëm krenarinë, pasurinë dhe popullaritetin, por gjithçka. Njeriu i vërtetë i shërbimit ka bërë shenjë dalluese të vetën ndodhjen pranë çdo mjerimi dhe zije, pranë kokës së të vetmuarve. Eshtë një njeri zemre, burim shprese dhe besimi i cili di t'i kryejë detyrat në çdo fushë me dashuri.

Cilësitë që duhet t'i bëjë parim njeriu i shërbimit, etikën dhe kriteret që duhet t'i ketë kujdes, mund t'i radhisim kështu:



*"O njeri! Nga bota të vijnë dy zëra të kundërt me njëri-tjetrin. Vallë, cilin zë është e aftë zemra jote të kapë? Njëri është zëri i atyre që i janë afruar Zotit, kurse tjetri, zëri i të mashtruarve! Po ta pranosh njërin prej këtyre zërave, tjetrin as nuk e dëgjon dot, madje!.. Sepse ai që dashuron bëhet pothuajse qorr dhe i shurdhër ndaj kujtdo dhe çfarëdo gjëje tjetër!"*

*Mevlana Xhelaleddin Rumi*



## 1. KUPTIMI DHE NJOHJA E RENDESISE SE SHERBIMIT

Njeriu i shërbimit, para së gjithash, duhet të mendojë se shërbimi është një pasuri dhe favor i madh për të dhe duhet ta pranojë këtë si parimin e parë të shërbimit. Duke e kuptuar se vazhdimësia e të mirave sigurohet me falenderim, duhet të jetojë me ndjenjat e lavdërimit dhe falenderimit ndaj Zotit të vet.

Kumtimi dhe lartësimi i Fjalës së Allahut[9] që është shërbimi më i lartë, është një kauzë dhe një detyrë e shenjtë e lënë si amanet besimtarëve. Kur'ani dhe sunneti profetik janë amanete të Allahut dhe të të Dërguarit të Tij për ne. Ashtu siç sahabet dhe të parët tanë e kanë kuptuar dhe e kanë bartur këtë amanet qysh prej 1400 vjetësh e këtej, ashtu duhet ta bartim edhe ne për tek brezat e ardhshëm. Këto shërbime do të bëhen kapitali ynë i jetës së pasme, ahiret, dhe, në dashtë Zoti, viza jonë për në xhennet!

Ati ynë i ndjerë, Musa Efendi (k.s.), një njeri i zgjedhur që ia pati kushtuar jetën shërbimit ndaj krijesave të Allahut, e shprehte kështu vlerën dhe rëndësinë e shërbimit:

*"Pa bërë dallim midis adhurimit dhe mirësisë së madhe a të vogël, besimtari duhet të bëjë përpjekje për t'i kryer të gjitha sapo t'i bjerë rasti, sepse shumë vetë që kryejnë shërbime të mëdha, i nënvleftësojnë disa shërbime që duken si të vogla. Mirëpo nuk dihet se te cili shërbim është pëlqimi i Allahut!*

*"Sillu butë me çdo njeri, të madh ose të vogël. Po u solle butë dhe ëmbël, i varfëri të bëhet rob, të bëhet kurban, kurse i pasuri zbutet e tregon thjeshtësi. Suksesi është te gjuha e ëmbël. Trajtimi i ashpër pritet gjithmonë me zemërim dhe furi."*
*Saadiu*

---

9 Në origjinal: Ilâ-yı kelimatullâh.

*Duhet ta kuptojmë se mundësia për shërbim nuk i jepet çdokujt. Ka shumë njerëz që, megjithëse kanë aftësi për të shërbyer në çdo drejtim, nuk u bie të shërbejnë për shkak të mungesës së kushteve të përshtatshme kohore e vendore. Ata që shërbejnë, duke e ditur mundësinë për të shërbyer si mirësi dhe favor për ta, duhet ta shtojnë thjeshtësinë, madje, ndaj atyre që shërbejnë, të sillen në mënyrë falenderuese sepse u janë bërë pretekst për shërbim!"*

Imam Rabbaniu e shpreh kështu domosdoshmërinë e faktit që njeriu që shërben, duke i njohur ata të cilëve u shërben, si dhunti hyjnore për vete, duhet të mbajë qëndrim falenderues ndaj tyre:

*"Ashtu siç një person bëhet shkak që shumë vetë të fitojnë përkryerje shpirtërore, ashtu dhe është e mundur që shumë vetë të bëhen shkak që një person të fitojë përkryerje shpirtërore. Sepse është jashtë çdo diskutimi se aq sa ç'bëhet mësuesi shkak për përkryerjen e nxënësve të vet, aq bëhen edhe ata, si rezultat i parimit të reflektimit të fenomenit, nga një shkak më vete për përkryerjen e mësuesit të tyre!"*

Ne jemi të detyruar që, duke qenë të vetëdijshëm për dhuntitë dhe mirësitë e Allahut të Lartë për ne, të tregojmë zell të vazhdueshëm për t'i dhënë ato në rrugën e Tij. Ky është edhe treguesi i besnikërisë sonë në besim. Lidhur me këtë specifikë, në ajetin kur'anor thuhet:

**"Besimtarë të vërtetë janë vetëm ata që u besojnë Allahut dhe të Dërguarit dhe pastaj, pa rënë në dyshim, luftojnë me pasurinë dhe jetën e tyre në rrugën e Allahut! Ja, këta janë besnikët!"** (el-Huxhurat, 15)

Nga ana tjetër, është bërë e ditur masa e domosdoshme farz e dhurimit (infak) që duhet të bëhet nga pa-



*"Atyre që, duke hequr dorë nga të këqijat, besojnë dhe bëjnë punë të mira, Allahu ua kthen të këqijat në të mira (mëkatet në mirësi). Allahu është falës dhe mëshirues i madh!" (el-Furkan, 70)*



suria. Nisur nga kjo, personi që jep zeqatin e mallit (pasurisë), realizon shërbimin e duhur që duhet kryer me mall. Ndërkaq, meqë është e pamundur të përcaktohet masa nisab e kapaciteteve dhe mundësive që i favorizon Zoti njeriut, duhet që, gjer në frymën e fundit dhe me aq sa ta kemi fuqinë, t'ia kushtojmë veten shërbimit në rrugën e Zotit. Sepse kjo specifikë është e njohur për Allahun, por është e fshehtë për ne. Për këtë shkak, duhet të përpiqemi për shërbim dhe ndihmë gjer në kufirin e fundit të zellit dhe fuqisë sonë.

Zoti ynë i Lartë ka thënë: **"Allahu e bën çdo njeri përgjegjës me sa ta ketë fuqinë!"** (el-Bakara, 286)

Prandaj ajo çka i bie për detyrë çdo besimtari, është që, duke mos i parë shërbimet që ka bërë, të mjaftueshme, me mendimin se ç'mund të bëjë të tjera, të jetë vazhdimisht në kërkim shërbimi. Njëri prej shembujve më të gjallë të kësaj është Abdullah bin Ummi Mektum (r.a.) nga sahabet. Si i verbër, ai qe përjashtuar nga lufta. Por fakti që ai sahabi i bekuar mori pjesë në luftën e Kadisijes me mendimin që, të paktën, të mbante flamurin, është rezultat i shqetësimit të lindur nga kjo paqartësi e nisabit që bartte në zemër, si dhe, përgjithësisht, shfaqje e hapur e dëshirës për të kryer një shërbim!

Duke parë dobësitë dhe pamundësitë, besimtari kurrë s'duhet të bjerë në pesimizëm, indiferentizëm dhe pasivitet. Asnjëherë nuk duhet të mendojë se shërbimet që mund të bëjë në rrugën e Allahut kanë arritur fundin. Ai duhet të jetojë gjer në fund të jetës me një entuziazëm shërbimi dhe lufte që vjen duke u rritur.

Siç e kërkon ajeti kur'anor

*Ndër njerëzit, janë tre grupe që e njohin vetveten: 1) ata që nuk e ngacmojnë as erën; 2) ata që kanë turp ta thonë edhe emrin e vet; 3) ata që i shohin të tjerët me dhembshuri e mëshirë.*



وَاعْبُدْ رَبَّكَ حَتَّى يَأْتِيَكَ الْيَقِينُ

**"Vazhdo ta adhurosh Zotin tënd gjersa të të vijë fakti** (vdekja)**!"** (el-Hixhr, 99), çdo besimtar, gjersa të ketë fuqi për t'i hapur e mbyllur sytë, duhet ta njohë domosdoshmërinë e vazhdimit të shërbimeve që janë domosdoshmëri e adhurimit!

Kjo ngjarje e vë sheshit në mënyrë të qartë se cila duhet të jetë masa jonë në këtë drejtim.

Në mbarim të luftës së Uhudit, Profeti (s.a.s.) urdhëroi të kontrolloheshin të vrarët dhe të vdekurit. Mes tyre ishte një sahabi, për fundin e të cilit interesohej veçanërisht: Sa'd bin Rebi (r.a.)!

I Dërguari i Allahut dërgoi një person nga sahabet në fushën e luftës për ta gjetur atë dhe për të mësuar për gjendjen e tij. Por personi i ngarkuar, sado që e kërkoi Sa'd-in, nuk e gjeti, sado që e thirri, nuk mori përgjigje. Më në fund, me një shpresë të fundit, thirri në drejtim të vendit ku ndodheshin dëshmorët dhe të plagosurit:

"O Sa'd! Më ka dërguar i Dërguari i Allahut dhe më ka thënë t'i tregoj se a ndodhesh mes dëshmorëve apo të plagosurve!"

Dhe Sa'd-i (r.a.) i cili në ato çaste po jetonte çastet e fundit të jetës dhe s'i kishte mbetur fuqi për t'u përgjigjur, kur dëgjoi lajmin mbi interesimin e të Dërguarit të Allahut për të, duke mbledhur të gjitha fuqitë, mundi të thoshte me zë të pakët:

"Unë tashmë jam mes të vdekurish!"

Ishte e qartë se, më në fund, po vështronte botën përtej!

*"Merre dhe ti pjesën tënde nga drita, këshilla dhe bukuria!.. Dhe mos e bëj veten si mizat që prekin në ndyrësirë! Njeri bëhu, njeri!"*

*Mevlana Xhelaleddin Rumi*



*Shihe me të mirë veten, o ti, thelbi i gjithësisë,*

*O njeri, që je bebja e syrit e krijesave të gjithësisë...*

*Sheh Galibi*

Personi i ngarkuar me detyrë vrapoi te Sa'di. Trupi i ishte bërë copë-copë nga goditjet e shpatave dhe ishte mbledhur shuk. Dhe dëgjoi nga ai me një zë të mekur, pothuaj si mërmërimë, këto fjalë të jashtëzakonshme:

"Vallahi, po qe se, sa të jeni në gjendje për të hapur e mbyllur sytë, nuk e ruani të Dërguarin e Allahut nga armiqtë, por jepni mundësi që t'i ndodhë ndonjë fatkeqësi, nuk do të keni dot asnjë justifikim për të paraqitur para Allahut!"[10]

Këto fjalë të Sa'd b. Rebi-ut (r.a.) pothuaj si një porosi për ummetin, në të njëjtën kohë u bënë fjalët e tij të lamtumirës për këtë jetë të vdekshme!

Halid b. Velidi (r.a.), duke bërë vetëllogari ndërsa po jepte shpirt, thotë kështu:

"Sa e hidhur është që trimi që e ka kaluar jetën mes hingëllimave të kuajve dhe vringëllimës së shpatave, të vdesë në shtrat si i sëmurë! Ngrimëni në këmbë! Të paktën ta jap shpirtin në këmbë duke u mbajtur në shpatën time!"

Edhe bota ndjesore që bën të thuhen këto fjalë, shpalos një vetëdije përgjegjësie shumë të madhe!

Kjo botë ndjesore mund të përgjithësohet në të gjitha fushat e shërbimit në rrugën e Allahut. Çdo besimtar si njeri i shërbimit, duke marrë pjesën e vet nga këto ndjenja, duhet t'i bëjë ato kritere ideale të veprimeve të veta dhe duhet ta kuptojë se sa e madhe është përgjegjësia dhe pasoja e indiferentizmit ndaj kryerjes së shërbimit kur ekzistojnë mundësitë. Besimtari nuk duhet të tregohet moskokëçarës ndaj faktit se ç'rrezik

---

10 shih. Ibni Abdilber, Istiab, vëll. II, f. 590.



paraqet për jetën e amshuar një qëndrim dhe sjellje e tillë!

Shërbimi është një virtyt i tillë pas të cilit mbahen veçanërisht profetët dhe të urtët, saqë ato personalitete të mëdhenj nuk e kanë lënë shërbimin as në shtratin e vdekjes.Kjo situatë është një shembull i mjaftueshëm për njerëzit e pajisur me kulturën shpirtërore për faktin se shpreh mënyrën se si duhet kapur pas shërbimit!

*"Kush ringjall (e bën njeri) një njeri, është sikur t'i ketë ringjallur (t'i ketë bërë njerëz) të gjithë njerëzit!"*

*(el-Maide, 32)*



## 2. STOLISJA E ZEMRES ME VETI MORALO-SHPIRTERORE

Zemrat e atyre që shërbejnë duhet të jenë të mbushura me frymëzim dhe ndjenja shpirtërore. Zhvillimi i mëtejshëm i horizontit tonë afektiv është i mundur vetëm me ushqime moralo-shpirtërore. Kurse si rezultat i këtij formimi, kuptimi, parandjenja dhe ndjenjat na thellohen. Po qe se miqtë e Allahut, si Bahaeddin Nakshibend, Aziz Mahmud Hydaji, Gazali, Mevlana e të tjerë si këta do të kufizoheshin vetëm me diturinë formale e nuk do të pajiseshin me diturinë e zemrës, nuk do të mund të arrinin në pozita të shkëlqyera si yje të Plejadës në qiellin tonë të zemrës qysh prej shumë shekujsh!

Ngaqë këta miq të mëdhenj të Allahut i kanë vëzhguar ngjarjet nga dritarja e zemrës me vështrim dashurie dhe pasioni, janë bërë udhërrëfyes për shoqëritë ku kanë jetuar, shumë e shumë vetëve që kanë kërkuar të orientohen në rrugë të drejtë, madje, padishahëve që i kanë dhënë kahje botës. Sepse ata patën ngritur mbulesën enigmatike që mbulon dituritë formale, dijet racionale dhe logjike dhe kanë merituar shfaqjet e begata të dashurisë dhe pasionit hyjnor.

Këta miq të Zotit, megjithëse me trupat e vdekshëm nën tokë qysh prej shekujsh, me frymëzimin, botën shpirtërore dhe veprat e tyre të zemrës jo vetëm kanë ardhur gjer në ditët tona, por me shërbimet e tyre do të vazhdojnë të mbeten të gjallë edhe këtej e tutje.

Mundësia për t'u bërë pretekst për orientimin e njerëzve në rrugë të drejtë, gjë që është njëra nga synimet e rëndësishme të shërbimit, është një cilësi e varur

*Edhe sikur bashkëbiseduesi ynë të jetë në fyerjet e veta ndaj nesh po aq i ashpër sa faraoni, mënyra jonë e sugjerimit duhet të jetë jo në formën e teprimeve ndjesore sikur vret e pret, por, si rrjedha e qetë e ujit, fjalë e butë që i fal zemrës kënaqësi!*



nga gjendja moralo-shpirtërore e njeriut. Me sa të kemi mundësi ta zbatojmë Islamin në jetën tonë personale, me aq do të kemi mundësi të ndikojmë mbi njerëzit e tjerë. Zemra është një dritare e hapur ndaj enigmës hyjnore. Atyre që e përdorin këtë dritare, u bëhen të dukshme botët përtej, pafundësia. Mundësia për të hyrë në përmbajtjen e tevhidit, besimit monoteist islam, e bën njeriun udhëtar të pafundësisë.

Kur e vështrojmë jetën e Profetit tonë, vëmë re se revelacioni hyjnor është zbritur përparësisht në zemrën e tij. Kjo situatë shprehet kështu në ajetin kur'anor:

**"Pa dyshim, ai** (Kur'ani) **është zbritje e** (fjalës hyjnore të) **Zotit të Botëve. Atë e ka zbritur Shpirti i Besueshëm me një arabishte të qartë në zemrën tënde që ti të bëhesh ndër paralajmëruesit!"** (esh-Shuara, 192-195)

Ky Kur'an i zbritur në zemër është bërë pretekst që karakteri dhe sjelljet e të Dërguarit të Allahut të shpalosen pothuaj në gjendjen e një Kur'ani të gjallë. Ja, pra, sahabet patën mbetur të mahnitur para këtij karakteri dhe personaliteti, kështu, karakterin dhe personalitetin e vet islam e patën marrë përparësisht nga zemra profetike. Këta njerëz paganë të cilët, para se orientoheshin, patën bërë një jetë gjysmë të egër, duke u begatuar me gjendjet e të Dërguarit të Allahut, patën arritur përsosmërinë në sjellje. Si rrjedhojë, patën arritur të bëheshin "njerëz kulmorë në virtyte" në historinë e njerëzimit. Edhe besimtarët që kanë vënë si qëllim shërbimin ndaj fesë së Allahut, duke marrë shembull nga modeli i sahabeve në virtyt, duhet të përfitojnë nga kjo e fshehtë e lartë dhe duhet të bëjnë përpjekje që t'i mbushin zemrat me begatinë e Kur'anit.

*"Njeriut i mjafton si mëkat ta shohë me nënvleftësim vëllain e vet musliman!"*

*(Muslim, Birr, 32)*

Shërbimi i mangët nga begatia e zemrës është si një kovë me ujë e derdhur në shkretëtirë. Fara e hedhur në parcelën e tharë është e dënuar të asgjësohet në zorrët e minjve të arave. Kurse farat e shërbimit të hedhura në zemër, janë lisat e së ardhmes. Prandaj, njeriu i shërbimit është i detyruar t'i përftojë nivel zemrës së vet! Ai duhet të maturohet shpirtërisht duke u dhënë rëndësi, në adhurimet, pasurisë shpirtërore dhe, në moral e në marrëdhëniet ndërnjerëzore, delikatesës, hijeshisë dhe vetëmohimit. Kjo gjendje moralo-shpirtërore e ngre robin në konfidencën hyjnore. Kështu, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) ka porositur:

*"Allahu e do robin e devotshëm, pasanikun e ndjenjave, atë që, duke e dhënë veten pas adhurimit, rri larg famës dhe popullaritetit dhe merret me përmirësimin e egos së vet!"* (Muslim, *Zuhd*, 11)

Zemra e personit që bën shërbim, duhet të jetë si një tokë pjellore. Gjallesat që kalojnë mbi të, e shkelin dhe lëshojnë aty jashtëqitjet e tyre. Dhe toka pastrohet duke i përdorur ato dhe, me bimët që mbijnë prej saj, ushqen të gjitha krijesat! Ja, kështu, si një tokë pjellore duhet të jenë zemrat e njerëzve të shërbimit dhe të gjitha bukuritë, pamjet, rrymat e fuqisë të zemrave të tyre duhet t'u reflektohen në formë poezie të natyrshme atyre që u shërbehet. Për ta zotëruar një gjendje të tillë, duhet bërë kujdes për këto katër parime:

### a) Zemra duhet të jetë vazhdimisht bashkë me Allahun

Zoti urdhëron kështu në ajetin kur'anor:

*"Nuk është veti e lartë t'u bësh mirë atyre që të bëjnë mirë dhe t'u bësh keq atyre që të bëjnë keq. Veti e lartë është jo t'u përgjigjesh në të njëjtën mënyrë atyre që të bëjnë keq, por me të mirë!" (Tirmidhi, Birr, 63)*



"Pa dyshim, në krijimin e qiejve e të tokës, në ardhjen e njëpasnjëshme të natës dhe ditës ka shumë argumente dhe prova për ata që kanë mend, të cilët e përmendin Allahun vazhdimisht, kur janë në këmbë, ndenjur dhe shtrirë, mendojnë thellë për krijimin e qiejve e të tokës dhe thonë: "**Zoti ynë, ti nuk i krijove këto më kot! Ne të mbajmë të pastër nga një gjë e tillë! Mbrona ne nga zjarri i xhehennemit**!" (Al-i Imran, 190-191)

dhe:

**"... Dijeni se zemrat vetëm me përmendjen e Allahut gjejnë qetësi!"** (Er-Rad, 28)

Përmendja e Allahut nuk është vetëm përmendje dhe shqiptim i emrit të Tij. Është shtresimi në zemër i njohjes dhe vetëdijes mbi Allahun. Vetëm në këtë mënyrë ngopet zemra. Ja, në këtë mënyrë shfaqet lumturia që i jep njeriut lumturia e afrimit ndaj Allahut.

Kur vetëdija e qenies bashkë me Zotin zë vend në zemrën e njerëzve të shërbimit, asnjë pengesë që mund të haset në shërbim nuk i mposhtin dot ata, të gjitha vështirësitë u vijnë të lehta dhe shërbimi kryhet me dëshirë. Shërbimet e kryera me dëshirë edhe bëhen me vend, edhe i japin kënaqësi personit. Dhe për këtë, zemra duhet pastruar nga dashuria për vanitetet (të gjitha gjërat e tjera veç Allahut) dhe duhen mbushur me dashurinë për Zotin. Në një hadith kudsi të përcjellë në veprën Mishkatu'l-Envar të Ibni Arabiut, thuhet:

*Eja, eja, kushdo që të jesh, prapë eja!*

*Dhe sikur të jesh mohues, zjarradhurues, idhujtar, eja!*

*Selia jonë (Islami) nuk është seli ku mungon shpresa;*

*Dhe sikur ta prishësh njëqind herë pendimin, prapë eja!*

*Mevlana Xhelaleddin Rumi*



*“O njeri! Ty të krijova për vete, kurse materien e krijova për ty! Mos e shkatërro veten për hir të vaniteteve që krijova për ty, domethënë, për hir të kësaj bote!”*[11]

## b) Zemra duhet të jetë e mbushur me dashurinë për Allahun dhe të Dërguarin e Tij

Dashuria në shërbim është fillimi i përparimit. Në të vërtetë, kjo pikë është vendi ku fillon gjithçka. Pas këtij momenti, zemra fillon të zhvillohet nga ana afektive dhe të shpalosë bukuritë e saj.

Dashuria për Allahun dhe të Dërguarin duhet të jetë mbi të gjitha dashuritë e tjera të zemrës. Në ajetin kur’anor thuhet:

**“... Te besimtarët, dashuria për Allahun është më e fortë se çdo dashuri!”** (el-Bakara, 165)

dhe:

**“Thuaju: “Po qe se etërit, djemtë, vëllezërit, gratë, të afërmit, mallrat që keni fituar, tregtia për të cilën keni frikë se mos ju ndërpritet, banesat të cilat ju pëlqejnë janë për ju më të dashura se Allahu, i Dërguari dhe lufta në rrugën e Allahut, prisni gjersa të vijë urdhri i Allahut** (për ndëshkim). **Allahu nuk i vë në rrugë të drejtë njerëzit e zvetënuar!”** (et-Tevbe, 24)

Po qe se zemra është e mbushur plot me dashurinë për Allahun dhe të Dërguarin e Tij, atëherë të gjitha bukuritë reflektohen në zemrën tonë. Allahu dhe i Dërguari i Tij njihen jo vetëm duke i kënduar nga rreshtat, por edhe me dashurinë në zemra. Ai që do, e admiron

*Vendet që nuk kanë hedhur farën e mëshirës në tokën e tyre, janë bërë vende zie për sa e sa fitimtarë!*

11 Mishkatu’l-Envar, Nurlar Hazinesi, f. 126-127

të dashurin dhe e imiton atë me aq sa ta ketë dashurinë për të. Sepse dashuria dhe afërsia janë si linjë rryme elektrike mes dy zemrave. Dashuruesit asnjëherë s'i nxjerrin të dashuruarit prej zemre e s'i lëshojnë prej goje. Ata jetojnë dhe vdesin me kënaqësinë e sakrificës me bujari të jetës dhe pasurisë së tyre për të dashurit!

Ja, pra, që ta duam Profetin (s.a.s.) dhe të jemi të denjë për dashurinë e tij, është e domosdoshme që salavatin ta mbajmë në gojë dhe zemrën, vazhdimisht në gjendje të lidhur me të.

Grada e përsosmërisë së zemrës është në raport të drejtë me reflektimet që merr ajo nga i Dërguari i Allahut. Duke e vlerësuar lart të Dërguarin e Tij, Zoti thotë kështu në Kur'an:

**"Pa dyshim, Allahu dhe engjëjt i bëjnë shumë salat Profetit. O besimtarë, edhe ju bëjini salavat Atij dhe jepini selam me një nënshtrim të plotë!"** (el-Ahzab, 56)

Kurse në një ajet tjetër, Zoti ka thënë kështu:

**"Pa dyshim, te i Dërguari i Allahut ka një model të bukur për ju, për ata që shpresojnë të arrijnë ditën e ahiretit e të takohen me Allahun dhe për ata që e përmendin shumë Allahun!"** (el-Ahzab, 21)

Tek sahabet vëmë re shfaqjen e këtyre dy ajeteve dhe kulmimin e dashurisë tek ta. Ata që e arrijnë burimin e dashurisë te Allahu dhe i Dërguari i Tij, jetojnë gjer në kiamet si njerëz të zgjedhur të ummetit, bashkësisë së Muhammedit dhe, pasi të kenë kaluar nga kjo jetë, kujtohen gjithmonë me mëshirë dhe lutje. Gjendja e dy nga personat e pasionuar pas të Dërguarit të Allahut të cilët patën arritur në këtë gjendje, është kështu.



*Po qe se ke thyer një zemër një herë,*

*Ky që fale, nuk është namaz!*

*Dhe sikur të duash kombe te tërë,*

*Duar e fytyrë të pastër nuk lë pas!*

*Junus Emre*



Profeti dërgoi mësues në fiset përreth për ta përhapur fenë e së drejtës dhe për t'ua mësuar atë njerëzve. Por disa prej këtyre mësuesve qenë tradhtuar dhe vrarë. Njëra nga këto ngjarje pati ndodhur në ngjarjen Rexhi.

Fiset Adal dhe Kare kërkuan nga i Dërguari i Allahut mësues që t'ua mësonin Islamin. Ai dërgoi një ekip prej dhjetë vetësh. Kur ekipi në formë karvani arriti në zonën Rexhi, ra në pritë. Tetë prej tyre u vranë, kurse dy u zunë robër dhe iu dërguan politeistëve mekas.

Robërit ishin sahabet Zejd dhe Hubejd (r.anhuma). Të dy u vranë nga politeistët mizorë. Para se ta vrisnin Zejdin, e pyetën:

"A nuk do të deshe që, në shkëmbim të jetës, të shihje në vendin tënd pejgamberin tënd?"

Zejdi (r.a.) e pa me keqardhje Ebu Sufjanin që ia bëri këtë pyetje dhe iu përgjigj:

"Jo vetëm që s'dua të ndodhet këtu pejgamberi im që e dua si fëmijët e mi, por as dhe t'i ngulet një gjemb në këmbë!"

Ebu Sufjani ngriu para kësaj shfaqjeje dashurie.

"Çudi, me të vërtetë!" - Tha ai. "Unë s'kam parë gjer më sot në jetën time dikë që ta duan sa ç'e duan Muhammedin shokët e vet!"

Pastaj shkuan te Hubejbi (r.a.). Atij i thanë se do të shpëtonte po të hiqte dorë nga feja.

Hubejb (r.a.) u tha:

"Edhe sikur të ma falni botën, nuk heq dorë nga feja!"

Pastaj ia bënë edhe pyetjen që i bënë Zejdit dhe morën të njëjtën përgjigje.

*Riparuesit i çohet vegla e prishur. Edhe selia e njerëzve të zemrës i ngjet një reparti riparimi, ku, meqë puna që bëhet është rregullimi i gabimeve, është mjaft e natyrshme që ftesa t'u drejtohet më shumë njerëzve që kanë gabuar!*

Ndërkaq, Hubejbi pati një dëshirë të fundit para vdekjes:

"T'i dërgonte përshëndetje me dashuri të Dërguarit të Allahut!"

Mirëpo, me kë do t'ia dërgonte? Pranë s'kishte asnjë musliman! I ngriti sytë me dëshpërim drejt qiellit dhe, me përgjërim, tha:

"Allahu im! Këtu s'ka asnjë njeri që t'ia çojë përshëndetjen të dërguarit Tënd! Dërgoja Ti përshëndetjen time!"

Në këtë çast, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) po rrinte në Medine së bashku me shokët, të cilët e dëgjuan atë të thoshte pa iu drejtuar kujt: "Ve alejhisselam!"

Shokët e pyetën me habi:

"O i Dërguari i Allahut, përshëndetjes (selamit) të kujt iu përgjigje?"

*"Selamit të vëllait tuaj, Hubejb!"* - U tha ai.

Më në fund, qafirët i vranë të dy sahabet duke i vënë nën tortura të rënda. Njëra nga fjalët e thëna nga Hubejbi ndërsa po vdiste është shumë e kuptimshme:

"Nëse vdes si musliman, ç'rëndësi ka nëse vdes kështu apo ashtu?"[12]

Gjithashtu, ishte për shkak të dashurisë për të Dërguarin e Allahut që, për të pasur nderin e dërgimit dhe sjelljes së letrave të tij, sahabet e rinj pothuajse hynin në garë me njëri-tjetrin. Për ta çuar në vend dëshirën e tij, kërkonin të shërbenin me gjithë zemër duke marrë parasysh çdo sakrificë dhe duke mos nxjerrë asnjë



*"Lehtësoni, mos vështirësoni! Përgëzoni, mos nxisni neveri!"*

*(Buhari, Ilm, 11)*

12 shih. Buhari, Megazi, 10; Vakidi, Megazi, f. 280-281.



justifikim. Fakti që në vendet ku shkonin duke kapërcyer male të thepisur dhe shkretëtira të vetmuara, e këndonin letrën e të dërguarit të Allahut para mbretërve me një guxim të madh që u buronte nga besimi, është shfaqje e veçantë e dashurisë së thellë që ndjenin ata për të Dërguarin e Allahut!

Ja, pra, ashku dhe guximi i sahabeve, shokëve të Profetit. Ndërsa një tabllo e tillë torturash na tmerrojnë ne, ata që e donin të Dërguarin e Allahut me pasion, kurrë nuk dridheshin para një pamjeje të tillë. I gjithë halli i tyre ishte të meritonin vëmendjen e të Dërguarit të Allahut! Prandaj, zbukurimi i zemrave me një dashuri të tillë për Profetin e Ndritshëm bëhet fara e begatshme e shërbimeve të shenjta.

### c) Zemra duhet të jetë e mbushur me dashurinë për vëllezërit e fesë

Ku ka vëllazëri, ka edhe dhembshuri dhe mëshirë. Po qe se njeriu, gjërat që dëshiron për vete, nuk i dëshiron edhe për vëllezërit e fesë, nuk mund të thuhet se është i formuar në besim.

Allahu i Lartë urdhëron:

إِنَّمَا الْمُؤْمِنُونَ إِخْوَةٌ فَأَصْلِحُوا بَيْنَ أَخَوَيْكُمْ
وَاتَّقُوا اللّٰهَ لَعَلَّكُمْ تُرْحَمُونَ

“**Besimtarët janë vëllezër. Prandaj pajtojini vëllezërit (nëse bien në mosmarrëveshje) dhe kini frikë Allahun që të mëshiroheni!**” (el-Huxhurat, 19)

Në hadithet e tij, Profeti (s.a.s.) ka porositur:

*Mirëkuptimi ndaj mëkatarit nuk duhet bartur te mëkati; po kështu, neveria ndaj mëkatit nuk duhet bartur te mëkatari.*

*"Po s'besuat, s'hyni dot në xhennet. Po s'e deshët njëri-tjetrin, nuk mund të keni besuar plotësisht. Po ju jap një porosi që, po ta zbatoni atë, do ta doni njëri-tjetrin: Përhapeni selamin (përshëndetjen me urim për paqe) mes jush!"* (Muslim, *Iman*, 93)

*"Janë shtatë lloj njerëzish të cilët, në ditën e vështirë të kiametit kur nuk do të ketë asnjë hije, Allahu i Lartë do t'i strehojë nën hijen e (arshit të) vet... Ndër këta do të jenë ata dy vetë të cilët e duan njëri-tjetrin për hir të Allahut dhe të cilët rrinë bashkë e ndahen po me këtë dashuri..."* (Buhari, *Ezan*, 36)

Kurse në një hadith kudsi, Allahu i Lartë urdhëron kështu:

*"Dashuria ime është për ata që e duan njëri-tjetrin për mua, që e gostisin njëri-tjetrin për mua, që e besojnë njëri-tjetrin dhe bëhen miq për mua, që nuk i presin lidhjet me farefisin dhe miqtë për mua dhe që shkëmbejnë vizita për mua!"* (Ahmed b. Hanbel, *Musned*, V, 229)

Gjithashtu, në lidhje me vëllazërimin dhe dashurinë për njëri-tjetrin për hir të Allahut, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) na përcjell një hadith të tillë:

*"Dikush u nis për ta vizituar vëllanë e fesë që jetonte në një fshat tjetër. Allahu i Lartë dërgoi një engjëll për ta vëzhguar atë person gjatë rrugës. Kur u takuan në rrugë, engjëlli e pyeti:*

*"Ku po shkon?"*

Ai iu përgjigj:

*"Po shkoj t'i bëj vizitë filan personit!"*

Engjëlli e pyeti:

*"A keni farefisni mes jush?"*

Njeriu iu përgjigj:



*Shërbimi është i rëndësishëm, por etika në shërbim është më e rëndësishme!*



*"Jo!"*

Engjëlli e pyeti:

*"Mirë, po pse shkon atëherë?"*

Njeriu i u përgjigj:

*"Unë e dua atë vetëm për hir të Allahut. Prandaj po shkoj t'i bëj një vizitë."*

Pas këtyre fjalëve, engjëlli i tha:

*"Unë jam një i dërguar i Allahut tek ti. Meqë atë person e do si vëlla vetëm për hir të Allahut, edhe Allahu të do ty!"* (Ahmed b. Hanbel, *Musned*, II, 292)

Ngaqë dashuria ndërmjet njerëzve të shërbimit i afron zemrat e tyre, formohet një truall i begatshëm e i qetë dhe atyre u shtohen forcat. Me të vërtetë, me një solidaritet të ngushtë nuk ka vështirësi që të mos kapërcehet. Allahu i lavdëron kështu në ajetin kur'anor ata që lidhen fort me njëri-tjetrin me dashuri dhe përpiqen e luftojnë së bashku duke u vënë në radhë sup më sup:

إِنَّ اللّٰهَ يُحِبُّ الَّذِينَ يُقَاتِلُونَ فِي سَبِيلِهِ
صَفًّا كَأَنَّهُمْ بُنْيَانٌ مَرْصُوصٌ

**"Pa dyshim, Allahu i do ata që luftojnë në rrugën e Tij të vënë në radhë sup më sup si gurët e murit të lidhur me plumb!"** (es-Saff, 4)

Historia është bërë dëshmitare e fitoreve të panumërta të shumë ushtrive të lidhura me anë të besimit dhe dashurisë. Njëra nga shfaqjet e historisë sonë të afërt është edhe lufta e Çanakalasë.

*"Ka shumë njerëz që, megjithëse kanë aftësi për të shërbyer në çdo drejtim, nuk u bie të shërbejnë për shkak të mungesës së kushteve të përshtatshme kohore e vendore. Ata që shërbejnë, duke e ditur mundësinë për të shërbyer si mirësi dhe favor për ta, duhet ta shtojnë thjeshtësinë, madje, ndaj atyre që shërbejnë, të sillen në mënyrë falenderuese sepse u janë bërë pretekst për shërbim!"*

*Musa Efendi*
*(rahmetullahi alejh)*



Forca e besimit e ushtrisë sonë shumë të dobët materialisht bëri që lufta të përfundonte me fitoren tonë. Për më tepër, armiku ka mbetur i detyruar ta pranojë dhe pohojë ndihmën hyjnore për ne. Kështu gjenerali anglez Hamilton ka thënë:

"Ne na mundi jo forca materiale e turqve, por forca morale e tyre. Ne i vëzhguam ata që zbritën nga qielli!"

Përfundimisht, shfaqja e ajetit kur'anor në një ushtri besimtare e principiale të merituar të dashurisë hyjnore... Sepse për ata ushtarë të mbushur plot besim, rënia dëshmor ishte lumturi, kurse jetesa si fitimtar ishte nder. Sikur brenda secilit ndodhej një komb. Në Çanakala, ushtria e priti armikun me zemrën plot besim dhe Kur'an të të gjithë kombit. Kapiteni Lutfi Bej thërriste me zë të lartë:

"Eja në ndihmë, o Muhammed, se po të ikën Libri!.."

Duket sikur në krye të ushtrisë dolën velinjtë me flamur dhe se dëshmorët i priti Profeti (s.a.s.)!

❖

Allahu i Lartë i ka bërë haram cilësitë e këqija, si vënien në lojë, gjë e cila i lëkund ndjenjat e vëllazërisë dhe dashurisë së besimtarëve ndaj njëri-tjetrit, përfoljen pas shpine, hetimin e të metave dhe ushqimin e mendimit të keq për tjetrin. Dhe ata që i ngjisin vetes këtë moral të keq, i ka paralajmëruar ashpër në Kur'an:

**"Mjerë për ata që i përfolin njerëzit nga pas, i vënë në lojë me shenja sysh e vetullash dhe që grumbullojnë mall dhe e numërojnë herë pas here** (si

*"Pa bërë dallim midis adhurimit dhe mirësisë së madhe a të vogël, besimtari duhet të bëjë përpjekje për t'i kryer të gjitha sapo t'i bjerë rasti, sepse shumë vetë që kryejnë shërbime të mëdha, i nënvleftësojnë disa shërbime që duken si të vogla. Mirëpo nuk dihet se te cili shërbim është pëlqimi i Allahut!"*

*Musa Efendi (r.a.)*



**dhe e bëjnë pretekst për t'u mburrur në vend që të mendojnë se si e kanë fituar dhe ku duhet ta shpenzojnë)!"** (el-Humeze, 1-2)

Prandaj, të gjithë thashethemexhinjtë që e kanë bërë zakon t'i ngacmojnë, t'i fyejnë dhe t'i plagosin në zemër njerëzit, qoftë me dorë a me fjalë, materialisht dhe shpirtërisht, janë të dënuar të shkatërrohen në disfatë në xhehennem.

Për t'u mbrojtur nga një fund i tillë, Islami i ka nxitur zemrat besimtare të bëhen falëse dhe mbuluese të gabimeve, për më tepër, të luten për njëri-tjetrin. Me të vërtetë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.), porosit kështu në një hadith:

*"Mos u kapni pas veseve të këqija si mosdurimi i njëri-tjetrit. Mos tentoni ta nxirrni zemërimin nga njëri-tjetri. Mos i hetoni të metat e njëri-tjetrit. Mos përgjoni se ç'thonë të tjerët... O rob të Allahut, bëhuni vëllezër!"* (Muslim, *Birr*, 30)

Profeti ynë (s.a.s.) ngriti mes sahabeve një vëllazëri shembullore që ka për t'u bërë dritë besimtarëve të ardhshëm gjer në kiamet. Kështu, kjo vëllazëri e realizuar mes muhaxhirëve që emigruan nga Meka në Medine, dhe ensarëve, besimtarëve medinas, është një tabllo e pashoqe e paparë edhe një herë tjetër nga historia. Kjo vëllazëri pati shkuar gjer atje sa ensarët e patën vënë në shesh tërë pasurinë dhe qenë treguar të gatshëm ta ndajnë përgjysmë me vëllezërit muhaxhirë. Ndërkaq, edhe muhaxhirët, zemra e të cilëve ishte shndërruar në thesar pëlqimi ndaj vëllezërve medinas, u patën thënë atyre me pjekuri të rrallë:

*Falenderoje Allahun e Lartë që të dha mundësi të bësh të mira, sepse me bujarinë dhe favorin e Tij, s'të la bosh. Ai që i shërben mbretit, nuk mund ta ngarkojë atë me barrën e mirënjohjes. Ti tregohu mirënjohës ndaj Zotit se të ngarkoi me punë!*
*Saadiu*



"Të qoftë e bekuar malli e pasuria, o vëlla, mua më trego rrugën e tregut, më mjafton!" Kjo vëllazëri e tyre është miratuar nga ana e Allahut të Lartë dhe, si një mesazh i amshuar, ka fituar nderin të zërë vend në Kur'an:

**"Ata që e patën bërë vendbanimi** (Medinen) **para muhaxhirëve dhe që janë lidhur pas besimit, i duan ata që kanë bërë hixhret. Ata nuk ndjejnë shqetësim në zemra për shkak të gjërave që u japin atyre. Edhe sikur të ndodhen në ngushticë, i vënë vëllezërit besimtarë para vetes!.."** (el-Hashr, 9)

Kjo ngjarje e treguar nga Hz. Hudhejfe të tërheq vëmendjen për sa i përket vetëmohimit të sahabeve:

Ishim në luftën e Jermukut. Beteja e ashpër kishte mbaruar, muslimanët e plagosur nga goditjet e shigjetave dhe heshtave, kishin nisur të jepnin shpirt mbi rërën e nxehtë ku kishin rënë. Në këtë mes, edhe unë, duke e mbledhur veten me një mijë e një vështirësi, fillova të kërkoj djalin e xhaxhait. Pasi u vërtita pak, e gjeta mes të plagosurve që po jetonin çastet e fundit. Mirëpo djali i xhaxhait që shtrihej mes një pellgu gjaku, mund të bisedonte me vështirësi vetëm me shenjat e syve. Unë ia tregova calikun e ujit që ia kisha përgatitur që më parë:

"Ujë kërkon?"

Ishte e qartë që kërkonte sepse i ishin përcëlluar buzët nga nxehtësia. Por s'kishte fuqi të jepte përgjigje. Sikur me vështrimin e syve donte të tregonte se sa vuante.

*Për ty, tabuti, hauz;*
*për mua, shtrati, qefin;*

*Ti përpëlitu, unë po shkoj, Profeti i Fundit prin!..*



Unë hapa grykën e calikut dhe, kur po ia zgjasja, atje përtej, mes të plagosurve, u dëgjua zëri i Ikrimes:

"Ujë, ujë! Më jepni një pikë ujë!.."

Djali i xhaxhait, Harithi, sapo e dëgjoi këtë thirrje, e la veten dhe, duke më bërë shenjë me sy, më kërkoi t'ia çoj ujin menjëherë Ikrimes.

Duke vrapuar mes dëshmorëve që shtriheshin mbi rërën e përvëluar, arrita te Ikrime dhe ia zgjata calikun menjëherë. Ndërsa Ikrime po zgjaste dorën për ta marrë calikun, u dëgjua rënkimi i Ijashit:

"Një pikë ujë! Për hir të Allahut, një pikë ujë!.."

Ikrime që e dëgjoi thirrjen e tij, e tërhoqi dorën pas dhe ma bëri shenjë t'ia çoja ujin Ijashit. Si Harithi, as ai nuk piu.

Pasi e mora calikun dhe arrita te vendi ku shtrihej Ijashi, dëgjova se po thoshte fjalët e fundit:

"O Zot! Ne s'u druajtëm kurrë ta flijonim jetën për çështjen e besimit. Tani mos na e kurse gradën e dëshmorit dhe na i fal gabimet!"

Dukej qartë se Ijashi tashmë po pinte sherbetin e dëshmorit. E pa ujin që i kisha sjellë, por s'i kishte mbetur kohë. Mundi vetëm ta mbaronte Fjalën e Dëshmisë që e kishte filluar.

U ktheva menjëherë pas. Me vrap, arrita te vendi ku ndodhej Ikrime. Kur po ia zgjasja calikun, e pashë se kishte vdekur!

Të paktën t'ia çoja djalit të xhaxhait!

*"Vallahi, po qe se sa t'ju hapen e mbyllen sytë, nuk e mbroni Profetin nga armiqtë dhe jepni rast për t'i rënë ndonjë fatkeqësi, nuk keni për të pasur asnjë justifikim para Zotit!"*

*(Sad bin Rebi r.a.)*

Duke vrapuar, i shkova pranë. Por ç'e do se e kishte dorëzuar shpirtin duke u përcëlluar mbi rërat e nxehta! Sa keq që caliku i mbushur mbeti mes tre dëshmorëve![13]

Hudhejfe (r.a.) e përshkruan kështu gjendjen që po përjetonte në ato çaste:

"Jam përballur me shumë ngjarje në jetë, por asnjëra s'më ka prekur dhe emocionuar kaq shumë. Një qëndrim i tillë vetmohues ndaj njëri-tjetrit i njerëzve pa ndonjë lidhje gjaku më ka lënë mbresa të thella në kujtesë si shenja të rralla të besimit të cilin e admiroj!"

Afërsia dhe dashuria nuk janë një çështje e thjeshtë. Afërsi dhe dashuri do të thotë ta vuash vuajtjen e vëllait, t'ia plotësosh nevojat, të sakrifikosh për të dhe të mirat që ke në dorë, t'i ndash me të!

Siç u shpalos edhe në shembullin e mësipërm, vëllazëri e vërtetë është vëllazëria në kohë të vështira. Në hadithin profetik thuhet:

*"Shih se si besimtarët janë si një trup i vetëm në keqardhjen për njëri-tjetrin, në dashurinë për njëri-tjetrin, në dhembshurinë për njëri-tjetrin! Po qe se një organ apo një gjymtyrë e këtij trupi sëmuret, edhe organet dhe gjymtyrët e tjera vuajnë për të!"* (Muslim, *Birr,* 66)

Herë pas here, Profeti (s.a.s.) i pyeste sahabet, shokët e tij:

*"Shokë të mi! A ia fërkuat sot kokën ndonjë jetimi? A i bëtë vizitë ndonjë të sëmuri dhe a ngritët ndonjë të vdekur?"* Me këto pyetje, Profeti (s.a.s.) shprehte faktin se ish-

13 shih. Hakim Mustedrek, III, 270.



*"Sa e hidhur është që trimi që e ka kaluar jetën mes hingëllimave të kuajve dhe vringëllimës së shpatave, të vdesë në shtrat si i sëmurë! Ngrimëni në këmbë! Të paktën ta jap shpirtin në këmbë duke u mbajtur në shpatën time!"*

*Halid b. Velid r.a.*



te e domosdoshme që besimtari të mos mbetej vetëm brenda vetes, por të shtrihej në shoqëri, domethënë, të kishte një zemër të pasur dhe vetëmohuese.

Në një hadith kudsi, Profeti (s.a.s.) e shpreh kështu faktin që këto lloj shërbimesh shoqërore bëhen pretekst për afërsi ndaj Zotit:

*Në ditën e kiametit, Allahu i Lartë do të na pyesë kështu:*

*"O njeri! Unë u sëmura, kurse ti s'më erdhe për vizitë!"*

*Njeriu do t'i thotë:*

*"Kur ti je Zoti i botëve, si mund të të vija unë për vizitë?"*

*Allahu i Lartë do ta pyesë:*

*"Filan robi im u sëmur, kurse ti nuk i shkove për vizitë. Po t'i kishe shkuar, do të më gjeje pranë tij. A s'e dije këtë? O njeri, të kërkova të më japësh për të ngrënë, nuk më dhe!"*

*Njeriu do t'i përgjigjet:*

*"Kur ti je Zoti i botëve, si mund të të jepja unë për të ngrënë?"*

*Allahu i Lartë do t'i thotë:*

*"Filan robi im të kërkoi për të ngrënë, kurse ti s'i dhe. Po t'i kishe dhënë, atë që do t'i jepje do ta gjeje patjetër te unë! A s'e dije këtë? O njeri, të kërkova ujë për të pirë, por ti s'më dhe!"*

*Njeriu do t'i përgjigjet:*

*Zemra e personit që bën shërbim, duhet të jetë si një tokë pjellore. Gjallesat që kalojnë mbi të, e shkelin dhe lëshojnë aty jashtëqitjet e tyre. Dhe toka pastrohet duke i përdorur ato dhe, me bimët që mbijnë prej saj, ushqen të gjitha krijesat!*



*"Zoti im! Kur ti je Zoti i botëve, si mund të të jepja unë ujë për të pirë?"*

*Allahu i Lartë do t'i thotë:*

*"Filan robi im të kërkoi ujë për të pirë, por ti s'i dhe. Po t'i kishte dhënë, sevapin e saj do ta gjeje tek unë! A s'e dije këtë?"* (Muslim, *Birr*, 43)

Të tërheq shumë vëmendjen ky ajet kur'anor i cili shpalos një horizont në vëllazëri dhe vetëmohim:

"**Megjithëse vuajnë vetë, ata ua japin ushqimin të varfërve, jetimëve dhe robërve. Dhe u thonë: "Ne ju ushqejmë për hir të Allahut; ne s'presim nga ju as shpërblim, as falenderim. Ne frikësohemi nga një ditë e vështirë!" Prandaj Allahu i mbron ata nga e keqja e asaj dite, u jep ndriçim fytyrave dhe gëzim zemrave të tyre!**" (el-Insan, 8-11)

Shkurt, njerëzit e shërbimit duhet të pastrohen nga ndjenjat negative të urrejtjes, smirës dhe ftohtësisë të cilat e asgjësojnë begatinë dhe emocionin e shërbimit, duhet të përfitojnë nga trualli i begatshëm i afërsisë dhe dashurisë që u jep zemrave prehje dhe i formon ato.

d) Zemra duhet të jetë e mbushur plot dashuri, dhembshuri dhe mëshirë për krijesat për hir të Krijuesit

Kur zemra përpunohet me frymëzime hyjnore, te ajo lind dëshira për shërbim ndaj krijesave për hir të Krijuesit. Ata që e shtresojnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij në qendër të miqësisë, bëhen miq me tërë krijesat. Zemra e një njeriu të tillë të shërbimit, duke u zgjeruar,

*Shërbimi i mangët nga begatia e zemrës është si një kovë me ujë e derdhur në shkretëtirë. Fara e hedhur në parcelën e tharë është e dënuar të asgjësohet në zorrët e minjve të arave. Kurse farat e shërbimit të hedhura në zemër, janë lisat e së ardhmes. Prandaj, njeriu i shërbimit është i detyruar t'i përftojë nivel zemrës së vet!*



shndërrohet në një "zemër të pasur" që nxë brenda tërë krijesat, pra, në një seli lëvizëse që e përfshin tërë qenien.

Shërbimi mund të kryhet vetëm me anë të një jete afektive të pasur dhe të japë fryte të begata. Kur arrin në këtë gjendje, njeriu shndërrohet në epiqendër afërsie dhe dashurie. Edhe fara e hedhur me dashuri është e përjetshme. Prandaj, duke e rinovuar me përparësi veten me afërsinë dhe dashurinë për Zotin dhe Profetin (s.a.s.), sipas kësaj duhet ta programojmë veten!

*"Allahu e do robin e devotshëm, pasanikun e ndjenjave, atë që, duke e dhënë veten pas adhurimit, rri larg famës dhe popullaritetit, merret me përmirësimin e egos së vet!"*

*(Muslim, Zuhd, 11)*

## 3. RUAJTJA E PRINCIPIALITETIT DHE ORIENTIMIT



Principialiteti dhe orientimi duhet të jetë dy veti themelore të njerëzve të shërbimit. Të mund të jesh një njeri i shërbimit është një favor i madh i Allahut të Lartë për robin e tij. Duhet ditur mirë vlera e kësaj dhuntie të lartë dhe duhen bërë përpjekje për të qenë parimor dhe i orientuar në çdo punë të kryer. Në të kundërt, nuk duhet harruar se kjo dhunti mund të dalë dore.

Ata të cilëve u është dhënë një detyrë e madhe dhe e rëndësishme në shërbimet në rrugën e Allahut, veçanërisht në këtë specifikë duhet të jenë më të vëmendshëm. Po ashtu siç njeriu i cili ngjitet në majë të malit, duhet të ketë shumë kujdes se ku e vë këmbën dhe se në ç'degë mbahet. Sepse në maja, hedhja e një hapi të gabuar dhe kapja pas një dege të kalbur është më e rrezikshme.

Hadithi profetik që thotë se *"... njerëzit e sinqertë e parimorë ndodhen përballë një rreziku të madh"* (Bejhaki, Shuabu'l-iman, V, 345), është shprehja më e bukur e kësaj të vërtete!

Ata që shërbejnë me sinqeritet dhe principialitet, janë nën garancinë hyjnore përballë dredhive të djallit dhe ndjekësve të tij. Kjo e vërtetë shprehet kështu në ajetin kur'anor:

"(Iblisi i tha Zotit kështu:) **Betohem në dinjitetin dhe madhështinë tënde se të gjithë robtë e tu do t'i nxjerr nga udha, përveç atyre që janë të sinqertë e parimorë!"** (Sad, 82-83)

*"... Te besimtarët, dashuria për Allahun është më e fortë se çdo dashuri!" (el-Bakara, 165)*



*Dashuria dhe afërsia janë si linjë rryme elektrike mes dy zemrave. Dashuruesit asnjëherë s'i nxjerrin të dashuruarit prej zemre e s'i lëshojnë prej goje. Ata jetojnë dhe vdesin me kënaqësinë e sakrificës me bujari të jetës dhe pasurisë së tyre për të dashurit!*

Principialiteti dhe sinqeriteti janë ndër kushtet më të rëndësishme të vlefshmërisë së shërbimit. Ku ka principialitet dhe sinqeritet, zhduken intrigat, egoizmi dhe pasionet. Kështu, i zihet rruga përfitimit të nefsit dhe pengesat në rrugën e shërbimit zbresin në minimum.

Një shfaqje tjetër e begatisë për të cilën bëhet pretekst principialiteti, vëzhgohet në kryerjen e disa mirësive dhe, veçanërisht, në ngritjen e vakfit. Disa vakfe, pavarësisht nga kushtet që ndryshojnë, jetojnë me shekuj në sajë të bekueshmërisë (hallallit) të parave dhe pasurisë së personit që e ka ngritur vakfin dhe të principialitetit dhe sinqeritetit në qëllim. Edhe nëse kohë pas kohe veprimtaria e tyre pakësohet ose ndërpritet, del dikush që t'i ringjallë përsëri e t'i bëjë të funksionojnë.

Nuk duhet dyshuar në epërsinë dhe fitoren e principialitetit dhe sinqeritetit. Sepse zelli dhe përpjekjet parimore e të sinqerta mbrohen dhe kurrë nuk shkojnë kot. Sa e sa ushtri në numër të vogël por të përbëra prej njerëzish të sinqertë, parimorë e të durueshëm, me lejen e Allahut kanë dalë fituese ndaj ushtrive shumë herë më të mëdha për sa i përket numrit dhe pajisjeve, gjë që tregon se principialiteti është themeli i fitoreve. Fitorja në luftën e Bedrit është shembulli më i shkëlqyer i kësaj. Kurse në luftën e Hunejnit, për shkak të lëkundjes së principialitetit si pasojë e faktit që ushtria islame i besoi epërsisë së vet numerike dhe u përfshi nga ndjenja e vetëpëlqimit, në fillim u përjetua një dis-

fatë e pjesshme. Megjithëkëtë, muslimanët arritën të fitojnë pasi i rigjallëruan ndjenjat dhe u dhanë orientim atyre si rezultat i paralajmërimeve dhe orientimeve të të Dërguarit të Allahut.



Njëra nga shenjat më të rëndësishme të principialitetit në shërbim është ta presësh shpërblimin vetëm nga Allahu. Shembujt më të bukur të kësaj i kanë treguar profetët dhe miqtë e Zotit. Fjalët e Kur'anit si më poshtë të thëna pothuajse nga të gjithë profetët, e shprehin hapur këtë të vërtetë:

وَمَا أَسْأَلُكُمْ عَلَيْهِ مِنْ أَجْرٍ إِنْ أَجْرِيَ إِلاَّ عَلَى رَبِّ الْعَالَمِينَ

**"Unë nuk pres nga ju ndonjë pagesë për këtë ftesë që po ju bëj. Shpërblimin tim ka për të ma dhënë vetëm Allahu, Zoti i botëve!"**[14]

Edhe rrëfimi mbi **"Shokët e Karjes"** në suren Jasin është një shembull i gjallë i kësaj.

Popullsia e Antakjas ku ishin dërguar tre persona për t'i ftuara ata në fenë e vërtetë, i kundërshtoi ata, madje i kërcënoi se do t'i vriste duke i gjuajtur me gurë. Ndërkaq, banori i Antakjas Habibi Nexhar i cili kishte marrë lajmin për kundërshtimin dhe kërcënimin e popullsisë, shkoi me vrap në vendin e ngjarjes dhe u bëri zë kështu njerëzve:

*Koha u bëftë si koha*
*që s'ka parë trëndafil*
*si ai,*

*Legjendare u bëftë*
*nëpër buzë bukuria*
*e tij!*

*Jahja Kemal*

14 shih. esh-Shuara, 109, 127, 145, 164, 180; Junus, 72; Hud, 29.



**"O njerëz të mi! Dëgjojini këta të dërguar dhe bëni siç ju thonë ata që nuk kërkojnë nga ju ndonjë pagesë dhe që janë në rrugë të drejtë!"** (Jasin, 20-21)

Ja, pra, edhe njeriu i shërbimit, në qoftë se nuk ka ambicje të kësaj bote dhe synon më shumë se shpërblimet materiale, pëlqimin e Zotit, fiton dashurinë edhe të Allahut, edhe të njerëzve të cilëve u shërben. Ngjarja në vijim e shpreh bukur këtë të vërtetë.

Një ditë, te i Dërguari i Allahut (s.a.s.) shkon një njeri e i thotë:

"O i Dërguari i Allahut! Më trego një veprim të atillë, që, kur ta bëj, edhe Allahu të më dojë, edhe njerëzit!"

Dhe i Dërguari i Allahut (s.a.s.) i thotë kështu:

*"Rri larg botës e mos trego interesim për të që Allahu të të dojë! Rri larg gjërave që kanë njerëzit në duar dhe mos ua kërko ato që edhe njerëzit të të duan ty!"* (Ibn-i Maxhe, Zuhd, 1)

Përgjithësisht, mendimi për ta bërë çdo punë për pëlqim të Allahut, duhet të shndërrohet në vetëdijë në zemrën e njerëzve të shërbimit.

Personat që kryejnë shërbime nuk duhet të largohen nga rruga që kanë ndjekur profetët, besnikët, dëshmorët dhe njerëzit e mirë (salih), të cilët Allahu i ka favorizuar, pra, nuk duhet të largohen nga orientimi. Ata që e respektojnë orientimin që do të thotë sjellje në përputhje me pëlqimin hyjnor në besim, fjalë dhe veprim, shkurt, në çdo specifikë, janë lavdëruar kështu në ajetin kur'anor:

*Trëndafili është simboli i profetit Muhammed (s.a.s.). Ai, Krenaria e Gjithësisë, është trëndafili i trëndafilave. Si me botën e tij të jashtme, ashtu dhe me botën e tij të brendshme, ai është mbreti i trëndafilave!*



**"Pa dyshim, atyre që thonë Allahu është Zoti ynë dhe janë në rrugë të drejtë,** (në çastin e vdekjes) **u zbresin engjëjt dhe u thonë: "Mos u frikësoni, mos u dëshpëroni, por gëzohuni për xhennetin që ju është premtuar!"** (Fussilet, 30)

Para së gjithash, njeriu i shërbimit duhet të shpalosë përreth një karakter të shëndoshë. Sepse njerëzit admirojnë personalitetet me karakter të shëndoshë, seriozë dhe shembullorë dhe, duke i marrë për model ata, u shkojnë pas.

Historia islame është e mbushur me shfaqje të panumërte të kësaj të vërtete.

Kështu, në periudhën e abasidëve, të gjitha pasuritë e shtetit, kufijtë e të cilit ishin zgjeruar shumë, patën rrjedhur në qendrën e shtetit, Bagdad. Në vartësi të kësaj, veçanërisht në shtresën e lartë, qe shtuar shumë numri i njerëzve të dhënë pas kësaj bote, pas qejfeve dhe dëfrimeve, pas luksit dhe kënaqësive. Dasma e kryevezirit Hasan bin Sehl që martohej me vajzën e kalifit Me'mun, e cila vazhdoi nëntëmbëdhjetë ditë, u zhvillua në kulmin e kësaj çmendurie luksi dhe shpenzimi. Thesari i shtetit përdorej sipas qejfit dhe përjetohej një shfrenim i vërtetë në dëfrim. Pasuria dhe shkëlqimi i shtetit ua kishte robëruar zemrat shumë vetëve. Për rrjedhojë, ata të cilët, duke rënë në një robëri të tillë, ishin shndërruar në zemra të dobëta dhe karaktere të brishta, pa dyshim që kurrë nuk qenë bërë dot shembuj pozitivë për mjedisin dhe nuk patën lënë dot pas vetes një gjurmë të pashlyeshme dhe një kujtim të mbarë.

Në kundërshtim me këtë, në ato periudha, në Bagdad ndodheshin edhe miq të Zotit, të cilët i ftonin

*"Të japë para, të japë mall, është e denjë për njeriun bujar. Kurse bujaria e të dashurve është të japin jetën. Në dhënç për pëlqim të Allahut bukë, bukë të japin. Në e dhënç jetën për Allahun, jetë të japin!"*

*(Mevlana Xhelaleddin Rumi)*



njerëzit te Allahu, përpiqeshin për t'i pastruar vetet, i orientonin dhe i rizgjonin zemrat në drejtim të Kur'anit dhe Traditës Profetike, të cilët ia patën kushtuar veten rrugës së Allahut dhe bënin një jetë të devotshme, si Abdullah bin Mubarek, Sufjan Thevri, Fudajl bin Ijad, Xhunejd Bagdadi, Maruf Kehri dhe Bishri Hafi. Këta persona të bekuar, në të kundërt të të tjerëve, domethënë të atyre që, të dhënë pas qejfeve e dëfrimeve, shuheshin pa lënë gjurmë, patën shpalosur një moral të lartë, virtyt, hijeshi dhe një shërbim të begatshëm në atë nivel që salltaneti dhe shkëlqimi material nuk ua pati blerë dot zemrat për asnjë çmim dhe asnjë post e pozitë nuk i pati larguar dot ata nga synimi i tyre i bekuar dhe nga detyra e tyre e shenjtë. Ata patën qenë pothuaj strehim për masat e gjera popullore që po mbyteshin në tufanin e materializmit. Sulltanët, vezirët, nëpunësit e shtetit urdhëronin mbi trupat e njerëzve, kurse këta miq të Zotit kishin ngritur fron në zemra. Pa ndjekur asnjë interes material, ata i shërbenin popullit me sakrifica dhe besimi i tyre i mbushur me ekstazë, ndikonte edhe mbi jomuslimanët.

Kalifi abasid Harun Reshid banonte në Rakka në salltanet dhe shkëlqim. Një ditë, aty shkoi Abdullah bin Mubarek dhe gjithë populli i qytetit doli jashtë qytetit për ta pritur. Kalifi mbeti pothuaj i vetëm në gjithë atë qytet të madh. Një shërbëtore e Harun Reshidit që po e sodiste këtë pamje nga ballkoni, pyeti:

"Ç'është kjo? Ç'po ndodh kështu?"

"Nga Horosani erdhi një dijetar. E quajnë Abdullah bin Mubarek. Populli ka dalë për ta pritur!" - I thanë ata që ndodheshin aty.

*Trëndafili është simboli i profetit Muhammed (s.a.s.). Ai, Krenaria e Gjithësisë, është trëndafili i trëndafilave. Si me botën e tij të jashtme, ashtu dhe me botën e tij të brendshme, ai është mbreti i trëndafilave!*



Atëherë, shërbëtorja tha:

"Ja, ky është mbretërim i vërtetë, jo mbretërimi i Harunit! Sepse në mbretërimin e Harunit as punëtorët nuk mblidhen në një vend pa policë!"

Me të vërtetë, gjatë gjithë historisë, persona të tillë të konsideruar salih (të mirë) bashkë me karakteret dhe personalitetet e lartë, e kanë mbajtur në këmbë vitalitetin moralo-shpirtëror të shoqërisë si dhe dinjitetin dhe seriozitetin e Islamit. Edhe Zoti ynë i Lartë i ka dashur ata për besimin e tyre të fuqishëm dhe moralin e lartë dhe ua ka bërë të dashur edhe besimtarëve gjer në kiamet. Në ajetin kur'anor thuhet:

إِنَّ الَّذِينَ آمَنُوا وَعَمِلُوا الصَّالِحَاتِ سَيَجْعَلُ
لَهُمُ الرَّحْمَنُ وُدًّا

**"Allahu i gjithëmëshirshëm do të krijojë dashuri** (ndër zemra) **për ata që besojnë dhe kryejnë punë të mira!"** (Merjem, 96)

Prandaj, njeriu i shërbimit, me vetëdijen e ummetit, bashkësisë së një profeti me atributet "el-Emin" (i Besueshmi) dhe "es-Sadik" (Besniku, Fjalëdrejti), duhet të jetë njeri i drejtë e i besueshëm në fjalë e vepra. Të gjitha këto mund të realizohen vetëm me një adhurim të orientuar. Nisur nga kjo, me një vëmendje dhe kujdes sikur të ecte mbi sirat, duhet të tregojë ndjeshmëri si në jetën personale, ashtu dhe në shërbimet ku ndodhet.

*"Si të vdesësh musliman, ç'rëndësi ka nëse ke vdekur kështu apo ashtu!.."*

*(Hz. Hubejb r.a.)*



## 4. TE JESH I DHEMBSHUR, I MESHIRSHEM DHE FALES

Besimtari i vërtetë është njeri i zemrës. Mëshira dhe vetëmohimi janë vetitë më të spikatura dhe natyra bazë e tij. Mëshira është si një zjarr që nuk shuhet kurrë në zemrën e tij. Rruga për t'u ngjitur në qiellin e pjekurisë ku mund të arrijë shpirti njerëzor, kalon nëpër shkallaret e mëshirës dhe shërbimit. Mëshira është një element hyjnor që përbën dëshminë e besimit tonë në këtë botë dhe na afron me zemër te Zoti ynë.

Njeriu i shërbimit, duke i menduar siç duhet emrat **Rahman** (mëshirues) dhe **Rahim** (mirëbërës, shpërblyes) të Zotit, duhet të marrë për bazë mëshirën dhe dhembshurinë ndaj krijesave të cilave u shërben. Sepse shërbimi është punë mëshire. Të gjitha bukuritë arrihen si rezultat i shërbimeve të kryera me mëshirë, dhembshuri dhe modesti. Shenja më e dallueshme e mëshirës është dhënia, dhurimi (infak). Prandaj, njeriu i shërbimit, në të njëjtën kohë, duhet të jetë bujar. Sepse morali dhe cilësitë e larta e plotësojnë njëra-tjetrën. njeriu i mëshirshëm bëhet bujar, njeriu bujar bëhet i thjeshtë, modest, dhe njeriu modest bëhet njeri i vërtetë i shërbimit. Profeti ynë (s.a.s.) ka thënë:

*"Allahu i Lartë është bujar, mirëbërës; ai e do bujarinë dhe moralin e lartë..."* (Sujuti, el-Xhamiu's-Sagir, I, 60)

Në anën tjetër, edhe morali i keq dhe cilësitë e shëmtuara janë të lidhura me njëra-tjetrën. Njeriu i mangët nga mëshira dhe dhembshuria është koprrac, njeriu koprrac është mendjemadh dhe njeriu mendjemadh është larg shërbimit.

*"Besimtarët janë vëllezër. Prandaj pajtojini vëllezërit (nëse bien në mosmarrëveshje) dhe kini frikë Allahun që të mëshiroheni!"*

*(el-Huxhurat, 19)*



Si rrjedhojë, nuk mund të pritet dobësi dhe mbarësi nga shërbimet e kryera me një mënyrë sjelljeje të trashë, zemërthyese dhe të ashpër ku mungon morali i bukur dhe përshtatshmëria. Veçanërisht në shërbimet si edukimi, orientimi dhe kumtimi që kanë të bëjnë me njeriun, kjo specifikë paraqet më shumë rëndësi. Kështu, në ajetin kur'anor, Profetit (s.a.s.) dhe, nëpërmjet tij, gjithë ummetit, i është thënë:

فَبِمَا رَحْمَةٍ مِّنَ اللّٰهِ لِنتَ لَهُمْ وَلَوْ كُنتَ فَظًّا غَلِيظَ الْقَلْبِ لَانفَضُّواْ مِنْ حَوْلِكَ

"(O i dashuri im!) **Për shkak të një mëshire** (të ardhur ty) **nga Allahu, ti u solle butë me ta. Po qe se do të ishe treguar i ashpër dhe zemërgurtë, pa dyshim që ata do të largoheshin prej teje dhe do të shpërndaheshin..."** (Al-i Imran, 159)

Edhe Profeti (s.a.s.), një herë, i ka thënë kështu Hz. Aishesë (r.a.):

*"O Aishe, Allahu është i butë dhe e do trajtimin me butësi. Sevapin që nuk ua jep ashpërsisë dhe gjërave të tjera, ia jep sjelljes dhe trajtimit me butësi."* (Muslim, Birr, 77)

Gjithashtu, i Dërguari i Allahut (s.a.s.), në një hadith profetik ka thënë:

*"... Allahu i Lartë e do çdo zemër të mbushur plot përshpirtshmëri, të prekshme e të mëshirshme, që ua mëson njerëzve mirësinë dhe mbarësinë dhe i fton t'i binden Allahut. Dhe neveritet nga zemrat e ngurta që merren me gjëra të kota, që, megjithëse nuk e dinë nëse do t'u rikthehet shpirti apo jo, e kalojnë gjithë natën me gjumë dhe e përmendin Allahun* shumë pak." (Dejlemi, Musned, I, 158)

❖

*"Po s'besuat, s'hyni dot në xhennet. Po s'e deshët njëri-tjetrin, nuk mund të keni besuar plotësisht. Po ju jap një porosi që, po ta zbatoni atë, do ta doni njëri-tjetrin: Përhapeni selamin (përshëndetjen me urim për paqe) mes jush!"*

*(Muslim, Iman, 93)*



Ana e jashtme dhe formale e fesë kuptohet dhe mësohet me anë të mendjes, kurse ana e brendshme dhe përmbajtësore, domethënë, thelbi i saj, me anë të zemrës. Mëshira dhe dashuria në edukimin dhe drejtimin e njerëzve jep një rezultat më të begatshëm. Sepse shumë njerëz që nuk mund të nënshtrohen me anë të forcës, para dashurisë dhe mëshirës bien në gjunjë.

Me të vërtetë, dashuria e ndjerë ndaj mësuesit e forcon lidhjen ndaj tij dhe e shton interesimin ndaj mësimeve të tij. Sepse mënyra e tij e trajtimit me dashuri dhe mëshirë siguron që gjërat që sugjeron ai, të tejçohen tek nxënësit më shumë se nga një drejtim racional, nga një rrugë afektive. Kështu, sugjerimi, duke përftuar një përmbajtje në përshtatje me prirjet shpirtërore të bashkëbiseduesit, transformohet në nivel maksimal në personalitet. Për këtë shkak, veçanërisht për të ndikuar mbi nxënësin, duhet bërë trajtim me dhembshuri dhe dashuri. Sepse njeriu i dorëzohet dashurisë dhe mëshirës. Prandaj, ngadhnjimtarët e vërtetë të tokës janë ata që munden t'i ngadhnjejnë zemrat!

Meqë administratorët të mangët nga dashuria dhe mëshira dhe të dhënë pas egoizmit të vet, nuk urdhërojnë dot mbi zemrat e atyre që kanë nën pushtet, përpiqen të sigurojnë një bindje të detyruar. Prandaj, ua helmojnë jetën njerëzve. për rrjedhojë, suksesi i tyre mbetet në nivel minimal. Njerëz të tillë dënohen që, herët a vonë, të mbyten në vorbullën e neverisë dhe urrejtjes. Ta bësh administrues dhe qeveritar një njeri interesaxhi që nuk di ç'janë mëshira dhe dhembshuria, do të thotë t'i bësh padrejtësi njerëzimit dhe të ushtrosh dhunë mbi të!

*"Pa dyshim, Allahu i do ata që luftojnë në rrugën e Tij të vënë në radhë sup më sup si gurët e murit të lidhur me plumb!" (es-Saff, 4)*



Në fakt, padrejtësia dhe dhuna janë pasojë imediate e mungesës së mëshirës dhe dashurisë. Ata që janë të privuar nga këto dy virtyte të larta, në çdo kohë mund të priren nga padrejtësia dhe dhuna. Mëshira është fryt i dashurisë. Ashtu siç nuk do të ketë qetësi, kënaqësi dhe begati edhe në folenë familjare, madje, të pambështetur mbi themelin e dashurisë, ashtu dhe nuk mund të priten përfundime të dobishme e të mbara nga një shërbim pa dashuri.

Njerëzit nevojtarë për shërbim janë si zog i plagosur. Ajo çka u jep dobi atyre është çdo lloj shërbimi mirëbërësie i kryer në mënyrë të përpunuar me dhembshuri dhe mëshirë. Për ta arritur këtë stil dhembshurie në shërbim, edhe ne kemi nevojë për një edukim të posaçëm. Thelbi i këtij edukimi mund të përftohet duke iu nënshtruar sugjerimeve të mjediseve ku mbisundojnë edukata dhe parimet mistike, domethënë, me anë të edukimit moralo-shpirtëror.

Me të vërtetë, te njeriu i shërbimit, egoizmi dhe pretendimi duhet t'ua lënë vendin dashurisë dhe pasionit. Vetëm në këtë mënyrë mund të çelin lulet e bukura e të brishta të pemës së mëshirës. Ata që arrijnë përsosmërinë e sjelljes me anë të dashurisë dhe mëshirës, vazhdimisht kërkojnë përreth qenie të vuajtura nevojtare për ndihmë materiale ose morale-shpirtërore. Sepse ata e ndjejnë në zemër vuajtjen e njerëzve të rënë në mjerim.

Të gjitha institucionet dhe veçanërisht ato që japin edukim moralo-shpirtëror, duhet të jenë shkolla dhembshurie, vetëmohimi dhe shërbimi. Brenda atyre mureve, më shumë se grumbujt e njohurive të thata,

*Dy vëllezër feje janë si dy duart që lajnë njëra-tjetrën!*



duhet të zënë vend pasioni dhe entuziazmi i mëshirës dhe shërbimit. Sepse mësuesi pa ndjenja i cili nuk mundet t'ia përcjellë nxënësit dashurinë, imami i cili nuk mundet ta bëjë xhemaatin ta ndjejë pasionin dhe dalldinë e besimit si dhe i cili nuk mundet t'i bëjë zemrat e vogla dhe të pafajshme ta shijojnë dashurinë për Kur'anin, punëdhënësi i cili nuk mundet t'i mbrojë punëtorët ose personat që ka në shërbim dhe nuk mundet të hapë për ta krahët e mëshirës, janë varfanjakë mëshire me zemrat të privuara nga mëshira hyjnore. Edhe ata që mbeten të pandjeshëm para vuajtjeve të të sëmurëve, të të gjymtuarve, të të vetmuarve, janë njerëz egoistë të privuar nga shërbimi.

Nuk duhet nxjerrë nga kujtesa se Zoti është pranë zemërthyerve dhe viktimave. Ata që në këtë botë i shpëtojnë me një mijë e një dredhi drejtësisë njerëzore, një ditë do të ulin qafën pa shpëtim dhe do të japin llogari para Allahut të Lartë që është Kryegjykatësi, dhe, si përfundim, do të pësojnë disfatë!

Përpjekjet e mësuesve dhe administratorëve të paditur dhe indiferentë të cilët këtej mbajnë një qëndrim gjykatësi penal, andej, të një xhelati, të cilëve nuk mund t'u afrohesh për shkak të mendjemadhësisë dhe vetëmadhështisë, të cilët, duke u ngritur t'u mësojnë të tjerëve Kur'anin jo me dashuri dhe dhembshuri, por me shkopin e thanës, u ngjisin zemrave ftohtësi, s'janë veçse një lodhje e kotë!

Të gjithë besimtarët dhe veçanërisht ata që kanë marrë përsipër amanetin e shërbimit, kurrë nuk duhet ta heqin nga kujtesa këtë paralajmërim të rëndë të Profetit (s.a.s.):

*Brumi i sakrificës dhe bujarisë është dashuria.*

*"A t'ju tregoj se kush janë ata të xhehennemit? Njerëzit zemërgurë, të ashpër, koprracë dhe mendjemëdhenj që ecin duke u ngrefosur!"* (Buhari, Ejman, 9)



Ashtu siç pamjet me lule e trëndafila e bëjnë të qeshë edhe njeriun më të ashpër e të zymtë, edhe personat që u shërbejnë njerëzve si udhërrëfyes, duhet të jenë kështu, me natyrë trëndafili, t'i zbusin zemrat më të ngurta dhe t'i bëjnë të qeshin edhe çehret më të zymta.

❖

Një nga atributet e Allahut të Lartë është edhe emri i nderuar "el-Afuv" (falës) i cili shpreh cilësinë e Allahut si falës. Prandaj edhe njerëzit e shërbimit duhet të jenë falës.

Në Kur'an urdhërohet:

"(O i Dërguar!) **Bëhu falës! Dhe urdhëro për gjërat e mira e të bukura** (logjikisht dhe ligjërisht)**! Dhe largohu nga injorantët** (këmbëngulës që nuk pranojnë prova)!" (el-A'raf, 199)

Falja është rezultat i natyrshëm i dashurisë për Allahun dhe i pajisjes me moralin e Tij. Vështrimi i krijesave me vështrimin e Krijuesit përgatit truallin e faljes. Kurse zemra është ajo që e shkruan dekretin e faljes. Ata që dëshirojnë të mbushen me harenë hyjnore, janë ata që shpërndajnë aromat e faljes nga lulishtet e zemrës. Sepse duke falur mund të formojmë truall për të na falur edhe ne. Njeriu që nuk mundet të falë, në të vërtetë e ka shkatërruar veten.

*"Shih se si besimtarët janë si një trup i vetëm në keqardhjen për njëri-tjetrin, në dashurinë për njëri-tjetrin, në dhembshurinë për njëri-tjetrin! Po qe se një organ apo një gjymtyrë e këtij trupi sëmuret, edhe organet dhe gjymtyrët e tjera vuajnë për të!*

*(Muslim, Birr, 66)*



Falja është aftësia e dikujt për të mos e ndëshkuar fajtorin edhe pse e ka merituar ndëshkimin. Nga kjo pikëpamje, virtyt i vërtetë është që, duke iu bërë pengesë epërsisë së egos, të parapëlqesh faljen. Në këtë kuptim, ja se ç'kumtim madhështor është amnistia e përgjithshme në Triumfin e Mekës!

Veç këtyre, njeriu i shërbimit duhet të jetë jo ai që i heton të metat e njerëzve, por ai që i mbulon të metat dhe gabimet e tyre. Kështu, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) ka porositur:

*"Atij që ia mbulon të metën shokut, edhe Allahu, në ditën e kiametit, ia mbulon të metën. Atij që ia nxjerr në dukje të metën vëllait musliman, edhe Allahu ia nxjerr në dukje të metën. Për më tepër, e turpëron atë edhe sikur të ndodhet në shtëpi!"* (Ibni Maxhe, Hudud, 5)

*"Kush e turpëron vëllain besimtar me një të metë, nuk ka për të vdekur pa e përjetuar vetë atë të metë!"* (Tirmidhi, Kijame, 53)

*Afërsia dhe dashuria nuk janë një çështje e thjeshtë. Afërsi dhe dashuri do të thotë ta vuash vuajtjen e vëllait, t'ia plotësosh nevojat, të sakrifikosh për të dhe të mirat që ke në dorë, t'i ndash me të!*

## 5. VEPRIMI DUKE U KESHILLUAR



Në shërbim, veprimi duke u këshilluar është një urdhër hyjnor dhe një sunnet me rëndësi. Duke iu drejtuar si më sipër të Dërguarit të Tij, Zoti u ka bërë të ditur të gjithë besimtarëve rëndësinë e këshillimit:

**"Në punët** (që ke për të bërë) **këshillohu me ta** (besimtarët)**, kurse kur të vendosësh, dorëzohu tek Allahu. Pa dyshim, Allahu i do ata që i dorëzohen!"** (Al-i Imran, 159)

Edhe domosdoshmërinë e këshillimit të besimtarëve me njëri-tjetrin në çështjet e rëndësishme e ka shprehur në ajetin si më poshtë: **"Punët e tyre janë me këshillim mes tyre."** (esh-Shura, 38)

Pothuajse në çdo punë që e shihte të rëndësishme, Profeti ynë këshillohej me sahabet. Megjithëse në çdo temë dhe ngjarje mbështetej me anë të vahjit ose zbulesës hyjnore, Profeti parapëlqente këshillimin me qëllim që të bëhej shembull për ummetin, bashkësinë. Kështu, në luftërat e Bedrit dhe Hendekut, vendin dhe mënyrën e luftimit kundër armikut e ka vendosur me këshillim. Madje, para betejës së Uhudit, megjithëse dëshira e tij ishte për "luftë mbrojtëse", ai pranoi rezultatin e këshillimit për pritjen e armikut jashtë Medines dhe ashtu veproi.

Njeriu ndodhet gjithmonë nën ndikimin e ndjenjave. Me to mendon dhe merr vendim. Prandaj, veprimi i njeriut të shërbimit me këshillim siguron që shërbimet të jenë të drejta dhe të begatshme.

*"Shokë të mi! A ia fërkuat sot kokën ndonjë jetimi? A i bëtë vizitë ndonjë të sëmuri dhe a ngritët ndonjë të vdekur?" (shih Muslim, Fedailu's-Sahabe, 12)*



Ndërkaq, është parim i rëndësishëm që personat me të cilët do të bëhet këshillim, jo vetëm duhet të jenë të mençur, të informuar dhe të devotshëm, por edhe të aftë për t'u marrë vesh dhe për të kryer punë ekipore me ta. Përgjithësisht, është e qartë se shumë mendje marrin vendim më të drejtë se një mendje. Profeti ynë (s.a.s.) e ka shprehur këtë të vërtetë me fjalët:

*"Kush e kontrollon veten, nuk pëson disfatë; kush këshillohet, nuk pendohet; kush tregohet ekonomiqar, nuk bie në varfëri!"* (Hejthemi, Mexhmau'z-Zevaid, II, 280)

Në të njëjtën kohë, këshillimi tregon se personave që këshillohen u jepet vlerë, gjë që bëhet pretekst që ata t'ia vënë shpatullat shërbimit me një dashuri më të madhe. Nga ana tjetër, duke e zbritur në nivelin më të ulët ndjenjën e egoizmit te njeriu i shërbimit, e mbron atë nga fatkeqësia e ngrefosjes në shërbimet që kryen. Kurse nënvleftësimi i këshillimit dhe mospranimi për t'u këshilluar është shenjë e sëmundjes së mendjemadhësisë, domethënë, e vështrimit të vetes epror ndaj vëllezërve përreth.

Përfundimi i këshillimit duhet patjetër të zbatohet. Këshillimet e bëra josinqerisht, duke tundur kokën dhe vetëm sa për t'u kryer një zakon, në vend të dobisë, sjellin dëm. Këshillimi duhet bërë me njerëz kompetentë të asaj pune për të cilën bëhet këshillimi, veç kësaj, çdokush duhet ta thotë mendimin e vet hapur në mënyrë që të realizohet e vërteta dhe e mira. Por po qe se personi me të cilin do të bëhet këshillimi nuk është kompetent për specifikën mbi të cilën do të bëhet këshillimi, në këtë rast, përfundimi del i paqëlluar dhe plot gabime. Prandaj nuk u duhet hapur shteg gabime-

*Shërbimi i bërë larg mendimit për ndonjë përfitim egoist, vetëm për pëlqim të Allahut, është, në të vërtetë, shprehje e reflektuar në sjellje e kërkimit dhe dëshirës për bashkimin me Zotin!*



ve të rënda e të pajustifikueshme të tipit të përpjekjeve për ta zgjidhur një çështje mjekësore duke u këshilluar me një jurist!

Aftësia intelektuale dhe analitike e personit me të cilin do të bëhet këshillimi, vetëm në çështjen përkatëse, nuk mjafton. Në të njëjtën kohë, ai duhet të jetë i moralshëm dhe larg çdo lloji pasionesh egoistike. Në të kundërt, ekziston mundësia e mashtrimit të bashkëbiseduesit dhe, në këtë rast, realizohet e kundërta e dobisë së shpresuar nga këshillimi.

Nga ana tjetër, në këshillim duhet ruajtur nga mendimet dhe konkluzionet e gatshme në formë fiksimesh dhe bashkëbiseduesi duhet dëgjuar me gjykim të shëndoshë dhe mendësi të paanshme.

Njeriu i shërbimit duhet të dijë të parapëlqejë kënaqësinë e vëllezërve të shërbimit ndaj kënaqësisë vetiake. Ata që mendojnë me këmbëngulje për t'i kryer vetë të gjitha shërbimet, lodhen shpejt, zemra u ngushtohet, pikëpamjet u ndryshojnë. Ata fillojnë ta nënvleftësojnë këdo, bëhen robër të dëshirës për të qenë krye.

Në lidhje me të tillët, i Dërguari i Allahut ka thënë kështu:

*"Allahu më frymëzoi kështu mua: "Bëhuni aq të thjeshtë e kokulur ndaj njëri-tjetrit, saqë askush të mos e kalojë masën e t'i bëjë padrejtësi tjetrit, saqë askush të mos krekoset para tjetrit e të pretendojë për epërsi!"* (Muslim, Xhennet, 64)

Prandaj, njeriu i vërtetë dhe i pjekur i shërbimit është një ushtar i zemrës i cili, i çliruar nga qenia e tij e vdekshme, e pranon veten mu në fund fare të karvanit të shërbimit!

*"Sinqeriteti është uji jetësor i zemrës, kurse dyfytyrësia e vdes zemrën!"*

*(Abdullah el-Antaki)*



## 6. PARTNERET QE U SHERBEHET DUHEN NJOHUR MIRE

Njeriu i krijuar në mënyrën më të përkryer në krahasim me të gjitha krijesat, duhet trajtuar me respekt dhe konsideratë. Sepse zemra e tij është vendvështrimi hyjnor. Nisur nga kjo, sjellja me ndjeshmëri në shërbimet që i bëhen njeriut është tejet me rëndësi për sa i përket frytit dhe shpërblimit të shërbimit. Kryerja e shërbimit me një mënyrë të ashpër e zemërthyese jo vetëm s'i përfton shpërblim personit që e kryen, por, përkundrazi, mund të bëhet shkak që ai të bjerë në mëkat. Sepse bërja e një zemre të thyer nuk i ngjet meremetimit të një gjëje materiale. Për më tepër, edhe bërja e një gjëje materiale është më e vështirë se zhbërja e saj. Prandaj, pasi t'i thyhet zemra njeriut, është mjaft e vështirë të rifitohet ajo. Në një thënie proverbiale thuhet kështu:

Ata që e njohin veten janë këto tre grupe njerëzish:

a) Ata të cilët, si të dhënë pas poetikës së rrymave të fuqisë hyjnore, nuk e ngacmojnë as erën.

b) Ata që janë aq të thjeshtë e të përulur saqë kanë turp ta thonë edhe emrin dhe mbiemrin e vet.

c) Ata të cilët, duke mos i nënçmuar robtë e Zotit dhe duke e ndjerë veten të përulur gjer në tokë, i shohin krijesat me vështrimin e mëshirshëm e të dhembshur të Zotit.

Në shërbime, njohja e mirë e partnerit është e rëndësishme të paktën sa vetë shërbimi. Sepse shërbimi

*Po qe se ata që ndodhen në majë s'tregohen të kujdesshëm, mund të rrëshqasin në çast!*



me vend vetëm në këtë mënyrë mund të bëhet. Për shembull, mënyra e ndihmës dhe e shërbimit që duhet t'i bëhen një personi i cili, ndërsa ka qenë i pasur, pastaj ka rënë në gjendje nevojtarie dhe i vjen turp ta parashtrojë hallin, me trajtimin që duhet t'u bëhet personave që janë mësuar t'i shprehin lehtë nevojat, nuk janë të njëjta.

Muslimani, duke përfituar nga atributi i mençurisë së profetëve, duhet ta përdorë dhuntinë e mendjes në mënyrën më produktive. Ai duhet ta mbajë parasysh se me kë, kur, ku dhe për çfarë do të flasë dhe si do të sillet. Për shembull, mënyra e hollë e ndjekur nga Xhafer Tajjar (r.a.) duke i dhënë njohuri mbi Islamin mbretit të Etiopisë, Nexhashi, është tejet domethënës për sa i përket tregimit të mençurisë nga një musliman. Kur krishteri Nexhashi i kërkoi Xhafer Tajjarit t'i këndonte disa ajete nga Kur'ani, ai nuk filloi me suren Kafirun që i sfidon mohuesit, por suren Merjem, mes së cilës flitet me lavdërim për Hz. Isain dhe nënën e tij. I prekur jashtëzakonisht nga këto sure, Nexhashiu bëri në tokë një vijë me shkopin që kishte në dorë, dhe tha:

"Ja, kaq afër qenkan feja jonë me fenë tuaj!"

Dhe pas një farë kohe u bë musliman.

Ashtu si në kryerjen e shërbimit, edhe në dhënien e amanetit të shërbimit personit që e meriton, njohja e partnerit është e domosdoshme. Kështu, Profeti (s.a.s.), ashtu siç nuk e pati dërguar si emisar një sahabi të aftë për komandant ushtrie, ashtu dhe nuk i pati caktuar komandantë ushtrie shokët e Sufës, të cilët ishin njerëz të dijes, kumtimit dhe zemrës. Duke i dhënë këto detyra, ai pati mbajtur parasysh personalitetin, aftësitë,

*"Rri larg botës e mos trego interesim për të që Allahu të të dojë! Rri larg gjërave që kanë njerëzit në duar dhe mos ua kërko ato që edhe njerëzit të të duan ty!"*

*(Ibnul Maxhe, Zuhd, 1)*



inteligjencën, denjësinë dhe, madje, strukturën trupore të personave.

Duke u mbështetur në rëndësinë e tyre, do të ishte me vend të kujtonim disa specifika lidhur me edukimin e njeriut.

Shërbimi më i vështirë është edukimi i njeriut. Sepse nefsi (vetja, egoja) i paedukuar e drejton personin vazhdimisht në të keqe. Allahu i Lartë ka shtresuar tek natyra e njeriut prirjet për **mëkat** dhe **devocion.** Prandaj, këto dy prirje fillojnë të duken tek ai qysh në fëmijëri. Lumturia e njeriut bëhet e mundur duke penguar prirjen për mëkat dhe duke forcuar prirjen për devocion. Rruga e kësaj është edukimi. Ndërkaq, zbutja e kafshëve më të egra është më e lehtë se edukimi i një njeriu të mposhtur nga nefsi, egoja e vet.

Shërbimi i edukimit është një profesion profetik. Edukatori duhet t'i ketë ndjenjat të fuqishme. Sepse duke ngritur lidhje me nxënësin, duhen kuptuar dhe vlerësuar ndjenjat e tij dhe sipas kësaj duhet trajtuar ai. Në esencë, kjo i përngjet domosdoshmërisë që ndjen mjeku për ta kuptuar dhe përcaktuar sëmundjen para se të fillojë mjekimin. Nuk duhet harruar se vetëm njeriu të cilit i zgjidhet problemi, mund të fitohet.

Siç janë të ndryshme mundësitë e njerëzve, janë të ndryshme edhe dobësitë e tyre. Prandaj, edukatori duhet ta trajtojë njeriun pothuaj me korrektesën e një psikiatri. Një fjalë dhe sjellje që mund të jetë e dobishme për dikë, dikujt tjetër mund t'i shkaktojë dëm. Prandaj, duhet t'i njohim shumë mirë karakteret e njerëzve, për edukimin e të cilëve kemi përgjegjësi.

*"Pa dyshim, atyre që thonë Allahu është Zoti ynë dhe janë në rrugë të drejtë, në çastin e vdekjes u zbresin engjëjt dhe u thonë: "Mos u frikësoni, mos u dëshpëroni, por gëzohuni për xhennetin që ju është premtuar!"*

*(Fussilet, 30)*



Nga ana tjetër, koha dhe doza e sugjerimit duhen rregulluar mirë. Ashtu siç mbajmë parasysh mundësinë e thyerjes së një trupi të ngurtë kur e përkulim në një drejtim të cakuar, ashtu dhe nuk duhet të ngutemi për ta shpëtuar njeriun me kapacitete dhe prirje të fuqishme egoistike nga kjo sëmundje. Duhet bërë kujdes që të mos rritet doza gjer në atë gradë sa partneri të kundërveprojë. Po ta derdhni menjëherë një enë me lëng të mbushur plot në një enë me të njëjtin vëllim, gjysmën keni për ta derdhur jashtë. Por po të veproni duke respektuar ligjin e gradualitetit, domethënë dalngadalë, pa u nxituar, përmbajtjen e enës që keni në dorë mund ta zbrazni në enën tjetër pa mangësi. Rëndësia e këtij ligji fizik nuk mund të mohohet edhe në edukimin e njeriut. Kjo do të thotë se orientimi dhe edukimi i njeriut varen, para së gjithash, nga durimi dhe njohja e përkryer e partnerit për sa u përket aftësive dhe mundësive të tij.

Me të vërtetë, edukatori duhet t'ia njohë nxënësit karakterin dhe aftësitë siç njeh kokrrat e tespive që mban në dorë dhe të përpiqet ta zhvillojë në atë drejtim që i ka aftësitë. Për shembull, personi me aftësi poetike duhet orientuar në thellësitë e shpirtit. Kurse personit me aftësi për t'u bërë drejtues dhe administrator, i duhen sugjeruar specifika si mënyra e drejtimit dhe administrimit, domosdoshmëria e dhënies së punës atij që i takon, e sjelljes së mëshirshme dhe drejtësia. Kështu qëndron puna edhe me aftësitë e tjera profesionale. Ndërkaq, mënyra e edukimit të secilës nga këto aftësi që janë të domosdoshme për shoqërinë, është e ndryshme.

*Arsimimi është, më tepër se dhënie njohurish, formim karakteri, sepse njerëzimi ka nevojë për personalitet, karakter dhe seriozitet!*



*Kur po hynte në burg sepse kishte hedhur poshtë detyrën e kadiut të Bagdatit duke prapësuar interesat materiale të kësaj bote, Ebu Hanife ndjehej më i lirë e më i fortë. Ai që deshte ta bënte Ebu Hanifenë karrem për pasionet e veta, ishte kalifi, një njeri i mjerë, i mposhtur nga interesat. Kush është rob i Allahut, nuk mund të bëhet rob i interesave materiale të kësaj bote!*

Shërbimet edukative duhet të planifikohen duke bërë kujdes për ekuilibrin e ndjeshëm trup-shpirt dhe mendje-zemër tek njeriu. Po qe se i flitet vetëm mendjes së njeriut, rëndojnë interesi, pozita, dëshirat dhe pasionet materiale, për pasojë, zhvillimi shpirtëror lihet mënjanë. Njeriu i përgatitur në këtë mënyrë, si rezultat, kthehet në rob të pasurisë, popullaritetit dhe epshit. Por po qe se, bashkë me mendjen, i edukohet edhe zemra, vetëm atëherë prirjet e pranishme në natyrën e tij mund të orientohen në rrugën e Zotit. Duhet pasur kujdes që njohuria që nuk arrin në zemër, nuk kthehet në kulturë shpirtërore (irfan). Dhe njohuria e mangët nga kultura shpirtërore mund ta zvarrisë njeriun në rrugë të shtrembër. Njeriu i papajisur me ndjenja shpirtërore dhe virtyte, do të thotë se braktiset nën forcën e verbër të nefsit (egos), e cila vazhdimisht e nxit drejt së keqes.

## 7. RUAJTJA E MATURISE



Ashtu si në çdo punë, edhe në shërbim, respektimi i maturisë është tejet i rëndësishëm. Ashtu siç nuk është e drejtë që njeriu i shërbimit t'i lërë mënjanë, në emër të shërbimit, gruan e fëmijët, nënën e babanë dhe punën me të cilën siguron jetesën, ashtu dhe nuk është e drejtë që të shmanget nga shërbimi duke i nxjerrë këto si pretekst.

Allahu i Lartë e ka karakterizuar ummetin, bashkësinë muhammediane, të mbështetur në maturinë, dhe ka thënë:

**"Dhe kështu, ju bëmë juve një ummet të matur..."** (el-Bakara, 143)

Edhe Profeti ynë (s.a.s.), duke u shprehur si më poshtë, i ka ofruar ummetit, bashkësisë së tij, një kriter dhe masë që tregon se si duhet sjellë në çdo rast:

*"Më e dobishmja dhe e mbara e punëve është ajo që mbështetet mbi maturinë!"* (Bejhaki, Shuabu'l-Iman, V, 261)

Gjithashtu, në një porosi të tij, ai ka thënë:

*"Kur njëri prej jush të drejtojë faljen, ta bëjë të lehtë, sepse mes njerëzve ka të dobët, të sëmurë e të moshuar. Kurse kur kushdo nga ju falet më vete, mund ta zgjasë sa të dëshirojë!"* (Buhari, Ilm, 28)

Siç kuptohet edhe nga ajeti dhe hadithet e mësipërme, ruajtja e ekuilibrit në çdo punë materiale e shpirtërore është një kriter i veçantë i vënë nga i Dërguari i Allahut. Po të respektohet ky kriter, pa diskutim që realizohet edhe qetësia, rregulli dhe harmonia sho-

*O njeri! Shih pamjen e fundit që të tregon pasqyra! Mendo pamjen e plakur të një bukurie dhe pamjen e rrënojave të një ndërtese dikur të bukur dhe mos u mashtro nga gënjeshtra e pasqyrës!..*



qërore. Prandaj, njeriu i shërbimit duhet të jetë njeri i ekuilibrit. Për shembull, vaizi duhet ta përfundojë predikimin së bashku me ezanin. Ai duhet të ketë kujdes ndjenjat e të gjithë xhemaatit për të mos i cënuar ata para adhurimit, sepse duhet mbajtur parasysh gjendja e personave që e kanë kohën të kufizuar, veçanërisht nëpunësit. Nisur nga këto, njeriu i shërbimit duhet të jetë njeri tejpamës, me vështrim të gjerë dhe i mençur. Në dashuri dhe urrejtje, në kompliment dhe kritikë, në lavdërim dhe qortim nuk duhet ta kapërcejë masën, duhet të mbajë rrugën e mesme. Ai duhet të jetë i sinqertë pa rënë në shthurje dhe serioz pa arritur në mendjemadhësi; duke qenë modest, nuk duhet të bjerë në gropën e vetëposhtërimit.

Njeriu i shërbimit duhet të jetë i dhembshur, i drejtë dhe i matur ndaj personave që ka nën urdhër, të mos u ngarkojë atyre një detyrë që nuk mund ta përballojnë dhe secilin duhet ta vlerësojë sipas fuqive. Veçanërisht duhet ditur se ndjekja e drejtësisë nuk është sjellja e njëjtë ndaj secilit, por dhënia secilit e të drejtës që i takon! Ai duhet të shmanget nga çdo lloj sjelljeje që e dëmton drejtësinë. Sepse në Kur'an thuhet:

**"O ju që keni besuar! Bëhuni njerëz që e mbajnë me korrektësi në këmbë drejtësinë duke dëshmuar me drejtësi për hir të Allahut, edhe nëse dëshmia juaj është në dëm tuaj personal, të prindërve dhe farefisit të afërt. Kështu veproni edhe po qe se personi për të cilin dëshmoni është i pasur, edhe po qe se është i varfër. Sepse Allahu është më pranë ndaj të dyve. Kështu, pra, kurrë mos i ktheni shpinën sjelljes me drejtësi për të bërë sipas dëshirave të nefsit! Mendo-**

*"Allahu i Lartë është bujar dhe mirëbërës; Ai i do bujarinë dhe moralin e lartë!.."*

*(Sujuti, Xhamiu's-Sagir, I, 60)*

**huni po qe se e ndryshoni të vërtetën ose largoheni plotësisht prej saj, sepse Allahu e di mirë çdo gjë që bëni!”** (en-Nisa, 135)



Respektimi i maturisë paraqet një rëndësi më të madhe në administrim. Në të njëjtën kohë, kjo tregon edhe inteligjencën dhe zgjuarsinë e personit. Kur e patën pyetur Amr bin As-in (r.a.), nga sahabet, i cili e pati kryer me sukses detyrën e guvernatorit të Egjiptit, se me ç’e lidhte ai suksesin e tij, qe përgjigjur kështu:

“Mendoj sikur kam punë me çdo njeri që kam përreth. Kur ky pé tërhiqet fort sa do të këputet, e lëshoj pak. Por sapo ta ndjej se është lëshuar më shumë se ç’duhet, e tendos menjëherë. Kështu i mbaj në ekuilibër marrëdhëniet me të gjithë!”

Padrejtësia ndaj vartësve, ndaj njerëzve nën urdhër, në emër të disiplinës kurrë nuk miratohet. Ndërkaq, është një e vërtetë se, në jetë, indisiplinimi lind anarkinë, gjë që bëhet shkak për shpërdorimin e vlerave materiale, shërbimit dhe kohës dhe shpërdorimi është ftues i fatkeqësisë dhe rrënimit. Kur ngadhnjyesi i Andaluzisë, Tarik bin Zijad hynte në Spanjë, mbi trup kishte rroba të arrnuara, por trimëria dhe ngadhënjueshmëria që meritonin zemra dhe shpirti i tij, të merrnin sytë. Si rezultat, kjo gjendje e tij u bë ndërmjetëse për një qytetërim madhështor. Por kur sundimtari i shtetit Beni Ahmer, shtetit të fundit të Andaluzisë gjatë fshirjes së saj nga historia, Abdullah Sagir, po e braktiste vendin i mundur dhe i dëshpëruar, edhe shala dhe mamuzet e kalit i kishte prej floriri. Kjo do të thotë se kur në sukses dhe mundësi humbet maturia dhe fillon shpërdorimi, aty fillon edhe humbja dhe asgjësimi. Kurse ajo çka mbetet pas kësaj, është një pe-

*“Mbi këtë tokë, mbi këtë dhé të zi ka shenja të butësisë së Allahut! Prandaj ndodh që toka i asgjëson ndyrësitë e hedhura mbi të dhe në vend të tyre nxjerr lule, jep fruta. Toka i mbulon ndryrësitë dhe në vend të tyre zbulon gonxhe e trëndafila. Edhe ti, si toka bëhu!”*

*Mevlana xhelaleddin Rumi*



ndim i zbrazët pa shpëtim. Kështu, duke u larguar së bashku me nënën nga vendi që ua kishte dorëzuar armiqve, Abdullah Sagir pati qëndruar në kodrën Padul, pati hedhur për herë të fundit vështrimin nga Granata dhe, duke soditur vendin që digjej mes flakëve dhe pallatin el-Hamra, atë mrekulli të artit islam, qe ngashëruar pa dashje dhe pati nisur të qante. Atëherë, e ëma i pati thënë me vetulla të ngrysura këto fjalë historike:

"Qaj, o i paqenë, qaj! Për këtë vend të bekuar që nuk e mbrojte dot si burrat, vajto tani si gratë!.."

Lidhur me këtë ngjarje, pas asaj date ajo kodër është kujtuar si "Ofshama e fundit e arabit" ose "Kodra e ofshamës së arabit".

Siç kuptohet edhe nga kjo e vërtetë historike, amanetet e pambrojtura denjësisht shpërdorohen dhe amanetet e shpërdoruara humbasin e asgjësohen. Kështu, pas shembjes së shtetit të Andaluzisë, humbja nuk qe kufizuar vetëm me humbjen e tokave të Spanjës; shumë e shumë vepra të mrekullueshme, fryte të qytetërimit islam, qenë asgjësuar dhe sa e hidhur është që edhe afro një milion libra në dorëshkrim qenë djegur e bërë hi.

Prandaj, njeriu i shërbimit duhet të dijë ta përdorë amanetin që ka përsipër në mënyrë të denjë dhe me vend. Ashtu siç i del për zot mallit dhe pasurisë së vet duke u ruajtur nga shpërdorimi, ashtu dhe duhet të ruhet gjer në fund nga shpërdorimi në mallin dhe pasurinë e përbashkët, në edukimin dhe shërbimin që i lihet si amanet.

*Nuk ka kështjellë mbi tokë që të mos merret me mëshirë, dhembshuri e dashuri!*

Shpërdorimin nuk duhet ta mendojmë vetëm si shpenzim të tepërt dhe vend e pa vend të mallit dhe pasurisë që kemi në duar. Paralajmërimin e ajetit si më poshtë duhet ta bartim në të gjitha aspektet e jetës:

**"Allahu nuk i do ata që shpërdorojnë!.."**

Në këtë kontekst, edhe mësuesi që e kupton dhe e njeh rëndësinë e detyrës, kurrë nuk e shpërdoron dhe nuk duhet ta shpërdorojë kohën dhe energjinë e nxënësit.

Duhet ta dimë se ta kalosh jetën kot është shpërdorim. Të mos i mbrosh amanetet e larta që kemi në dorë, është shpërdorim. Sidomos në arsim dhe edukim, të mos e përgatisësh njeriun duke u orientuar nga fakti se ai është krijesa më e nderuar ndër të gjitha krijesat, pra, ta çosh dëm, është shpërdorimi më i madh!

Prandaj, në edukimin e njeriut duhet treguar ndjeshmëri e lartë. Ai duhet përgatitur si një rob i krijuesit të lartë të cilin ai e dëshiroi në krijim, pra, si një zemër të përkryer që e lexon librin e kësaj gjithësie, që, duke soditur në të rregullsinë dhe harmoninë hyjnore me rrymat e fuqisë hyjnore, mundet ta lartësojë besimin e vet gjer në mirësi (ihsan) në klimën e një meditimi të hollë e të thellë. Nga një vështrim, ne duhet të ndërtojmë jo masa shterpë pa cilësi, por personalitete që bartin konsistencën e parashtruar nga Islami në shekullin e lumtur. Ndryshe nuk shuhet etja për njeriun e vërtetë në njerëzimin disamiliardësh...

E gjithë puna është që, në këtë kohë të fundit, të mund të përgatitet edhe një herë njeriu... Të mund të shpëtohen qoftë edhe disa bij nga zjarret e panumërta



*"Allahu më frymëzoi kështu mua: "Bëhuni aq të thjeshtë e kokulur ndaj njëri-tjetrit, saqë askush të mos e kalojë masën e t'i bëjë padrejtësi tjetrit, saqë askush të mos krekoset para tjetrit e të pretendojë për epërsi!"*

*(Muslim, Xhennet, 64)*



ku ka rënë brezi i porsalindur... Kush e di, personat që u zgjasim dorën sot, ndoshta do të jenë Fatihët, Javuzët, Sulejmanët, Sinanët e së nesërmes! Ndoshta do të jenë një piri Reis, një Ibni Kemal Pasha, një Akshemseddin, një Aziz Mahmud Hydaji!..

Një komb bëhet i madh dhe i jep vazhdimësi vitalitetit të vet me aq sa ç'mund të përgatisë gjeni të tillë. Kështu, megjithëse principata osmane qe principata më e vogël e ngritur në Anadoll, në raport me personalitetet e mëdhenj që pati, u rrit, u rrit dhe u bë një lis i madh që përfshiu tre kontinente. Pastaj, megjithëse ishte një perandori e madhe, në dorën e personave me horizont të ngushtë, të nënshtruar vetëm ndaj interesit vetiak, që mendonin jo të ardhmen e kombit, por pozitën e vet, në dorën e njerëzve të shpersonalizuar, u zvogëlua, u zvogëlua dhe, si përfundim, mbeti në faqet e pafat të historisë...

Për sa i përket detyrës, njeriu i vërtetë i shërbimit është si një arkëtar material dhe moralo-shpirtëror. Sepse Zoti është pronari i çdo gjëje. Çdo gjë e jashtme dhe e brendshme që na është dhuruar ne, është nga favori i tij i lartë. Dhe nesër do të jepet veç e veç llogari për të gjitha. Që rezultati i asaj llogaridhënieje të mos jetë ndëshkim, Zoti na paralajmëron kështu në Kur'an:

**"Ai është që i ka krijuar kopshtet me pjergulla ose pa pjergulla, hurmat e llojeve të ndryshme, të lashtat, ullinjtë dhe shegët që u ngjajnë dhe s'u ngjajnë njëra-tjetrës. Dhe hani prej frutave të secilës kur të japin fruta. Dhe atë ditë kur t'i vilni prodhimet, jepeni të drejtën** (zeqatin dhe sadakanë) **e tyre,**

*"Me zemrën që thërret o Zot!, nuk shkelet e drejta, nuk i ngulet gjemb ndonjë zemre tjetër! Ngurtësia është sëmundje për zemrën. Atje ku fillon zemërngurtësia, feja dobësohet. Ç'mund të kuptohet nga Kur'ani i kënduar pa zemër?.."*

**por mos shpërdoroni, se Allahu nuk i do shpërdoruesit!"** (el-En'am, 141)

**"O të bijtë e Ademit! Në çdo rënie në sexhde, vishni rrobat më të mira. Hani, pini, por mos shpërdoroni se Allahu nuk i do shpërdoruesit!"** (el-A'raf, 31)

**"Ata që shpenzojnë duke derdhur andej-këtej, pa dyshim që janë bërë vëllezër me shejtanët, të cilët janë shumë mosmirënjohës ndaj Zotit!"** (el-Isra, 27)

Shpërdorim janë shpenzimet e tepërta për vetveten (nefsin, egon) si dhe shpenzimet e pavend materiale e moralo-shpirtërore në shërbim. Kurse shpenzimet e bëra me vend dhe për hir të Allahut nuk janë shpërdorim. Përkundrazi, sado që të jenë të mëdha e të shumta, aq bëhen të denja për pranim dhe shpërblim. Në ajetin kur'anor thuhet:

"(O i Dërguar!) **Të pyesin ty se ç'duhet të shpenzojnë në rrugën e së mirës. Thuaju: "Më tepër se nevoja". Kështu jua shpjegon Allahu ajetet që të mendoni!"** (el-Bakara, 219)

Përgjithësisht, gjëja më e mirë në të gjitha këto specifika është ruajtja e maturisë dhe ekuilibrit. Me fjalë të tjera, është e domosdoshme që në të gjitha amanetet dhe shërbimet materiale e moralo-shpirtërore, të ruhet gjer në fund nga shpërdorimi i cili është elementi më i rrezikshëm që e trondit maturinë dhe ekuilibrin.

Një nga faktorët më me rëndësi që e prishin maturinë është zemërimi. Zemërimi është një dobësi. Eshtë dobësimi relativ i ekuilibrit mendor. Eshtë shprehje e dobësisë dhe mungesës së dinjitetit të njeriut, është,



*Në dhembshuri dhe mëshirë, si diell bëhu!*

*Në mbulimin e të metave të të tjerëve, si natë bëhu!*

*Në dorëlirësi dhe bujari, si ujëvarë bëhu!*

*Në zemërim dhe furí, si i vdekur bëhu!*

*Në thjeshtësi dhe përulësi, si dhé bëhu!*

*Siç je, duku; siç dukesh, bëhu!*

*Mevlana Xhelaleddin Rumi*



pothuaj, priorizim i nefsit, egos. Prandaj, njeriu i shërbimit duhet ta gëlltisë zemërimin.

Një ditë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) i pyeti sahabet:

*"Kë quani ju, mes jush, pehlivan?"*

Sahabet iu përgjigjën:

"Personin që nuk mund ta mundin trimat!"

Kurse i Dërguari i Allahut (s.a.s.) u tha:

*"Jo, pehlivan i vërtetë është ai që, kur zemërohet, e përmban veten!"* (Muslim, Birr, 106)

Me të vërtetë, vendimet më të gabuara, fundi i të cilave është pendim, janë, në përgjithësi, vendimet e marra në çaste zemërimi. Mbështetur mbi këtë të vërtetë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.), në një hadith tjetër ka thënë:

*"Askush të mos vendosë mes dy vetëve duke qenë i zemëruar!"* (Muslim, Akdije, 16)

Madje, një sahabiu që ka kërkuar këshillë prej tij, e ka këshilluar duke ia përsëritur tri herë: *"Mos u zemëro!"* (Buhari, Edeb, 76)

*"Bëji shokë vetëm njerëzit besnikë që janë të devotshëm e të thjeshtë! Dhe tregohu i vëmendshëm ndaj atyre që kërkojnë të ta bëjnë qejfin duke të duartrokitur dhe duke të kushtuar një sërë punësh të bukura që s'i ke bërë, sepse duartrokitja dhe lajkatimi e shtyjnë njeriun në krenari!"*

*Hz. Aliu r.a.*

Njeriu përjeton situata të ndryshme. Herë është i zemëruar, herë i gëzuar. Për të mos u bërë shkaktar për ndonjë padrejtësi, nuk duhet marrë vendim aty për aty duke qenë i zemëruar. Sipas këshillës së Profetit, personi i zemëruar, nëse ndodhet në këmbë, të ulet, nëse ndodhet ulur, të zgjatet pak dhe nëse përsëri nuk qetësohet, të marrë abdest. Dhe të marrë vendim pasi t'i ketë ikur zemërimi dhe të jetë qetësuar mirë. Sepse



në çastin e zemërimit, përgjithësisht, ekuilibri prishet, gjykimi dobësohet. Në këtë rast, e drejta e personit nuk respektohet. Njeriu i shërbimit gjithmonë duhet të bëjë kujdes për ekuilibrin, delikatesën dhe hijeshinë e sjelljes.

Në shërbimet e edukimit ka një rëndësi shumë të madhe struktura shpirtërore. Ashtu siç nuk i jepet pilotit që s'e ndjen veten mirë psikologjikisht leje fluturimi, ashtu dhe s'duhet të lejohet të hyjë në mësim mësuesi i zemëruar ose me moral të prishur. Nga ana tjetër, edhe mësuesi që zemërohet duhet ta hetojë shkakun e zemërimit dhe të përpiqet për t'u qetësuar brenda kohës më të shkurtër. Mësimin, praktikat, vërejtjet dhe këshillat duhet t'i zhvillojë me qetësi dhe duhet të ruhet nga teprimet që i prekin dhe fyejnë bashkëbiseduesit. Qortimet e bëra duke thirrur e bërtitur janë shfaqje dobësie dhe qëndrim i pahijshëm.

Duke urdhëruar si në ajetin në vijim, Zoti na tërheq vëmendjen mbi delikatesën në mënyrën e thënies së fjalës:

**"Ec natyrshëm dhe ule zërin. Mos harro se zëri më i shëmtuar është zëri i gomarit!"** (Llukman, 19)

Kur në shoqëri shfaqet nevoja për ta penguar një person nga një gjë e papëlqyeshme, duhet që, për të mos ia fyer personalitetin, e meta t'i paraqitet mjedisit si diçka në përgjithësi ose, personi që flet, ta marrë mbi vete. Kështu, edhe Profeti shpaloste një ndjeshmëri ndjesore duke bërë një qortim të hollë pa ia përplasur personit syve: *"Ç'po ndodh me mua që po ju shoh kështu?"*

*"Kush e kontrollon veten, nuk pëson disfatë; kush këshillohet, nuk pendohet; kush tregohet ekonomiqar, nuk bie në varfëri!"*

*(Hejthemi, Mexhmau'z-Zevaid, II, 280)*



*"Kujdes, mos e fut në kuvendin tënd të këshillimit kopracin i cili, duke të trembur ty me mundësinë për të rënë në ngushticë dhe shqetësim, kërkon të të bëjë të heqësh dorë nga mirëbërësia, frikacakun që do të ta dobësonte vendosmërinë për punë të mëdha dhe ambiciozin që e justifikon mjetin për arritjen e qëllimit!"*

*Hz. Ali r.a.*

Personalitetet monumentalë të përgatitur mes një morali të tillë të lartë, gjatë gjithë historisë u kanë dhënë orientim të gjithëve, nga shtresa më e ulët gjer te kryetarët e shtetit. Sa për të dhënë një shembull, le të vihet re se sa të thella dhe kuptimplote janë këto këshilla të Sheh Edebaliut për Osman Gaziun dhe, në personin e tij, për të gjithë burrat e shtetit, madje, për çdo administrator nga shkalla më e ulët në shkallën më të lartë:

*"O bir! Ti je bej, princ, dhe, pas kësaj,*

*zemërimi na takon neve, butësia, ty;*

*prekja në zemër, neve, fitimi i zemrave, ty;*

*akuza për faj, neve, pranimi, ty;*

*dobësia, vetëmashtrimi, neve, mirëkuptimi, ty;*

*ngatërresat, përfytjet, mosmarrëveshjet, neve, drejtësia, ty;*

*syri i keq, goja sa një çorape, vlerësimi i padrejtë, neve, falja, ty!.."*

*"O bir!*

*Pas kësaj, përçarja na takon neve, pajtimi, ty;*

*përtacia, neve, tërheqja e vërejtjes, inkurajimi, formimi ynë, ty!.."*[15]

Ja, të gjitha këto janë nga një kriter maturie më vete që duhet të ndjekë njeriu i shërbimit!

---

15 Për këshillat në vijim, shih kapitullin përkatës.

## 8. T'U JEPET RENDESI E SHKALLES SE PARE SHERBIMEVE LIDHUR ME MESIMIN DHE EDUKIMIN NEPERMJET KUR'ANIT



Kur'ani si udhëzues i rrugës së drejtë për njerëzimin, është një amanet hyjnor që na e ka dërguar Allahu neve, robve të Tij. Përcjellja e këtij amaneti robve të Allahut duke filluar nga vetja jonë, vjen në krye të detyrave më të rëndësishme. Kështu, në hadithin profetik thuhet:

*"Më i dobishmi ndër ju është ai që e mëson Kur'anin dhe që ua mëson edhe të tjerëve pastaj!"* (Buhari, Fedailu'l-Kur'an, 21)

Shërbimi më i madh që mund t'i bëhet njeriut, është të ndihmohet ai për ta fituar të ardhmen e përjetshme. Rruga e kësaj ndihme është orientimi i tij në rrugën e drejtë, gjë që është e mundur vetëm me anë të ndjenjave kur'anore!

Kur'ani është shërim për shpirtrat e vuajtur, për zemrat e lodhura, si dhe burim urtësish hyjnore që dhurojnë ngushëllim. Zoti ynë i Lartë ia paraqet fjalën hyjnore tërë njerëzimit, në këtë mënyrë:

يَا أَيُّهَا النَّاسُ قَدْ جَاءَتْكُم مَّوْعِظَةٌ مِّن رَّبِّكُمْ وَشِفَاءٌ لِّمَا فِي الصُّدُورِ وَهُدًى وَرَحْمَةٌ لِّلْمُؤْمِنِينَ

**"O njerëz, juve ju ka ardhur nga Zoti një këshillë, shërim për zemrat, orientim dhe mëshirë për besimtarët!"** (Junus, 57)

*A mos u jep njerëzve shembja vlerën që u jep ndërtimi?*

*Aty kanë sukses edhe ata që s'u vjen doresh kurrgjë, më beso!*

*Ti vetëm thuaj se duhet shembur kjo kubé,*

*Me dy argatë Sulejmania bie aty për aty përdhe!*

*Por po të thuhet ejani ta ngremë sëpari? Aman!*

*Një Sulejman duhet sërish dhe, veç tij, një Sinan!*

*M. A. Ersoj*



*"Sa bukur dhe me sa urtësi na ka porositur profeti ynë: "Gjënë që i padituri e sheh në fund, të mençurit e shohin qysh më parë! Fundi i punëve nuk mund të dihet qysh në fillim, por i mençuri e sheh fundin e punës qysh në fillim, kurse kush zhytet në mëkat dhe këmbëngul në gabim, e sheh i fundit!"*

*Mevlana Xhelaleddin Rumi.*

Me përmbajtjen tek ai të përsosmërisë, të vërtetës dhe të fshehtës që mundet t'i plotësojnë nevojat e njeriut gjer në kiamet, Kur'ani ka cilësinë e një udhëzuesi të shkëlqyer. Allahu i Lartë e shpreh kështu këtë veçanti të Kur'anit:

**"Pa dyshim, ky Kur'an të shtyn në rrugë të drejtë; ai u jep besimtarëve që bëjnë punë të mira, sihariqin se për ta ka një shpërblim të madh!"** (el-Isra, 9)

Ngaqë Kur'ani është një libër hyjnor, udhëzueshmëria e të cilit do të veprojë gjer në kiamet, çdo besimtar që ndodhet nën hijen e tij duhet të përpiqet të jetojë në drejtimin e treguar nga Kur'ani gjersa t'i hapet porta e përjetshmërisë e vdekjes. Pra, duhet t'i mbetemi besnik udhëzueshmërisë së Kur'anit dhe duhet ta njohim si detyrën tonë për t'i përmirësuar dhe ringjallur brezat e ardhshëm me këtë amanet të lartë si pretekst për orientimin dhe qetësinë e njerëzimit. Se sa e madhe është kjo detyrë, e tregon hapur kjo ngjarje e jetuar në shekullin e lumtur.

Mbështetur mbi një kërkesë, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) kishte dërguar në fiset Ra'l, Zevkan, Usajje dhe Benu Lihjan afro shtatëdhjetë sahabe si mësues të Kur'anit, të quajtur "kurra". Kur kishin arritur në vendin e quajtur Bi'ri Maune, popullsia e këtyre fiseve i kishte vrarë këta mësues në pabesi. Kur i arriti lajmi Profetit (s.a.s.), i mallkoi vrasësit gjatë një muaji të tërë.

Ky reagim me mallkim i profetit të mëshirës dhe dhembshurisë, i cili nuk i kishte mallkuar as ata që e kishin gjuajtur me gurë në Taif, ndaj kësaj tradhtie, është jo vetëm tregues i faktit se ç'faj dhe mëkat të madh kishin kryer ata që i ishin bërë pengesë shërbimit të Kur'anit, por edhe provë e hapur e faktit se ç'pozitë të nderuar përbënte në vështrimin e Profetit kryerja me

principialitet dhe sinqeritet e shërbimit ndaj Kur'anit dhe me anë të Kur'anit.



Kjo rëndësi e madhe që i jepte Kur'anit Profeti ynë, reflektohej në botën afektive të sahabeve të formuar nën edukimin e tij moralo-shpirtëror, si dashuri e pamatshme ndaj Kur'anit. Vetëm kjo tabllo, si njëra ndër tabllotë e dashurisë së pashoqe që ndjenin sahabet ndaj Kur'anit, është si më poshtë.

Në luftën e Dhatu Rika, sahabet Ammar bin Jasir dhe Abbad bin Bishr (r.anhuma) shkojnë te Profeti dhe i thonë e dëshirojnë të bëjnë natën roje vullnetarisht. Pasi iu pranohet kjo kërkesë, Ammari (r.a.) ra të flejë në pjesën e parë të natës sepse kështu e zgjodhi radhën e rojes. Kurse shoku i tij, Abbad (r.a.), nisi të falej. Në atë mes, një politeist që u ishte afruar fshehtas, e dalloi dhe i hodhi një shigjetë. Pa e prishur aspak terezinë, Abbadi (r.a.) e nxori nga trupi shigjetën dhe e vazhdoi namazin. Mirëpo, pas kësaj, e goditën edhe shigjeta e dytë dhe e tretë. Megjithëkëtë, ai i nxori edhe ato të dyja. Më në fund, pasi i bëri rukutë dhe sexhden, e zgjoi shokun, Ammarin, dhe i tha:

"Ngrehu, unë jam plagosur!"

Pasi u ngrit Ammari, politeisti që e kuptoi se vëzhguesit ishin dy vetë, iku. Ndërkaq, kur e pa Abbadin mes gjakrave, Ammari i tha:

"Subhanallah! Pse s'më zgjove sapo të goditi shigjeta e parë?"

Kurse Abbadi i dha këtë përgjigje që tregonte se ç'dashuri dhe pasion kishte ai për namazin dhe këndimin e Kur'anit:

"Sapo kisha filluar të këndoja një sure. Nuk desha ta prish namazin pa e mbaruar atë. Por pasi shigjetat më erdhën një pas një, rashë në ruku dhe të zgjova. Be-

*Njeriu që ia zgjidhët problemin, është juaji. Problemet e pazgjidhura, vendimet e shtyra në shumicën e rasteve bëhen shkak për shuarjen e entuziazmit.*



tohem në Allahun se po të mos ishte frika e humbjes së këtij kalimi, mbrojtjen e të cilit na e kishte urdhëruar i Dërguari i Allahut, më mirë do të zgjidhja vdekjen, se ta lija përgjysmë suren dhe ta prishja namazin!"[16]

❖

Ndërsa respekti, dëshira dhe dashuria ndaj Kur'anit i ngjallin zemrat, nënvleftësimi dhe mungesa e respektit të treguar ndaj tij vijnë në krye të qëndrimeve të dënueshme që ia nxijnë njeriut jetën shpirtërore. Kur Profetin (s.a.s.) e kanë pyetur për mëkatet e ummetit, bashkësisë së tij, "harrimin e Kur'anit të mësuar" e ka parë si mëkatin më të madh.[17]

Lidhur me këtë, edhe veten, edhe bijtë tanë duhet t'i pajisim me dashurinë dhe moralin e Kur'anit të cilin përpiqemi ta mësojmë dhe jetojmë, në mënyrë që të përmirësohemi me frymëzimin dhe begatinë e tij. Në të kundërt, Kur'ani nuk zë vend ndër zemra. Kështu, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) thotë:

*"Për ummetin tim do të vijë një kohë e tillë që kurra-të (lexuesit e Kur'anit) do të shtohen, kurse fakihët (dijetarët e vërtetë të urtë e punëmirë) do të pakësohen dhe dituria do të tërhiqet, do të merret pas... Më vonë do të vijë një kohë e tillë që gjërat e kënduara nga njerëzit nuk do t'u zbresin poshtë fytit..."* (Hakim, Mustedrek, IV, 504)

Zoti urdhëron kështu në Kur'an:

**"Në krijimin e qiejve e të tokës, në ndërrimin e njëpasnjëshëm të natës me ditën, me të vërtetë ka shembuj të hapur për ata që kanë mend!"**

**"Ata që në çdo rast e në çdo situatë ndodhen vazhdimisht në gjendje dhikri, zhyten në urtësitë**

*Është e detyrueshme që administratorët dhe edukatorët ta përgatisin veten mirë nga zemra. Ata duhet t'i kenë zemrat plot ndjenja, sepse me gotën bosh nuk gostitet!*

16 shih. Ahmed b. Hanbel, Musned, III, 343-344.
17 shih. Ebu Davud, Salat, 16.



**e krijimit të qiejve e të tokës, meditojnë dhe luten: "Zoti ynë, Ti nuk i krijove kot këto! Ne të madhërojmë Ty! Mbrona nga vuajtja e xhehennemit!"** (Al-i Imran, 190-191)

Kur u zbritën këto ajete, Profeti (s.a.s.) tha:

*"Sa keq për atë që s'i mendon këto!"*

Kurse sipas një rrëfimi tjetër:

*"Mjerë për atë që i përtyp këto mes dy nofullave (vetëm i lexon) pa menduar mbi to!.."*[18]

Kjo do të thotë se mësimi i Kur'anit duhet filluar para së gjithash duke hyrë në klimën e tij të lartë. Në të kundërt, leximet e pavetëdijshme dhe larg meditimit, siç shprehet hadithi profetik, "nuk do të zbresin poshtë fytit", domethënë, nuk do të kenë dobi për botën afektive të njeriut.

❖

Në çdo periudhë të ndërmjetme, preteksti më i rëndësishëm për të shpëtuar në emër të Zotit dhe të së vërtetës, janë bërë përpjekjet në shërbim të Kur'anit. Koha jonë është një periudhë kur kjo vendosmëri dhe këto përpjekje paraqesin rëndësi jetësore. Në këtë kohë, shërbimi bazë që e siguron shkundjen nga e para të të gjithë ummetit, bashkësisë, dhe kthimin në identitetin e vet, është aktivizimi dhe fuqizimi i interesimit dhe lidhjes ndaj Kur'anit!

Në fakt, premtimi i Zotit se **"do ta plotësojë dritën e vet"** është një parim bazë i besimit. Por meqë Zoti do ta realizojë premtimin mbi plotësimin e dritës së vet me dorën e njerëzve, të gjithë duhet t'i përkushtohemi me gjithë shpirt realizimit të këtij premtimi. Ndryshe, Zoti ynë e plotëson premtimin, por ata që sillen

*Përgatitja e një njeriu të mangët nga meditimi dhe aftësia për të prodhuar ide, e një njeriu të tipit disketë, s'është gjë tjetër veç lodhje dhe humbje. Zemra e njeriut duhet të jetë pjellore si toka!*

18 shih. Ibni Hibban, Sahih, II, 386.



me nënvleftësim në këto shërbime, bëhen përgjegjës. Eshtë i njohur ndëshkimi hyjnor për ata tre vetë që patën marrë pjesë në të gjitha fushatat pranë të Dërguarit të Allahut, me përjashtim të fushatës së Tebukut. Prandaj, për të shpëtuar nga përgjegjësia individuale, është e domosdoshme që, në drejtim të epërsisë së Islamit, personi të bëjë përpjekje të pakrahasueshme me sakrificat e përballuara për punët personale e të kësaj bote. Ç'mund të jetë më nderuese se mundësia për të marrë pjesë në këtë shërbim të shquar të besimit? Ndërkaq, edhe vetëm të presësh që shpresa dhe besimi ta tërheqin ndihmën hyjnore, pa treguar ndonjë zell sipas mundësive, është diçka në kundërshtim me frymën e Islamit.

Që të mund të mbetemi në këmbë në ditët tona kur njerëzit janë përfshirë prej modave negative si trungjet që i merr para e i rrokullis rrebeshi, që të mund të mbrohemi pa u spërkatur nga asnjë pikë prej rrebeshit të mohimit, ateizmit dhe lëshimeve, duhet që të përpiqemi t'ua mësojmë Kur'anin të afërmve, pjesëtarëve të familjes dhe mjedisit, ta përhapim dritën, frymëzimin dhe begatinë e tij. Kurrë nuk duhet ta harrojmë nevojën që kemi për Kur'anin. Qenia bashkë në mënyrë të përhershme me Kur'anin bëhet pretekst që të orientohemi me anë të urdhrave dhe ndalimeve të tij dhe që të pajisemi me moralin e tij. Veprimi i kundërt kthehet në një disfatë të madhe, bëhet humbje e së ardhmes në shkëmbim të kënaqësive të përkohshme.

Ata që jetojnë larg dritës së Kur'anit, janë udhëtarët e errësirës së kësaj jete. Veçanërisht fëmijët tanë të moshës shkollore kanë nevojë të madhe për Kur'anin dhe njohuritë fetare, për edukimin besimor dhe moral. Nuk është i drejtë opinioni se edukatën fetare mund ta japin vetëm familjet. Ashtu siç merret arsimi shkencor jo nga familja por nga shkolla, po ashtu është e domos-



doshme që edhe arsimi fetar të merret nga kompetentët. Ndërkaq, lënia pas dore e të rinjve të mjedisit ndërsa bëjmë përpjekje fetare për fëmijët tanë, nuk përputhet me vetëmohimin e urdhëruar nga Islami.

Përgatitja nga njerëzit, si qenia më e përkryer e gjithësisë që janë, e brezave të tyre indiferentë ndaj ndjenjave shpirtërore dhe dritës së Kur'anit është një shkak disfate shumë të hidhur. Detyra bazë e nënës dhe babait nuk është t'i ushqejnë fëmijët në mënyrë të tepruar me lëndë ushqimore, por më shumë t'i përgatisin ata për të ardhmen me anë të ushqimeve dhe emocioneve shpirtërore.

Në kohën tonë kur njerëzit në përgjithësi jepen pas botës materiale, është e domosdoshme që veçanërisht mësuesit e Kur'anit të tregojnë më shumë kujdes të posaçëm për nxënësit e tyre. Zemra e nxënësit duhet të mbushet me dashurinë për mësuesin. Para se të fillohet nga "Elif-Be-ja", duhet të mësojnë prej tij të vërtetën e "Elifit". Duke derdhur në zemrat e vogla të tyre shkëndija nga dashuria për Allahun dhe të Dërguarin e Tij, fëmijët duhen gatuar me frymëzim. Delikatesa, hijeshia dhe të gjitha bukuritë e Islamit duhet të gjejnë reflektim në zemrat e pafajshme.

Mësimi i fjalës së Allahut duhet filluar me emocionin e mundësisë për t'u bërë bashkëbisedues i komunikimit hyjnor. Kështu, zemrat e vogla e të pafajshme, duke e kuptuar ndryshimin e alfabetit të Kur'anit nga alfabetet e tjerë, ushqejnë respekt për të gjatë gjithë jetës. Duke u brumosur edhe me zemër me kuptimin e këtij Libri të Shenjtë, shndërrohen në thesar dritësor të së fshehtës hyjnore.[19]

*Përshkohu mirë me fqinjin, por murin me të mos e hiq! Edhe mikut mos i jep fuqi sa të të kthehet në armik!*

19 Në origjinal, në poshtëshënim theksohet se për këtë arsye, të parët e atdheut të autorit ua kanë pasë ndaluar fëmijëve atë lojë që ne e njohim si "kaladibrançe".



Kur zemrat e pafajshme mbushen me dashurinë për Allahun (xh.xh.), të Dërguarin e Tij (s.a.s.) dhe Kur'anin si dhe me frymën shpirtërore përkatëse, edhe adhurimet nisen të përkryhen në drejtim të kënaqësisë dhe përshpirtshmërisë. Meqë besimi në zemra u fuqizohet, bota afektive u pasurohet. Atëherë, ata e këndojnë Kur'anin me një shije krejt tjetër, bëhen më të kujdesshëm ndaj urdhrave dhe ndalimeve të tij, pajisen me moralin e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.).

Për çdo nënë dhe baba është një fitim i madh shpirtëror të kenë një fëmijë të tillë. Në një hadith profetik, i Dërguari i Allahut (s.a.s.) e shpreh kështu këtë fitim:

*"Allahu i Lartë e ngre gradën e robit të tij të mirë në xhennet dhe robi i habitur e pyet:*

*"O Zot! Pse m'u dha mua ky gradim?"*

*Dhe Allahu i Lartë urdhëron e thotë:*

*"Për pendimin dhe lutjen që bëri fëmija yt për ty!"* (Ahmed b. Hanbel, II, 509; Ibni Maxhe, Edeb, 1)

Në një hadith tjetër thotë kështu:

*"Pasi njeriu vdes, sevapet (mirësitë e përftuara) të të gjitha akteve të tij ndërpriten, përveç këtyre tre gjërave: sadakasë me veprim të përhershëm, diturisë së lënë prej tij nga e cila njerëzit vazhdojnë të përfitojnë, dhe fëmijës së mirë i cili vazhdon të lutet për të pas tij!"* (Muslim, Vasijet, 14; Tirmidhi, Ahkam, 36)

Përgjithësisht, shërbimi ndaj Kur'anit dhe me anë të Kur'anit është punë zemre që kërkon përkushtim dhe ndjeshmëri të madhe, dhe një favor i lartë i Allahut për robin e Tij.

*Suksesi dhe fitorja arrihen atëherë kur energjinë e shpenzojmë jo për të përballuar frikërat, por për të treguar guxim, zell dhe përpjekje!*

## 9. TA ZHVILLOSH VETEN VAZHDIMISHT NGA ANA DITURORE DHE MORALE



Për të mund të dhënë një shërbim cilësor, njeriu i shërbimit nuk duhet ta lërë pas dore as zhvillimin e vet. Një zell dhe përpjekje e vazhdueshme zhvillimi dhe pjekurie duhet të jetë vetia e tij e natyrshme. Njeriu i shërbimit i cili nuk zotëron njohuri dhe përvojë të mjaftueshme, nuk i jep rëndësi zhvillimit të vet moral e shpirtëror dhe nuk është kompetent në punën e vet, nuk mund të kryejë një shërbim serioz ashtu siç duhet.

Nga ana tjetër, zhvillimi dhe ndryshimi në jetë është një ligj hyjnor i vënë nga Zoti. Çdo qenie e cila nuk i përshtatet dot kësaj rrjedhe të jetës, është e dënuar që, me kohë, të asgjësohet. Prandaj, edhe njeriu i shërbimit, duke e respektuar këtë ligj hyjnor, duhet ta njohë si detyrë zhvillimin vetiak.

Një tjetër specifikë është e vërteta se forma e kryerjes së shërbimit sipas kushteve të kohës, madje, e llojeve të shërbimit, mund të jenë të ndryshme. Ashtu siç mund të ndodhë që një shërbim i nevojshëm për dje, mund ta ketë humbur rëndësinë sot, ashtu dhe cilësia e kryerjes së shërbimit të jetë e ndryshme. Këto gjëra, njeriu i shërbimit mund t'i kuptojë vetëm po të zhvillohet vazhdimisht. Shprehjet në vijim të poetit Mevlana tregojnë se edhe fjala që do të thuhet, gjithmonë duhet të thuhet me një stil të ri:

*Të gjitha fjalët që u thanë gjer dje,*
*Ikën bashkë me të djeshmen, o shpirti im!*
*Por sot është një ditë krejt e re,*
*Pra, fjalë krejt të reja duhen thënë!*

*Duhet ta dimë se ta kalosh jetën kot është shpërdorim. Të mos i mbrosh amanetet e larta që kemi në dorë, është shpërdorim. Sidomos në arsim dhe edukim, të mos e përgatisësh njeriun duke u orientuar nga fakti se ai është krijesa më e nderuar ndër të gjitha krijesat, pra, ta çosh dëm, është shpërdorimi më i madh!*



Edhe Hz. Aliu (r.a.), duke u shprehur si më poshtë, ka tërhequr vëmendjen se, në edukimin e fëmijëve duhen mbajtur parasysh jo vetëm kushtet e sotme, por, për më tepër, e ardhmja:

*"Përgatitini fëmijët duke mbajtur parasysh jo kohën tuaj, por kohën e tyre sepse ata janë për një kohë përtej kohës suaj!"*

Prandaj, njeriu i shërbimit duhet t'u japë rëndësi veçanërisht këtyre specifikave në zhvillimin e vet:

### a) Zhvillimi dituror

Para së gjithash, njeriu i shërbimit duhet të jetë i pajisur me njohuritë që do t'ia sigurojnë të ardhmen e përjetshme. Për të mos rënë në mendime dhe besime të shtrembra, duhet të marrë njohuri të shëndosha akaidi. Me qëllim për të vepruar në adhurimet dhe punët e tjera sipas kritereve hyjnore, duhet të mësojë njohuritë e ilmihalit. Gjithashtu me qëllimin për t'u bërë një rob i Allahut të Lartë në përputhje me pëlqimin e Tij, duhet ta lexojë dhe ta njohë me gjithë zemër jetën e Profetit (s.a.s.) të paraqitur si mëshirë dhe model për gjithë njerëzimin.

Kur'anin e ofruar njerëzimit si udhëzues i rrugës së drejtë dhe shërim për zemrat, njeriu i shërbimit duhet ta bëjë frymëzim për zemrën. Ai duhet ta dijë si detyrë që ta lexojë atë vazhdimisht, t'i mësojë urdhrat e tij dhe të veprojë me të.

Njeriu i shërbimit nuk duhet të lërë pas dore leximin e librave që do të bëheshin pretekst për zhvillimin e personalitetit dhe shtimin e kulturës së tij. Duke lexuar kryesisht edhe veprat letrare dhe historike krahas

*Pema që s'ka hall të nxjerrë bisk, është dru, jo pemë!*

*N.F.Kësakyrek*



librave të tjerë, duhet ta ngrejë vazhdimisht nivelin e dijeve dhe kulturës së vet.

Njeriu i shërbimit duhet t'i rikthehet në mënyrë të përsëritur leximit të rrëfimeve të Kur'anit, këshillave të profetëve dhe mistikëve, porosive të dërguara nga Hz. Aliu (r.a.)[20] guvernatorëve dhe këshillat e njerëzve të zemrës, të cilat do t'i bëheshin dritë në shërbim.

Krahas leximit, një nga faktorët që siguron marrjen e njohurive me rrugë verbale, është edhe pjesëmarrja e vazhdueshme në kuvendet ku trajtohen çështje të njohurive fetare e të tjera. Për këtë, nuk duhet të lihen pa u ndjekur bisedat dhe konferencat e dijetarëve të rrugës së drejtë.

### b) Zhvillimi moralo-shpirtëror

Personi që shërben, për sa kohë që shërben, duhet edhe të zhvillohet moralisht dhe shpirtërisht. Duke ia dhënë zemrën denjësisht Zotit të vet, duhet të bëjë përpjekje për ta kryer detyrën e tij si rob i Zotit me principialitet, sinqeritet, edukatë dhe thjeshtësi. Po qe se njeriu i shërbimit nuk zhvillohet dhe përparon shpirtërisht, shërbimet që kryen japin, përgjithësisht, rezultat të kundërt. Ndodh kështu sepse ai nuk bën atë që duhet bërë, por bën atë që nuk duhet bërë. Sepse nuk ka arritur të zotërojë zgjuarsinë e duhur. Kur puna merr këtë drejtim, edhe nga shërbimi nuk merret fryt, ndërkaq që s'arrihet gjë tjetër veçse lodhje. Sepse kur personi e ka qëllimin të dobët, sado që ta shohë veten pa të meta, mbetet i privuar nga ndihma e Zotit. Prandaj, për të mund të merituar dashurinë dhe ndihmën

*T'i shërbesh një njeriu të aftë është, disa herë, sikur t'u shërbesh mijra vetëve, sepse edhe sikur t'u vini para të gjitha mundësitë materiale njerëzve të aftë, nuk është shpenzim i kotë dhe shpërdorim.*

20 shih kapitullin përkatës.



hyjnore, duhet t'i japim rëndësi maturimit të zemrave tona me anë të ndjenjës së devocionit.

Dhënia e një shërbimi të pranueshëm e të pëlqyeshëm është e mundur me anë të formimit intelektual dhe meritim të ndihmës së Allahut. Dhe kjo varet nga mundësia për t'u bërë një rob i dashur për Allahun. Rruga e kësaj është shprehur kështu me hadithin hyjnor:

*"... Robi nuk mund të krijojë ndaj meje afërsi me ndonjë gjë më të pëlqyeshme se farzet (detyrimet) për të cilat e kam urdhëruar. Robi më afrohet mua pa pushim edhe me adhurimet suplementare (nafile) (të kryera përveç farzeve) dhe, më në fund, unë atë e dua. Dhe, pasi ta dua, bëhem veshi që i dëgjon, syri që i sheh, dora që i zë dhe këmba që i ecën. I jap ç'të më kërkojë dhe, po të mbështetet te unë, e mbroj!"* (Buhari, Rikak, 38)

Përparimi moralo-shpirtëror duke e mbrojtur gjallërinë e zemrës, varet nga shndërrimi i zemrës e cila është vendvështrimi hyjnor, në gjendje të paqëtuar, gjë që sigurohet duke respektuar këto parime:

1) Të kihet kujdes që ushqimi të jetë hallall (i fituar legalisht dhe i bekuar).

2) Të respektohen të drejtat e personit dhe të krijesave të tjera.

3) Të bëhet vazhdimisht pendesë dhe lutje.

4) Të këndohet Kur'an dhe të ndiqen konkluzionet dhe urdhrat e tij.

5) Të kryhen adhurimet me përshpirtshmëri.

6) Të mbahen gjallë netët. (Ndriçimi i netëve u reflektohet ditëve. Koha kur zbardh është koha më e

*"Askush të mos gjykojë mes dy vetëve duke qenë vetë i zemëruar!"*

*(Muslim, Akdije, 16)*



çmuar. Çuarja kot e asaj kohe është një humbje e hidhur).

7) Të vazhdohet me dhikrullah dhe murakabe.

8) Të meditohet mbi vdekjen.

9) Të rrihet me njerëzit e mirë (salih) dhe besnikë (sadik) dhe të largohet prej mëkatarëve.

10) Të merret pjesë në mënyrë të vazhdueshme në bisedat e dijetarëve dhe arifëve që veprojnë me diturinë e tyre.

11) Të bëhet njeri i dhurimit (infak).

Përgjithësisht, është e detyrueshme që njerëzit e shërbimit, si edukatorët, hoxhallarët (mësuesit e fesë), mësuesit, të cilët merren me edukimin dhe formimin e njeriut, më parë duhet t'i shndërrojnë zemrat e veta në seli. Bota e zemrës e personave që nuk e kanë shndërruar dot atë në seli, nuk ka ndryshim nga muret e një ndërtese, mure, të cilët pas një farë kohe shemben dhe asgjësohen. Por ata që ua hapin zemrat njerëzve, si poetët Mevlana dhe Junus Emre, jetojnë gjer në kiamet dhe mësimet e tyre vazhdojnë të veprojnë në mënyrë të pandërprerë.

### c) Zhvillimi profesional

Njeriu i shërbimit duhet të zotërojë njohuritë, shprehitë dhe përvojën që kërkon shërbimi. Pa u fituar ky dinjitet, jo vetëm nuk mund të bëhet shërbim, përkundrazi, mund të bëhet dëm. Shërbimet e bëra në mënyrën më të bukur e të shëndoshë kurrë nuk shkojnë dëm. Kështu, në ajetin kur'anor, Allahu i Lartë urdhëron:

*Ata që shërbejnë, duhet ta harrojnë zemërimin. Sepse zemërimi është, në përgjithësi, mungesë dinjiteti dhe prirje për ta nënvleftësuar dhe shtypur të dobëtin.*



إِنَّا لاَ نُضِيعُ أَجْرَ مَنْ أَحْسَنَ عَمَلاً

**"... Ne kurrë nuk e humbim punën e atij i cili, atë që e bën, e bën në formën më të bukur!"** (el-Kehf, 30)

Edhe i Dërguari i Allahut ka thënë:

*"Allahu i Lartë e do personin i cili punën që bën, e bën në mënyrën më të bukur e të saktë!"* (Dejlemi, Musned, I, 157)

Prandaj, njeriu i shërbimit ka përgjegjësi për të mësuar se si ta kryejë më bukur shërbimin që ka për të kryer. Një veçanti tjetër që kuptohet nga hadithi profetik si më sipër, është e vërteta se kryerja e shërbimeve me vetëdijen e së mirës (ihsan), domethënë, me korrektësi dhe ndjeshmëri sikur ta shihje Allahun, tërheq dashurinë hyjnore.

Përgjithësisht, **ta zhvillojmë veten vazhdimisht në dije e në moral,** do të thotë t'i shtojmë dhe përkryejmë vazhdimisht vetitë, cilësitë dhe vlerat që përbëjnë karakterin, seriozitetin dhe personalitetin tonë të jashtëm e të brendshëm. Sepse:

Brezi cilësor është vepër vetëm e edukatorëve cilësorë, domethënë, e personaliteteve të formuar, të cilët edukojnë në aspektet diturore dhe morale. Kurse njerëzit e përgatitur nga persona të pakualifikuar, pa cilësitë dhe vetitë e posaçme, në mënyrë të natyrshme, do të jenë, si edukatorët e tyre, të paaftë e të dobët. Prandaj, meqë qëllimet e larta mund të arrihen vetëm me anë të personaliteteve të përkryer, ata duhen përgatitur në duar mjeshtërore dhe me karakter të lartë.

Me të vërtetë, po qe se në një shoqëri ka njerëz cilësorë që do t'u vinin supet amaneteve, njerëzit e asaj shoqërie është e mundur dhe e lehtë të ngjiten në maja. Po qe se mungojnë personalitetet cilësorë e të kualifikuar, në shoqëri fillon kriza njerëzore dhe përjetohet

*"O shok! Me të mirë mund t'ia rrjepësh lëkurën edhe armikut, kurse trajtimi i ashpër e bën armik edhe mikun! Kushdo që tregohet i ashpër e kokëngjeshur si kudhër, patjetër që e ha çekiçin kokës!"*
*Saadiu*

një humbje e tillë si përpëlitja për një kohë shumë të shkurtër e gjymtyrëve pas këputjes së kokës dhe rënia përtokë pa fuqi. Prandaj, çështja më e rëndësishme është përgatitja e njerëzve cilësorë me karakter dhe veçori të larta, siç thotë edhe M. Akifi:

"Duhet njeri për ta bërë një popull njeri!.."

Një ditë, Hz. Omeri (r.a.) po rrinte bashkë me miqtë. Ai u tha atyre të shprehnin disa dëshira dhe kërkesa (nga Allahu). Një pjesë e tyre thanë:

"Sikur të kisha një shtëpi si kjo plot me para dhe t'i jepja në rrugën e Allahut!"

Një pjesë tjetër i shfaqën dëshirat dhe kërkesat në këtë formë:

"Sikur të kisha një shtëpi si kjo plot me ar dhe t'i shpenzoja për Allahun!"

Kurse disa të tjerë thanë:

"Sikur të kisha një shtëpi si kjo plot me margaritarë dhe t'i shpenzoja në rrugën e Allahut!"

Mirëpo Hz. Omeri u tha që të kërkonin edhe më shumë. Miqtë thanë:

"Çfarë mund të kërkojmë tjetër nga Allahu i Lartë?"

Atëherë, Omeri (r.a.) tha kështu:

**"Kurse unë dëshiroj që kjo shtëpi të jetë e mbushur me persona** (të veçantë, të zgjedhur e të formuar nga të gjitha anët)**, si Ebu Ubejde bin Xherrah, Muadh bin Xhebbel dhe Hudhejfetu Jemani, dhe t'i fus në punë në rrugën e bindjes ndaj Allahut, domethënë, në shërbimet kumtuese e përmirësuese..."** (Buhari, Tarihu's-Sagir, I, 54)



*"Më i dobishmi ndër ju është ai që e mëson Kur'anin dhe që ua mëson edhe të tjerëve pastaj!"*

*(Buhari, Fedailu'l-Kur'an, 21)*



## 10. T'I NJOHESH TE METAT NGA VETJA, KURSE SUKSESIN, NGA ALLAHU

Është tejet e rëndësishme që, në shërbimet e bëra për Allahun, të mos përzihet egoizmi. Veçantia që kanë më shumë kujdes njerëzit e shërbimit, është ta njohin suksesin jo nga vetja, por nga Zoti. Duke bërë fjalë mbi fitoren e besimtarëve në betejën e Bedrit, Zoti ka bërë të ditur se autori i vërtetë i akteve është ai vetë:

فَلَمْ تَقْتُلُوهُمْ وَلَٰكِنَّ اللَّهَ قَتَلَهُمْ وَمَا رَمَيْتَ
إِذْ رَمَيْتَ وَلَٰكِنَّ اللَّهَ رَمَىٰ

"(O i Dërguar!) **Nuk i vratë ju ata, por i vrau Allahu. Edhe kur qëllove, nuk qëllove ti, por Allahu!.."** (el-Enfal, 17)

Një shembull tjetër që e reflekton këtë të vërtetë është ky:

Faraoni, të cilit i ishin përmbysur ndjenjat e madhështisë pas mrekullive të treguara nga Hz. Musai, kishte mbetur në gjendje të pashpresë. Për të shpëtuar nga kjo gjendje, organizoi një garë mes magjistarëve më të shquar të kohës dhe Musait (a.s.). Megjithatë, kishte dyshim. Prandaj i pyeti magjistarët:

"A do të mund të dilni fitues ndaj Musait?"

Kryemagjistari i tha kështu:

"Ne jemi në pikën e fundit të magjisë. Nuk ka njeri mbi tokë që ta dijë këtë punë më mirë se ne. Domethënë se jemi në kulmin më të lartë, aq sa, po të mos zbresë

*Shpirti që ka për t'i mbrujtur popujt me diturinë dhe kulturën e vërtetë, nuk është shpirti i pseudointelektualëve egoistë të mbyllur mbi libra të vëllimshëm, por shpirti i Mevlanave, Junusëve dhe të miqve të tjerë të Zotit si ta që e thellojnë zemrën me urtësitë e Kur'anit dhe që janë diej kënaqësie shpirtërore!*

ndonjë fuqi nga qielli që të na e prishë magjinë, do ta mundim patjetër. Sigurisht, ne jemi më të fortë se ai!"

U vendos që gara të bëhej një ditë feste. Atë ditë u mblodhën të gjithë. Populli priste me padurim të shihte ç'do të ndodhte.

Kur magjistarët i hodhën rripat dhe shkopinjtë në shesh, secili prej tyre u kthye në gjarpër. Kjo skenë tregohet kështu në Kur'an:

**"... dhe** (Musai) **pa se në sajë të magjisë së tyre, dukej sikur rripat dhe shkopinjtë vraponin drejt tij."**

**"Musai ndjeu menjëherë një frikë përbrenda."**

**"Mos u tremb, - i thamë. - Patjetër ti do të dalësh fitues!"**

**"Hidhe atë që ke në dorën e djathtë që t'i gëlltisë gjërat e tyre! Ajo që kanë bërë ata është vetëm një hile magjistarësh. Por magjistari, çfarëdo që të bëjë, nuk fiton..."** (Taha, 66-69)

Edhe Musai (a.s.) e hodhi shkopin. Në çast, shkopi i Musait u kthye në kuçedër dhe i gëlltiti të gjitha mjetet e magjistarëve. Mirëpo në barkun e shkopit nuk ndodhi asnjë ndryshim. Ajo që ndodhi nuk ishte mjeshtëri njerëzore, por një fuqi hyjnore e shpalosur nga Zoti. Kurse bëmat e magjistarëve ishin veprime prestigjtorësh.

Pas ndodhisë së jashtëzakonshme me shkopin e Musait (a.s.), kryemagjistari i tha njërit prej shokëve të vet:

"Gjatë veprimeve të shkopit, shihe me vëmendje Musain, në ç'gjendje ndodhet, vallë?"



*Këndo, hafiz, sot për ty në xhennet trandafilat çelin,*

*Dita e rilindjes të bëhet kurorë në ballë; shih ç'bukuri!..*

*Duke shpëtuar nga nata, bilbilat agimin çelin,*

*Atë orë të bekuar që pena ta shkruajë s'ka aftësi!..*

*Rahmeti*



*Në çdo periudhë të ndërmjetme, preteksti më i rëndësishëm për të shpëtuar në emër të Zotit dhe të së vërtetës, janë bërë përpjekjet në shërbim të Kur'anit. Në këtë kohë, shërbimi bazë që e siguron shkundjen nga e para të të gjithë ummetit, bashkësisë, dhe kthimin në identitetin e vet, është aktivizimi dhe fuqizimi i interesimit dhe lidhjes ndaj Kur'anit!*

Shoku ashtu veproi. Ai i ndoqi me vëmendje gjendjen dhe sjelljet e Musait (a.s.). Gjëja që vëzhgoi ishte se, gjatë veprimeve të shkopit, Musait i ikte ngjyra e fytyrës, kalonte nga një gjendje në tjetrën, kurse shkopi vazhdonte të vepronte. Këtë ua bëri të ditur kështu magjistarëve:

"Gjatë ngjarjes, Musait i ndryshon ngjyra e fytyrës, por shkopi vazhdon të veprojë..."

Kryemagjistari që e mësoi këtë, tha:

**"Kjo nuk është punë e Musait, por e Zotit. Sepse magjistari nuk frikësohet nga puna e tij. Po kështu, edhe artisti kurrë nuk ka frikë nga arti i vet. Kjo është një ngjarje hyjnore..."**

Dhe shprehu besimin.

Edhe magjistarët e tjerë bënë si ai dhe shprehën besimin...

Edhe kjo ngjarje tregon se, po qe se në një çështje nuk e përziejmë nefsin (egon) tonë, por ndjekim vetëm pëlqimin e Allahut, atëherë shfaqet favori i Tij dhe arrihet sukses, madje, edhe sikur aftësia dhe mjeshtëria jonë të mbeten të pafuqishme. Kështu, në garën me magjistarët, duke e ndjerë veten të dobët e të pafuqishëm, Musain (a.s.) për një çast e kapi frika. Por si rezultat i mbështetjes te Zoti dhe veprimit sipas urdhrit të Tij, i shkoi në ndihmë mrekullia hyjnore dhe doli fitues mbi magjistarët.

Prandaj, ajo çka na takon neve në rrugën e Allahut, është që, pasi të kemi treguar përpjekje me sa të na vijë dore, t'i dorëzohemi Allahut dhe të jemi të vetëdijshëm se përfundimi realizohet vetëm sipas dëshirës dhe fa-

vorit të Tij. Të parët tanë e kanë përmbledhur bukur këtë të vërtetë në shprehjen:

**"Suksesi vjen prej Allahut..."**

Përgjithësisht, ne e hedhim farën në tokë, por caktimi dhe realizimi i ndryshimit në mes kthimit të farës në një rrap të lartë ose kalbjes së saj në tokë, i takon Krijuesit. Ishte Musai ai që e la shkopin në tokë, por Zoti ai që e ktheu në kuçedër që i gëlltiti gjarpërinjtë...

Prandaj, duhen vështruar jo favoret dhe mirësitë që na bëhen, por ai që na i bën dhe, kështu, të ruhemi nga indiferentizmi dhe pavetëdijshmëria.

Këtë veçanti, poeti Mevlana e shpreh kështu:

*"Skuqjen e hekurit të skuqur në zjarr mos e pandeh të tijin, sepse ajo skuqje është nxehtësia dhe ndriçimi që i jep përkohësisht zjarri!"*

*"Po qe se e sheh dritaren dhe shtëpinë të mbushur plot dritë, ti mos i quaj ato ndriçuese, sepse ndriçues është dielli!"*

*"Dielli u thotë kështu atyre që ndriçojnë me anë të dritës së reflektuar prej tij, dhe lavdërohen: "O krenarë pa mend! Duroni pak sa të perëndoj unë pas atij mali ose deti, dhe ta kuptoni atëherë të vërtetën!"*

Edhe Abdylkadir Gejlaniu bën këto këshilla lidhur me këtë të vërtetë:

"O bir! Kur do të shpëtosh prej lidhjeve aftësi-urtësi dhe kur do të arrish largësinë e fuqisë hyjnore? Kur do të të bëjë puna jote me anë të urtësisë të arrish fuqinë e Allahut që është i Shenjtë e i Madh?



*"A s'erdhi ende koha për ta përmendur Allahun dhe për t'u rrëqethur zemrat me Kur'anin e zbritur nga lartësi e Tij? Muslimanët të mos bëhen si ata para tyre që u qe dhënë libër! Pas shumë kohësh, zemra e tyre u ngurtësua; ata ishin njerëz, shumica e të cilëve kishte dalë nga rruga!"*

*(el-Hadid, 16)*



*"Ç'ndodh me ju që nuk shpenzoni në rrugën e Allahut? Kurse trashëgimi i qiejve e i tokës është i Allahut! Sigurisht, nuk janë ndër ju njëlloj ata që kanë shpenzuar dhe luftuar para fitores, me ata që kanë shpenzuar dhe luftuar pas fitores! Grada e të parëve është më e lartë se e atyre që dhanë dhe luftuan më pas…"*

*(el-Hadid, 10)*

Mos ik nga Allahu vetëm për shkak të ngatërresave që mund të të shkaktojë. Allahu të fut në disa ngatërresa dhe shkaku i kësaj është kështu:

A mos vallë duke u mbështetur në shkaqet do ta braktisësh portën e Tij, apo do të mbahesh fort pas portës së Tij? A mos vallë do të mbështetesh te e jashtmja, apo te e brendshmja? A mos vallë do t'i besosh të njohurës apo të panjohurës? A mos vallë do t'i drejtohesh të dukshmes, apo të padukshmes?

**Aftësitë, mjeshtëritë dhe sukseset që të jepen, a do t'i dish nga vetja jote, apo nga Zoti?.."**

Kjo do të thotë se besimtari, duke besuar se forca dhe fuqia janë vetëm prej Allahut, nuk duhet t'i japë pjesë merite nefsit, egos së vet, nga suksesi që arrin në shërbim. Për më tepër, meqë Zoti e bën pretekst për realizimin e një shërbimi të tillë, duhet ta shtojë falenderimin ndaj Tij.

Qëndrimi si më poshtë i Sulltan Sulejman Kanuniut - Ligjvënësit, i cili është një ndër personalitetet monumentalë që e ka bashkuar mbretërimin botëror me mbretërimin në botën shpirtërore, ka vlerën e një kriteri për njeriun e shërbimit.

Barbaros Hajredin Pasha e mund keqas Andrea Dorjan në Prevezë. Andrea Dorja mezi e shpëton jetën duke e braktisur flotën e duke ikur. Duke i vënë para galerat armike me direkët të thyer dhe me dhjetramijra robër brenda, Barbarosi futet në Bririn e Artë. Sipërfaqja e detit është plot galera të mbushura me robër. Njëri nga pashallarët, i emocionuar, i thotë sulltanit:

"Sulltani im! Sa herë, vallë, e ka soditur bota një pamje si kjo? Sado që t'ju lavdërosh juve, është pak!"

Kurse udhëheqësi i madh i jep këtë përgjigje:

"Pasha! Ç'na takon neve, të krenohemi, apo ta falenderojmë me lavdërime Zotin tonë të lartë që na i fali këto fitore?"

Ja, pra, edhe njeriu i shërbimit, po ta respektojë këtë etikë, çlirohet nga egoizmi dhe i shtohet modestia dhe përulësia ndaj Allahut. Ai shpëton nga sëmundja e vetëpërkëdheljes dhe egoizmit që është, në shërbimet, pika më me rëndësi ku rrëshqet këmba! Sepse në ajetin kur'anor thuhet:

**"... Mos u përkëdhel, se Allahu nuk i do ata që përkëdhelen!"** (el-Kasas, 76)

Prandaj, pavarësisht nga të mirat dhe favoret që meriton, njeriu duhet të mbështetet te Allahu nga sëmundja e rënies në egoizëm dhe krenarisë. Krenaria e Gjithësisë, Profeti ynë (s.a.s.) i dërguar si mëshirë për botët, për dashurinë ndaj të cilit është krijuar gjithësia, pavarësisht nga të gjitha cilësitë dhe virtytet e larta që zotëronte, gjithmonë thoshte "لَافَخر", pra, "jo krenim", duke ruajtur, kështu, gjendjen e thjeshtësisë dhe përulësisë. Në hadithet profetike, ai ka thënë kështu:

*"Unë jam komandanti i profetëve, por nuk krenohem! Unë jam i fundit i profetëve, por nuk krenohem! Unë jam, gjithashtu, ai që do të ndërhyjë i pari për falje dhe i pari që do t'i pranohet ndërhyrja për falje, por këto nuk i them për t'u krenuar."* (Darimi, Mukaddime, 8)

*"Në ditën e kiametit, kur toka të çahet, unë do të jem i pari që do të ringjallet, por këtë nuk e them për t'u krenuar. Flamuri i lavdisë mua do të më jepet, por as me këtë nuk krenohem. Ditën e kiametit unë do të jem zotëria i njerëzve, por nuk krenohem. Unë jam ai që do të hyj i pari në xhennet*

خير الناس أنفعهم للناس

*"Allahu i Lartë e ngre gradën e robit të tij të mirë në xhennet dhe robi i habitur e pyet: "O Zot! Pse m'u dha mua ky gradim?" Dhe Allahu i Lartë urdhëron e thotë: "Për pendimin dhe lutjen që bëri fëmija yt për ty!"*

*(Ahmed b. Hanbel, II, 509; Ibni Maxhe, Edeb, 1)*



*ditën e kiametit, por as këtë nuk e bëj pretekst krenimi!"* (Darimi, Mukaddime, 8)

Me të vërtetë, egoizmi dhe pretendimi janë kanceri i rrugës së shërbimit. Mjekimi i kësaj sëmundjeje është tejet i vështirë. Nëpër teqe, përgjithësisht ndodhet një tabelë ku shkruhet "hiç" që i sugjeron njeriut të heqë dorë nga egoizmi dhe ta kuptojë dobësinë e vet. E gjithë çështja është që, duke e kuptuar këtë dobësi, njeriu të bëhet i vetëdijshëm për pozitën e tij të robit ndaj Zotit. Kur robi arrin në këtë pikë, arrin principialitetin, gjë që edhe një akt të vogël e bën të mjaftueshëm për të. Kjo e vërtetë është shprehur kështu poetikisht në një vjershë:

*Kur ta kuptosh dobësinë, një punë e pavlerë të bëhet mal;*

*Dobësitë të përmirësohen, hidhësitë të bëhen mjaltë;*

*Malet të bëhen kopshte frutore, gjithë bota, bostan!*

Personi që hyn në shërbim, duhet t'i kërkojë ndihmë Zotit vazhdimisht në gjendje lutjeje e përgjërimi me vetëdijen e kësaj dobësie dhe hiçësie. Në ajetin kur'anor thuhet kështu:

**"O ju që keni besuar! Kërkoni ndihmë nga Allahu me durim dhe namaz!.."** (el-Bakara, 153)

Duke respektuara këtë këshillë hyjnore, besimtari duhet të kërkojë ndihmë nga Allahu veçanërisht në kohën tehexhxhud dhe, po s'qe e mundur kjo, në një kohë tjetër duke falur dy reqate namaz të nevojtarisë.

Personi që kryen shërbime, nuk duhet t'i fajësojë të tjerët për mosarritjet dhe të metat e dobësitë duhet t'i kërkojë para së gjithash te vetja. Ai duhet ta drejtojë mi-

*Shërbimi më i madh që mund t'i bëhet njeriut, është të ndihmohet ai për ta fituar të ardhmen e përjetshme. Rruga e kësaj ndihme është orientimi i tij në rrugën e drejtë gjë që është e mundur vetëm me anë të ndjenjave kur'anore!*



rëkuptimin ndaj tjetrit, kurse kritikën, ndaj vetes. Sepse bota e brendshme e atij që kryen shërbim i reflektohet atij të cilit i shërbehet. Gabimi i vërejtur tek ata të cilëve u shërbehet është, në të vërtetë, dobësi e reflektuar tek ta nga shërbyesi.

Në përgjigjen e letrës së një nxënësi të vet, imam Rabbaniu jep këto këshilla me vlerë shembullore:

*"Më shkruan se ankohesh për nxënësit që i drejton dhe të është thyer zemra prej tyre. Kurse duhet të të thyhet zemra dhe të ankohesh jo për nxënësit, por për qëndrimet dhe sjelljet e tua. Sepse ashtu sillesh ndaj tyre që, si përfundim, lindja e këtyre shqetësimeve bëhet e pashmangshme. Mirëpo është këshilluar që mësuesi të shpalosë sjellje të mira ndaj nxënësve. Nuk është pritur mirë që ai të miqësohet dhe shoqërohet me ta vetëm duke u treguar histori e rrëfime..."* (Mektubat, letra e 209)

Domethënë, e rëndësishme është, më shumë se fjala, mundësia për t'u bërë model me bukurinë e sjelljes!

*Të gjitha fjalët që u thanë gjer dje,*

*Ikën bashkë me të djeshmen, o shpirti im!*

*Por sot është një ditë krejt e re,*

*Pra, fjalë krejt të reja duhen thënë!*

*Mevlana Xhelaleddin Rumi*



## 11. TE PERPIQEMI PER T'U BERE SHEMBULL NE SHERBIM

Personat që gjenden në shërbim, nuk duhet vetëm të urdhërojnë të tjerët, por, me ndjenjën e daljes për zot, t'i vënë personalisht supet shërbimit. Ata që pandehin se kryejnë shërbim pa e kapur vetë punën për filli, vetëm duke shpërndarë urdhra nga vendi ku rrinë, janë persona që nuk e kanë kuptuar dot thelbin e çështjes.

Personi që ndodhet në krye të shërbimit duhet t'i përkushtohet shërbimit më me zell dhe në mënyrë më aktive se vartësit në mënyrë që të mund të bëhet shembull. Një sjellje e tillë do ta shtojë emocionin e vëllezërve dhe do të sigurojë që ata të mund ta kryejnë shërbimin më me shumë dëshirë. Shumë shembuj të kësaj mund t'i gjejmë në jetën e të Dërguarit të Allahut (s.a.s.). Rasti kur ai barti gurë bashkë me sahabet në ndërtimin e faltores së Kuba-s dhe faltores profetike, kur punoi për hapjen e hendeqeve para Luftës së Hendekut dhe kur, herë pas here u shërbeu vetë sahabeve, janë vetëm disa prej shembujve në fjalë.

Edhe shprehja e Profetit (s.a.s.), "Zotëria i një fisi është ai që u shërben atyre" (Dejlemi, Musned, II, 324), vë në shesh faktin se është e domosdoshme që personat që ndodhen në krye të shërbimit, të mos jenë njerëz që presin shërbim, por me formim shpirtëror të njeriut që jep shërbim.

Pjesëmarrja në shërbim personalisht e atyre që ndodhen në shkallën e sipërme, do t'i përforcojë shpirtërisht edhe të tjerët dhe, kështu, do të formohet një frymë e grupit. Shumë shërbime të vështira që u vihen supet me të njëjtën ndjenjë, do të mund të kryhen lehtësisht. Historia është e mbushur me shembuj të panumërt të kësaj.

*Rruga më e shkurtër për t'i bërë ëndrrat realitet, është të mos flesh!*

Sulltan Sulejman Ligjvënësi është njëri ndër drejtuesit e shtetit, i cili, me personalitetin dhe veprimtarinë e tij, e përfaqëson këtë frymë plotësisht dhe me një shkëlqim të pashembullt. Fushata Zigetvar në të cilën ai mori pjesë megjithëse e kishin lënë fuqitë, është e mjaftueshme për të treguar forcën e aksionit dhe ujvarën e besimit në shpirtin e tij.

Kur Ligjvënësi i cili gjer atëherë kishte marrë pjesë dhe komanduar personalisht në shumicën e fushatave dhe fitoreve të periudhës së vet, do të dilte për fushatën e Zigetvarit (Karlovivarit) që u bë fushata e fundit e tij, i hyri në audiencë kryeministri Sokullu Pasha dhe i tha:

"Sulltani im! Fitore të panumërta i keni dhuruar ummetit! Jeni lodhur! Ia kushtuat jetën botës islame! Eshtë e vështirë të përballoni në këtë moshë vështirësitë e kësaj fushate. Prandaj qëndroni në Stamboll dhe vazhdoni drejtimin e shtetit. Të marr pjesë unë në fushatë së bashku me vezirët dhe pashallarët! Të mos ju mbeten sytë pas..."

Prijësi i madh i mbiquajtur Ligjvënësi, i tha kështu kryeministrit:

"Dëgjo mirë, Sokullu! Dhe këtë porosi përcillja brezit që do të vijë pas meje! Padishahu duhet të dalë në fushatë vazhdimisht së bashku me ushtarët e vet! Kur ta shohin pranë padishahun, ushtarëve u shtohet qëndrueshmëria. Kurse armiku, meqë në fushatë merr pjesë edhe padishahu, e sheh shumë më të fuqishme ushtrinë që ka përballë, fuqia shpirtërore i dobësohet, guximi i thyhet. Motivi i vërtetë që bën të fitohet lufta është forca shpirtërore! Ne kemi përvojë të madhe qysh në fëmijëri në drejtimin e shtetit. Në fushata mund të shkaktohen situata që ndjejnë nevojë të madhe për këtë përvojë. Minutat dhe sekondat shpesh herë përcaktoj-



*Cilësia në shërbim varet nga cilësia e zemrës së atij që e bën shërbimin. Si rezultat i pastrimit të egos, zhvillohen ndjeshmëritë e zemrës. Ky nivel reflektohet edhe në shërbim.*



*Kur dëshira për shërbim e ushqyer nga klima e dashurisë hyjnore, gjen vend në zemër, e bën njeriun udhëtar të përjetësisë. Zemra vishet me rrobën dhembshurore të Junusit. Dituria, arti dhe morali të zotëruara me këtë frymë, arrijnë një cilësi përjetësie që të merr mendtë!*

në fatin e luftës. Prandaj, megjithëse jam i moshuar, do të marr pjesë në fushatë!..

Po të mbetem në saraje e të vdes me kokën në jastëk, si mund të dal nesër, në sheshin e ringjalljes, para etërve të mi ngadhnjimtarë?..”

Dhe kryeministri i tha vetëm kaq:

“Vendimi është i padishahut tim!”

Mirëpo, si do të mund ta plotësonte padishahu shumë i moshuar udhëtimin disamujor majë kalit? Prandaj, që të mund të qëndronte drejt mbi kalë dhe të dukej i fortë para ushtarëve, e mbështollën me një brez të gjerë.

Dhe fushata filloi. Stina ishte me reshje. Erdhi një çast që topat mbetën në baltovinë. Fuqia e kafshëve qe e pamjaftueshme për t’i nxjerrë topat. Ushtria kishte përparuar kurse aty përreth ndodheshin vetëm pak ushtarë dhe disa pashallarë. Sulltani dha urdhër:

“Të gjithë oficerët e gradave të larta përfshi edhe pashallarët (gjeneralët), të futen në baltë e t’u vënë supet topave!..”

Të gjithë u përveshën dhe hynë në baltë dhe topat u nxorrën nga balta me atë emocion shpirtëror. Sulltani u kthye nga historiani dhe i tha:

“Shkruaj! Brezi i ardhshëm ta lexojë duke nxjerrë mësim dhe ta zbatojë! Pashallarët dhe vezirët e Kanuniut hynë në baltovinë. Ata ua vunë supet topave dhe kështu, me lejen e Allahut, u kapërcye një fatkeqësi!”

Aty, Ligjvënësi u dhuronte brezave të ardhshëm një horizont shërbimi model.

Gjatë gjithë historisë, kur drejtuesit dhe administruesit e shtetit kanë qenë në nivel të lartë, edhe populli

ka qenë në majë. Sepse mes drejtuesve dhe nënshtetasve ndodh një identifikim. Për shembull, kur Omer bin Abdulazizi kaloi në krye të shtetit, në vend sundonin prapësitë dhe negativitetet. Në dy vjet e gjysmë të drejtimit të tij, shumë gjëra të shtrembra e të prapa u shembën, shumë gjëra ndryshuan. U realizuan fitore të mëdha materiale e moralo-shpirtërore. Me fjalë të tjera, mënyra e jetesës e drejtuesit të shtetit u reflektua te nënshtetasit. Nga kjo pikëpamje, ndërsa zotërimi i një horizonti të gjerë në shërbim është i nevojshëm për të gjitha shkallët e shërbyesve, është më shumë i domosdoshëm për ata që kryejnë shërbime drejtimi dhe administrimi.



*"Kafshata është farë, kurse mendimet janë prodhimi i saj. Kafshata është det, kurse margaritarët e tij janë idetë. Nga kafshata hallall e futur në gojë lind shërbimi për Allahun dhe dëshira për të shkuar në botën tjetër!"*

*Mevlana Xhelaleddin Rumi*



## 12. TE MOS E HUMBASIM EMOCIONIN E SHERBIMIT DHE TE JEMI TE QENDRUESHEM

Ajo çka e shtyn njeriun të vrapojë pas shërbimeve dhe që siguron kryerjen e shërbimit me kënaqësi, është pasioni, dëshira dhe emocioni ndër zemra. Personi që nuk bart dot një emocion të tillë, nuk merr dot shpirtërisht kënaqësi nga shërbimet.

Eshtë një e vërtetë se ngjitja e institucioneve, madje e shteteve ka ndodhur në periudhat kur emocionet janë përjetuar në pikat kulminante të tyre. Për shembull, periudha e Kanuniut, Ligjvënësit, kur etërit tanë të bekuar osmanë ndodheshin në epigje, ishte një periudhë kur të gjithë individët e shoqërisë, me fisnikërinë, seriozitetin dhe ekstazën e besimit, ishin si ujëvara të rrëmbyera. Në këtë periudhë, marrja vrull me anë të impresionimit dhe entuziazmit të fesë dukej jo vetëm te udhëheqësi i shtetit, Ligjvënësi, por edhe tek të gjitha institucionet e shtetit, madje edhe tek individi i pozitës më të ulët.

Me të vërtetë, kur trimi i ri që sillte lajmin e fitores së Prevezës, hipur mbi kalin e lëshuar në trok, pasi hyri në Pallatin Topkapi, tërhoqi frerët e kalit, kali qëndroi pak me dy këmbët e para të ngritura kas. Ligjvënësi që e sodiste këtë pamje, i tha trimit:

"Me ç'kalë azgan që paske ardhur!"

Atëherë trimi i tha kështu:

"Sundimtari im! Deti Mesdhe ishte një at azgan, por ne edhe atë e zbutëm!"

Kjo përgjigje ishte një shfaqje e emocionit të lindur nga vrulli i përgjithshëm me forcën e besimit.

> *"Ashtu siç nuk kalbet zemra nën dhé, ashtu dhe veprat që janë prodhime të zemrës, fitojnë përjetësi. Njerëzit e zemrës, duke u dhënë vazhdimësi shërbimeve të tyre edhe në botën e varrit, vazhdojnë të jetojnë mes nesh. Jetëgjatësia e tyre është më e madhe se e atyre që janë gjallë!"*
>
> *Mevlana Xhelaleddin Rumi.*



Nga padishahu gjer te ushtari më i thjeshtë ishte po i njëjti ndijim dhe po e njëjta rrahje zemre. Kurse fillimi i shuarjes së këtij emocioni ka përbërë fillimin e rrënimit.

Edhe zhvillimi dhe rritja e shërbimeve në rrugën e Allahut dhe dhënia e fryteve janë në raport të drejtë me ndjenjën dhe emocionin fetar në zemra. Sipas rrëfimit të Ibni Abbasit (r.a.), në një periudhë kur qe shfaqur lëshim në zemrat e besimtarëve, Allahu i Lartë pati zbritur këtë ajet:

**"A nuk erdhi ende koha që zemrat e besimtarëve të dridhen nga përmendja e Allahut dhe Kur'ani i zbritur nga lartësia e Tij? Besimtarët të mos bëhen si ata të cilëve më parë u qe zbritur libër! Kaloi shumë kohë dhe zemrat e tyre u ngurtësuan. Shumica e tyre janë njerëz që kanë dalë nga rruga!"** (el-Hadid, 16)[21]

Tek disa persona që ndodhen për një kohë të gjatë në shërbim, me kohë formohet një ndjenjë ngopjeje ndaj shërbimit, gjë që për ta është një fillim rreziku. Ndjenja e shprehur në formën "mjaft më!" është një pëshpërimë egoizmi që e tërheq personin drejt botës. Rrëfimi si më poshtë i përcjellë nga Ebu Imran (r.a.) vë në shesh nevojën dhe rëndësinë për të mos e humbur për gjithë jetën emocionin e shërbimit.

Në periudhën e omejadëve, një ushtri islame nën komandën e Abdurrahman bin Velidit kishte dalë në rrugë me qëllimin për të merituar paralajmërimin dhe konsideratën e të Dërguarit të Allahut lidhur me triumfin e Stambollit. Në atë ushtri merrte pjesë edhe Halid bin Zejd Ebu Ejjub el-Ensari (r.a.). Ndërsa bizantinët luftonin me shpinë nga muret e qytetit, një person nga ensarët e ngau kalin gjer në mes të tyre dhe aty mbeti.

*Dhjetë gjysma burrash nuk e bëjnë dot një burrë të vetëm të vërtetë!*

21 Ibni Kethir, Tefsir, IV, 332.



Muslimanët që e panë këtë skenë, duke u nisur nga ajeti **"mos e hidhni veten në rrezik me duart tuaja"** dhe të habitur, thanë:

"La ilahe il'lallah! Shiheni këtë! Me sytë në ballë, e hedh veten në rrezik!"

Atëherë, Ebu Ejjub el-Ensariu (r.a.) tha kështu:

"O besimtarë! (Të mos e kuptoni gabim!) Ky ajet u zbrit për ne, ensarët. Kur Allahu e ndihmoi të dërguarin dhe i dha fitoren fesë së Tij, ne thamë: "Tani ne të rrimë në krye të pasurisë sonë dhe të merremi me përmirësimin e tyre!" Pas kësaj, Allahu i Lartë i zbriti të dërguarit të vet këtë ajet:

وَأَنفِقُواْ فِي سَبِيلِ اللّهِ وَلاَ تُلْقُواْ بِأَيْدِيكُمْ إِلَى التَّهْلُكَةِ

**"Jepni në rrugën e Allahut dhe mos e hidhni veten në rrezik me duart tuaja!"** (el-Bakara, 195)

Me shprehjen "... mos e hidhni veten në rrezik me duart tuaja!" në këtë ajet, kërkohet të thuhet "mos u harroni pas kopshteve e vreshtave e ta lini mënjanë shërbimin në rrugën e Zotit"!

Ebu Ejuub el-Ensariu i cili ia pati vënë veshin me të gjithë sinqeritetin këtij paralajmërimi hyjnor, kurrë nuk u shmang nga shërbimi në rrugën e Allahut dhe, më në fund, gjatë kësaj beteje ku mori pjesë, ra dëshmor dhe u varros afër mureve.[22]

Fakti që Ebu Ejjub el-Ensariu i cili pati nderin ta mbante afro gjashtë muaj si mik në shtëpi të Dërguarin e Allahut dhe të merrte pjesë bashkë me të në shumë luftëra, vazhdonte të ishte i vendosur të shërbente në rrugën e Allahut megjithëse ishte mbi tetëdhjetë vjeç,

*Zoti na dhuron begati në raport me principialitetin dhe sinqeritetin në shërbimet tona.*

22 shih. Ebu Davud, Xhihad, 23; Tirmidhi, Tefsir, 2.

është një shembull i mjaftueshëm mbi nevojën që emocioni fetar të mbetet i fortë gjatë gjithë jetës.



Besimi i cili e lidh besimtarin me Allahun, zotëruesin e vetëm të fuqisë, është, në të njëjtën kohë, një emocion. Besimtarit që e ka këtë emocion, nuk duhet t'i frikësohet syri nga asgjë, nuk duhet t'i thyhet qëndrueshmëria dhe nuk duhet të bjerë në pesimizëm. Allahu i Lartë e ka shprehur kështu domosdoshmërinë e besimtarëve për të mos rënë në lëshim dhe pasivitet:

"(O besimtarë!) **Kurrë mos u lëshoni dhe kurrë mos u dëshpëroni! Po qe se jeni me të vërtetë besimtarë, jeni ju që do të ngadhnjeni!"** (Al-i Imran, 139)

Njeriu i shërbimit duhet të jetë jo prodhues problemesh por zgjidhës problemesh. Në vend që ta kthejë punën në llafe dhe kritika dhe të kërkojë të çara e mangësi, duhet të mbajë ndaj ngjarjeve qëndrim pozitiv dhe konstruktiv.

Ngecja përballë shqetësimeve dhe rënia në pesimizëm, shfaqja e lëshimit dhe tërheqja mënjanë është dobësi, gjë që nuk i ka hije muslimanit. Personat që ndodhen në shërbim, nuk duhet ta heqin nga gjuha dhe zemra këtë lutje të të Dërguarit të Allahut (s.a.s.):

*"Zoti im! Mbështetem tek ti nga dobësia, dembelizmi, frika dhe pafuqia me duar e këmbë të lëshuara!.."* (Buhari, Deavat, 38)

Çelësi bazë i suksesit në shërbim është durimi dhe qëndrueshmëria. Allahu i Lartë ka urdhëruar në ajetin kur'anor:

**"O ju që keni besuar! Bëni durim, tregoni qëndrueshmëri, bëhuni të përgatitur e syçelë. Dhe kini frikë Allahun që të arrini sukses!"** (Al-i Imran, 200)

*"(O i Dërguar!) Në luftë s'i vratë ju ata, por i vrau Allahu. Edhe kur qëllove, nuk qëllove ti, por Allahu dhe këtë e bëri për t'i provuar besimtarët. Allahu dëgjon dhe di!"*

*(el-Enfal, 17)*



**“O ju që keni besuar! Kërkoni ndihmë nga Allahu me durim dhe namaz. Pa dyshim, Allahu është bashkë me durimtarët!”** (el-Bakara, 153)

Në komentin e këtij ajeti, Elmalë M. Hamdi Yazër shprehet kështu:

“Njëri prej emrave hyjnorë është “es-Sabur” (Durimtar). Tek çdokush që ka durim, do të thotë se ka një shfaqje nga fuqia e Allahut. Sidomos po qe se këta njerëz të durueshëm bashkohen dhe formojnë një xhemaat (bashkësi), në të gjitha kushtet marrin ndihmën e Allahut. Allahu është vazhdimisht miku dhe kujdestari i tyre.”[23]

Eshtë mjaft e natyrshme që njerëzit e shërbimit, gjatë kryerjes së shërbimit, të përballohen me vështirësi dhe mundime të ndryshme. Po qe se përballë këtyre vështirësive tregohet qëndrueshmëri dhe vazhdohet rruga me durim, meritohet ndihma hyjnore dhe, me lejen e Allahut, arrihet sukses.

Imam Rabbaniu thotë:

“Edhe mundimet me të cilat mund të përballen disa njerëz gjatë deklarimit të të vërtetave të Islamit, duhen parë si lumturi. Profetët janë përballur me shumë mundime, kanë hequr shumë shqetësime. Madje, më i virtytshmi i profetëve, Hz. Muhammedi (s.a.s.), ka thënë:

*“Mundimin që kam hequr unë nuk e ka hequr asnjë profet![24]”* (Mektubat, letra e 193.)

Edhe këto fjalë alegorike të Muhammed Ikbalit janë të tilla që mund t’i bëjnë dritë në rrugë çdo njeriu të shërbimit përballë vështirësive.

*Zoti na dhuron begati në raport me principialitetin dhe sinqeritetin në shërbimet tona.*

23 shih. Elmalılı M. Hamdi Yazır, Hak Dini Kur’an Dili, vëll. I, f. 546.

24 Tirmidhi, Sifatu’l-Kijame, 34.

Një dre i ankohej një dreri tjetër:

"Pas sodi do të jetoj në Qabe, në Harem. Atje do të bie e do të ngrihem, atje do të kullos. Sepse në fusha gjahtarët kanë ngritur pusi dhe na ndjekin natë e ditë ne, drerët. Më në fund, dua të shpëtoj nga halli i gjahtarëve! Zemra të më qetësohet pak..."

Kurse dreri tjetër i përgjigjet:

"O miku im i mençur! Po deshe të jetosh, jeto mes rrezikut. Përplase kokën vazhdimisht në gurin e mprehjes dhe jeto më mprehtë se shpata prej metali të pastër! Rreziku e vë në provë forcën. Rreziku na tregon se sa na vlen trupi dhe shpirti!"

Edhe Sufjan Thevri (k.s.) e ka shprehur këtë të vërtetë duke u shprehur në këtë mënyrë:

"Për ty është më me fitim të shkosh në Horasan për të kumtuar fenë, se sa të jesh banor i Mekës!"

Ja, pra, edhe njeriu i shërbimit, përballë rreziqeve dhe vështirësive nuk duhet të prapset, përkundrazi, si pasojë e ndodhjes nën kushte të ashpra, t'i rritet qëndrueshmëria, të gjejë më shumë fuqi. Nuk duhet hequr nga kujtesa se eliksiri i lumturisë së përjetshme shumë herë ndodhet i fshehur në kohë të vështira dhe në vende të mundimshme. Me të vërtetë, nuk mund të meritohen dhunti e të mira pa hequr mundime dhe pa përballuar vështirësi. Sepse gjëja që e bën të vlefshme e të begatshme jetën janë zelli dhe përpjekjet që tregohen për një qëllim të lartë.

Shërbimi nuk është një sevda kalimtare, por një detyrë e lartë që duhet kryer gjer në frymën e fundit me pasion dhe ekstazë. Nisur nga kjo, ushqimi i rrugës i njeriut të shërbimit duhet të jetë durimi, kurse mbështetja, Zoti.



*Atje ku hyn egoizmi dhe pretendimi, nis idhujtaria e postit dhe pozitës, atje kurrë nuk shfaqet mëshira! Sepse egoizmi dhe pretendimi janë kanceri i jetës shpirtërore!*



Në një fjalë të urtë thuhet: Njeriu me këto tre cilësi është larg Allahut:

a) Ai që, duke menduar qetësinë e vet, ikën nga shërbimi.
b) Ai që, duke pretenduar për ndjeshmëri dhe mungesë durimi para skenave të mjerimit, qëndron larg tyre.
c) Ai që shoqërohet me njerëzit e ulët dhe mëkatarë.

Kurse shija e jetës shfaqet në këto tri gjëra:

a) Në besimin e bashkuar me pasionin.
b) Në adhurimin e kryer me ekstazë dhe përshpirtshmëri.
c) Në shërbimin e bërë me bukuri sjelljeje tërheqëse.

Përgjithësisht, pranueshmëria e shërbimeve të kryera në lartësinë e Allahut varet nga kryerja e tyre me etikë dhe ndjeshmëri serioze. Eshtë një e vërtetë se dhënia e rezultatit të shpresuar nga përpjekjet e bëra shkel e shko jo vetëm është shpesh herë e pamundur, por disa herë mund të japë rezultate të padëshirueshme.

Shërbimi ndaj krijesave të Allahut me dhembshuri e mëshirë është punë zemre që kërkon durim dhe mirëkuptim të fuqishëm. Njeriu i formuar i shërbimit është një njeri i pajisur me veti morale, si dhembshuria, sakrifica, vetëmohimi, etj., larg urrejtjes dhe neverisë.

Po të vështrohet çështja me syrin e arsyes dhe urtësisë, shihet se ç'vend të madh dhe me bazë zënë këto veti morale në Kur'an. Përveç kësaj, edhe rrëfimet e përshkruara në Kur'an karakterizohen si plotësues të parimeve morale. Kurse ajetet juridike tregojnë zba-

*"Personi që brenda ka thelb si lajthia, zhvokshet pjesë-pjesë si qepa!" Saadiu*

timin e detyrueshëm të sjelljeve dhe veprimeve tona morale.

Në fakt, morali i cili përbëhet nga pjekuria fetare, do të thotë kalim nga jeta shtazore në jetën njerëzore, nga vetitë e ulëta në një nivel vetish të përkryera. Kurse bazën e moralit e gjejmë te orientimi me dashuri e pasion ndaj Zotit i cili është Bukuria Absolute. Dhe rruga e kësaj kalon nëpër të gjitha llojet e përpjekjeve dhe shërbimeve.

Ja, pra, edhe njeriu i shërbimit është njeriu i cili mundet ta ruajë besimin, emocionin dhe qenien në mes të çdo grupi shoqëror që të jetojë dhe në të gjitha kushtet, i cili mundet ta mbajë zemrën larg nga rreziqet e pasurisë, pozitës dhe interesit dhe i cili ua vë veshin dhe ua jep zemrën atyre që presin shërbim, veçanërisht klithmave të heshtura të të vuajturve e të të vetmuarve!

Aftësia për ta sjellë vdekjen jo në zi, por në "natë dasme", është suksesi i atyre që dinë të jetojnë e të vdesin duke bërë një shërbim me nder. Ata kanë arritur ta njohin të fshehtën e vdekjes para vdekjes.

**Zoti ynë na e mundësoftë të përfitojmë siç duhet nga këto veti! Duke na e bërë ta ndjejmë në zemër përgjegjësinë se kemi pasur mundësi të shërbejmë por nuk kemi shkuar në çdo vend, na dhuroftë një jetë shërbimi plot zgjuarsi, vendosmëri dhe përpjekje! Duke na e favorizuar zemrave emocionin dhe gjallërinë e shërbimit, na e mundësoftë të gjithëve të përpiqemi në përputhje me pëlqimin e Tij!**

**Amin, ashtu qoftë!**



*"… Mos u bëj tekanjoz se Allahu nuk i do tekanjozët!"*
*(el-kasas, 76)*



# PJESE
# NGA PERKUJTESA E KALIFIT ALI

**dërguar guvernatorit të Egjiptit, Malik bin Harith el-Eshter**

Stolise zemrën me mëshirë, afërsi dhe trajtim të mirë ndaj njerëzve që ke nën urdhër dhe qeverisje! Kurrsesi mos u kthe ndaj tyre në një luan që shqyen prenë!

Nga njerëzit e thjeshtë, për shkak të natyrës njerëzore, mund të bëhen gabime, nga duart e tyre mund të dalin gjëra me qëllim ose pa dashje. Ashtu siç kërkon vetë ti prej Allahut mirëkuptim dhe falje, ashtu dhe fali ata dhe trajtoji me të mirë!

Kurrsesi mos u pendo kur fal. Edhe kur të dënosh, mos u gëzo! Mos u hidh në asnjë rrezik pa qenë në gjendje ta mënjanosh. Si dhe kurrë mos thuaj, "unë jam i fuqishëm, urdhëroj dhe më binden", sepse kjo e intrigon zemrën, i jep dëm fesë, e bën njeriun krenar, kurse krenaria çon në shkatërrim!

Po qe se posti që zotëron bën të shfaqen tek ti madhështia dhe mendjemadhësia, kujto fuqinë dhe madhështinë e lartë të Allahut që rrethon tërë botërat, gjë që t'i zbret në tokë shikimet dhe iluzionet që të flutu-

*"O ju që keni besuar! Kërkoni ndihmë nga Allahu me durim dhe namaz, sepse Allahu është bashkë me të duruarit!"*

*(el-Bakara, 153)*



rojnë në lartësi, ta shuan egërsinë dhe t'i kthen në kokë mendtë që të kanë lënë e ikur! Kujdes, mos tento të matesh me Allahun në madhështi, sepse Allahu që është i shenjtë e i ashpër, çdo përdhunues e kthen në mjeran dhe çdo krenar, në të poshtëruar!

❖

Në asnjë mënyrë të mos ndahesh nga drejtësia, përndryshe, bëhesh i padrejtë! Mos harro se mbrojtësi i robve të vet të dëmtuar dhe viktima është Allahu! Dhe po qe se Allahu i bëhet dikujt armik, të gjitha argumentet dhe provat ku mund të kapet ai dikush për t'u mbrojtur, përballë fuqisë së Allahut bëhen të pavlefshme, e humbin ndikimin! Armiqësia hyjnore kundër tij vazhdon gjersa njeriu të pendohet për padrejtësinë dhe dhunën që ka bërë! Nuk ka asgjë që mund ta privojë njeriun nga dhuntitë hyjnore dhe ta shpejtojë ndëshkimin hyjnor ndaj tij sa padrejtësia dhe dhuna të ushtruara ndaj të tjerëve!

Kur do të bësh një punë, të zgjedhësh atë që, për nga përbërja, të jetë më e matura, për nga drejtësia, më përfshirësja dhe, për nga fitimi i pëlqimit të popullit, të jetë ajo që kërkojnë dhe presin të gjithë!

Nga njerëzit e popullit, ata që nuk duhet t'i afrosh dhe ndaj të cilëve duhet të kesh më shumë neveri dhe urrejtje, duhet të jenë ata që hetojnë më shumë të metat e të tjerëve, sepse njerëzit kanë të meta të tilla, mbulimi i të cilave para së gjithash është detyrë e valiut (guvernatorit)!

Duhet t'i zgjidhësh të gjitha nyjet armiqësore mes njerëzve! Duhet t'i presësh të gjitha fijet që do të të

*"Varri nuk bëhet as me gurë, as me dërrasa, as me lëkura. Në zemrën e panjollë, në botën tënde të pastrimit të brendshëm duhet të gërmosh një varr dhe, para qenies së madhe të Allahut, të varrosësh e të asgjësosh egoizmin tënd, qenien tënde të vogël!"*

*Mevlana xhelaleddin Rumi.*



zvarrisnin ty drejt hakmarrjes! Tregohu sikur nuk i ke kuptuar gjërat të cilat, sipas teje, nuk kanë fituar qartësi. Kujdes, mos u beso menjëherë fjalëve të thashethemexhinjve që marrin nëpër gojë këtë apo atë, sepse, sado naiv që të tregohet thashethemexhiu, prapësesprapë është hileqar!

Kurrë mos fut në kuvendin tënd të këshillimit koprracin i cili, duke të frikësuar ty me mundësinë për të rënë në ngushticë dhe shqetësim, do të kërkojë të të bëjë të heqësh dorë nga mirësia, frikacakun që do të ta mefshtësonte vendosmërinë për punë të mëdha dhe ambiciozin që do të ta tregonte ambicien të mirë, sepse koprracia, frikacakëria dhe ambicia janë vese të tilla të këqia, që i sjell bashkë vetëm pandehma e keqe e ushqyer kundër Allahut!

Bëji shokë vetëm njerëzit besnikë të devotshëm e largpamës dhe tregohu i vëmendshëm ndaj duartrokitjeve dhe ndaj përkëdheljeve të sedrës me anë të dedikimit ty të një sërë punësh të mira që, në të vërtetë, s'i ke bërë, sepse shumica e duartrokitjeve bëhen shkak që njeriut t'i duket vetja i madh e që ta shtyjnë në krenari!.

*"O ju që keni besuar! Pse flisni për gjëra që s'keni për t'i bërë?" (es-Saff, 2) Duhet të dish se pasqyra e personit është puna që bën; personit s'i shihen fjalët, por puna!"*

Kurrë të mos barazvlerësohen para teje i keqi me të mirin, sepse një qëndrim i tillë e ftoh të mirin nga mirësia, kurse i jep vazhdimësi prirjes së të keqit për të keq!

Dhe le të të karakterizojë pandehma dhe mendimi i mirë për robtë e Allahut. Po të jesh i tillë, do të shpëtosh nga shumë lodhje!

Në krye të shërbimeve sill një njeri të tillë që, sipas teje, të jetë më i sinqerti ndaj Allahut dhe të Dërguarit



të Tij, që të jetë më i miri nga çdokush tjetër për sa i përket pastërtisë së zemrës dhe mençurisë e maturisë, që, kur të zemërohet, të sillet i qetë dhe zerioz, që t'i dëgjojë justifikimet me qetësi, që t'i dhimbsen të dobtët, që të rrijë larg të fuqishmëve të nënshtruar egos, që të mos jetë nga ata që rrinë kokulur dhe të penduar por ngrihen me zemërim!

Duke i parë dhe ndjekur punët e mëdha që kanë lidhje me popullin, mos e lërë mënjanë ndjekjen e të voglave!

Nuk ka për guvernatorët burim ngushëllimi më të madh se drejtësia që qëndron në këmbë në vend dhe shfaqja e dashurisë së popullit ndaj tij! Dashuria nuk shfaqet pa qenë zemrat të qeta e në paqe!

Njihe mirë sakrificën e secilit prej nëpunësve dhe kurrë mos e përmend shërbimin e njërit bashkë me të tjetrit! Dhe askujt mos i jep pjesë të ulët që nuk do të përputhej me guximin që ka treguar! Kurrë s'duhet të ndodhë që lartësia e pozitës së dikujt të të bëjë që një shërbim të vogël të tij ta shohësh si shërbim të madh dhe, e kundërta, që pozita e ulët e dikujt të të bëjë që një shërbim të madh të tij ta shohësh të vogël!

Askujt mos i cakto detyrë me anësi dhe ndjenjë egoizmi, sepse këto dy gjëra bëhen shkak për padrejtësi dhe pabesi!

Ndiqe veprimtarinë e personave që u ke dhënë detyrë. Dërgoju pas vëzhgues të drejtë, të ndershëm e besnikë, sepse kështu ti mund ta mësosh se si i kryejnë punët, kurse ata mund ta ruajnë amanetin dhe të sillen butë me popullin e thjeshtë!

*"Më i dobishmi i njerëzve është më i dobishmi për ta!" (Sujuti, Xhamiu's-Sagir, II, 8)*



Mos rri pa menduar për ata që ndodhen larg teje dhe mos e tharto fytyrën ndaj atyre të mjerëve dhe hetoji ata që, duke e parë veten të vegjël, kurse njerëzit që të rrethojnë, të mëdhenj, s'i sjellin dot çështjet e veta gjer tek ti. Dhe cakto vetëm për këta një njeri të thjeshtë e të besueshëm që ka në zemër frikën nga Allahu, i cili të bëhet ndërmjetës dhe çështjet e tyre të t'i njoftojë ty në mënyrën më të drejtë. Shkurt, përpiqu ashtu që kur të dalësh para Zotit, të mund të thuash: "I shpenzova të gjitha mundësitë e mia!"

Ndaj një vend dhe kohë të caktuar vetëm për t'u marrë me njerëzit nevojtarë dhe ulu me të gjithë duke treguar një thjeshtësi që do të tërhiqte pëlqimin e Allahut që të ka krijuar. Dhe shihi me mirëkuptim fjalët e tyre të pavend apo paaftësinë për t'i shprehur hallet e tyre! Po s'i ngacmove e po s'i preke ata, edhe Zoti hap mëshirën e vet për ty, të fal mirësi si shpërblim për bindjen dhe urtësinë tënde! Dhe atë që ta japësh, jepe me ftyrë të qeshur e me zemër të kënaqur. Po të mos japësh, kërko falje që të mund të pranohet!

❖

Edhe nëse të gjitha këto preokupime janë që të gjitha për hir të Allahut me kusht që ta kenë qëllimin të pastër dhe t'i vlejnë të mirës së popullit, prapë, ti, kohën më të mbarë ndaje për vete me qëllim për t'i zbukuruar raportet e tua me Allahun!

*Shërbimi nuk kryhet me telekomandë. Ata që janë në krye të punës janë të detyruar të jenë gjithmonë në krye dhe të sakrifikojnë!*

Natën e ditën, ndaje mënjanë të drejtën e robit ndaj Allahut që ndodhet në trupin tënd dhe adhurimin që të afron ty me selinë e lartë të Zotit kryeje pa të meta e të çara, pavarësisht nga çmimi! Po qe se bëhesh imam i popullit në namaz, drejtoje faljen e tij në atë mënyrë që as të mos i mërzitë njerëzit, as të mos jetë që të mos

vlejë për gjë! Mos harro se mes popullit ka të sëmurë e që nxitojnë. Kur Profeti (s.a.s.) po më dërgonte në Jemen, e pata pyetur:

"Si t'ua fal namazin atyre?"

Dhe ai më pati porositur:

*"Sipas gjendjes së më të dobtit!.."*

❖

Bëhu i mëshirshëm ndaj besimtarëve! Mos jeto i shkëputur nga populli! Sepse qëndrimi i guvernatorëve larg popullit, përveç se bëhet një lloj shqetësimi, ua pakëson atyre zotërimin e punëve të vendit. Qëndrimi i guvernatorëve pas perdes, i pengon ata të marrin vesh për ç'ndodhin në skenë! Për pasojë, në vështrimin e tyre, e madhja bëhet e vogël dhe e vogla, e madhe, e bukura bëhet e shëmtuar dhe e shëmtuara, e bukur, e drejta ngatërrohet me të shtrembrën!

Çdo njeri të afërt apo të largët ndaj teje, binde ta pranojë të vërtetën. Po qe se mes popullit është formuar pandehma se ti ke bërë padrejtësi, bëjua njerëzve të ditur justifikimin tënd dhe korrigjojua pandehmën. Kështu, me këtë, edhe thyen egon tënde, edhe sillesh butë me popullin, edhe e tregon veten të justifikuar!

Për të qëndruar në fjalën e dhënë, po u desh, flijoje edhe jetën. Kurrsesi mos u trego i pabesë ndaj marrëveshjes. Mos e gënje as armikun! Sepse askush përveç njerëzve të pamend të dënuar me humbje dhe privim, nuk mund të tregojë guximin për t'iu kundërvënë Allahut!

Ndërkaq, mos bëj marrëveshje dhe kontrata të hapura ndaj interpretimit!



*Është e pamundur ta zotërosh një punë pa ia kushtuar veten plotësisht asaj.*



Kujdes, mos bjer në vetëpëlqim! Mos u beso anëve të egos tënde që të vijnë të këndshme! Mos kërko të të lavdërojnë në sy, sepse ky është rasti më i favorshëm në dorë të djallit për t'i shkatërruar të gjitha të mirat e njerëzve të mirë!

Kurrë mos ua përmend njerëzve të mirat që u ke bërë! Ose mos i stërmadho gjërat që ke bërë! Ose mos kthe nga premtimi që u ke dhënë! Sepse detyrimi i mirënjohjes e prish mirësinë e bërë, stërmadhimi e shuan të vërtetën, kurse kthimi nga premtimi tërheq urrejtjen edhe të Zotit, edhe të njerëzve!

Kurrë mos iu hyr punëve pa u ardhur koha. Edhe kur t'u vijë koha, mos u hidh si i marrë! Mos këmbëngul me kryeneçësi në punë që s'ua njeh qartë natyrën dhe përmbajtjen, por, kur t'ua njohësh, mos vepro me mefshtësi!

Mos u sill sikur nuk e di kundërveprimin që pritet prej teje ndaj të këqijave të shfaqura të njerëzve që i ke punësuar. Në të kundërt, ndëshkohesh ti për llogari të tjetërkujt; perdet që fshehin punët, hapen para syve të tu dhe atëherë, e drejta e të dëmtuarit dhe viktimës merret prej teje!

Sundoje zemërimin, tërbimin, dorën, gjuhën dhe egon tënde! Për t'u mbrojtur prej këtyre, rri larg rreziqeve të papritura gjersa të të kalojë zemërimi dhe ta zotërosh veten! Veçse duhet ta dish se kurrë nuk mund ta gjesh mundësinë për ta zotëruar veten pa kujtuar pa lëkundje se ke për t'u kthyer te Allahu!

**Lutja jonë i drejtohet Allahut! Paqja qoftë mbi të Dërguarin e Allahut!**

*"Zëri i fyellit është zjarr malli dhe dashurie pasionante që e djeg zemrën. Forca prekëse dhe djegëse në zërin e fyellit janë prej zjarrit të dashurisë pasionante të rënë në të. Ai që nuk e ka këtë zjarr, u shoftë!"*

*Mevlana Xhelaleddin Rumi*

# POROSI NGA EDEBALIU

## për Osman Gaziun



"O bir!

Ti je bej, princ, dhe, pas kësaj, zemërimi na takon neve, butësia, ty; prekja në zemër, neve, fitimi i zemrave, ty; akuza për faj, neve, pranimi, ty; dobësia, vetëmashtrimi, neve, mirëkuptimi, ty; ngatërresat, përfytjet, mosmarrëveshjet, neve, drejtësia, ty; syri i keq, goja sa një çorape, vlerësimi i padrejtë, neve, falja, ty!.."

"O bir!

Pas kësaj, përçarja na takon neve, pajtimi, ty; përtacia, neve, tërheqja e vërejtjes, inkurajimi, formimi ynë, ty!.."

"O bir!

Ngarkesën e ke të rëndë, punën, të vështirë, fuqinë, të lidhur për një qimeje... Allahu të qoftë ndihmëtar! Princërisë t'i dhëntë bekim! Ta bëftë të dobishme në rrugën e të Vërtetës! Dritës t'i dhëntë shkëlqim! Ta bëftë dritën të të shkojë larg, shumë larg! Të dhëntë fuqi ta mbash barrën, të dhëntë mendje dhe zemër që të të mos rrëshqasë këmba!"

"O bir!

*"O besimtarë, kurrë mos tregoni mefshtësi dhe mos bini në dëshpërim! Po qe se jeni me të vërtetë besimtarë, jeni ju ata që do të bëheni eprorë!"*

*(Al-i Imran, 139)*



Të jesh i fortë, i fuqishëm, i mençur e i gojës!... Por po s'e dite se ku dhe si do t'i përdorësh këto, ikën tutje me erën e mëngjesit, zemërimi dhe egoizmi të bërë bashkë, ta mundin arsyen. Prandaj të jesh gjithmonë i durueshëm, i vendosur dhe i zoti i vullnetit tënd!..

Durimi ka shumë rëndësi. Një princ apo sundimtar duhet të dijë të durojë. Lulja nuk çel para kohe. Dardha e pabërë nuk hahet; edhe po ta hash, të ngel në fyt. Edhe shpata pa dije është krejt si dardha e pabërë!

Populli yt le të jetojë si di. Mos ia kthe shpinën popullit! Ndjeja qenien në çdo kohë. Eshtë kjo kulturë që edhe e drejton, edhe e mban gjallë shoqërinë!"

"O bir,

Njerëzit ekzistojnë, në agim lindin dhe në ezanin e mbrëmjes vdesin!

Bota s'është e madhe siç ta shohin sytë. Të gjitha të fshehtat e pazbuluara, të panjohurat, do të dalin në dritë të ditës vetëm me virtytin dhe drejtësinë tënde!

Respektoji nënën dhe atin! Dije se begatia është bashkë me të mëdhenjtë!

Në këtë botë, po e humbe besimin, ndërsa je i blertë, thahesh, kthehesh në shkretëtirë!

Bëhu fjalëhapur! Mos e merr çdo fjalë mbi vete! Po i pe gjërat që është më e dobishme, madje të nevojshme të fshihen, mos i thuaj; po i dite, mos i trego! Mos shko në atë vend ku të duan, aq shpesh sa të bëhesh i mërzitshëm se të tronditen dashuria dhe konsiderata!.."

Të të vijë më keq për dijetarin mes injorantëve, për atë që ka qenë i pasur dhe është varfëruar dhe për atë

*"Jepni në rrugën e Allahut dhe mos e hidhni në rrezik veten me duart tuaja! Dhe në çdo veprim silluni me drejtësi dhe ndershmëri se Allahu i do të drejtët e të ndershmit!"*

*(el-Bakara, 195)*

që e ka humbur konsideratën ndërsa ka qenë i respektuar!

Mos harro se ata që zënë vend lart, nuk janë aq në siguri sa ata të poshtmit!

Mos ki frikë nga lufta ku ke të drejtë! Ta dish se më të mirit kalë i thonë dorí dhe më të mirit trim, deli!

Fitorja më e madhe është ta njohësh vetveten. Njeriu është armik i vetvetes! Por kur e njeh vetveten, bëhet mik i vetvetes!

Po u ul, njeriu nuk ngrihet aq lehtë! Po s'lëvizi, njeriu mpihet. Me t'u mpirë, nis të llomotisë dhe llomotitja kthehet në thashetheme. Dhe pasi të nisin thashethemet, fillon prishja: miku bëhet armik, armiku bëhet lugat!

Fuqia e personit një ditë shterron, por dija jeton. Drita e dijes hyn brenda edhe nëpërmjet syve të mbyllur, madje, fiton dritë!

Gomari ngordh, i mbetet samari; njeriu vdes, i mbetet emri! Duhet qarë jo ai që shkon, por ai që s'lë gjë pas! Gjëja e lënë pas duhet vazhduar!

S'kemi të drejtë të rrimë, të pushojmë, sepse s'kemi kohë, kurse afatin e kemi të shkurtër!

Dashuria duhet të jetë baza e çështjes. Kurse shprehja e dashurisë bëhet heshtazi, jo me të bërtitur, as vetëm me të parë!

Ai që s'e njeh të shkuarën, s'e njeh dot as të ardhmen. Osman, njihe mirë të shkuarën që të ardhmen ta shohësh saktë! Mos harro nga ke ardhur që të mos harrosh ku do të shkosh!"

❖



*"Njeriu, po u ul një herë, nuk mund të ngrihet lehtë nga vendi. Kur personi nuk lëviz, mpihet. Kur mpihet, fillon të llomotitë dhe llomotitja kthehet në thashetheme. Dhe, pasi të fillojnë thashethemet, ai s'përmirësohet më; miku bëhet armik dhe armiku kthehet në lugat..." Sheh Edebali*



Këto këshilla të pashoqe të Edebaliut për Osman Gaziun, e kanë bartur shtetin dhe kombin osman, nga sulltanët, te dijetarët, nga akinxhiu te dervishi, drejt majave dhe janë bërë pretekst për suksese dhe fitore të panumërta si materiale, ashtu dhe moralo-shpirtërore. Prandaj, arkitektët e vërtetë të shtetit osman janë bërë brezi Edebali dhe mbretërit e zemrës të rritur në duart e tyre të begata. Pra, virtyti, begatia, bukuria dhe pastërtia e tokës osmane është vepër e atyre zemrave të zgjedhura me natyrë trëndafili. Sa bukur e ilustron këtë të vërtetë ky rrëfim në veprën "Gjylistani" të Saadiut:

"Një ditë, në hamam, njëri nga miqtë më dha një copë argjilë aromatike për t'u pastruar. Nga copa e argjilës përhapej një aromë parfumore. E pyeta argjilën:

"Moj e bekuar! U deha me aromën tënde të mirë! Pa më thuaj, ç'je ti, myshk apo amber?"

Argjila m'u përgjigj kështu:

**"Unë jam dheu i një trëndafili! Ndodhem nën një fidan trëndafili dhe lagem përditë nga vesa që pikon nga gonxhet e trëndafilave. Ja, kjo aromë që u jep prehje zemrave dhe që e ndjeve edhe ti, atyre trëndafilave u përket!"**

*"Durimi është me shumë rëndësi. Burri duhet të dijë të durojë. Lulja nuk çel pa i ardhur koha! Ftoi i pabërë nuk hahet; edhe po u hëngër, mbetet në fyt!"*

*Sheh Edebali*

Shkurt, në periudhat kur shekujt osmanë u gatuan me një meritim të tillë, domethënë, me vesën e pikuar nga trëndafilët, ka shpërndarë aroma të papërshkrueshme nëpër botë dhe është bërë burimi bukurish dhe virtytesh në detyrën për rregullimin e botës. Veçanërisht begatia e vargut të gjenive në tre shekujt e parë të osmanëve është shfaqur në dheun e një trëndafili, e trëndafilit që është simbol i profetit Muhammed (s.a.s.)!



Pra, me moralin e tij, kryeprofeti është edhe trëndafili i trëndafilave! Me të gjitha aspektet e tij të jashtme e të brendshme, ai është mbreti i trëndafilave!

**Duke na falur pjesë sa një thërrime nga gjendja e tij, Zoti ynë na e mundësoftë të gjithëve të bëhemi një pikë vesë e atij trëndafili të zgjedhur të kësaj bote e të përjetësisë!**

**Amin, ashtu qoftë!**

*"Preji ankimet për të tjerët për shkak të mjerimeve që të kanë rënë mbi kokë!.. Sepse i ankohesh të pamëshirshmit për të mëshirshmin!"*

*Hz. Hysen r.a.*

# PERMBAJTJA

**Pjesa e tretë**

**SHERBIMI DHE ETIKA E TIJ**